## Ç'kërkojmë?

Na që jemi armiq të fjalëve të shumta dhe përgjithësisht të retorikës, sot jemi të detyruarë të flasim; por, folja jonë s'ka as një stoli, është lakuriqe, është shprehja e shpirtrave neoshqiptarë që, duke krijuar një frymë të re mbi sipërfaqen e vendit tonë, kërkon të zgjuajë ata që janë në gjumë, t'u japë dorën vllazrore inocentëve dhe të shqelmojë hipokrizinë dhe ndryshkun.

Na nuk mund të kuptojmë se si mund të ndodhen njerëz jo neoshqiptarë midis atyr që, sido kudo, janë rritur e frymëzuar me mendime e parime të botës perëndimore. Vetëm ai që s'ka shpirt, që gëzimin e tij nuk e gjen në madhështinë kolektivitetit shqiptar dhe që në të katër anët i duket se gjendet përpara "pa mundësirave" në jetë, vetëm ai, ka të drejtë të thotë "s'jam neoshqiptar". Dhe ne do ta lëmë rehat këtë kreaturë të dobët, sikundër burrat që shkojnë në luftë lënë fëmijët e vegjël në shtëpi. Të vogjëlit s'janë për luftë.

Gjersa ndonjëri prej këtyre do të rrijë mbas nesh si i vogëli në shtëpi, puna është mirë. Ne do të mundohemi pak nga pak ta ngrëmë lart, t'i a forcojmë besimin, ta fuqizojmë; por kur këta mbeten pas për intriga, për kompromise, për të luajtur atë lodrën e mallkuar dhe dinake që nuk është e re, "me të dy anët e nga të rëndojë balanca", atëhere puna ndryshon. Këta janë armiqtë më të pabesë. Këta damkën e hipokrizisë së përjetshme e kanë në ballë dhe janë të destinuar të dështojnë.

Neoshqiptarët nuk janë një grusht njerëz të lidhur me miqësira personale e që kanë vendosur të flasin dhe të veprojnë për një ideal duke u shtytur prej asaj miqësie.

Neoshqiptarët janë një grup i madh njerëzish me ndjenjën e lartë të atdhedashurisë, e cila është faktori më i madh që i bën të bashkëluftojnë për triumfin e idealit kombëtar. Neoshqiptarët i lidh dhe i mban të bashkuar vetëm ndjenja e përbashkët e tyre për lartësimin e Atdheut.

Nëqoftëse sot nuk buçisin mjaft zëri dhe vepra e tyre përparimtare, kjo rjedh pse këta nuk kanë vendosur të bëjnë flakën e kashtës. Kjo vepër e mbështetur mirë në sinqeritet dhe në ndjenjën e thellë të altruizmit, do të zhvillohet me urtësinë që lyp llogjika dhe natyra e punëve tona të sotme.

"Ç'kërkoni?!" na pyet një që i është venë jetës me gjithë shpirt duke përdorur të gjitha mënyrat për të grumbulluar lekë.

Sigurisht si ky, ka dhe të tjerë në botën tonë e prandaj, sado që është përsëritje, na do ta themi menjëherë ç'duam:

1) Natyrat pa hipokrizi, që kanë ndjenja dhe që rrojnë për një ideal në jetë, të bashkohen për të krijuar kështu një klasë vepronjëse për lartësimin dhe zhvillim moral e kulturor të shoqërisë shqiptare.

2) Të veprojë kjo klasë, që popullit t'i nderojë qeveritarët e të zbatojë porositë e tyre, jo nga frika e ndëshkimit, por nga bindja e plotë se në institutet qeveritarë rrinë dhe punojnë njerëz patriotë, njerëz që u dhimbet vuajtja dhe varfëria e familjes shqiptare. Për këtë do të duhet të bëhet një pastrim i madh në organizmën shtetërore.

3) Kjo klasë vepronjëse, e përbërë prej njerëzve me një koncept moral të pastër, prej njerëzve intelektualë dhe mbi të gjitha prej njerëzve që kanë një shpirt, të veprojë në të gjitha drejtimet për të rrahur e zgjidhur një tok problemesh të shoqërisë sonë.

Më shkurtas, ndërtesa e ré shqiptare të ngrihet e të madhohet, në themel të traditave tona fisnike, nga shpirtrat dhe duart e pastra, të cilat janë të vetmet që i japin çdo vepre jetë dhe bukuri të përjetshme.

Këto, pra, kërkojnë sot neoshqiptarët dhe këto do t'i realizojnë, sepse shpirtin, vullnetin, energjinë, guximin i kanë, dhe mbi të gjitha, kanë një udhëheqës që është simboli i fitores, shpëtimtarin e kombit.

*Arbënia, 1930*



## Sinqeritetin për bazë

Nëqoftëse ne shqiptarët do të frymëzohemi nga sinqeriteti në sjelljet dhe veprat tona, të jemi të sigurtë se puna jonë e shenjtë për rindërtimin e Atdheut tonë të dashur, do të vejë mbarë. Do të vejë mbarë, sepse i tillë është vullneti i pathyeshëm i Atij që drejton fatin tonë. Por, kjo nuk do të thotë se ne qytetarët dhe subjekët e bindur duhet të jemi makina të ftohta që përmbarojmë një punë të caktuar, shumë herë vetëm për të siguruar "bukën" dhe aty të ndalemi. Jo, kurrë! Është një "krim moral" që i bëjmë vetes dhe kolektivitetit, të cilit na i detyrohemi shumë. U detyrohemi shumë, për shëmbëll, dëshmorëve tanë, që për një Shqipëri të lirë nuk sakrifikuan vetëm kolltukë e rroga, por dhanë dhe atë me të shtrenjtën pasuri: jetën e tyre. Me gjak të tyre u mbrujt dhe u gatua Shqipëria, që na e gëzojmë sot.

***

Çështja e të kuptuarit dhe çështja e të ndierit janë dy gjëra fare të veçanta. Një njeri mund të arsyetojë mirë dhe të kuptojë nga arsyeja, por kjo nuk domethanë se ndien. Njerëzit me ndjenja nuk mund të jenë, veçse në një përqindje të vogël midis nesh. Kjo është një fatkeqësi.

Me njerëz skeptikë, të paralizuar nga shpirti, me njerëz që u ka humbur entusiazmi dhe energjia, s'do të arrijmë asgjëkundi. Duhet punë e djersë për të rindërtuar Shqipërinë. Duhet entusiazëm dhe guxim të mbështetura në sinqeritet, në një shpirt të kulluar. Fallsitetet, reklamat, hipokrizitë e oportunizmat, si në shekullin e tetëmbëdhjetë mund të kenë një duresë deri-diku, por s'mundin kurrë të rrojnë në faqe të këtij dheu. Janë të dënuara të zhduken duke u pështytur ndytas një ditë. Kështu ka ngjarë në të gjithë botën, e pra, vendi ynë s'mund të jetë një përjashtim.

Klasa e vjetëruar, që akoma vazhdon të dominojë sot me mentalitetin e ndryshkur, sikundër e

përshkruante dhe në gazetën Vullneti një miku ynë në Shkodër (S. S.), është skeptike për çdo gjë, për çdo inisiativë të re. Skepticizëm nuk do me thënë dyshim intelektual, por dyshim moral, pabesim, mungesë sinqeriteti, më në fund e më shkurtas, një paralizim shpirtror.

Këta duhet të hiqen nga mesi ynë. Duhet të pastrohet makina e shtetit nga këta parazitë, që diskreditojnë idenë e shtetit në popull dhe përkundrazi. Duhet filluar pastrimi që nga funksionarët e lartë.

Sinqeriteti, që është kondita kryesore për t'i shërbyer me dobi kombit, u mungon dhe asgjë në botë s'mund të jetë e mirë, e frytshme, e drejtë, po s'qe e mbështetur në sinqeritet. Me oportunizëm,me hipokrizi nuk bëhet shtet. Duhet të jemi ballhapët dhe të lëftojmë për triumfin e së drejtës e të së mirës. Vetëm kështu do të bëjmë detyrën tonë ndaj Atdheut dhe mbretit tonë ideal.

Por kur hedhim një sy rreth e rrotull nuk shohim veçse aty-këtu ndonjë njeri që u përgjigjet konditave që lyp fryma e ré që mbështiell Shqiprinë e rilindur dhe të konsoliduar prej produktit më të zgjedhur të rracës sonë. Nuk shohim mjaft se atje ku duhen njerëz me ndjenjën e lartë të abnegasionit, sakrificës e të guximit për mbarëvajtjen tonë kombëtare. Né duam njerëz që të mos trëmben të marrin përsipër përgjegjësi, kur e kërkon e mira e Atdheut. Njerëz dinamikë, njerëz të ndjenjës e të veprimit.

Fantazmat skeptike të sotme do të zhduken nesër sigurisht. E imponojnë ligjet imperative të natyrës. E imponon e mira e kombit, që është i vetmi kujdes i të Madhit tonë. Ne duam njerëz të sinqertë që të bëjnë vepra të bazuara në sinqeritet. Vetëm këto vepra i lypsen Shqipërisë së sotme.

*Arbënia, 1930*



## Burra shteti e funksionarë

Fjalët "burrë shteti" dhe funksionar ose nëpunës shteti, japin dy kuptime që ndonëse në ndëgjim gabimisht shembëllejnë dhe merren si të njejta, në realitet janë kryekëput të ndryshme. Ndërsa e para kërkon cilësira shumë të larta, vullnet të madh, mëndje të kultivuar, shpirt të pastër dhe përgjithësisht "gjeninë", tjetra kufizohet me këto merita të ralla. Në fakt e dyta është zbatuesja e urdhëzimeve që jep e para. Është një zbatuese e ndërgjegjshme, e thjeshtë, e pastër dhe eficiente.

Një nëpunës shteti, në kuptimin e plotë të fjalës, është një faktor i vlefshëm për organizimin e madh të një qeverie, ndërsa një "burrë shteti" është një lavdi për një popull të tërë e në shumë raste dobiprurës dhe për botën mbarë. Natyrisht sepse burri i shtetit është një njeri origjinal, që nuk sundohet nga zakoni dhe influencat e rrethanave, por, rron një jetë të veçantë me një botë krejt të vetme dhe thellësisht të sinqertë. Shkojnë shumë kohë e "turma" s'e kupton dot "zgjeninë", por kjo është e destinuar të shkëlqejë një kohë me pastërtinë e saj të mermertë dhe si e tillë të mbetet për të gjithë kohët.

Historia na mëson se rraca jonë ka pjellë gjenira të dorës së parë në të kaluarën e largme. Kjo nuk na jep të drejtën të jemi vetëm kryelart, por na detyron të qëndrojmë e të mendohemi pakëz. "Libri i së shkuarës" është një lavdi për ne, por ajo që është me shumë rëndësi,është libri që shkruajmë sot. Realiteti i sotëm.

E gjithë fatbardhësia jonë kombëtare konsiston në pasjen e një gjenie prej rracës sonë në krye të kombit. Të gjithë të tjerët jemi funksionarë të shtetit, midis të cilëve, të mirët formojnë pakicën.

Kjo gjë e fundit është një fatkeqësi për ne si kolektivitet. Sepse këta që janë funksionarë nga pozita e tyre, nuk mjafton që kanë të kundërtat e virtyteve të një nëpunësi, por edhe mbahen, me fjalë të fryra, si

burra shteti, kurse njeriu që zë një kulltuk ministri, nuk do methënë aspak se është burrë shteti.

Në këto ditët e fundit janë rrahur nja dy çështje, që kanë sjellë në evidencë të qartë se gabimisht kemi patur njerëz në disa pozita, që jo vetëm nuk i meritonin, por qenë dhe të dëmshëm. Ne nuk rrimë të bisedojmë mbi dëmin që shkaktuan ata, por po përfitojmë nga ky argument që të flasim e të kuptojmë se herë-herë udhëtojmë në errësirë. Në një errësirë morale që është dyshim se mos të shpie në buzë të greminave më të tmerrshme.

Me flamurin e një shqiptarizmi të ri na po ecim përpara në dritën e diellit. Aty-këtu lëshon jargët ndonjë, i cili si pikë drejtuese në jetë ka stomakun. I mësuar në mbrapështi, kërkon të gjejë elemente e të njollojë një të vërtetë shpëtimtare, që buron nga zemrat e ra të djalërisë idealiste. Të asaj djalërie tek e cila populli shqiptar dhe mbreti i kanë varur të gjitha shpresat.

Na, buzëqeshim me ironi, se e dimë dhe jemi të sigurtë që hijet janë hie dhe, që falsitetet dhe hipokrizitë e një Cagliostro-s s'kanë duresë përpara një vërtetësie kaq të gjallë.

Njerëzit e stomakut sot na shpifin e nesër do të na lëvdojnë. Nga të fryjë era më mirë, për të siguruar "bukën". Na i njofim bukur të gjitha këto dhe është kjo njohje e thellë mbase, që na e shton edhe më vullnetin tonë.

Kjo erë e ré do të mëkëmbë burra me karakter, tipa, që janë ideale për rracën tonë. Midis luleve të ra, gjëndet çdo që është e mirë, e pastër e sinqeretë dhe shëronjëse. Nga ky brum e do të dalën qytetarët vlefshëm dhe burrat e shtetit.

Ky është horizonti që po i afrohet Shqipëris sonë të dashur dhe ne me vullnetin e patundur për punë, punë e punë për Atdhe, po zbatojmë për ditë atë që na ka urdhëruar i madhi ynë: "Ecni përpara me hapa të sigurta se fitimi është i juaj"!

*Arbënia, 1930*



## Për një "politikë popullsie"

Demografia, ose "politika e popullatës", si e quajnë tashti së fundi, është një shkencë më vete dhe, si e tillë, ka ligjet dhe mënyrat e saj. Për të studiuar një shoqëri njerëzore "demografikisht" lypsen njohur një tok elementesh dhe gjëndje që shtrihen në "kohë". Shumica e këtyre, zakonisht përkthehet në shifra. Në Shqipëri mungojnë statistikat dhe studimet për kohën e kaluar prej të cilave do të rezultonte se çfarë është e "përhershme në ndryshuarshmërinë". E keqja shtohet kur mendojmë se dhe ato pak kartëra që pretendojnë të na japin pasqyrën e realitetit të sotëm, nuk janë të kënaqshme dhe, aq më pak, të besuarshme. Regjistrimi i popullsisë që u bë së fundi, ishte një tentativë për të caktuar numurin e banorëve; asgjë më tepër. Në këtë mënyrë, pra, e vetmja gjë që dihet me siguri në rastin tonë, është që popullsia brënda kufive të mbretërisë vërtitet rreth milionit.

Njëqind e në pyetjet e tjera që kërkojnë një studim, pak a shumë serioz, mbeten pa përgjigje. Me qenë, pra, se elementët bazalë për një studim shkencor mungojnë, është nevojë ta themi që në krye, se qëllimi i këtij artikulli është të tërheqë vëmendjen e klasës studjonjëse shqiptare mbi këtë problem, i cili, pa tjetër, është nga të radhës parë për Kombin.

### Vija të trasha

Gjëndja jonë e sotme paraqitet origjinale nga shumë pikëpamje. Jemi një popull, pothuaj, parahistorik dhe jemi një shtet i porsalindur. A mund të pretendojmë ne një "kulluetësi rraciale"? Me fjalë të tjera e thënë shqip, a jemi të një gjaku? A jemi të një barku?

Biologjikisht nuk gjendet asnjë vërtetim. Ngjarjet historike dhe sidomos realiteti i sotëm, dëshmojnë të kundërtën. Nëqoftë se Myzeqeja paraqet një

heterogjenitet të madh nga pikpamja e rracës, edhe të famshmet malësi, nuk japin asnjë garanci për thjeshtësinë e tyre. Ku më shumë e ku më pak, vihet re se rraca jonë është kryqëzuar me të tjera, në mos fare e zëvëndsuar.

Si do që të jetë e vërteta, nuk është nevojë të qëndrojmë shumë mbi këtë pikë. Puna e rracës është një "sentiment" dhe jo një "realitet". Pikërisht kështu është dhe puna e gjuhës. Perandoria Austro-Hungare nuk u përmbys, sepse kish shumë rraca dhe shumë gjuhë brenda. Zvicra e sotme qëndron dhe lulëzon pikërisht sepse populli i saj flet tri gjuhë dhe u përket tri rracave të ndryshme. Tani ka shumë kohë që janë kthyer përsëprapthi shumë koncepsione. Nasionalizma nuk mbështetet më vetëm mbi "Rracë" dhe "Gjuhë".

Nga pikpamja biologjike, popullin tonë do ta ndajmë në trish: Veriu, Juga, dhe Mesi, që përmbledh krahinat Berat, Elbasan, Tiranë dhe Durrës. Përgjithësisht populli ynë është shumë riprodhonjës. Burrat janë të fuqishëm si meshkuj dhe gratë janë pjellore të mira. Fakti që s'jemi shumuar dhe që s'po duken shenja të mira edhe sot e gjithë ditën, se do të shumohemi, i detyrohet ekskluzivisht pamundësisë dhe pazotësisë për rritjen e atyre që lindin, një pjesë e madhe e të cilëve, evidentërisht, vdes në moshë të njomë. Mbasandaj vjen çështja e sëmundjeve dhe më në fund varfëria ekonomike.

Ka mjaft arësye të besohet se popullsia e Jugës qëndron në shkallë të dytë nga pikpamja e riprodhimësisë. Në krye qëndron ajo e Veriut, e cila, pa pikë dyshimi, paraqitet edhe më e sakta nga pikpamja fizike. Në është se popullsia e Jugës është shumuar më tepër, kjo i detyrohet avantazheve që ka mbi atë të Veriut nga pikpamja e rritjes së fëmijve dhe sidokudo nga një supërioritet kultural, ekonomik de shoqëror. Popullsia e Mesit të Shqipërisë, mund të quhet një përzierje, në të cilën gjënden shumë karakteristika të Veriut dhe të Jugës si nga pikëpamja e rracës, ashtu dhe nga pikëpamja psikologjike.

Po të hedhim një vështrim të kujdesshëm mbi karakteristikat shpirtërore të popullit tonë, do të konstatojmë se ndarja e vrazhgët biologjike, që i bëmë arbitrarisht, koincidon plotsisht mirë me disa ndryshime shpirtrore. Ndërsa Malësori i Veriut është krejt verior, i qetë, i mbyllur, konservator, i qëndrueshëm dhe i fortë si në punë, ashtu dhe në mendim; burri i Jugës është inteligjent, intuitiv, liberal, impulsiv dhe jo fort i qëndrushëm. Ay i Mesit të Shqipërisë ka mundësi të bëjë një sintezë, një fuzion të goditur mirë nga këto influenca të kundërta.

Po nuk mjaftojnë këto ndarje, ka edhe një tjetër më me rëndësi. Branko Merxhani e ka qëlluar mirë këtë të fundit me një artikull të tij. Mbi tre Njësitë Biologjike, që kanë krijuar fetë. Katoliku s'është martuar me myslimankën, ortodoksi me katoliken etj. Pikërisht ashtu siç nuk është martuar Veriorja me Jugorin etj. Gjithë këto ndasi, gjithë këto "frëthe psikologjike" e kanë ndarë botën tonë të vogël në thërrime të veçanta. Nën këto kushte, doemos s'ka se si të shtohet populli ynë; as që është e arsyeshme të presim një homogjenitet rracial dhe një njësi shpirtrore. Mos ushtrimi i "kryqëzimit të lirë" ka qënë fatale për ne. Mbi këtë nuk besojmë të ketë kundërshtim asnjë nga ata që e ndjejnë veten, më parë nga çdo gjë shqiptar.

Megjithkëto të këqija, megjithë këto gardhe e pengime, nuk duhet mohuar se populli ynë nuk është futur akoma në fazën e dekadencës absolute. Është, na duket, në një gjendje "stasionare" dhe ruan mirë burërrinë që e karakterizon. Sikur të mos rëndonin mbi ne kaq shumë varfëria ekonomike, sëmundjet e ndryshme dhe një lloj mode, që po përhapet për të mos u martuar (!), demografikisht ne do të ndodheshim duke ikur në të "përpjetë".

Politika e popullsisë.

Për shumë kohë ka mbretëruar në këto punët e demografisë, e ashtuquajtura politikë e "laissez faire"-it. Si ç'e thotë dhe vetë fjala kjo nuk është një politikë. Kësaj i thonë indiferencë. "Lëri punët të ikin natyrshëm, se ashtu është më mirë". Kjo teori u predikua nga shkolla liberale kozmopolite dhe u përqafua me gëzim nga shumë qeveri, që s'kishin qejf të kenë mbi krye dhe problemet e rënda të demografisë. Sepse këto çështje nuk interesojnë popullin e sotëm dhe çdo qeveri kërkon, më parë nga të gjitha, që shikohet me sy të mirë nga ata që i japin vetëm dhe të hollat! Vetëm ata kombe, që kanë qeveritarë të mëdhenj, njerëz që i tremben gjyqit të historisë, vetëm ata shohin dhe mendojnë se ku do të ndodhen mbas 50 vjetësh.

Askush më tepër se ne shqiptarët nuk ka nevojë të mendohet dhe të përkujdeset për këto punë. Për shtimin e popullsisë sonë na duhet ndjekur një politikë popullsie dinamike në shkallën më të lartë. Nga çdo kënd që ta shikojmë gjëndjen tonë, dhe sidomos nga pikpamja ekonomiko-politike, përnjëherësh kemi përshtypjen se e keqja qëndron në themel: jemi pak si numur dhe nuk po ecim në udhën e një zhvillimi intensiv dhe harmonik, që ka si përfundim formimin e një populli kompakt nga të gjitha aspektet. Por, sidomos çështja e numurit, është me të vërtet tmerronjëse.

Ç'mund të bëjmë? Mund të bëhen shumë gjëra. Duke rrahur mendimet ose më mirë duke filluar praktikisht nga puna, do të gjënden mënyra dhe mjete për të realizuar shumë. Përfitojmë nga ky rast dhe konkretizojmë disa mendime:

1. Taksimi i beqarëve. - Në disa nga shtetet e kontinentit europian është duke u zbatuar një ligjë që takson njëzetvjeçarët e pamartuar. Një gjë të tillë mund ta bëjmë dhe ne që kemi nevojë të shtohemi, fjala vjen, më tepër se Italia. Çdo beqar taksohet si mbas gjëndjes së tij ekonomike. Katundari i varfër me 20 fr., në vit, i pasuri me 400. Italia nxjerr plot 110 milion liretta në vit nga zbatimi i këtij ligji. Tërë kjo shumë përdoret për rritjen e jetimëve. Prapë me anë të këtij ligji caktohen çmime dhe dhurata për prindërit, që rrisin një numur të madh fëmijësh. Ka një tok mënyra për propagandë dhe inkurajim në punën e shtimit të popullsisë.

Duhet vënë tërë fuqia për çrrënjosjen e disa paragjykimeve, që folëm më sipër. Duhet bërë e gjithë propaganda, që është e mundur, që të martohen veriorët me jugorët, muslimanët me të krishterët etj. Duhet të jemi krejt intransigjent kundër disa fetarëve, që trazohen në këto punë, të cilat kanë të bëjnë me interesat vitale të kombit. Ne durojmë vetëm një frëth: shqiptarizmën. Ata që kërkojnë të na vënë tjetër, marrën shqelme.

2. Ku jemi dakord se na mungojnë fonde?... - Në shkallën e dytë vjen përnjëherësh çështja e shërbimit të shëndetësisë, e cila ngjer sot përbën një sëmundje në vetvete. Sëmundjet e ndryshme po korrin triumfalisht pa gjetur asnjë gur në udhë. Korrin të rritur nga mosha, korrin foshnja në një masë tmerrësisht të madhe. Duket se të gjithë jemi dakord, që na mungojnë fondet për të bërë vepra të mëdha në lëmin e organizimit të shërbimit të shëndetësisë! Dhe harrojmë se e gjithë zotësia dhe i gjithë marifeti qëndron tek të realizuarit shumë pa pasur miliona në dispozicion! Në Shqipëri, kemi nevojë për njerëz, që të bëjnë punë pa pretenduar të bëjnë not në mes të fondeve; njerëz me gjoks të fortë, njerëz, që të kenë bindjen se do t'ia dalin në krye qëllimeve, edhe kur të mos t'i kenë të kompletuara, si ç'duhet, mjetet dhe veglat. "Atje ku ka një vullnet, ka dhe një posibilitet" thotë englezi

3. Instalime me mend - Në shkallën e tretë vjen çështja e kosovarëve dhe e çamërve. Në është e vërtetë,

se për disa arësye politike na duhet të mos inkurajojmë zbrazjen e Kosovës dhe të Çamërisë, të paktën, ata që janë të shtrënguar të vijnë në Shqipëri duhet t'i instalojmë mirë dhe në vende të arsyeshme. Për shëmbull, çamërit, me sa të jetë e mundurnë Veri dhe kosovarët në Jug. Autoritetet e vendit duhet të interesohen, që këta tëlidhin miqësira me anën e martesave. Kësaj çështjeje i duhet dhënë një rëndësi e veçantë për shumë arsye, që s'duhen përmendur këtu.

Shkurt, është besimi ynë se qeveria jonë ka në dorë shumë. Mund të bëjë që brenda pak vjetve, të rrojnë 2 milionë shqiptarë të shëndoshë në vendin tonë. Dhe sapo të kemi marrë një herë të përpjetën, ikim vetë pastaj. Me pak shpenzime të kota për gjëra e vepra të pakuptimta dhe me tepër qejf për punë serioze dhe substanciale si këto. Kjo është receta magjike për ata, që duan të pavdekësojnë emërat e tyre.

*Minerva, 1933*



## Shtypi dhe opinioni publik

Të dy gazetat e kryeqytetit e kanë ndarë punën aq mirë, saqë shumë rallë u takon të bien në kundërshtim njëra me tjetrën. Por si duket, era e polemikës, që po fryn këto kohët e fundit në Shqipëri, kaloi edhe nga redaksia e rrugës së Dibrës. Kur themi polemikë, nuk jemi të sigurtë në mund të quhet kështu, ajo shfaqje mendimesh të kundërta po mbi atë çështje, që u bë tani shpejt në shtyllat e Vatrës dhe të Besës. Këtu duket sikur u përgënjeshtrua preteza e atyre, që thonë, se ndër ne, polemika merr me doemos formën e sharjeve personale. Ah, me sa takt, me sa hollësi dhe sa tërthorazi Besa i thotë Vatrës që s'ka të drejtë! Të vjen të pyesësh veten: nga doli tërë kjo delikatesë, që kur u rafinuan kaq redaktorët e Besës apo s'kishin se si bënin ndryshe?... Kërcen prifti nga belaja...

Po, të vimë në thelbin e bisedimit. Polemika e mbytur, aq e mbytur, sa mbase shumica e këndonjësve nuk e vunë re fare, midis Besës dhe Vatrës, rrodhi nga polemika e vërtetë, pa stërhollime, pa dredhira, pa gante kadifeje, ku u përpoqën përfaqësonjësit e dy tendencave ekstreme të rregjimit hitlerian. Dy ministrat e kancelarit Hitler, Von Papeni me Goebbelsin, duke u përleshur me fjalë nga tribuna e dy sallave të ndryshme, na dhanë të kuptojmë se Gjermania naziste nuk ishte parajsi i lumtërisë, që na trumbetonin profitët e nacional-socialzimit. Von Papeni, ky përfaqësonjës tipik i junkerëve prusianë që tradhtoi partinë e tij për t'u bërë ministër i Hitlerit, u alarmua nga gjendja kritike ku e shpuri Gjermaninë një mot e gjysmë qeverimi nacional-socialist. Politika e Hitlerit, e cila i duket atij, sikur brenda po e shpie Gjermaninë drejt falimentit financiar dhe jashtë drejt izolimit diplomatik, nuk mund të mos alarmojë pronarët dhe kapitalistët e mëdhenj, që përfaqëson Von Papeni. Prandaj ky, në një fjalë që bëri bujë, deshi të kujtonte disa të vërteta të hidhura. Me pakë fjalë tha,

se kështu nuk munt të vazhdojë, se demagogjitë e disa revolucionarëve të rinj e të flaktë (Goebbels?) janë të rrezikshme, se ngrirja e lirisë së shtypit është e dëmshme, pse le gabime të pademaskuara, se një qeveri me të vërtetë e fortë, s'ka frikë nga kritikat, se sistemi i një partie nuk mund të vazhdojë edhe pasi revolucioni triumfoi, se një popull, që i mohonet liria e fjalës, nuk mund të quhet anëtar i bindur i rregjimit, se një unanimitet i siguruar vetëm me anën e forcës brutale, nuk mund të ketë jetë të gjatë. Von Papeni mbaroi me këto fjalë: "Luftën kundër kritikonjësve unë s'e kuptonj si disa të tjerë. Unë kujtoj se vetëm një shpjegim i sinqertë me kombin, do t'i ngjallë këtij besimin në veten e tij dhe do t'i japë gëzimin e punës që bën. Populli do të pranonjë çdo sakrificë, kur ta dijë se për ç'qëllim e bën, kur çdo kritikë të mos luftohet, kur patriotët që shqetësohen për fatin e Atdheut, të mos quhen tradhtorë."

Këtij fjalimi, që dënon rregjimin e Nazive, bashkë me doktrinën dhe metodat e tyre, i u përgjegj ministri i propagandës Goebbels, me një ton, që arrin vende-vende, kulmin e violencës. Jeniçeri oratorik i Hitlerit, nuk gjeti fjalë mjaft të forta për të stigmatizuar reaksionarët që prehen nëpër kulltuqet e klubeve, aventurierët pa skrupull, që u qepen pas lëvizjes nacional-socialiste për të shkëputur nonjë kockë. Këta zotërinj (këndo: Von Papen) pashpirt e pa entuziazëm, që guxojnë të kritikojnë regjimin nazi, duhet ta dinë se shpirtmadhëria e Goebbelsit me shokë ka kufi dhe po e tepëruan zullumin, vala nacional-socialiste do të kalojnë përmbi trupat e tyre. Von Papeni do të jetë penduar për guximin që pati se, pas lajmeve të fundit, puna nuk u kufizua me kërcënimet e Goebbelsit. Qeveria hitleriane po i provon pjesëtarit të vet me anën e policisë, se nuk kish të drejtë...

★★★

Vatra, duke komentuar këtë polemikë, që nuk dihej se do të mbaronte kështu, sikur shfaqi dëshirën, që nonjë ministër nga tanët, të delte të na mbante një



fjalë si të Von Papenit. Kurse Besës grindja në llogorin e nacional-socialistëve i inspiron disa konsiderata mbi shtypin e opinionin publik, konsiderata që mund të shqyrtohen me interes edhe në shtyllat e një gazete kulturale si kjo jona.

"Për sa u përket gabimeve të qeverisë në administratën e brendshme të shtetit, shtypi nuk është ndrojtur kurrë - thotë *Besa*, - këtu ta përmbushë detyrën e tij dhe të kritikojë çfarëdo vepre, që nuk pajtohet plotësisht me interesat e larta të kombit dhe të shtetit." Sikundër e di gjithkush, *Besa* është parimisht optimiste. Optimizma ishtyn njerëzit t'i shohin punët, ashtu si do t'u pëlqente të ishin. Kështu e sheh edhe *Besa* rolin e saj në zbulimin e gabimeve të administratës. Por fjalën e kemi gjetkë. "Shtypi, citojmë prapë *Besën* duke e quajtur veten si një armë të fortë në dorën e fuqisë ekzekutive, në shumë raste nuk e gjen të pajtuar me interesin e shtetit, që të ngutet në shfaqjen e opinionit publik mbi disa çështje me rëndësi, sidomos kur i përkasin politikës së jashtme të shtetit." Me dy fjalë *Besa* mbron sistemin e diplomacisë së fshehtë. Rezultatet e kësaj diplomacie, që pregatiti me aq mjeshtëri luftën e përgjithshme, janë në shesh. Përdorja e atyre metodave fatale edhe në ditët tona, nga shtetet e mëdhenj, aleancat e lidhura prapa perdes, qoftë edhe me etiketa të reja, thellojnë edhe më tepër shqetësimin tragjik, ku ka arrirë bota sot. Fundi, edhe sikur të pranohet në parim, diplomacia e fshehtë, ka kufitë e veta. Deri sa puna kufizohet në demarshe e nota diplomatike, në tratativa që mund të kenë përfundime pozitive apo negative, opinioni publik mund të mbahet në errësirë. Por ditën që ngjasin disa fakte konkrete, ditën që bëhen do gjeste, që i sheh kushdo, atëhere mospërfillja e opinionit publik, mbajtja e tij në injorancë të ngjarjeve, nuk mund të justifikohet as me një mënyrë. Publiku i papregatitur me kohë, impresionohet aq më tepër nga këto ngjarje të papritura, që nuk di sesi t'i shpjegojë. Në mendjen e njerëzisë së alarmuar dhe pa

një drejtim, lajmet më fantastike dhe më disfatiste gjëjnë shesh të lirë. Në të tilla raste kritike qeveritë kanë interes të ndjejnë se ekanë popullin pas. Dhe që të mund populli të ndjekë qeverinë, duhet të dijë se ç'ngjet. Përkundrazi, heshtja e qeverisë tregon se ajo nuk ka besimin e popullit, tregon se ndërmjet popullit dhe qeverisë nuk mbretëron një harmoni e plotë. Prandaj në të tilla raste shtypi, që shërben si organ i fuqisë ekzekutive, nuk mund ta quanjë kurrsesi veten përfaqësonjës të opinionit publik, *shtyp!*

*Illyria, 1934.*



## Misioni i nëpunësit në Shqipërinë e re

Zotërinj!

U kam thirrur këtu që t'u njoh personalisht dhe t'u flas me gojë mbi disa pika që janë, pas mejtimit tim, me rëndësi të jashtzakonshme për mirëadministrimin dhe zhvillimin e vendit tonë. Bile kam thirrur dhe zotrinjtë mësues të shkollave të ndryshme të kësaj nënprefekture, të cilët si pionerë të edukatës dhe të kulturës, nuk duhet kursesi ta kufizojnë veprimin e tyre brenda katër mureve të shkollës, por duhet në çdo rast e në çdo mënyrë ta quajnë veten si misionierë të ideve dhe të parimeve të reja të qytetërimit dhe të kulturës së këtij shekulli.

Është e mundur, që ndonjëri prej jush të mendojë, për një çast, se gjithë ç'mund t'u them unë sot me gojë, mund t'ua shkruaja me shkresat dhe qarkoret e zakonshme, pa qenë nevoja të merrnit këtë mundim e të vinit ngjer këtu për të dëgjuar vetëm një bisedë! Atij që mendon kështu, do t'i them se është trashërisht i gabuar.

Ka një shumicë nëpunsish në degët e ndryshme të administratës shtetërore, që besojnë se gjithë detyra e një zyrtari ësht të jetë në rregull me korespondencën zyrtare, të ketë zyrën dhe arkivën në rregull, në rast të ndonjë inspektimi, me një fjalë të jetë një farësoj në rregull për sa u përket formaliteteve dhe burokrasisë. Jashtë këtij kujdesi nuk interesohet për gjë tjetër. Gjersa nuk e kap ligji në një faj të dukshëm, ky lloj zyrtari ndjehet i qetë edhe shpirtërisht. Për këtë shkak ai, çdo gjë, çdo veprim zyrtar e kupton vetëm, ngjersa është e shkruar në letër, në qarkore ose në ligjë. Me një fjalë, "ajo që nuk është e shkruar në letër, nuk ekziston në botë..."

Ky lloj nëpunsi, që i do të gjitha punët me shkresë e me anëshkrime grindavece, jo për të bërë punë, po për të bërë të famshmen korespondencë, i gjen të kota bisedat dhe fjalët që nuk janë të shkruara në letër.

Eh, mirë, pikërisht një nga shkaqet e forta që më detyroi të shkaktoj këtë mbledhje, është që t'u provoj se burokracia dhe letërkëmbimi në punë zyrtare nuk është një qëllim në vetvete, por është një mjet për të arritur një qëllim. Dhe ai qëllim kryesor drejt të cilit përpiqen të arrijnë degët e ndryshme të administratës shtetërore është: *Që populli të jetojë në qetësi e harmoni sa më të madhe, që populli të jetë i lumtur sidomos ekonomikisht, që populli ynë dita-ditës të ndryshojë formën dhe mënyrën e jetesës primitive, duke përqafuar me guxim dhe zotësi mënyrat, parimet dhe idealet e botës së qytetruar.*

Ky qëllim, zotrinj, nuk arrihet duke shkruar shkresa zyrtare e duke munduar katundarët e gjorë nëpër rrjetët e formaliteteve, sa të gjata, aq edhe të ngatruara që ka mundur të pjellë mëndja dembele e disa nëpunësve, të destinuar prej rethanave të jetës, të jenë negativë dhe të dëmshëm.

Ky qëllim nuk arrihet duke kënduar urdhërat mbi tryezën plot pluhur e dosje, në dhomën plot plaçka e sende, që s'duhet të ishin aty. Ky qëllim i lartë nuk kuptohet me llogjikë, po ndihet me zëmër. Për këtë shkak nuk u a kam shkruar me qarkore ato që do t'u them sot. Personalisht unë e urrej korespondencën zyrtare, sidomos kur tepërohet. Un besoj se, që të mund të punojë njeriu me zell dhe energji, duhet të ketë dashuri për punën e tij e kjo dashuri ndihet me zemër vetëm kur komunikohet nga ana e një zemre që e ndien vetë.

Secili nga ju, pak a shumë, i njeh në detyrat e veta. Ato detyra që parashofin ligjët, rregulloret dhe urdhërat e ndryshme eprore. Dhe fakti që jeni në shërbim të shtetit, provon se në një farë mënyre e keni përmbushur detyrën tuaj. Dua t'ju them, ligjërisht nuk besoj të jeni fajtorë. Po mbanë tjetër besoj se që të gjithë kemi faje e mungesa, sado që s'na kanë dënuar ligjët dhe eprorët. As njëri prej nesh nuk ka vënë me mish e me shpirt të gjithë fuqinë e vet për të përmbushur detyrën, jo vetëm si mbas nenit të ligjës dhe paragrafit të qarkores, por edhe ashtu si ç'urdhëron ndërgjegjia e kulluar e një njeriu që i ka të shënjta Detyrën, Atdhenë dhe Mbretin.

Tashti do t'u flas pakëz se ç'janë këto detyra që burojnë nga ndërgjegjia jonë si njerëz që jemi dhe si patriotë.

Historinë e kombit tonë e dini edhe ju, sado përcipërisht. Mbasi vdiq Skënderbeu, populli shqiptar ra në duar të armiqve dhe humbi çdo shpresë për t'u mëkëmbur si shtet më vete. Shkuan shekuj me radhë dhe shqiptarët mbetën në errësirën e paditurisë, kurse popujt e tjerë, që ishin mjaft barbarë, përparuan dhe u zhvilluan, krijuan një qytetërim! Pesë shekuj me radhë ne kemi fjetur një gjumë të rëndë. S'kemi dëgjuar aspak zhurmën që bënin popujt e tjerë për përparim dhe lulëzim të jetës. Kur Perandoria Turke filloi të jepte shënjat e rrëzimit dhe të shembjes, atëherë u zgjuan dhe disa shqiptarë idealistë filluan të flasin e të bërtasin: "jemi dhe ne një rracë, një komb, një gjuhë. Duam dhe ne të jemi shtet në vete". Këta njerëz nuk kursyen asnjë gjë për qëllimet e tyre. Burgu, rrahja, plumbi, litari, nuk i trëmbën. Sa m'i fortë ishte dënimi, aq më tepër u shtohej zelli dhe kurajua. Zërat dhe punërat e këtyre njerëzve po i ndëgjonte me simpati bota e qytetëruar, dhe kur erdhi rasti, më 1912, Shqipëria u proklamua shtet më vete.

Ç'i shtynte këta njerëz që të punonin për një Shqipëri të lirë? Pse të linin këta njerëz rehatet e tyre, të mirat e tyre, fëmijët e tyre dhe të bënin vepra, që dënoheshin me burg e me të rrahur, e me plumb, e me litar? Kush i detyronte këta njerëz të derdhnin djersë e gjak për të krijuar një Shqippëri, e cila mund edhe të mos bëhej dhe t'u venin kot të gjitha mundimet dhe sakrificat e tyre? A kish ndonjë ligjë, ndonjë urdhër epror apo ndonjë qarkore, që detyronte këta njerëz të hidheshin në të tilla rreziqe?

Jo! E dini dhe ju. Ajo që i shtynte këta njerëz të zhyteshin në të tilla të panjohura, ishte vetëm dashuria e madhe që patën për këtë Atdhé. Ata ndjenë më tepër dashuri për ne, se sa për veten e tyre e për fëmijët e

tyre. Ata na dashuruan më fort se baba e se mëma jonë. Ata qenë prindrit e jetës dhe të lirisë sonë si njerëz dhe si shtet. Pa ata, ne ndoshta, do të ishim akoma nën thundrën e të huajit.

Po ne të sotmit? Sidomos ne që jemi pjestarë të makinës shtetërore, ç'bëjmë? A nuk duhet të ndjejmë dhe ne brënda në thellsinë e shpirtit tonë një dashuri të madhe për këtë popull dhe për brezat që vijnë? A nuk duhet ne ta ndjejmë përgjegjsinë e madhe morale që kemi ndaj brezave që vijnë? A nuk duhet ne të përpiqemi me çdo mënyrë e me çdo mjet të bëjmë ç'është e mundur që të përmirësojmë në të gjitha drejtimet jetën e popullit tonë dhe ta ngrëmë sa më lart që të jetë e mundur si moralisht, ashtu edhe ekonomikisht? A nuk kemi detyrë të lëmë pas nesh një Shqipëri më të qytetruar dhe më të lumtur?

Nëqoftëse jemi patriotë shqiptarë, nëqoftëse jemi njerëz me dinjitet dhe kemi një kuptim për historinë, nëqoftëse do të duam të jemi nënshtetas të vlefshëm të epokës së Zogut, na duhet ta ndjejmë thellë këtë detyrë. Na, duhet të jetojmë për qëllime më të larta nga ç'mund të jetë mbajtja e një titulli ose e një nëpunësi e dhe marrja e një rroge. Na duhet ta dimë se punët e mira nuk bëhen duke ndenjur e duke shkruar shkresa; punët e vlershme që parasheh si ligja, ashtu dhe ndërgjegjia jonë si patriotë, bëhen, kur ne të punojmë jasht e brënda orarit, kur ne të dërsijmë së ecuri dhe së këshilluari me popullin, kur ne të kryejmë që, sado të vogla, të ndihmojnë qëllimin e lartë që thamë në fillim: *"lartësimin e popullit moralisht e lëndërisht"*.

Gjer tashti folmë në vija të përgjithshme. Fjalët që thamë gjer tashti, mundet të kenë nji vleftë edhe për vende e kohë të tjera. Tashti është rasti ta ngushtojmë pakëz horizontin e bisedimit. Tashti le të shikojmë brënda krahinës së Matit, e cila, si edhe krahinat e tjera malsore të Atdheut, gjendet shumë mbrapa nga pikëpamje e zhvillimit ekonomik dhe e qytetrimit përgjithësisht.



Kam dëgjuar shumë njerëz të thonë se kjo krahinë dhe qendra e Burrelit vetë, kanë qënë shumë keq disa vjet më parë dhe se në këto vitrat e fundit janë bërë përparime të mëdha nga çdo pikëpamje. Mund të jetë e vërtetë që të jenë bërë përparime e përmirësime por, për hesap tim dhe tuajin, *ato punë që janë kryer, nuk na interesojnë neve sot. Ato i interesojnë historisë dhe historianit. Ajo që na intereson neve sot, është ç'do të bëjmë ne këtej e tutje, është vepra që do të kryejmë në të ardhmen.*

Si jeton popullsia e kësaj krahine? Si janë shtëpitë e katundeve? A janë të pastëra e të shëndetshme? A lahet katundari ynë? Çfarë ha? Si punon? Çfarë prodhon? A ka pemë, bagëti, pula, qumësht, djathë e lesh? Pse vishet keq? Pse sëmuret? Pse është i dobët? Pse e përdor gruan si një kafshë shtëpijake çfarëdo? Ç'mendon për qeverinë e shtetin? A u bindet urdhrave qeveritare nga frika e ndëshkimit apo ka respekt për qeverinë se e ka kuptuar që ajo ekziston për t'i shërbyer atij dhe për t'ia regulluar jetën?

Ja, zotrinj, disa nga pikat që duhet të na shqetsojnë. Mbi secilën nga këto pyetje mund të rrimë e të flasim e të shkruajmë shumë ditë me radhë. Po ne nuk kemi kohë të humbasim duke shkruar e duke folur për së tepërmi e pa nevojë. Kohën tonë duhet ta përdorim duke punuar e duke kryer vepra, secili në lëmën e vet. Mësuesi të flasë e të predikojë brenda e jasht klasës së tij ato parime të bukura, që i ka dhënë kultura, që ka marrë nga bota e qytetruar. Mësuesit nuk duhet t'i pushojë goja së predikuari. Ky është misioni i tij i shenjtë.

Kryetari i komunës duhet të jetë gjithmonë në ethe për detyrat e tij. Kush do ta detyrojë kryetarin e komunës ta bëjë atë rrugë komunale? Kush do t'i rrijë në krye e ta detyrojë ta meremetojë atë shkollë, atë urë, të mbjellë ato pemë, të japë ato urdhra? Vetëm ndërgjegjia e tij si nëpunës shteti dhe si patriot.

A është e mundur të di unë një nga një se cila shtëpi e katundit është e lyer dhe e pastër? Se cili katundar është përparimtar dhe cili jo? A mund një zyrtar, dy

ditë larg, të dijë nevojat dhe të metat e çdo shtëpie? Jo; është e pamundur praktikisht. Për këtë shkak është kryetari i komunës në atë vend. Është detyra e tij të përdorë të gjithë fuqinë e vet, që të çrrënjosë veset e këqija të popullit, që të përmirsojë gjithnjë e sa më tepër e vazhdimisht jetën e katundarit. Është detyra e tij të kujdeset që aty në rajonin e tij populli të jetojë sa më mirë, të jetë sa më i fortë e më i lumtur. Kjo është detyra e një kryetari komuneje, dhe suksesi në këtë drejtim duhet t'i japë kënaqësinë më të madhe.

Edhe gjindarmi e ka detyrën të vështirë. Unë e admiroj mundimin e tij. Gjindarmi duhet të dijë të jetë shëmbëll i disiplinës dhe i dinjitetit. Çdo katundar është një zotëni, qoftë i pasur, qoftë i vobekët. Gjindarmi do zbatojë detyrën dhe shërbimin pa u bërë arrogant, pa prishur gojën dhe pa përdorur keq asnjë njeri. Gjindarmi duhet të jetë shëmbull gjakftohtësie, shëmbëll dinjiteti dhe ndershmërie.

Dua ta mbaroj këtë bisedë, duke e përmbledhur në këtë mënyrë: *Detyrë e çdo nëpunësi qeveritar është t'i japë katundarit çdo lehtësi që mundet, çdo ndihmë të arsyeshme për cilën ai ka nevojë, ta udhëheqë, ta shtyjë, ta detyrojë me çdo mënyrë katundarin, të punojë më fort, të tregojë më shumë, të jetojë më mirë e më i lumtur.*

Se qysh do ta përmbush secili nga ne këtë detyrë, ajo është një punë që e cakton sasia e trurit që ka secili nga ne në kokë dhe sasia e vrullit dhe e dashurisë që ka për këtë vënd, për këtë popull.

Në dash si nëpunës, në dash si patriotë e si njerëz të rritur mirë, e ardhmja jonë personale ose kolektive nuk varet aspak nga sasia e miqve të mirë që mund të kemi, as nga zotësia jonë e hollë për të qënë konform me ligjët dhe rregullat formale, nga sasia e inteligjencës që do të përdorëm për punë të mbara e të dobishme, por nga sasia e vullnetit, e energjisë dhe trimërisë që do të përdorim për plotsimin e detyrave tona kundrejt popullit dhe mbretit.

*Minerva, 1935*



## Një grusht ndërgjegjes sonë kombëtare

Këto ditë më ra në dorë një antologji shqipe e botuar prej një farë Filip Fishta, i cili na thotë se mësimet e tij i ka bërë në Beligrad. Në këtë antologji është futur dhe një "copë" e Faik Konicës, e cila përshkruan ardhjen e Ismail Qemalit në Vlorë më 1912. Në këtë përshkrim Ismail Qemali duket si një "ganter", si një ermen i bezestenit, si një njeri që s'kish ç'të bënte tjetër dhe pra, i paguar nga austriakët, erdhi në Shqipëri për të ngritur një flamur dhe një shtet! Dhe ky libër i ri i simpatikut student të Beligradit, z. dom Filip Fishta, u pranua dhe prej Ministrisë së Arsimit si tekst shkollor.

Faik Konica e ka shkruar një gjë të tillë kushedi në ç'kohë dhe në ç'kondita dhe ka pasur paturpësinë t'ia japë botës shqiptare si një xhevahir letrar. Zoti Faik Beu, përveç sharjeve dhe dëmeve, s'i ka bërë tjetër Shqipërisë dhe popullit shqiptar. Po ç'e shtyn Filip Fishtën të zgjedhë dhe të futë në antologjinë e tij një mallkim të këtillë, këtë gjë nuk e kuptojmë. Se ç'e shtyn këtë njeri t'i japë një grusht të këtillë ndërgjegjes sonë kombëtare dhe t'i thotë djalërisë sonë se "idhujt e tu janë monstra", këtë nuk e kuptojmë dot. Dhe se si Ministria e Arsimit pranoi një tekst të tillë dhe si shteti lejoi botimin e një të tille monstruoziteti, edhe këtë s'e kuptojmë dot.

Mbi këtë çeshtje do të kthehemi rishtazi. Nuk janë ditët sot që intelektualizma shqiptare do të lejojë të fyhet haptas sedra, virtyti dhe gjithë ç'kanë të shenjtë nacionalistët e këtij vendi.

*Arbënia, 1935*

## Shtypi i lirë dhe "gabimet e shtypit"

Kush më tepër se na është anëtar i lirisë së shtypit? A nuk qe kjo gazetë e vetmja që çoi zënë kundër atij ligji të famshëm të shtypit që me aq zell dhe dëshirë e votuan deputetët? Këto i di publiku që mban mend dhe na kemi punë vetëm me atë publik, që ka mënd dhe mund të mbajë ndër mend gjërat dhe ngjarjet me rëndësi të shoqërisë sonë.

Liria e shtypit është një fjalë e bukur në gojë të çdo njeriu, që ka qejf të jetë intelektual, ashtu siç është e shëmtuar, e urejtur dhe e rrezikshme për çdo njeri që as është dhe as ka qejf të duket se është intelektual. Qeveria e re na proklamoi një "liri konstruktive" të shtypit, jo sepse ka qejf të duket intelektuale, por sepse është e këtillë me gjithë mend dhe sepse besoi thellësisht dhe sinqerisht se nuk ka nevojë t'i mëshihet opinionit publik shumica e madhe e punëve shtetrore, sepse kjo qeveri e re nuk ka asnjë qëllim që të bëjë nga ato punë që duhen mëshehur... Z. Mehdi Frashëri, që është njëkohësisht burrë shteti i provuar dhe shkrimtar e gazetar i rregjur, i di mirë këto punë. Ai e di se liria e shtypit, "Liria e konstruktive", natyrisht është konditë e dmosdoshme për mbarëvajtjen e punëve të shtetit. Shtypi është "syri i popullit" ka thënë prisji ynë dhe pa asnjë dyshim e para gjë që duhet të bënte qeveria liberale, ishte tëkujdesej që popullit t'i çelen sytë dhe t'i jepet mundësia të shohë ç'bëhet, që kështu edhe të interesohet për punët shtetrore e kombëtare, dhe, duke u interesuar, ta japë me qejf e me dëshirë edhe kontributin e vet moral e material.

Asgjë nuk ish aq imperative, pra, sa një fjalë e ngrohtë dhe shpresëdhënëse për më të përbuzurin nga institucionet me rëndësi të një shoqërie, siç ka qënë për shumë kohë ndër ne, shtypi.

Ndryshohet ose s'ndryshohet ligji i sotëm i shtypit, fakti është që zbatonjësit e sotëm të tij nuk janë ata të djeshmit dhe për këtë shkak edhe frika e shkrimtarëve dhe gazetarëve dalngadalë e po zhduket. Nuk është ligji që trëmb dhe tiranizon njerëzit, po janë njerëzit që zbatojnë atë ligj që fusin tmerr ose besim në zëmër. Sot, për shëmbëll, është e mundur të shtrohen dhe të analizohen e të zhvillohen haptazi disa probleme shoqërore, të cilat po të bëheshin dje, do të keqkuptoheshin dhe do të përbënin krim. Kjo atmosferë e re e ngrohët, që krijoi qeveria e re, nuk mund, pra, veç se të gëzojë gjithë ata që shkruajnë dhe këndojnë gazeta e revista.

Mirëpo, ka një "mirëpo" nga mbrapa dhe kjo "mirëpo" u përket atyre që shkruajnë gazeta dhe revista.

Duhet kuptuar thellë se misioni i gazetarëve dhe i shkrimtarëve sot është pa tjetër më i rëndë nga dje. Sot kërkohet rigorozitet shkencor, dinjitet stili dhe sidomos sinqeritet në çdo shkrim që botohet. Sot është koha që shtypi t'i japë vetvetes një vend, vendin që meriton në kuadrin e institucioneve të shoqëris sonë. E kjo nuk mund të bëhet as me shantazhet e gjerdjeshme, as me frymën merkantile që kish marrë shtypi në kohët e fundit; d.m.th. "Botoj gazetë që të fitoj bukën time". Këto gabime të shtypit duhen zhdukur. Sot kërkohet dashuri për punë serioze dhe të dobishme, respekt për publikun këndonjës dhe sidomos një dozë e fortë idealizmi për të ndihmuar lartësimin mendor dhe moral të popullit tonë në masën më të madhe, aq sa shtypi mund të kryejë një punë të tillë.

Me fjalë pakë, erdhi koha që shtypi të bjerë jo vetëm në duar të zonja dhe të stërvitura, por njëkohësisht edhe në duar të njerëzve të pastër dhe të kulluar si nga pikpamja e karakterit, ashtu dhe nga ajo e nacionalizmës.

*Arbënia, 1934*

## Kryelartësi kombëtare

Kemi në Shqipëri një tok shqiptarë, që mbahen të mënçur, të ndritur dhe të ekuilibruar, të cilët nuk gjejnë asnjë shkak për mburrje dhe kryelartësi kombëtare. Këta njerëz, me kokë të varura dhe me buzëqeshje të hidhur, janë të ftohët si bora. Këta besojnë se fakti, që janë pjesëtarë të një kombi të vogël, është një fatkeqësi dhe me bëmjet e tyre dëshmojnë qartazi se e *gjithë* puna është një *tallje,* dhe se më e mira e punëve është të tallesh me çdo gjë e sa të mundësh. Këta janë apostujt e talljes dhe të disfatismës më të dobët kombëtare. Në gjithë lëvizjet e këtij vendi, këta nuk shohin gjë tjetër, veçse *mundësinë për të siguruar jetën materiale* dhe për të rritur fëmijët e tyre me ndonjë bursë shteti, që të mund të bëhen dentistë ose veterinerë, që kështu, edhe ata të kenë të siguruar *bukën*! Asnjë interesim për gjëra dhe *mendime*, që s'kanë të bëjnë drejt për së drejti me atë të shkretë *bukë?*

Këjo klasë njerëzish, të sëmurë shpirtërisht, ekziston. Dhe ka të keqen e madhe që mëndësinë e saj të degjeneruar e propozon edhe ndër të tjerë. Kështu që klasa e njerëzve që *tallen,* klasa e disfatistave, sa po vjen e shtohet.

Kjo është një nga sëmundjet e shoqërisë sonë. Jemi nga ata që besojmë se është mirë të vihet gishti guximtarisht ndër plagët shoqrore. Kështu mund të shërohen.

Kjo sëmundje, pra, ka shkaqet e saj. Një nga shkaqet kryesore është mënyra e qeverisjes së këtij vendi prej Musa efendive dhe Abdurahman Dibrave me shokë. Dëmet morale që ka pësuar vëndi nga këta njerëz, janë më të mëdha nga dëmet materiale. Këta, i vunë shqiptarët në pamundësi të interesohen për punët shtetrore dhe kombëtare. Para 21 tetorit çdo interesim në punët e vëndit ishte një faj. Nga ky shkak, fare natyrisht, shumë njerëz u shtrënguan ta kthejnë punën në *tallje*. Tallja dhe disfatizma s'kish ndonjë rrezik. Nuk të shpinte në Porto-Palermo. Përkundrazi.



Mirëpo kur një klasë njerëzish, e shtrënguar ose jo, merr një drejtim, formon një psikologji, atëherë bëhet e zorshme që të shkëmbehet drejtimi dhe mentaliteti. Nga kjo arsye shohim sot një tok disfatistë, që s'besojnë në asgjë të mirë shqiptare. Të këtillë do të kemi edhe nesër. Njerëz, që do të zgërdhijnë dhëmbët kurdoherë që do të thuhet një fjalë e thekur kombëtare, do të kemi edhe nesër. Marifeti është që t'i njohim këta njerëz dhe kurdoherë që do të na dalin përpara me të zgërdhiturat e tyre, t'u japim nga një të shtytur të fortë.

Sot është koha që të jemi kryelart për lirinë dhe kombësin tonë. Sot është koha që të besojmë se ky vëndi ynë i vogël, le që mund të bëhet një ditë edhe i madh, por ajo që është edhe më me rëndësi, është se ky Atdhe po futet definitivisht në rrugët e ndritura të qytetërimit. Sot është dita që të besojmë fanatikisht se ky Atdhe ka gjithë të mirat dhe bukuritë. Dhe se fisi ynë, me gjithëse i prapambetur, është brumë i mirë me cilësi të jashtzakonshme. Ky fis mund të prodhojë krijonjës një ditë. Dhe na, si bijtë e këtij fisi; nuk mund veçse të përpiqemi me çdo mënyrë që ditët e lumtura të vijnë sa më parë.

Është koha që të bëhemi fanatikë për çdo gjë që është shqiptare. Është koha që kryelartësia jonë kombëtare të gjejë justifikimet e saj në përpjekjet tona të sinqerta për t'u shërbyer interesave të sotme dhe të nesërme të Shqipërisë sonë.

*Arbënia, 1936*

## Gromësirat sllave

Ka qenë një sërb ai që shkroi në një libër se *shqiptarët janë njerëz të egër dhe me bisht!*

Kam dëgjuar dhe kam kënduar që ka në thellësit australiane tribu të egëra dhe lakuriqe, por nuk kisha dëgjuar që të kishte në faqe të këtij planeti *njerëz me bisht!*

Fantazia sërbe, pra, ka krijuar në hesap tonë edhe atë që s'ekziston mbi dhe! Evidentërisht ajo që është tmerrësisht e rrallë dhe e frikshme, është zotësia që kanë serbët për të shpifur e për të ngatërruar punët e të tjerëve.

Ngrihen gazetarë të dorës së parë dhe shpifin gjithë ç'është absurde dhe monstruoze në hesap të popullit shqiptar, dhe këtë e bëjnë për ta fyer e për ta diskredituar në sytë e atij publiku, që këndon ato gazeta! Këta janë njerëz pa ndërgjegje njerëzore, këta janë monstra në duar të interesave të ndryshme, që veprojnë mshehurazi e nën dhé me emra të ndryshëm jo "dorë e bardhë jo dorë e zezë". Të këtillë njerëz ka kudo në botë. Po jo si në Jugosllavi, dhe kaq të rrezikshëm sa këta!

Kur na këndojmë nëpër librat e këtyre intelektualëve serbë se *shqiptarët janë me bisht,* se u shitën e *u blenë* e të tjera gromësira sllave, fare natyrisht na vjen keq. Na vjen keq që dëgjohemi në botë për të keq. Na vjen keq që zoti na ka prurë afër kësi fqinjësh. Na vjen keq edhe për hesap të atyre që i krijojnë këto lajme sensacionale për publikun e tyre të mësuar me sensacione...

Po aq dhe jo më tepër. Sepse ne na njohim mirë tashtimë popujt e mbëdhenj e të qytetëruar. Na njohin që jemi një fis i lashtë, një fis që jemi dërmuar për të mbrojtur këtë Europë nga sulmet e paduruarshme të aziatikut, e dinë, që ndonse jemi sot një popull i vogël dhe jo mjaft i zhvilluar, prap se prapë kemi talent, kemi zgjuarësi, dhe sidomos jemi të virtytshëm dhe të ndershëm si komb. Këto gjëra i dinë popujt e mbëdhenj me gjithë përpjekjet e dhelpërave të Belgradit për të njolluar emërin tonë të mirë.

Të gjithë të huajt, që janë të paanshëm dhe mëndjekthjellët, e dinë se na, shqiptarët, në mos tjetër për shkak të vobegsisë sonë, duam që të lihemi të qetë në punët tona dhe të shkojmë me të gjithë fqinjët dhe me të gjithë botën sa më mirë që të jetë e mundur. Po me gjithë këtë vullnet të mirë tonin, shtypi i fqinjës së Veriut po na godit sa do herë që i epet kohë dhe sa do herë që i teket ose që ia lypin interesat e tij të çuditshme. Dhe shkumëzon dhe thotë gjëra që nuk mund t'i thotë, veçse një shtyp si ai i Beligradit.

Në një të tillë rast, mbase do të ishte më mirë të mos përgjigjeshim fare. Mbase do të ishte më mirë të mos uleshim në një shkallë të tillë dhe të bisedonim me njerëz që kanë kurajo të thonë se *"Shqiptarët janë njerëz me bisht"!* Me njerëz të tillë s'ke asnjë teren bisedimi të përbashkët, s'ke asnjë pikëpyetje. Me gjithë këtë, si gazetarë që jemi, s'mund të heshtim. Dhe në vënd që të flasim mbi barbarizmat dhe masakrat sërbe në Kosovë, dhe në vënd që të fillojmë të atakojmë dhe ne me arsye dhe fakte, dhe jo si bëjnë ata, na do t'u themi me shumë urtësi vetëm pak fjalë. Nuk është puna jonë t'u themi se ç'duhet të bëni e si duhet të silleni ju, o gazetarë përtej Kosovës!

Ju vazhdoni të bëni e të thoni atë që u pëlqen e që u leverdis. Këmbëngulja juaj e panjerëzishme mundet që edhe të na dëmtojë. S'ka gajle. Na jemi të stërvitur edhe me dëme dhe prandaj jemi të qetë.

Po mos harroni se kjo sjellje e paturp e juaja kundër një fqinje të vogël sot, siç jemi na, një ditë mund të shpagohet.

Kur ju jeshët *hiç* në thellësit e Azisë, fisi i ynë, i shkëputur, sundonte shkëlqimtarisht gjatë gjithë këtij bregdeti.

*Arbënia, 1936.*

## Një identifikim

Fulvio Cordignano, një prift jezuitësh, që ka disa vjet që rri në Shkodër, na paska shkruar një artikull në revistën italiane "Crociata Missionaria" mbi Shqipërinë. Ka botuar po në atë revistë edhe disa fotografira "*karakteristike*" shqiptare, të cilat e pasqyrojnë vëndin tonë pak a shumë si thellësitë e Abisinisë.

Në numra të tjerë të gazetës sonë do të botohet një përgjigje pak a shumë e zhvilluar dhe e arsyetuar rreth këtij artikulli të jezuitit, që rri në Shkodër.

Ky i jep vetes disa *liri*, të cilat, na si shqiptarë, si refuzojmë dhe do t'ia refuzojmë në menyrat më kategorike.

Na kujtonim se Fulvio Cordignano jeton në Shqipëri si misionar fetar, dhe, si i tillë, brenda caqeve të ligjës dhe të regullave të qytetëruara, kish të drejtë të zhvillonte një aktivitet ngushtësisht në lidhje me misionin e tij. Po nuk besonim kurrë që z. Cordignano do të na pandehte ne shqiptarët aq syleshë, sa të shkruajë e të botojë, për hesap tonë, gjëra të denja për tribu afrikane. Një të tillë arrogancë nuk e pritnim sidomos nga një prift jezuit, që duhet të shquhet për takt!

Çështja nuk ka ndonjë rëndësi gjithkaq të madhe në vetvete, sepse në fund të fundit, na jo vetëm që njihemi me italianët, por jemi dhe miq dhe miq të ngushtë. Çështja ka më tepër rëndësi nga pikëpamja e guximit dhe e paturpësisë së këtij njeriu i cili duke jetuar në mes tonë dhe duke u shitur si një mik dhe dashamirës, vjen mshehurazi e i thotë një populli se shqiptarët janë pak a shumë gjithaq të egër dhe të varfër, sa dhe zezakët. Dhe po të shifnit në faqen e fundit të revistës klishen e madhe, në të cilën duken një grua priftneshë dhe dy kalamaqër te rackapitur zeshkanë e të dobët shqiptarë, (sigurisht janë fëmijë arexhish) menjëherë do të kishit përshtypjen se ajo është një fotografi e marrë në Afrikë.

Nuk dimë se ç'mendojnë në Shkodër mbi këto punë. Sidomos ç'mendon ai element i fortë nacionalistë, që ka pesëdhjetë vjet që po derdh djersë dhe mënd për punë të shqiptarizmës. Sidoqoftë kemi arsye të besojmë se e dizaprovojnë kryekëput një vepër kaq të shëmtuar, si nga pikpamja shqiptare, ashtu edhe nga pikpamja e korektesës dhe e luajalitetit që duhet të ketë çdo njeri për vëndin në të cilin rron, edhe kur ky vënd ësht i huaj për të.

Të vinte në mes tonë një korrespondent, çfarëdo, dhe të botonte çpifje tendencioze dhe fotografitë që mund ta përfaqësonin sa më të varfër vendin tonë, nuk do të na vinte gjithaq keq. Po të bëje një të tillë punë një njeri që jeton prej 10 vjetësh në këtë vënd dhe ka pretendime t'i sherbejë një pjesë të popullit, këte s'na e merte mëndja.

Z. Gordignano!

Shpresojmë se do të kini më kujdes, këndej e tutje. Shpresojmë se do t'i kuptoni gafat tuaja. Me gjithkëtë po ju paralajmojmë se as shkodranët dhe as shqiptarët përgjithësisht nuk do të tolerojnë më, që ju të rrini në mes tonë dhe njëkohësisht të na quani "Indianë". Kur fyhet kryelartësia jonë kombëtare, ne mund të bëjmë shumë gjëra. Njëra prej tyre është t'ju largojëm nga mesi ynë.

*Arbënia, 1930.*

## Gangsterëve grekë...

Kurdoherë që është bërë ne tokën tonë, makar edhe një vrasje ose plagosje kryekëput ordinare, fletoret matanë Çamërisë e kanë rrëmbyer lajmin dhe me shkronja të mëdha kanë proklamuar se në Shqipëri *plasi një kryengritje e madhe me vrasje e prerje...* Bile shpeshherë këto gazeta kanë krijuar kësi lajmesh, edhe kur nuk është dhënë as shkaku më i vogël, siç mund të jetë një plagosje...

Një pjesë me rëndësi e shtypit grek e ka zhvilluar shumë zotësinë për të krijuar në hesap të kombit shqiptar gjithfarë absurditetesh dhe kallomnira të palezet e të paturp.

Përse gjithë kjo urrejtje? Përse gjithë kjo përbuzje? Apo ky është shpërblimi i gjakut bujar që derdhën shqiptarët për lirinë greke? Apo mos është shpërblimi i sjelljes sonë tepër njerëzore dhe tepër vëllazërore ndaj grekërve dhe ndaj minoritetit të tyre mikroskopik?

Le të jetë si të dojë. Fakti është se shtypi grek as na e ka dashur dhe as na e don të mirën. Pikërisht si shtypi jugosllav, edhe shtypi grek, s'pushon së krijuari lajmet më fantastike, me qëllim diskreditimi. Ky është realiteti. Nuk jemi nga ata që mundohen t'i kuptojnë gjërat, *ashtu siç do t'u pëlqenin!*

- Pastaj?

Pastaj s'na e bën veshi cërr! Le të pëlcasin gangsterët e gazetarive fqinje. Na nuk do t'u lutemi, as do të marrim mundimin të rrimë e të përgënjeshtrojmë shpifjet e tyre. Këtu punë e bën vetë koha dhe realiteti i punëve.

Na do të shikojmë punën tonë dhe me vullnet të mirë e objektivitet, edhe marrëdheniet me fqinjët. Por nuk do të impressionohemi aspak nga pallavrat greke. Po të ishte për vullnetin e atyre, ne nuk do të ishim në këmbë. Ne na mban më këmbë zotësia jonë, vitaliteti ynë dhe trimërija jonë. Ne nuk jemi nga ata, që thonë fjalën e fundit në krye. Fjalën e fundit e themi tamam në fund, me të tërë krenarinë e rracës sonë, me tërë tingullin e gjuhës sonë të lashtë. Sharlatanizma është e atyre, që janë krimbat e degjeneruar të një fisi, dikur shumë nobël. Sharlatanizma nuk është për ne.

Po e themi çiltaz, se na, si popull jemi të urtë dhe paqedashës, por nuk i përulemi kurkujt në asnjë mënyrë, grekërve më parë se kujtdo!

Ata le të vazhdojnë makinacionet e tyre të pander dhe dinjitet. Ne do të shikojmë punët tona pa u interesuar për ato të së tjerëve. Kjo është udha virtuoze që i ka hie një populli të urtë, të ndershëm e trim.

Na kemi besim në vetvete, na besojmë, se më në fund, triumfon e mira dhe e drejta. Na shpresojmë se do të ketë edhe matanë kufive të jugës njerëz të ndërgjegjshëm, njerëz që do t'u vijë turp të thonë fjalë të këqia për kombin shqiptar, sepse qënë heroj të këtij fisi ata që ngritën Elladhën.

Po dhe në mos pastë të këtillë, aq më keq për ata.

Na shikojmë punët tona. Dhe fjalën e fundit nuk e themi kurrë në krye.

*Arbënia, 1936*

## Armata e papërkulur

Pardje të dielën, e gjithë Tirana zbriti në fushën e Shallvares për të parë *Djalërinë*. Në të gjithë Shqipërinë, edhe në qendrat më të vogëla u bë nga një manifestim djaloshar. Zoti Ministër i Arësimit raportoi pardje të dielën se në atë çast ndodheshin përmbi 50.000 djem e vasha nëpër fushat sportive të Atdheut. Dhe e gjithë gjëndja e duartrokiti atë lajm. Kryeqyteti i Shqipërisë, Tirana, e cila ka nja 12.000 tiranas dhe nja 25.000 frymë të tjera të ardhur nga viset e ndryshme të Atdheut, kryeqytetit që në fizionominë e vet paraqet në një mënyrë të amalgamuar dhe të harmonizuar tërë karakteristikat më të shquara të çdo krahine të Shqipërisë, kryeqyteti ynë, i cili nga çdo pikpamje është zemra e Atdheut, duartrokiti dhe shpërtheu në një entusiasëm të papërshkruashëm për Mbretin tonë të Madh dhe për Brezin e ri Shqiptar.

Manifestimi i pardjeshëm i *djalërisë*, jo vetëm që është një çap përpara në sheshin e organizimit, por njëkohësisht ka dhe një kuptim të thellë për fatin e kombit.

***

Do ta përsëris për të njeqindtën herë se jetojmë në një epokë në të cilën popujt, të mbëdhenj e të vogjël, përpiqen me të tëra forcat e tyre për t'u*përtëritur*, për t'u transformuar, për t'arritur shkallët më të larta të zhvillimit mendor, shpirtror dhe trupor. Në kohën e elektrikut, të radios e të aeroplanit, njerëzimi ndien nevojën të eci me shpejtësira fantastike në çdo fushë të jetës. Në këtë botën e sotme Njeriu dhe popujt, si në çdo epokë tjetër të Historisë, mundohet t'u përshtatet rethanave të jetës, qofshin të natyrshme këto rethana e kondita, qofshin të shpikura prej tij. Dhe për të ilustruar këtë mendim ndiej nevojën të marr ndonjë shembull tamam nga jeta jonë shqiptare.

Sillni në mend një pjesë të Tiranës. Më të katër anët buçet radioja duke sjellë tingujt dhe ritmën e jetës së Parisit, të Berlinit apo të Romës; më të katër anët llampa të forta elektriku; në qiell po ndihet zhurma e trimotorit prepotent dhe krenar. Një grumbull veturash ngasin si shigjeta, sepse ata që i ngasin e kanë qejf shpejtësinë!

Nën këto rrethana të jetës, shikoni tashti, në një kafe, nja 7-8 burra të shkuar nga mosha, me feste të zeza në krye, me bastunë dorergjendë, me tespihe të mëdha, me pardesura dhe me galoshe llastiku, që pinë duhan e kafe dhe që bisedojnë mbi punët e vjetra, mbi jetën e pashallarëve të dikurshëm, mbi Persinë dhe Axhemistanin!

Këta njerëz, këndonjësi më kupton fort mirë, s'janë në ambjentin e tyre, nuk jetojnë në klimën që u përket, janë jashtë vendit dhe jashtë kohës.

E zhvilluam pakëz këtë mendim për të provuar edhe një herë se midis Brezit të ri shqiptar dhe Brezit të vjetër, ka në mes një hendek të thellë e të gjërë. Janë tamam dy botë të kundërta. Dhe sidomos për të provuar edhe njëherë atë që s'ka nevojë të provohet më: se këtë vend, këtë Atdhenë tonë nuk mund ta qytetërojë, nuk mund ta evropianizojë, veç se përpjekja e fuqishme e Brezit të Ri Shqipëtar, i cili pati fatin të thethijë sa më pak, qysh në moshën më të njomë, mendimet, ndjenjat mentalitetin e botës së vjetër, pra, është dhe përbën të tërë gjallërinë dhe bukurinë e këtij vendi. Sepse askush s'do të ketë kurajon të mohojë se një djalë shqiptar 15 vjeç, duke jetuar në një klimë morale e mendore të shëndoshë të fortë të disiplinuar e të drejtuar mirë, mund të bëhet, në mos më i zoti e më i shkathëti, po të paktën gjithaqë i zoti, i shkathët dhe i gjallë, sa një djal gjerman apo italian. Kurse më anë tjetër askush nuk mund të ketë kurajon të na sigurojë se një shqiptar çfarëdo, që ka 50 vjeç dhe që ka jetuar edhe në robëri, edhe në skllavëri, edhe në klima të korruptuara, mund të bëhet, sikur në çfarëdo shkollë e stërvitje që ta futësh, si një burr 50-vjeçar gjerman apo francez.

Kush sheh qartë pra, e kupton se e gjithë shpresa është te *Djalëria*. Dhe kush mendon mirë nuk mund të thotë e të dojë veçse një gjë. Gjithë kujdesi ynë i sotëm i duhet vënë lartësimit, organizimit dhe disiplinimit të turmave të Brezit të ri duke filluar nga 6 vjeçarët e gjer tek, fjala vjen, 30-vjeçarët...

*Arbënia, 1936*

## 50.000 djem shqiptarë

Elita e djalërisë shqiptare përbëhet nga disa qindra vetë që patën rast dhe mënd të studjojnë. Kur është folë për *djalërinë shqiptare,* shumica kanë kuptuar *"të rinjtë intelektualë"*; kurse në realitet janë dy gjëra dhe dy kuptime fare të ndryshme.

Fenomeni i *djalërisë* është një nga fenomenet e shekullit tonë dhe shfaqet në çdo vënd të botës si mbas konditave të jetës dhe përgatitjes e organizimit, që kanë klasat e ndryshme të shoqërisë. Me fjalë të tjera, djalëria e përbotshme sot, në kundërshtim me djalëritë e brezave që shkuan, ndjen disa shqetësime për forma dhe botëkuptime të reja. Ndjen nevojën të shkëputet nga tirania e *traditës* pengonjëse dhe t'u përvishet shkencave dhe zbulimeve me një trimëri dhe forcë të pashoqe. Shekulli i sotëm mund që i përngjet shekullit të *Rilindjes,* një shekulli, që është paralajmëtari i njëj epoke krejt të re.

Po të vrejmë edhe në vëndin tonë, ku shqetësimet e botës së qytetëruar sapo kanë filluar të ndihen, shohin se djalëria shqiptare, e qyteteve dhe e katundeve, shkollare e jo shkollare, ndjen disa shqetësime që s'i ka ndier brezi i shkuar e që sot quhet i *vjetëri.* Në punë *martese,* në mënyrën e *jetesës,* në konceptet *fetare,* në konceptet *morale* e *politike,* në punën e respektimit të *traditës* dhe të *zakoneve,* në punën e *shqiptarismës* etj. Djalëria jonë është diçka e ndryshme nga brezi i vjetër. Brezi i vjetër u rrit ashtu si brezat e tjerë të shkuar, brënda në *tiraninë* e errët të koncepteve të mykura të shekujve. Me përjashtime të ralla, brezi i vjetër nuk u rrit i *shqetësuar* për kërkime dhe zbulime të reja. Për këtë shkak brezi i vjetër është si një *peshë,* që rëndon dhe s'lë të marrin hov dëshirat e brezit të ri, i cili i rritur në epokën ngjethëse të radios e të aeroplanit kërkon të eci me ritme gjithnjë më të nxituar.

Kjo është e vërteta, që s'duan të kuptojnë shumica e shqiptarëve të sotëm. Djalëria jonë, *e gjitha,* dua të



them poshtë e lart 50 ose 60.000 djem shqiptarë të këtyre ditëve, që të gjithë, se cili, natyrisht në proporcion me shkallën e zhvillimit të tij, ndjejnë brënda tyre disa energji dhe duan që këto energji të gjejnë një udhë për t'u shpërthyer me të tërë rrëmbimin e dinamismën djaloshare të këtij shekulli!

Mirëpo na, merremi gjithënjë me problemet dhe hallet e "të rinjve intelektualë", duke pandehur se po të gjëndet një farë rregullimi për këta, (duke u gjetur nga një punë! sepse barkun e kuptojmë si të vetëmin dhe kryesorin shkak, që sjell shqetësime!) gjithë problemi është i zgjidhur. Harrojmë se ajo që zien dhe djeg, është toka nën këmbë, dua të them, turma e djalërisë, e cila nuk do të na lërë të qetë gjer sa ta *kuptojmë* se *ç'është* dhe *çdo* dhe gjer sa të mos i japim mundësi të derdhë energjitë e saj lirisht.

Problemi kryesor dhe jetik i këtij vëndi sot, është problemi i organizimit të 50.000 djemve ashtu siç i ka regjimentuar Hitleri falangat e tyre të tmerrshme.

Unë thërres me zë të lartë dhe them se nëqoftëse nuk do të organizohet kjo djalëri shqiptare, kjo energji e fortë, kjo vlerë kryesore dhe e vetmja shpresë e kombit, atëhere le të dihet se gjithë ç'bëjmë shëmbëllen me *ujët* në *havan* dhe se na s'dimë ku vemi.

*Arbënia, 1936*

## Na, sot

Bota ka prapë, edhe një herë, tërë të ngjethurat e një krize. Sot nuk flitet më për sigurimin e paqes, siç bëhej 6-7 vjet më parë. Sot është koha e aleancave ushtarake dhe e armatimeve më të mëdha e më të tmerrshme, që shënon historia e njerëzimit mbi këtë dhe. Një kataklizëm po afrohet. Është e paevitueshme. Është çështje kohe. Të gjithë besojnë se do të vijë, do të bëhet një *luftë e përgjithshme*. Armatime dhe kërcënime më të katër anët. S'mbeti më shpresë. Lidhja e Kombeve është më tepër një hije, se sa një realitet.

Na shqiptarët përgjithësisht duam paqe. Kemi nevojë për të. Ka dhe shumë popuj të tjerë, që duan paqen. Po zëri ynë s'ndihet. Vrëngëllima e shpatave është më e fortë. Bota vuan nga një krizë. Është një krizë brënda në sistem. Prandaj është e paevitueshme edhe një luftë e madhe. Dhe natyrisht kjo luftë e madhe do të jetë të paktën, nga dhjetë herë më e madhe nga ajo që u fillua më 1914.

Lufta e re do të ndryshojë shumë gjëra. Këtë e dimë të gjithë. Një nga profecitë e zakonshme me këto raste është, dhe e bazuar në një farë llogjike, se shtete të bëdhenj do të zvogëlohen dhe shtete të vegjël do të dalin në radhë të parë. Këtë na mëson e shkuara.

Një luftë e madhe i jep një mbrujtje të re botës dhe fatit të popujve.dhe kur pëllcet lufta, nuk është më vullneti i njerëzve që e drejton punën. Të paktën kështu duket. Kur shpërthehen fuqitë e njerëzimit në përpjekje të përgjakshme, ajo gjëndje i shëmbëllen njëj çregullimi të tmerrshëm me fuqitë e natyrës. Është një kaos, në të cilin njeriu dhe popujt e gjëjnë veten më tepër se mikroskopik.

Tashti, ne, sot na intereson sigurisht dhe fati i botës. Por ajo që na intereson më tepër është, fare natyrisht, fati ynë. Dhe është nga kjo pikëpamje që po i shikojmë punët. Dhe është nga kjo pikëpamje që kemi të ngjethurat, që paralajmërojnë ngjarje tragjike për botën dhe për ne...

Për sa i përket rregullimit dhe organizimit të brëndshëm të shoqërisë, na kemi të bëjmë shumë gjëra. Dhe po nuk bëmë këto *shumë gjëra*, që kemi për të bërë brënda, atëhere *trazira e botës*, qoftë edhe e pjesshme, do të na gjejë *gafil* dhe të dobët.

Detyra jonë është që të jemi sa më kompakt dhe sa më të organizuar që të jetë e mundur. Detyra jonë është që në këtë vënd të ketë një *gjallëri kombëtare* në shkallën më të lartë, që është e mundur dhe kjo gjallëri kombëtare të mos shfaqet vetëm me anë *festash, diskursash e mentingjesh,* por të shfaqet nëpër organizimin e *fuqive kombëtare,* nëpër regjimentimin dhe disiplinimin e trupave të djalërisë dhe në qeverisjen e këtij vëndi me frymën e rreptë dhe parimet e forta të Diktaturës së re.

Koha po na shket rëmbimthi nëpër këmbë. Edhe *tempoja* e veprimit tonë duhet të ketë po atë ritëm.

*Arbënia, 1936*

## Zvicër apo Afganistan?

Kohë mbas kohe, populli shqiptar dhe e gjithë djalëria e këtij vëndi, ka dhënë prova se është gati të bëjë të gjitha sakrificat për të ndjekur urdhërat e udhëheqësit shpëtimtar dhe për të realizuar atë *ëndërr* të ndritur të tij: *Shqipëria të evropaizohet, të bëhet një Zvicër në Ballkan.*

Ky *ideal* i ndritur është njëkohësisht, jo vetëm vullneti i patundur i Atij që drejton fatin e këtij vendi, jo vetëm dëshira e nxehtë e gjithë nacionalistëve të ndritur dhe e djalërisë sonë të fuqishme, por edhe dëshira supreme e gjithë atyre *burrave,* që ranë dëshmorë në fushat e nderit dhe tëlavdisë së përjetshme për themelimin e kësaj Shqipërie.

Llogjika e historisë, pozita jonë gjeografike, zotësitë shpirtrore të popullit tonë dhe gjithë ç'është e mirë dhe fisnike në këtë vënd, na shtërngojnë patjetër të zgjedhim rrugën e *evropaizimit,* e përqafimit të *parimeve* morale dhe të *mjeteve* e mënyrave, që ka shpikur shkenca dhe qytetërimi i këtij kontinenti. Na nuk mund të jetojmë si një nisi e vogël në mes të një *oqeani,* që lëviz gjallërisht. Na jemi të shtërnguar të asimilohemi me *ambientin.* Kjo është mjaft e qartë, kujtojmë, dhe çdo insistim dialektik është krejt i tepërt për njerëzit që janë në gjendje të kuptojnë dhe që duan të kuptojnë.

Tani, dihet se në Shqipëri ka lojtur një rol me rëndësi në jetën politike një klasë *mehmuresh* nga të Perandorisë Turke. Në fillim të jetës sonë kombëtare patëm nevojë për njerëz pak a shumë të stërvitur në punët e administratës shtetrore. Mirëpo këta që në fillim u muarrën vetëm si *nëpunës,* dalngadalë u bënë dhe *burra shteti* dhe, në një farë mënyre, e *zaptuan* aparatin qeveritar dhe i dhanë atë frymë e ato metoda veprimi, që kish e shkatërruara dhe e korruptuara, administrata e Perandorisë së vjetër e Osmanllive. Emërimi i djemve të rij, që studjuan në Europë, në disa nëpunësira shtetrore, nuk luajti asnjë rol, mbasi këta ca për mungesë eksperience dhe ca sepse ishin në grada të ulëta, natyrisht ishin të detyruar të veprojnë si pas *drejtimeve* të *mehmureve* të vjetër, që qëndronin në krye të punëve. Kështu shpjegohet fakti që dalngadalë *qeverimi* i këtij vëndi arriti forma krejt të padëshiruara.

Një ditë nga ditët, më 21 tetor, u çel një faqe e re dhe historia jonë filloi të shkruhet jo më me shkronja arabishte, por me alfabetin latin. Grupi qëndror i *mehmureve* levantinë u hoq nga kreu i punëve dhe vendin e tij e zuri një grup të rinjsh me në krye një nga më të ndriturit dhe më liberalët e të vjetërve që kemi. Qysh nga kjo ditë, po vazhdon një polemikë e ashpër në mes të atyre që përfytyrojnë Shqipërinë si një *Afganistan* dhe të atyre që e duan dhe përpiqen ta bëjnë një *Zvicër.*

Kjo është e vërteta e polemikës së sotme, s'ka gajle nëse *Besa* nuk e thotë çiltazi dhe mundohet të provojë se edhe ajo e don Shqipërinë të evropianizuar... Zaten *Besa* është gati të bëhet *nacionaliste moderniste* ose, ç'të duash, mjaft që grupi i saj të jetë në fuqi. Ata i kanë sytë gjetkë dhe jo në parime. Na i dimë të gjitha këto. Të gjitha i di dhe populli ynë.

*Arbënia, 1936*

# Që ta fillojmë

punën përsëmbarthi, do të themi se inteligencë shqiptare kuptojmë ata pak qindëra shqiptarë, që janë të zhvilluar mendërisht në një ose më tepër degë të *diturisë*, që kanë dhënë prova se janë me të vërtetë të zhvilluar, që interesohen për punët e shoqërisë shqiptare, që mendojnë evropaikisht dhe, që një pjesë të energjisë së tyre,janë gati ta derdhin për të mirën e kolektivitetit shqiptar. Për ta thënë me fjalët e zakonshme, me *inteligencë shqiptare* kuptojmë klasën intelektuale të këtij vëndi, që ka për ideologji udhëheqëse patriotizmën dhe vetëm patriotizmën.

Inteligenca shqiptare e sotme, në daç si numur, në daç si kualitet, është absolutisht më e madhe dhe më e cilësore nga grupet intelektuale të së shkuarës sonë. Ndërsa disa vjetë përpara kemi pasur një grup njerëzish, grindeveca më tepër, dhe egoistë, që kujtonin se midis qorrave, lum kush ka një sy, sot kemi një turmë të madhe njerëzish, që ka mbaruar gjimnazet e licetë, e akademistë, e universistë, dhe është me të vërtetë e ndritur dhe e denjë të quhet "inteligenca shqiptare".

... Ka disa shqiptarë, gjysmë të vdekur, që buzëqeshin ironikisht, kur dikush flet për forcat e popullit shqiptar, duke përfytyruar se *"ç'mund të bëjnë një milionë njerëz?"*

Këtyre shqiptarve, dhe të huajve, nëqoftë se të tillë ka, u përgjigjemi, se ne jemi një popull, që e kemi fituar me gjak dhe me zotësi lirinë tonë. Ne jemi të kënaqur të na lënë të lirë, që kështu të punojmë dhe të qytetërohemi, të zhvillohemi dhe të shijojmë, edhe ne, të mirat e qytetërimit. Por nëqoftë se na preket sedra e jonë, integriteti i ynë, ekzistenca jonë shtetrore, në cilëndo mënyrë qoftë, duhet të dihet prej gjithkujt se ajo, që ka ditur të bëjë populli shqiptar në këto raste, ka qënë dhe do të jetë: *me vdekë!*

Ne jemi një popull i vogël, që kemi adhuruar gjithmonë më tepër *vdekjen e bukur*, se *jetën banale dhe servile*; na jemi një popul i vjetër, i luftuar dhe i dërmuar, që kemi ruajtur të pacënuar *gjallërinë* dhe *burrërinë* tonë. Na jemi një popull që, kur vjen *rasti i madh* për të vdekur, dimë të vdesim shqiptarisht, ashtu si dhe gjyshërit tanë.

I nderojmë miqtë. Por nuk i jemi mirënjohës kërkujt për lirinë tonë. Liria jonë garantohet vetëm me vendimin tonë për të vdekur, kur është rasti. Këtë e di dhe e ndien i tërë populli shqiptar. Dhe inteligenca shqiptare nuk është veç udhëheqësja e popullit dhe zbatonjësja fanatike e urdhëve të Mbretit, në çdo rast.

*Abenia, 1936*

## Ideollogji dhe ligje të reja

Sikurse çdo shtet, që formohet rishtazi, kështu edhe ky yni, që në ditët e para të jetës së vet, u mundua të përkthejë e të vërë në zbatim një togfjalësh ligjesh e projektesh që, më të shumtën e herës, nuk i u përshtatën aq fort gjëndjes së tij shoqrore.

Bile, ka një ndryshim. Shtetet e shumtë që u krijuan mbas Luftës së Madhe duke u shkëputur, si satelitë, prej imperatorive ruse, gjermane e austro-ungare, kanë pasur, në ditët e para, një numër të madh njerëzish shteti që u munduan me mish e me shpirt për t'i dhënë vëndit të tyre konstitucionin dhe ligjet që kanë qënë më të përshtatshme për karakterin e popullit e për gjëndjen ekonomike e kulturale të tij. Po ndër këta shtete, shumë duzina vjetësh më përpara, ka qënë e formuar një ideologji. Një numër i madh savantësh punuan për krijimin e saj, kështu që, kur shteti fitoi lirinë e tij, nuk qe nevojë që këta ë mirreshin me gjërat elementare. Projektet, në formë brumi, qenë përgatitur me kohë.

Ndërsa te ne ka ndodhur krejt ndryshe. Në fillim të jetës sonë, numri i njerëzve të shtetit ka qënë shumë i vogël, për të mos thënë se ka munguar kryekëput. Traditat konstitucionale nuk ekzistonin fare. Nuk i dihej as emri ideologjisë. Dhe pa krijuar këto, filloi importimi i ligjeve të nomit turk, kjo ka ndodhur se ligja me kuptimin akt autoirteti, që rregullon në mënyrë të detyrueshme e permanente të drejtat dhe detyrët e qytetarit, ka lënë mbresën e saj në shpirtin e popullit. Ndikimi i ligjëve turke vazhdon eksistencën, pse këto kanë bërë rajét e tyre, viktima që janë tulatur nga frika e burgut dhe e gjobës e që tashti kanë mbetur të paralizuar.

Edhe një gjë tjetër duhet shtuar, sa për të plotsuar historinë: ligjet e reja u interpretuan prej njerëzve me kokë të vjetër, prej atyre që, gjer në atë çast, kishin shkuar nëpër duar vetëm qitapet e Turqisë osmane. Këta e lakuan ligjën, nga ndonjë herë, ashtu sikurse deshën e nga ndonjë herë, ashtu sikurse qenë të imponuar nga ambienti. Shumë herë për zbatimin e dispozitave të reja ndoqën procedurën turke dhe instinktivisht hynë në një rrugë të gabuar.

Ka edhe më: ligjet e importuara në shumë raste binin në kundërshtim njëra me tjetrën. Legjislatori shqiptar nuk u kujdesua që t'i harmonizojë. Qe, pra, një kaos që u krijua që në ditët e para të indipendencës sonë e që vazhdon, për fat të keq, edhe sot e kësaj dite.

Në qoftë se sot shohim që punët e shtetit të shkojnë keq, fajin duhet t'u a ngarkojmë njerëzve që na krijuan këtë kaos.

*Arbënia, 1936*

## Agonia e ideologjis së vjetër

Lufta e hapur e dy *mendësive kundërshtare* në vëndin tonë, duke mbaruar procesin latent të kundërshtimit historik të tij, më 21 tetor 1935, përfundoi, në fazën e parë, me fitimin e *Ideologjisë së ré*, e cila përfaqësohet prej elementave që formojnë "Elitën e djalërisë intelektuale" të Atdheut tonë. Ky triumf historik, i frymëzuar prej shpirtit të pastër të intelektualve të vërtetë dhe i përgatitur nga fuqitë morale dhe materiale të popullit, gjeti përkrahjen e merituar të *pushtetit* dhe me këtë mënyrë, në historinë e evolucionit ideologjik dhe politik të popullit tonë caktoi *pikënisjen* e zhvillimit normal të parimeve moderne në organizmën shtetrore dhe *pikëmbarimin* e sundimit të mentalitetit oriental, i cili ka pasur në dorë gjithë fatin e Atdheut duke e qeverisur si mbas parimeve të kohrave para *Tanzimatit!* Pra, dushi i akullt, që qëlloi pa pritur e pa kujtuar *avangardistët e ideologjisë së vjetër* më 21 tetor, i plevitosi të tërë antarët e saj, të cilët në këto dhjetë vjetet e fundit nuk kanë pranuar asnjë dhimbje në trupin e tyre të ushqyer mirë me mjerimet dhe me djersën e popullit. Tani ky trup i plevitosur është në *agoninë* e minutave më kritike të jetës politike!

Por, si duket, trupi i sëmurë përpiqet gjithnjë që të mos i dorzojë djallit shpirtin e zi! Kërkon të marrë fuqi për të sulmuar edhe një herë trupin e njomë të djalërisë intelektuale, e cila sapo nisi të marrë frymë të lirë në atdheun e vet.

Gjëndemi, pra, në fazën, e fundit të përpjekjes së rreptë, e cila kësaj here nisi të zhvillohet në *ariergardën e fushës së luftimit*, duke pasur si pusi të sigurt kulltuqet dhe bankot parlamentare. Po bëhet një luftë decisive, në të cilën dhelprat e vjetra janë duke zbatuar të tërë marifetet e tyre të zakonshme: provokacionin, insinuacionin dhe sabotazhin!

Domosdo me ndryshimin e fizionomisë politike të djalërisë intelektuale, e cila zuri vëndin e merituar në organizmën e shtetit të vet, ndryshoi edhe taktika dhe strategjia e luftimit të adversarit, i cili tani ashtë duke manevruar në çdo mënyrë që të na qëllojë nga prapa, bile të na qëllojë me armët tona, të cilët janë: "gabimet" e *rritjes*, e zhvillimit dhe e *entusiazmit* tonë. Dua të them, na luftojnë duke i paraqitur si gjëra të këqija e të rrezikshme rritjen dhe entusiasmin tonë.

21 tetori, si ç'e lypte konseguenca e llogjikës, provokoi një reaksion të fortë nër përfaqësuesit e ndryshëm të ideologjisë së vjetër duke i bashkaur rretherrotull *Qendrës.*

Kështu shpjegohet bashkimi i disa tipave të ndryshëm, i disa ekstremave, bile, reakcionare, të cilët, në këto ditët e fundit, formuan *Frontin e tyre të përbashkët* dhe, si ç'thanë ata, *të shënjtë*, duke mos e cilësuar me asnjë mbiemër politik.

Si ç'duket, ideologjisë së vjetër, në kohrat e sotme, s'para i a ka qejfi të dëgjojë epitete politike si "liberale", "demokrate", sidomos shumë zët e ka "lirinë e shtypit", sepse këto fjalë, të mprehta si maja thikash, u ngulen në zemër zotërinjve konservatorë duke u prishur rehatin e shtruar dhe gjumin e ëmbël, dhe duke u kujtuar edhe mbase, kohrat të këqia...!

Agonia e konservatorëve është e tmerrshme: ata në delirium shofin rrëzimin e tyre bashkë me të gjitha konsekuencat, që sjell me vete ky rrëzim! Adio më kulltuqe dhe boll para! Prandaj hidhen dhe çirren për të evituar katastrofën e paevitueshme! Por tepër vonë, historia s'vete më prapa!

Kundrejt kësaj agonie të rrezikshme, sjellja e djalërisë intelektuale duhet caktuar brënda kufive të interesave të saj historike: agonisë së egër plot ethe e delirium, djalëria duhet t'i përgjigjet duke formuar frontin kompakt të përbashkët, duke caktuar taktikën sistematike të luftës dhe duke i thënë ndonjë shoku që friksohet:

"Non ti curar di lor, ma guarda e passa."

*Arbënia, 1936*

## Lakrat të ndara...

Po bëhen plot tetë vjet qëkurse filloi të shtrohej qartësisht me anë të shtypit problemi "Pleq e të rij". Sot mbas 8 vjetësh dhe mbas kaq ngjarjesh në vetvete mjaft elokuente, akoma besaxhinjtë nuk e pranojnë një ndarje të tillë dhe ngrihen e e quajnë punën tonë përçarje. Dhe shtojnë se qysh më 21 tetor e këndej "Vatra" dhe "Arbënia" që u drejtuakan nga njerëz, që duan të peshkojnë në ujëra të trubullta, po i hedhin benzinë zjarrit të përçarjes.

Përsërisim atë që u lodhëm së përsërituri: *të vjetrit* janë ata që janë grumbulluar rreth "Besës", të cilët kanë për qëllim kryesor të marrin fuqinë në dorë dhe të sigurojnë, ashtu siç kanë berë gjer dje, interesat e tyre private. Për veç këtyre, *të vjeter* janë ata turkoshakë e orientalë, që e mendojnë Shqipërinë e si një farë Afganistani në mes të Evropës. Dhe të *rinj* janë ata, që duan që kjo Shqipëri të evropjanizohet sa më parë në të gjitha shfaqjet e saj, morale e lëndore dhe që me këtë dëshirë kryesore bëjnë çdo përpjekje dhe çdo sakrificë.

Në këtë kuptim përçarja ekziston dhe do të ekzistojë, efendilerë të "Besës"! Deri më 21 Tetor, për arsye që i shpjegon bukur fort llogjika e historisë sonë kombëtare, ju kini sunduar në këtë vend dhe në saje të atij sundimi kini bërë, në mes të shumë punëve të bukura (!)! edhe *vila* e *irate* e *para* për veten tuaj.

Por edhe ne kemi punuar pak a shumë! Më 21 tetor u *dekretuam* ne! Dhe ju mbetët *jashtë kuadrit* përgjithmonë! Në se çirreni sot me ankime e manevra të ndryshme, këtë e bën çdo nëpunës i shkretë që mbetet jashtë kuadri.

Po u a themi çiltaz: Përçarja ekziston dhe do të ekzistojë, ngjersa të mos hiqni dorë ju nga jeta politike e këtij vendi, Nacionalistët shqiptarë, djalëria jonë anembanë Shqipërisë, e gjitha, nuk don t'u shohë më juve në krye, o bejlerë e efendilerë të "Besës"! Misioni i juaj gjeti fund më 21 tetor. Tashti rrini e shikoni se çdo të bëjmë ne. Edhe këshillonani, në mos paçi tjetër punë. Po gjer aty. Në Shqipëri nuk do të kthehen ma metodat e Orientit dhe dekadenca e gjerdjeshme. Ne duam të marrim frymë lirisht, në një atmosferë dashurie të përgjithshme. Ne duam ta bëjmë të këndshme jetën në këtë Shqipëri, që kështu shqiptari ta quaj të ndershëm emrin shqiptar. E ju gjer dje na keni nxirë jetën dhe emrin. Ju, *nëpunës* të kalbur, që s'kini veçse stomakë dhe dëshirat e instinktit barbar!

Po ju a themi çiltazi: Përçarja ekziston dhe do të ekzistojë në mes nesh dhe jush. Ne i kemi të ndara lakrat me ju qysh më 21 tetor. Në se nuk ju kemi luftuar ashtu siç duhej gjer më sot, kjo rrjedh nga shkaku, sepse shumë dëshpërim ka mbjellë në shpirtërat tanë tirania juaj vdekjeprurëse orientale gjer në palcë.

Po sot e tutje kundërta mentalitetit tuaj oriental, mjaft ma! Nervat tona janë ngrehur dhe nuk çkrehen më. Sot e tutje do të dominojë në këtë vënd fryma e nacionalizmit të nxehtë e të kulluar, e nacionalizmit të fortë europjan të shekullit në të cilin rrojmë, pikërisht ashtu si ç'është urdhëri i dhënë në 21 tetor.

Në doni të keni pleqëri të bardhë, hiqni dorë dhe lërnani të punojmë me zellin tonë dhe me sinqeritetin tonë për t'i siguruar brezit që vjen, një jetë më të shëndoshë e më të lumtur. Lernani të punojmë ashtu si ç'dimë né, për të ngjallur edhe në këtë vënd një entusiasëm dhe një ndërgjegje të fortë kombëtare.

Lernani me dashjen tuaj, se kur djemtë kërkojnë leje nga prindërit, duhet t'u jepet, sepse kur s'jepet, atëhere *merret* dhe, kur *merret,* prindërit s'mund të prësin, veçse përbuzje...

*Arbënia, 1936*

## Kush është në fuqi?

Rreth çështjes "të vjetër e të rinj" kemi premtuar se do të shkruajmë një seri artikujsh, me fjalë të tjera një studim. Disa artikuj i kemi shkruar, por që të gjithë kanë një karakter, si të themi, *paraprak*. Akoma nuk kemi zbritur në temë, në thelbin e çështjes. Dhe kjo vonesë nuk mund të shpjegohet, veçse me ketë gjë: Dita-ditës presim që të zhvillohen punë që të mund të na ndriçojnë. Dhe sa ditë që shkojnë, na konstatojmë gjithnjë dy fenomene: A) Entusiasmi i djalërisë dhe i nacionalistëve po bie poshtë me shpejtësi të nxituar. B) Të vjetërit, gjithë ata q'u rrëzuan më 21 tetor, po tregojnë me sjelljet dhe dallkaukllëket e tyre se ata janë, jo vetëm të gjallë, por edhe në një farë kuptimi, në fuqi.

Nga kjo gjendja, natyrisht, lind pyetja: *Kush ësht në fuqi?*

Dhe pa asnjë dyshim nuk jemi nga ata që do të japin përgjigjen kësaj pyetjeje.

Artikulli ynë i pardjeshëm "Një parathenie" e përmblidhte gjendjen e punëve të sotme në një sintezë fare të goditur: *"as e vjetër as e re, as e bardhë as e zezë, as e bukur, as e shëmtuar"*. Një tok njerëz që erdhëm në kontakt, na thanë se e goditëm: "ajo është e vërteta e tërë". Sot e ndjejmë se në atmosferën e Tiranës gjëndet pyetja: "Kush është në fuqi"? Dhe natyrisht ka shkaqe që e shtërngojnë atmosferën, të pjellë një të tillë pyetje.

Një nga këto shkaqe është skepticisma, që ka filluar të sundojë rishtazi mbi klasën e djalërisë dhe të nacionalistëve të pastër e të nxehtë. Këta bësojnë se gjer në këto ditë nuk u është dhënë shkak për ëntusiasëm të vërtetë. Përkundrazi. Mbase në një menyrë të pakuptueshme u është dhënë shkak për pesimisëm. Nga këjo lind pyetja tragjike: "Kush është në fuqi?"

Është detyra jonë ta theksojmë se "të vjetërit" po bëjnë ç'është e mundur që të provojnë se reforma e filluar më 21 tetor është një punë, që do të dështojë brenda pak ditëve dhe që do të kthehen në fuqi prapë të vjetërit.

Në realitet po këtë propagandë po bëjnë edhe kundërshtarët e rregjimit, që janë jashtë. Sesi e sjell puna, që të përpiqen këta njerëz në mendime, nuk mund të shpjegohet ndryshe, veçse në ketë mënyrë: se që të dy palët janë përpjekur dhe përpiqen për kulltukë dhe interesa vetjake.

Na do të vazhdojmë të besojmë se më 21 tetor u çel *definitivisht* periudha e qeverisjes se këtij vendi nga ana e të rinjve të drejtuar nga shpëtimtari që udhëheq fatin e kombit. Dhe me këtë besim të patundur, na do të punojmë e do të luftojmë gjer sa të fitojmë ose të thyhemi. Por kur të thyhemi, të kemi bërë gjithë ç'mund e ç'duhej të bënim.

*Arbënia, 1936*

## Turbullirë mendimesh

Shqipëria e 1936-ës nuk është më Shqipëria e 1920-ës. Aq më pak e 1912-ës. Sikur të vinte sot një i largët që e ka njohur këtë vënd ndo njëzet vjet më parë, do të habitej.

Më 1920 nuk gjindeshin njerëz që të dinin të shkruanin një farësoj shqipen për të zënë vëndet nëpër ministria. Kishte vetëm një tok nëpunës të mbetur nga aparati qeveritar i Perandorisë Turke, të cilët dinin të shkruanin turqisht. Brënda 15 vjetëve na kemi një grumbull njerëzish të mjaftueshëm që nuk dinë vetëm të shkruajnë shqip, por që kanë edhe një tok mendime dhe dëshira në tru e në zëmër.

Janë me mijëra djemtë që mbaruan lice e gjimnaze brenda e jashtë shtetit. Janë me qindra ata që mbaruan shkolla më të larta. Janë me dhjetëra mijëra ata që mësuan të shkruajnë e të këndojnë vet dhe që, mbasandaj, kënduan një tok libra, revista e gazeta dhe që koka e tyre pësoi një farë ndryshimi.

Shqipëria ishte, më 1912, një pyll i egër, i panjohur dhe i pazbuluar, pa njerëz të kulturuar, pa shkolla, pa rrugë, pa qytetërim. Shqipëria e 1936-ës është vënd krejt i ndryshëm: ka njerëz, ka shkolla, ka rrugë, ka jetë, ka dhe një frymë qytetërimi.

Këto gjëra nuk i dimë të gjithë. Sepse s'jemi të gjithë në gjëndje t'i shikojmë punët nëpër primën e historisë. Edhe nga ata që i dinë këto punë, shpesh herë dëgjojmë fjalë ligshtonjëse, gjë që rrjedh nga dëshira e madhe që ta shohin këtë vënd të lulëzuar dhe të përmbaruar nga çdo pikëpamje sa më parë.

Shqipëria e 1936-ës është një kolektivitet që mendon, dhe ndien, dhe don. Sepse Shqipëria e sotme ka dhjetëra mijëra burra e gra të zhvilluar dhe të kulturuar. Fare natyrisht ka një trubullirë, anarki mendimesh dhe ndjenjash. Ka kush i bie ibrikut dhe kush i bie legenit. Energjitë mendore dhe shpirtrore nuk kanë një drejtim të caktuar, nuk janë të



kanalizuara drejt një objektive. Këtë do ta bëjë "Diktatura e Ndritur". Çdo shtet ka një ide, një ideologji. Me forcë mund të mbahet qetësia, por nuk bëhet kombi. Për të mbrujtur kombin duhet Ideja, që ndez njerëzit dhe plazmon kolektivitetet.

## Kukuvajka

Mbi gërmadhat e shkallmuara të "Besës" ka hipur një kukuvajkë e vjetër dhe po ia thotë me zërin e saj të çjerrë e të urrejtur. Herë qan e herë bën sikur këndon me afshet dhe dufet e saj të famshme. Shpend më rufian se kjo kukuvajka nuk ka sot për sot mbi dheun shqiptar. Është një dhe e vetme.

Besaxhinjtë po fërkojnë duart, barkun dhe napolonat flori. Kukuvajka, sidokudo, u a gjën zemrën dhe viell nga goja e saj elokuente gjithë mizerien që kanë në tru ky grup të urrejturish.

Me dhelpërinë, që shquan çdo hileqar, provokon të gjithë botën shqiptare dhe kënaqet, sepse askush nuk mund t'i japë përgjigje pyetjeve të saj! Po kush merr mundimin ose kush është aq budallë nga ne, që të hyjë në një bisedë serioze me kukuvajkën, që ka hipur mbi gërmadhat e "Besës"?

Besaxhinjtë kanë mjaft flori dhe, për këtë shkak, do të vazhdojnë ta mbajnë më këmbë gërmadhën dhe kukuvajkën. Edhe sot e gjithë ditën nuk u kanë shteruar burimet... burimet e zakonshme! Dhe bota shqiptare do të vazhdojë të dëgjojë të çjerrat e kukuvajkës, e mallkuar nga i gjithë populli shqiptar.

Po një ditë kukuvajka do të pëllcasë. Në mos tjetër, urrejtja e gjithmbarshme e një populli, për mrekulli, do të konkretizohet në një vetëtimë dhe do ta shtjerë në dhé...

*Arbënia, 1936*



## Shigjeta në erë...

Ai që shkruan në "Vatër" u shqye së qeshuri", siç e thotë vetë, me protestimin tonë që *"patriotizma shqiptare nuk është një fjalë në erë"*. E besojmë. S'kishte nevojë të na e thoshte publikisht dhe të insistonte se "patriotizma është fjalë boshe". Ky është ndryshimi në mes nesh. Ai lëshon në erë shigjeta tallëse mbi gjërat dhe kuptimet më të shenjta, kurse ne vrëhemi dhe i ndjejmë thellësisht dhe me të tërë tragjicitetet dhe kuptimet e problemeve të këtij Atdheu. Më një anë qëndron *tallja* me dhëmbë përjashta dhe përbuzja më cinike, kurse mbanë jetër qëndron interesimi i sinqertë dhe i dhëmbshur, vullneti i mirë dhe pasioni i kulluar për të bërë diçka, sado pakë, për këtë shoqëri.

Vështirë pozita jonë në këtë rast që duhet të flasim edhe për vete. Po kanë qënë raste që na e kemi provuar se jemi të zotë të shikojmë objektivisht edhe veten tonë. Na shpresojmë se ka shumë midis këndonjësve, që besojnë të paktën, në sinqeritetin e ndjenjave dhe të mendimeve tona. Që besojnë se ajo që na shtyn ne të shkruajmë e të flasim të veprojmë për punët e shoqërisë shqiptare, është kryekëput një ndjenjë e sinqertë dhe e nxehtë patriotizmi. Sensacionalizmën për t'u bërë interesantë, shantazhin, instinktin tregëtar etj., ne as që i njohim. Dhe është për këto shkaqe, që mbas këtij artikulli, e quajmë kryekëput të likuiduar çdo polemikë të çdo natyre me gazetën "Vatra" ose botonjësit e saj. Preferojmë të shikojmë punën tonë pa vënë re se çë thotë njerëz që patriotizmën shqiptare e quajnë fjalë boshe. Na kemi qejf të bisedojmë me njërëz që kemi afinitete mendore dhe shpirtërore, me njërëz që kemi një *terren* të përbashkët. Kurse me botonjësit e "Vatrës" u duk sheshit që s'përpiqemi kurkund dhe prandaj është kryekëput e pakuptim çdo përpjekje serioze. Prandaj do të heshtim këtej e tutje. Në raste të këtilla heshtja është më e madhe dhe më e dobishme nga folja.

Por, në se premtuam se nuk do t'i përgjigjemi më "Vatrës" nesër e tutje, sot kemi leje të flasim. Dhe kur i flitet *për herë të fundit* një njeriu, duhet t'i flitet mirë...

Duam t'i themi "Vatrës" një gjë, që u treguam qesharakë vetëm në një pikë: Që angazhuam një bisedim serioz, me vullnet të mirë dhe me sinqeritet bash me "Vatrën", që ka për dvizë të tallet me jetën shqiptare dhe shqiptarët përgjithësisht.

Duam t'i themi "Vatrës" se ka plotësisht të drejtë që ta kundërshtojë reptësisht *diktaturën*, sepse në realitet diktatura që kërkojmë ne, ka si qëllim të parë, që të vdesë sa më parë, organe si "Vatra" dhe të paralizojë veprimin e njerëzve që përfytyrojnë *Shqipërinë* si një vënd ku mund të mbushë xhepet çdo tip internacional që është i zgjuar dhe i shkathët për disa punë.

Duam t'i themi "Vatrës" se Shqipëria është e shqiptarëve që janë krenarë, sepse janë shqiptarë dhe jo e atyre që e marrin për "kompliment" t'u thuash "S'je shqiptar"!

Njërëzve të zgjuar mjafton t'u flasish pak.

*Arbënia, 1936*



## Propaganda komuniste

Në çdo vënd të botës mund të ketë një farë llogjike dhe një farë *arsye qënieje* lëvizja komuniste dhe propaganda relative e saj. Përveçse në Shqipëri. Dhe në realitet, në Shqipëri nuk ka një *lëvizje* ose propagandë komuniste në ndonjë kuptim serioz. Po ka disa njërës, sadopak, të vjetër e të rij, që, të dehur nga letteratura ose si i thonë ata vetë, nga "dialektika materialiste", nuk lënë rast pa thënë ndonjë fjalë ose pa zhvilluar ndonjë princip nga ata që supozojnë çrregullime, anarki dhe përmbysjen e sistemit shoqëror. Dhe këtë punë nuk e bëjnë aspak ata intelektualë të zhvilluar mirë dhe që i dinë mirë punët, e që kanë tendenca të mëngjëra, po e bëjnë gjysmakët që nuk njohin siç duhet as filosofinë marksiste, as atë kapitalisten, as edhe problemet, gjëndjen dhe hallet e vëndit tonë. E bëjnë ata pak vetë që i kanë fare të trubullta ato pak mendime, që kanë në krye dhe duke mos ditur as ata vetë se ç'duan dhe ç'është e arsyeshme dhe e mundur të duan, janë zhytur në letraturën socialiste dhe ëndërrojnë, nëpër atë, një botë të lumtur, e cila nuk mund të realizohet kurrë.

Këta njerëz njihen, sepse në Shqipëri i njohim dhëmbët njëri-tjetrit. Ndshta ka dhe asish që njihen fort pak. Sidoqoftë na do të flasim pakëz qartë sot dhe të gjithëve. Do t'u themi sinqerisht atë që mendojmë, si njerëz dhe si shqiptarë.

Do t'u themi se ajo që nuk ka vënd në Shqipëri, është propaganda komuniste. Dhe këtë u a themi jo doemos në bazë të ndonjë parimi antimarksist, por kryekëput në pajtim me *dialektikën* e tyre. Sepse marksizma supozon të ekzistojë një klasë e madhe puntorësh të organizuar. Dhe kjo klasë puntorësh të ketë dhe atë, që quhet *ndërgjegje klase* dhe të ketë vullnet dhe mundësi përpjekjeje për të ardhur në fuqi. Dhe në Shqipëri, pra, që s'kemi as *industrira,* as klas punëtore të organizuara etj., nuk ka aspak vënd teoria

marksiste, veçse të qëndrojë në disa tru të sëmura, si një dokument i gjallë epilepsie mendore për këta të pafat.

Nëqoftë, pra, siç thonë komunistët dhe principet e tyre, se bota e gjithë një ditë do të bëhet komuniste, (punë që edhe më optimistët e tyre e parashohin pas një shekulli) na themi se vëndi ynë, do të jetë një nga më të mbramit, që do mundë të pësojë përmbysjen komuniste. Kjo është kaq e thjeshtë, sa s'do asnjë shkoqitje. Shtojmë se pa u bërë gjithë Europa komuniste, ne shqiptarët, edhe sikur të bëhemi që të gjithë një milionë Leninër, prapë se prapë Shqipërinë s'e bëjmë dot bollshevike dhe i vetmi rezultat i çdo tentative do të ishte, që të hamë disa grushte solemne, që të na vijë mëndja rotull.

Edhe kjo është fare e thjeshtë dhe e kuptueshme, sa s'do asnjë shkoqitje.

Atëhere si justifikohen ata njerëz që bëjnë propagandë komuniste në Shqipëri? Dhe cili do të ishte rezultati llogjik i aktiviteteve të tyre?

Ata nuk justifikohen veçse kështu: janë kalamaj nga trutë, s'dinë ç'bëjnë, ku rrojnë, s'njohin thellë as teorinë marksiste, as gjendjen e botës jo marksiste; janë kalamaj që dehen me ëndërra që s'kanë asnjë posibilitet realizimi.

- Konsekuencat?

Ato i dimë. Aktiviteti i tyre një ditë nga ditët do të merzitë shoqërinë, nacionalistët dhe qeveritarët e vëndit. Kjo shoqeri, këta nacionalistë dhe këta qeveritarë do të shtrëngohen të kundërveprojnë. Dhe besoj se nuk ka njeri që do të dyshojë se ai që do të hajë dru në këtë mes, janë bash ata kalamajtë komunistë, që duke mos ditur se ç'bëjnë, i sjellin dëm qetësisë së vëndit dhe shumë më tepër dëm vetes së tyre.

★★★

Thamë se do të flasim qartë dhe sinqerisht. Ashtu bëmë. Tashti na duhet të themi edhe nja dy fjalë, para se ta mbyllim këtë bisedë, e destinuar vetë prej natyrës së saj të jetë e shkurtër:

detyra e çdo njeriu që lindi e u rrit shqiptar dhe flet gjuhën e këtij vëndi, është të bëjë ç'është e mundur pas fuqive të tij, dhe me një kuptim të thellë të konditave dhe të realitetit të sotëm, për të ndihmuar këtë popull, për të forcuar idealet e shenjta të atdhedashurisë dhe të vëllazërisë kombëtare. Ata që me aktivitetin e tyre venë kundër këtyre dy qëllimeve, bëjnë, ndërgjegjësisht ose jo, tradhti në kuptimin më të plotë që ka fjala. Tradhti nuk është vetëm të ikësh nga balli i luftës. Tradhti është edhe kur mbjell farëra, që janë kundër interesave të kombit dhe gjallërisë kolektive të popullit. Kështu duke qëndruar punët, ne nuk do të çuditemi aspak, kur një ditë, si ç'tha dhe vetë z. Kryeministri, të funksionojë ligja për faje politike kundër atdheut, mbi ata njerëz që venë kundër interesave të vëndit.

Një klimë e fortë nacionaliste, një riorganizim shoqëror, një disiplinë dhe rregullim i të gjitha klasave të popullit dhe interesave të tyre, një veprimtari e fuqishme drejt oksidentalizmit, kjo është Shqipëria ideale.

*Arbënia, 1936*

## "Kiji inatin e fali hakun"

Në Illyrin e javës së shkuar botova një artikull "Unter Fuhrer-ët Hitlerianë", me të cilin lëvdova sjelljen tmerrësisht guximtare të *Fuhrer-it* në shtypjen e tradhtorëve të partisë së vet.

Disa këndonjës, edhe fletoria inteligjente "Vatra", kanë bërë një konfuzion llogjik duke kujtuar se me anë të atij artikulli, unë jam shfaqur sheshit si një hitlerist ose fashist...!

Është rasti të insistoj mbi ketë pikë dhe t'u them miqve të mi këndonjës, të mos nxitohen të japin gjykime. Një njeri mund të adhurojë Hitlerin si një njeri kurajos edhe si gjenial (dhe është i tillë pra u ba kançelier i Reich-ut), pa qënë i bindur në ideologjinë fashiste. Është e mundur që të kemi një admiratë për mënyrën e organizimit të partisë hitleriste, për efficiencën e madhe të aparatit të tyre, për disiplinën, entusiazmën etj., pa qenë aspak të shtrënguar, drejt për së drejti ose tërthorazi, të pelqejmë ose të pranojmë si të vlerëshmë ose të mëdha edhe *qëllimet* që kërkohen të realizohen me ato *mjete.* Dhe duhet të shtoj se këto *mjete* dhe *mënyra,* që përdor hetlerizma në Gjermani, janë përdorur, pothuaj, në të gjitha kryengritjet e mëdha të botës.

Për një pikë të veçantë që thekson "Vatra", se *u dënuan njerëz pa u dhënë në gjyq,* gjë që nuk mund ta admetojë kursesi, i përgjigjem se në kohë kryengritjeje të gjitha veprat janë ilegale, arbitrare, teroristike dhe violente. Nëqoftëse formohet një gjyq dhe i gjykon njerëzit me vdekje në 5 minuta e sipër, nuk ka ndonjë ndryshim të madh nga dënimi pa e formuar fare atë gjyq qesharak dhe formalistik.

Me atë artikull kam dashur vetëm e vetëm të *shfaq urrejtjen time për "unter fuhrerët" e të gjitha vendëve dhe të gjithë kohëve, që kanë dashur ose duan të konspirojnë kundra udhëheqësve të tyre*, si dhe admiratën që ndjeva për mënyrën trime dhe virulente me të cilën Hitleri i



shtypi në rastin e tij. Asgjë më tepër. Nuk më duket të kem thënë asnjë fjalë, që të tregoj në ndonjë mënyrë, bindjen ose edhe inklinacionin tim në punë ideologjie.

*Illyria, 1935*

## Melodia e Kukuvajkave

Kur flitet për atdhedashuri, për patriotizmë, jemi kryekëput në *botën e ndjenjës;* pikërisht siç jemi në botën e ndjenjës, edhe kur flasim për dashurinë familjare.

Shkurt, nuk është *interesi,* momenti kryesor që na shtyn të duam babaën, vëllan e motrën. Interesi mundet të jetë, po është krejt i dorës së dytë. Kështu është pak a shumë edhe me çështjen e Atdheut. Zaten është universalisht e ditur se dashuria për Atdhenë është e njëllojtë dhe qëndron po mbi ato shkaqe spikologjike, që qëndron dashuria për të afërtit prej gjaku. Se në fund të fundit Atdheu nuk është tjetër, veçse vatra familiare e zmadhuar.

Kush ka qënë një herë jashtë Shqipërisë, nuk mund të mos ketë ndier një mall të madh për *vëndin* dhe *gjuhën,* dhe *njerëzit.* Kush nga ne ka qënë jashtë nuk ka duruar dot që të thuhet një fjalë e keqe për këtë Atdhe!

Kush ka qënë jashtë për ndonjë kohë relativisht të gjatë, e ka ndier thellë nevojën të kthehet në këtë vënd dhe të çmallet me afshin dhe pamjet e kësaj toke.

Kemi disa njerëz që mendojnë se Shqipëria është një vënd i papërshtatshëm për të jetuar mirë, sepse nuk është gjithaq e zhvilluar dhe s'ka komoditet. Për këta njerëz nuk ka veçse dy udhë: 1) ose t'i vihen punës për ta bërë Shqipërinë siç e duan ata 2) ose të ikin sa më parë nga mesi i ynë që të shpëtojmë nga melankolia, që po përhapin këto kukuvajka, që rrinë në Shqipëri, sepse s'mund të jetojnë gjetkë!

Midis këtyre tipave ka edhe asish që, duke marrë pjesë edhe në punët e shoqërisë, nuk pushojnë së predikuari (dhe me elokuencë të madhe) që në Shqipëri nuk mund të bëhet gjë dhe se filosofia më e mirë është: mbush xhepin, mbush xhepin dhe mos u intereso për asgjë.

Ka dhe nga ata, që filosofojnë publikisht mbi këto punë dhe thonë se gjithë çështja e kombësisë është një *leverdi, një marrëveshje* pak a shumë si një shoqëri tregtare.



Ky lloj njeriu, pra, që gjëndet sot në mes nesh, nuk e kupton Atdhenë si një *Vatër të zmadhuar.* Nuk ka për këtë shoqëri atë dashuri të thellë e të pashpjegushme që ka shumica e njerëzve për njerëzinë nga gjiri i së cilës lindi dhe u rrit. Ky lloj njeriu është tipi i kozmopolitit, i njeriut që thotë: Atdheu im është ai vënd ku mund të jetojë më mirë! (Shpresoj se nuk ka arritur ngjer në atë shkallë, sa të thotë baba im është ai që më jep më shumë pare!).

Një shoqëri e re dhe e vogël, si është shoqëria shqiptare, ka dëme të mëdha nga të këtillë njerëz. Dëme të pariparuara, mbassi të këtillët kanë një zotësi të madhe asimilimi. E thënë më shqip, janë të zotë të bejnë "shokë" shpejt e shpejt.

Të këtillë tipa duhen luftuar. Duhet të vihen mënjanë dhe sidomos të mos kenë as zë, as dorë në punët e shoqërisë. Në ketë mënyrë ose do të përmirësohen, ose do të zhduken. Dhe në të dya rastet shoqëria ka fitim.

Sepse nuk mund të tolerojmë sot, nën këtë flamur dhe brënda kufive të mbretërisë sonë, që tipa të të ndryshëm të na thonë e të veprojnë se *çështja Atdhetare* është si një *çështje tregtare* dhe se filosofia më e mirë është: *mbush xhepin!*

Sepse për këtë Shqipëri është derdhur djersë dhe gjak i kulluar dhe se do të derdhet gjithnjë më shumë, kur ta dojë nevoja.

Sepse në këtë vënd po ngrihet një brez me gjallëri dhe dritë dhe ky brez nuk ka nge të dëgjojë orë e çast melodin e kukuvajkave tona.

*Arbënia, 1936*

## Pak histori...

Është një punë e mirë që herë pas here t'i hedhim nga një sy *së shkuarës* dhe punës së bërë në këtë *të shkuar.* Zhurma e përpjekjeve të përditshme mund të na mbyllë në një circolo vizioso të errët. Herë pas here duhet të ngjitemi në ndonjë bregore dhe të shikojmë qartë. Kështu do të mund të dimë më me saktësi, na dhe të tjerët, ku ndodhemi dhe ku vemi.

***

Qysh nga fillimi i vitit 1925 e gjer në fund të vitit 1926 vazhdon një përpjekje e fortë nga ana e qeverisë për të themeluar një qetësi dhe rregull në këtë vënd, për të zhdukur hajdutët, për të siguruar komunikacionet, për të ngritur një aparat qeveritar që t'u përgjegjet konditave të reja. Në këtë kohë likuidohen hesapet dhe ngatërresat e vjetëra dhe çelet një epokë e re për kombin shqiptar. Një periudhë konstruksioni lëndor.

Andej nga fillimi i vitit 1927 fillojnë të ndihen në këtë vënd disa zëra të reja. Me kalimin e kohës fillon të ngjallet edhe një farë shtypi, fillojnë të dalin në dritë edhe disa shkrimtarë. Në këtë kohë fillon të lëvizë mendimi shqiptar. Mirëpo ca nga mungesa e njërëzve, ca nga mungesa e mjeteve, puna ecën shumë mengadalë. Shpirtërat janë të shqetësuar nga ngjarjet e mëparshme dhe nuk shohin asnjë mundësi zhvillimi për një jetë mendore edhe në vendin tonë. Po shqipetarët që nuk mund të jenë një përjashtim nga rregulla e përgjithshme, dalngadalë provojnë se janë edhe ata të zotë, në qetësi dhe paqe, *mendojnë*. Kështu nga mesi i vitit 1929 fillon të kritikohet, bash në mes të Tiranës dhe me anë artikujsh nëpër gazeta, aparati qeveritar dhe mëndësia e shumicës së ministrave dhe të shefave të asaj kohe. Nga fundi i 1929 e në fillim të vitit 1930, kritika po merr proporcione të mëdha. Flitet sidomos nëpër shtyllat e *Arbërisë* së atëhershme për një ndërrim metodash, ndërrim njerëzish, për një *gjak të ri*, për një *frymë të re*.

Në këto kohë shumica e njërëzve tallen dhe zgërdhijnë dhëmbët me përpjekjen qesharake të disa njerëzve të pamoshë, të papozita e të padëgjuar. Nga përpjekja e fortë mendore e *Demokracisë* në Gjinokastër e nga përpjekja e furishme e *Arbënisë, Minervës e Illyrisë* në Tiranë, nuk shkëlqen, për sytë e publikut tonë, veçse një gjë: *Qesharakësia dhe kotësia e të gjithë punës!*

Ç'të duhet? Merr një rrogë dhe rri rehat! Mendime në Shqipëri? Hajt, mor i marrë, mos merr veten më qafë!" Këto kanë qënë fjalët që kemi dëgjuar nga çdo anë. *Përbuzje dhe tallje dhe një dekurajim i gjithmbrashëm*.

Ishim të paktë, po qëndruam. Është për ne një shkak kryelartësie të pastër e të sinqertë. Meskineria e të tjerëve nuk e tronditi bindjen tonë. Na besuam me një besim të fortë se edhe ky vënd do të ketë një jetë mendore dhe, se e gjithë jeta e kësaj shoqërie shqiptare, do të drejtohet një ditë nga mendimi i kulluar dhe nga fryma e qytetërimi europjan. Besuam se do të vinte një ditë që do të shkëputeshim nga zinxhirët dhe njërëzit që na la trashëgim Perandoria e kalbur e Osmallive.

Dhe sa po erdhi një ditë, që u shumuan pakëz njërëzit me frymë të re, ja se udhëheqësi i ynë shpëtimtar me një masë të vetëtimshme, i thotë *stop!* njerës palë dhe një *marsh!* palës tjetër. Kështu nga 21 tetori e këndej zbret mbi dheun shqiptar një frymë e bekuar, që qetëson nervat e njërëzve, rehaton shpirtërat dhe shëndosh vullnetet.

Nga 21 tetori e këndej, me gjithë fukarallëkun ekonomik, me gjithë ngatëresat e shumta të trashëguara nga *situata e vjetër*, prapë se prapë vëndi merr frymë lirisht dhe në ballin e në buzën e shumicës dërmonjëse shihen shenjat e një kënaqësie dhe të një gazi që dëshmojnë se *Njeriu dolli nga errësira në dritë*.

***

Në ditët e para pas 21 tetorit u shkrua prej disa entusiastëve nëpër gazeta e revista se do të shkojnë

tre-katër muaj para se na të mund të mblidhnim veten nga tronditja e papritur, nga gëzimi i pamatur i ndryshimit që u bë. U tha se pas 3-4 muajve do të mund të shihnim qartë *gjendjen e re* dhe atëhere do të mund të shikonim secila është udha më e sigurtë dhe më e shëndetshme për jetën e kolektivitetit shqiptar.

Nuk duhet lënë pa përmëndur se edhe për ndryshimin e 21 tetorit u gjetën shumë shqiptarë, brënda e jasht Atdheut, që thanë se *e gjithë puna është një hi syve dhe se do të kthehemi atje ku qemë, pas disa muajve!*

Jemi në të tetin muaj dhe jo vetëm që s'ka asnjë shënjë serioze për një *mbrapakthim*, po përkundrazi, çdo gjë na bën të besojmë që jemi duke ecur përpara me hapa të matura, por gjithaq të sigurta. Në këtë mënyrë ai tok skeptikësh dhe disfatistësh që nuk besojnë në një *Shqipëri përparimtare e të ndritur,* pati edhe një *thyerje* tjetër në serinë e thyerjeve të saj të shkuara e të ardhme.

Më 21 tetor thamë se mbas 3-4 muajsh do të mund të shohëm qartë. Tamam ashtu ngjau. Mbas 3-4 muajsh nga botimi i Arbënisë filloi qetësisht fushata një *Diktature të ndritur nacionaliste*. Gjer më sot janë botuar në këtë gazetë nja 100 artikuj mbi këtë temë. Dhe është vënë rè, qoftë nga shitja e madhe e *Arbënisë*, qoftë nga lajmet që na vijnë çdo ditë, se *kjo çështje* ka tërhequr vërejtjen dhe interesimin e një shumice të madhe njërëzish në këtë vënd.

Prapë na dalin në mes skeptikët dhe disfatistët. Ata që nuk besojnë në fuqitë, në mundësitë dhe në gjallërinë e kësaj rrace. Prapë na dalin përpara dhe me të zgërdhiturat e tyre e lëvozhgat e arsyetimeve qesharake, na thonë se s'mund të bëhet në Shqipëri një Diktaturë që t'u shëmbëlleje diktaturave hitleriane, fashiste e kemaliste. Dhe thonë që në Shqipëri s'kemi njërëz për këto punë dhe se është më mirë që të lihen punët në ritmën e tyre natyrale (që kështu të na hajë dreqi sa më parë). Dhe këta disa nga njërëz, që na kundërshtojnë, nuk është se janë kundra *Diktaturës* parimisht, por nuk besojnë se është e mundur të bëhet një gjë e tillë në Shqipëri. Sepse ky vënd s'i paska ato kondita dhe ata njërës që duhen në ato punë!

Ne, ashtu siç bemë dhe 7 a 8 vjet më parë, po ecim të pa tronditur drejt *idealit* tonë, të cilin e shohim të gjallë, të realizuarshëm dhe të domosdoshëm. Kritikat, talljet dhe kundrështimet nuk bien veç se në këmbët tona dhe na nuk bëjmë tjetër veçse *shkel e shko* mbi to. Misioni që i kemi caktuar vetes sonë është të shohim të nesërmen e domosdoshme dhe të veprojmë që ajo e nesërme të jetë ashtu siç e don e mira edhe lavdia e Atdheut. Ajo e mirë dhe ajo lavdi, që është karakteristika më e dalluar e kësaj faze të jetës sonë kombëtare.

***

Kurrë ndonjë herë në histori nuk është parë që përpjekja e disa njërëzve për një jetë të re a ideal të ri, të pritet me gaz dhe duartrokitje. Përkundrazi.

Kurrë ndonjë herë nuk është parë që një *ndërrim drejtimi dhe vlerash* të mos jetë përfundimi i një pune të gjatë, të dhëmshur e plot vuajtje të një pakice të vogël trime.

E na sot që në mes të një indiferentizmi dhe moskujdesje të përgjithshme, ngrihemi e shënojmë udhën e shpëtimit, atë udhë që *i bën kombit* dhe që i bën këta të *lumtur, kryelart e të ndritur,* nuk presim as duartrokitje, as shpërblime, as fitore të shpejtë të idealit tonë. Po kemi të drejtë të presim nga ata shqiptarë, të cilëve u dhimbset ky Atdhe, që janë gati të vdesin për të, një mirëkuptim dhe një bashkëpunim për të ngjallur në këtë vënd edhe një herë frymën e zjarrtë të patriotizmit të kulluar e të nxehë, me të cilën ranë në fushat e nderit dhe të lavdisë së përjetshme ata që e bënë dhe që na e lanë trashëgim të shenjtë këtë Atdhe.

*Arbënia, 1936*

## Shteti dhe shtypi

Gjendja e shtypit kombëtar të sotëm? Ja një pyetje për të cilën duhet të kemi interesim dhe kujdes, kur e prekim dhe dritë e objektivitet pikëpamjesh, kur e bisedojmë. Dhe pretendojmë me këmbëngulje dhe me zë të lartë, si nga këndonjësit, ashtu edhe nga ata që kanë në dorë punët, që të na *vënë veshin* dhe që, duke dëgjuar fjalët tona, të mos tërhiqen nga paragjykime dhe sentimentalizma dhe të japin verdiktin e tyre, po të qendrojnë e të mendojnë me ftohtësi gjykimi, me pasionin e atdhedashurisë në krye, ashtu si ç'përpiqemi të bëjmë edhe ne, kur mendojmë dhe flasim mbi këto punë.

Si pas mejtimit tonë, shtypi shqiptar po fillon të marrë vëndin që i përket në kuadrin e punëve të shoqërisë. Shtypi shqiptar i sotëm sapo fillon të mëkëmbet dhe të shkëputet nga skllavëria e subvensioneve dhe nga *dallkaukllëku* tradicional rreth kulltuqeve dhe personave ministeriale. Dua të them se unë sot, po të kem fakte dhe shkaqe, mund të ngrihem e të shkruaj edhe kundër kryeministrit, edhe kundër çdo ministri tjetër dhe prapë se prapë kundrejt meje nuk do të merren masat e zakonshme, ngjersa të mos ketë prova, që sjellja është për të dëmtuar interesat kombëtare.

Për ata njerëz, që kanë *haber* nga punët e shtypit përgjithsisht dhe, sidomos nga punët e historisë tragjikomike të shtypit shqiptar, kjo punë, ky lartësim i shtypit, ky fitim lirie, ka një rëndësi të madhe kombëtare dhe historike. Dhe për nacionalistët shqiptarë, që u dhimbet ky vënd dhe që duan gjithnjë të mirën, të mbarën dhe *përparimtaren,* është rasti që t'i jenë thellëisht mirënjohtës atij që qëndron në krye dhe që shkakton këto gjëra.

Shtypi shqiptar përgjithësisht ka hipur një shkallë drejt vendit, që i përket. Me përjashtime natyrisht. Po jemi ne, përgjithësisht, ne profesionistët gazetarë, që guxojmë e themi sot se *shtypi duhet të jetë në duar të zonja, të stërvitura dhe nacionaliste*. Për ndryshe në vënd që të jetë një *aktivitet* i dobishëm, bëhet një aktivitet i dëmshëm, si për interesat e sotme të shoqërisë shqiptare, ashtu edhe për atë të së nesërmes.

Shëmbull:

Shkroi një artikull-studim Demokratia (e cila e kish vëndin në një revistë ose libër) dhe *Besa* e rrëmbeu dhe e ktheu në një armë politike për dëm të madh të gjëndjes shpirtrore të vëndit. Mbi këtë ngrihet *Hylli i Dritës* dhe shkruan një artikull me një frymë të gjërë nacionalizmi, saqë na shtrëngon herë pas here ta adhurojmë atë kler kryemadh, dhe mbanë tjetër, ngrihet revista *Rilindja* e Korçës e drejtuar nga sentimentalisma sarahoshe dhe kalamaqe dhe shkruan një artikull të gjatë me pasion dhe anësi për dëm të madh të interesave kombëtare dhe duke irrituar edhe më keq gjëndjen shpirtrore të krijuar dashas ose jo nga njerëz gjithaq foshnjarakë, sa ata të *Rilindjes.*

Ky është problemi i sotëm. Shtypi në duar të mira, më njërën anë, ka *bërë dhe po bën shërbime,* dhe mbanë tjetër, shtypi në duar të papërshtatshme, po bën dëme të mëdha, duke trajtuar probleme me rëndësi me të tërë shkujdesjen dhe naivitetin e inkompetencës dhe me pasionet dhe britmat tragjike, që karakterizojnë njerëzit që janë robër të thashethemeve të rrethit të tyre.

Tashti:

A është më mirë të kemi në Shqipëri njëzet gazeta dhe njëzet revista në duart e kujtdo dhe të bëjnë ç'të duan e të thonë ç'të duan lirisht, me fjalë të tjera, të kemi një kaos të plotë, apo është më mirë të kemi 5-6 gazeta dhe 5-6 revista në duar të zonja dhe të *përshtatshme nga çdo pikëpamje,* të cilat të zhvillojnë një aktivitet të qetë dhe të matur duke u munduar me përpjekje intelektuale të sinqerta dhe të vërteta të zbërthejnë ato probleme kombëtare, që i përkasin shtypit?

Kjo është pyetja. Dhe kësaj pyetjeje na i përgjigjemi pa asnjë rezervë. Shtypi nuk matet nga sasia e gazetave dhe revistave, por nga cilësia, nga vlefta reale dhe konstruktive e tij. Një gazetë nuk mund të lihet në duar të çdo njeriu. Për veç konditave të ligjës, ka edhe kondita të nënkuptuara. Një gazetë ose revistë mund t'i bëjë shpesh herë vëndit, më tepër shërbim ose dëm nga ç'mund t'i bëjë, për shëmbull, një deputet, ose sekretar general, ose një prefekt.

Atëhere një gazetë ose një revistë duhet lënë në duar të atyre njerëzve, që kanë garanci jo vetëm financiare, por edhe, si të themi, kulturore, shoqërore dhe kombëtare. Me fjalë të tjera, njerëzve që mund t'i shërbejnë shoqërisë. Çdo njeri që di të shkruajë, nuk është një *vleftë*. Gazetat dhe revistat do të jenë në duar të njerëzve, për të cilët, drejtonjësit e shoqërisë, shteti, të ketë bindje se mund t'i shërbejnë vëndit me pasion, me sinqeritet dhe me dashuri.

*Arbënia, 1936*



## Jo heshtje dhe misteriozitet

Që të përsërisë njeriu një temë më tepër se dy herë, nuk është një punë aq e këndshme, si për atë që e shkruan, ashtu edhe për ata që e këndojnë.

Mirëpo në vëndin tonë, ku zakonisht nuk aplikohen rregullat e pranuara prej llogjikës dhe arsyes, është si e zorshme që të evitojmë këtë përsëritje aq të mërzitshme, sidomos kur tema ka të bëjë me jetën tonë politike, ose kur është puna për një vëndim nga ana e qeverisë mbi një gjë që ka të bëjë me interesat jetike të këtij vendi dhe populli.

Është një fatëkeqsi kjo që shifet ndër ne. Po thuaj është bërë ligj, që qeveritë tona të punojnë nën heshtjen dhe misteriozitetin më të madh. Probleme të një rëndësie të jashtëzakonshme ekzistojnë në vëndin tonë, dhe këto kërkojnë një zgjidhje të shpejtë e energjike dhe prandaj duhet të okupojnë qeverinë.

Ne jemi të bindur se qeverija nuk flen, por punon, interesohet dhe studjon problemet që lodhin vëndin e popullin tonë. Gjithashtu kemi çdo besim se qeverisë së sotshme nuk i mungon as zotsia, as vullneti për një zgjidhje të favorshme të këtyre problemeve; por të na lejohet të theksojmë se këtë bindje e kemi formuar ne që njohim personat që formojnë qeverin e sotshme; e kemi, pse bazohemi në të shkuarën e tyre. Turma e popullit, që nuk i njeh personat, por për besimin e së cilës ka më tepër nevojë qeveria, për t'i akorduar atë besim qeverisë, do që të shofë vepra, projekte dhe lëvizje.

Turma kërkon të dijë nëse qeveria e saj i është dhënë studimit të problemeve që e lodhin. Do të dijë si mendohet, si vepron dhe si lodhet qeveria për zgjidhjen e këtyre problemeve.

Natyrisht, me zakonin që ka edhe kjo qeveri, tamam si qeveritë e kaluara, domethënë të veprojë në heshtje dhe me një misteriozitet, populli nuk mund të jetë kurrë i bindur se çështjet e tij e interesojnë qeverinë

dhe kështu nuk ësht e mundur që t'i akordojë kësaj besimin e vet.

Por nuk është vetëm kjo. Heshtja e *pashpjegueshme* e qeverisë u lën fushën e lirë thashethemeve të pakontrolluara. Njerëzit, me qëllim ose pa qëllim, vënë në qarkullim fjalë të ndryshme të cilat, të pakontrolluara, shtrëmbërojnë të vërtetën dhe kjo formon rrezik të madh, pse shumë herë formohen bindje në bazë faktesh, që nuk ekzistojnë.

Sidomos qeveria dëmtohet prej kësaj gjëndjeje. Kundërshtarët e saj, dhe nuk janë të pakët, qarkullojnë gënjeshtra dhe tendenciozitete, si gjoja vëndime ose mendime të qeverisë dhe kështu formohet një korrent kunër saj në gjirin e popullit. Natyrisht, ata që qarkullojnë këto tendenciozitete kanë për qëllim që ta kthejnë popullin nga ana e tyre, domethënë bëjnë një politikë. Por ne, kur kërkojmë prej qeverisë të hapë gojën dhe ta mbajë popullin në korrent të veprimeve të saj, nuk e kërkojmë këtë për për të reaksionuar në politkën e kundërshtarëve të qeverisë së sotshme; ne një arsye tjetër na shtyn për këtë kërkesë, një arsye që ka rëndësi jetike për shtetin tonë.

Duke vepruar në heshtje dhe në misteriozitet, duke mos e mbajtur popullin në korent të punëve, të veprimeve dhe të mendimeve qeveritare, vetë qeveria e shtyn popullin që të mos interesohet për hiçgjë nga ato që bëhen rreth tij.

Ne, në jemi kundërshtarë të njerëzve që u rrëzuan më 21 tetor, jemi tamam për këtë arsye, pse ata vetë mendoheshin dhe vetë vepronin, si u donte qejfi dhe interesi, pa marrë parasysh popullin, të cilin e kishin bërë fare të çinteresuar dhe apatik. Në kohën e tyre, populli as që pyeste dhe as që çante kokën për punërat e shtetit. Fatalisht e pranonte çdo pasojë të veprimeve qeveritare, të keqe ose të mirë, pa protestuar dhe pa lavdëruar.

Dhe këtu, pikërisht, qëndron rreziku sipas mëndjes sonë. Nëqoftëse vazhdohet në këtë politikë të heshtjes



dhe të misteriozitetit, kemi frikë se populli do të transformohet në një turmë, e cila nuk do të japë *asnjë para* për punërat e shtetit dhe një gjë të tillë duhet ta evitojë qeveria e sotshme. Dhe do ta evitojë vetëm, kur do të hapë gojën e saj dhe do t'i shpallë popullit mendimet e saj mbi të gjitha problemet që e lodhin sot vëndin tonë.

Pra, pa vonesë. Të mësojë populli nga goja e qeverisë se si mendohet t'i përballojë problemet e tij dhe gojët e njërit dhe tjetrit të mbyllen.

Ne, kështu e kuptojmë detyrën e qeverisë!

*Arbënia, 1936*

## Njerëzit që do ky vend

Kishim aty pardje një bisedë të vogël me ata djemtë që nxjerrin në Korçë revistën "Bota e Re". I përgëzuam për zotësinë, që tregojnë në mbajtjen e revistës më këmbë. Po u thamë gjithashtu se nuk jemi të një mendjes me 'ta, përsa i përket frymës së revistës. Nuk kemi nevojë, as që i bëhet vëndit ndonjë shërbim të dëgjohen vazhdimisht nga radhët e djalërisë fjalë dëshpronjëse dhe dekorajonjëse. S'ka dyshim që *kritika* është e domosdoshme dhe bile, duhet bërë *burrërisht*. Po *kritikë* nuk do të thotë rënkime, vaj dhe disfatizëm. Kritikë do të thotë analizim i ftohët dhe objektiv i një vepre, duke i nxjerrë në shesh *të metat* dhe *meritat* dhe duke i kallzuar, mundësisht, edhe sesi duhet të korrigjohet *i kritikuari,* që të mos përsëritë gjithnjë po ata gabime, që të vihet në radhën e drejtë.

Këtë kuptojmë për kritikë dhe kjo vlen për të gjitha shfaqjet e jetës.

Në këtë mënyrë i kritikuam djemtë që shtypin "Botën e Re,. U thamë që të na flasin edhe për gjërat, *që duhen bërë,* dhe për drejtimet që duhen ndjekur, edhe për qëllimet që duhet të dëshërojmë dhe të përpiqemi të arrijmë. Kjo është punë njëkohësisht e zorshme dhe konstruktive. Dhe është në këtë drejtim që duhet të japin prova zotsie të rijtë, qofshin letrarë, artistë, mendonjës, apo politikanë.

Shoqërija shqiptare pret prej tyre *Dritë* dhe Shpresë, jo *tym* dhe *Vaj*.

***

Po ka një tjetër kategori intelektualësh, nëpunës që nuk ka as zotësinë dhe as vullnetin të nxjerrë një libër, një revistë apo një broshurë; t'i thotë botës shqiptare atë që mendon seriozisht.

Kjo kategori nëpunës-intelektualësh, që merr rroga nga ky popull dhe që s'ndien asnjë detyrë, përveç evadimit të akteve dhe të burokracisë sonë të famshme, është pikërisht kjo kategori njerëzish, që s'u mërzit së ndënjuri në kafenera dhe së kritikuari kot më kot çdo njeri ose çdo vepër të një njeriu tjetër. Është kjo kategori njerëzish, që përhap *dëshpërimin* dhe *dekurajimin* pikërisht në një kohë, kur ajo po merr rrogat në rregull dhe kur jeton për vete më së miri. Kjo kategori njerëzish që shfaqet merzitur dhe e pashpresë vetëm e vetëm sepse s'ka zotësinë të bëjë ndryshe dhe sepse i duket sikur po të shfaqesh i *dëshpëruar* për punët kolektive, është kulmi i mënçurisë, këjo kategori njerëzish, harron se me këto sjellje, jo vetëm që dëmton vendin, por njëkohësisht edhe veten e saj.

Sepse një ditë do të vërtetohet edhe ndër ne, *se intelektualët shqiptarë kanë një faj të madh: Që s'janë aspak intelektualë, shumica e atyre që mbahen për të tillë.* Dhe kështu një ditë do të ndahet shapi prej *sheqerit*. Dhe shumë nga ata që kanë dhe diploma, do të vihen mënjanë. Dhe vëndin e tyre do ta zënë ata që japin prova konkrete të *zotësisë, të passionit në punë* dhe të idealizmës së nxehtë, në punë patriotizmi.

***

Na e kemi thënë gjithmonë qartazi atë që kemi menduar se vlen të thuhet. Kështu përpiqemi të bëjmë edhe sot. Kështu edhe nesër.

Nuk është, edhe as që mund të quhet *intelektual shqiptar* çdo njeri që ka dalë nga dyert e një universiteti dhe që ka në dorë një *kartë* dhe që mbasandaj në bazë të asaj *karte* ka zënë një vënd të mirë dhe merr nga arka e shtetit nja 400 fr. ari të mira... dhe vishet elegant, dhe ndjek ballot besnikërisht, dhe më në fund, kur çelet ndonjë bisedë rreth halleve të shoqërisë sonë, ngrihet si gjel deti dhe thotë: *s'mund të bëhet gjë... eshtë e kotë... ha e hesht...*

I këtillë njeri, jo vetëm që s'është intelektual, por s'është as një nështetas i dobishëm. Të këtillët tipa *moderne në dukje,* do ta gjejën vendin një ditë, ashtu siç e gjetën dhe ata tipat e tjerë *antikë në dukje e në bëmje*. Është koha të shqetësohen disa njerëz dhe të

mendojnë mirë e thellë, parase të bëhet vonë. Ky vënd don njërëz me dashuri për punë, njerëz që të punojnë idealisht, njerëz që të mos i zërë gjumi natën për hallet dhe mjerimet e kësaj shoqërie, që na rriti, na mban e na ushqen. Ky vënd don njerëz me shpirt. Njerëz që të besojnë se mund të bëhen shumë punë të mira dhe të dobishme, po të ketë vullnet të fortë dhe të ngulur njeriu. Njerëz, të cilët në të mirën e përgjithshme, në përparimin dhe mirëqenien kolektive të shohën *kuptimin e jetës së tyre*. Njërëz misionerë, fanatikë të Perparimit dhe të Atdhedashurisë.

*Arbënia, 1936*



## Të heshtim?...

Disa ditë më parë u shtypën, në këto shtylla, nja ne artikuj me radhë *rreth gjëndjes së shtypit shqiptar, rreth kulturës së popullit dhe rreth gjendjes psikologjike përgjithësisht*.

Dhe thamë se në gjithë Shqipërinë e 1936-ës kemi vetëm një gazetë të përditshme dhe një tjetër që del "tri herë në javë". "Demokratia" është varfëruar dhe del kur i teket. "Gazeta e Korçës" është një azhans për lajmet e huaja. Kështu gazeta, në një farë kuptimi janë vetëm dy. Një e përditshme dhe një tri herë në javë.

Revista kulturale - letrare e ekonomike (!) kemi vetëm një, e cila del një herë në muaj. Është "Bota e Re", që shtypet në Korçë.

Pra, e gjithë Shqipëria e 1936-ës nuk ka veçse një gazetë të përditshme, një që del tri herë në javë dhe gjithsej një revistë të përmuajshme.

- Pse gjithë kjo varfëri? I kemi dhënë dhe përgjigjet: a) Na ka mbuluar një *apati*, e cila duket sikur na ka gozhduar dhe s'na lë që të lëvizim e të veprojmë. Duket sikur gjithë ç'që për të thënë u tha dhe b) Sepse shtypi nuk mund të qëndrojë mbi këmbët e veta financiarisht. Qarkullimi është i kufizuar dhe për rrjedhje shitja e paktë. Nga këto dy shkaqe edhe ai shtyp, që ndihet sot, qëndron më këmbë më tepër, sepse drejtonjësit e tij s'kanë ç'të bëjnë tjetër, veçse të botojnë ndonjë gazetë, sesa ka ndonjë *qejf* në të botuarit e një gazete sot për sot, ose sepse ka ndonjë leverdi financiare detyronjëse. Me një fjalë, qendrojmë më këmbë me pahir.

★★★

*Hesapet e tjetrit bëhen kollaj*, thotë një shprehje popullore. Kështu, që këndonjësi, kur bën hesap punën e gazetarëve të sotëm, kush e di se ç'parajsë mendon. Ai nuk e di sesi qëndrohet më këmbë. Prandaj edhe pretendon që shtypi të jetë më i shëndoshë edhe më i

gjallë, kurse në realitet shtypi i sotëm s'mund të bëjë veçse atë që bën: *të agonizojë dita-ditës*. Dhe pikërisht në një kohë kur, po të marrësh një leje gazete, nuk është ndonjë punë e zorshme dhe mbasandaj, po të merresh trimërisht edhe me problemet e jetës sonë, nuk është ndonjë punë e rrezikshme.

Me gjithë shpjegimet tona mbi shkaqet e kësaj *agonie* të shtypit, si në artikujt e mëparshëm, ashtu edhe në përmbledhjen e sipërme, prapë se prapë ka diçka misterioze, diçka të pakuptueshme, kjo agoni e shtypit. *"Sepse s'ka qejf njeriu, as të këndojë, as të shkruajë!"* më thosh një shok aty pardje. Dhe është një shok që ka kënduar dhe ka shkruar shumë. "A e dini se ç'më tha X-i pardje", më thosh po ky shok - "më tha *pse s'heshtni fare, mor zot, na lodhtë me zënë tuaj dhe me shpresat tuaja, na lodhtë, Heshtni, heshtni një herë e mirë, mbase në një heshtje të përgjithshme do të jemi më mirë"*.

Në këtë mënyrë nga këndonjësit vjen një rënkim i thellë: *Heshtni!* Kurse ne, që flasim e shkruajmë, prisnim një inkurajim një "ju lumtë që jini optimistë..."!

Mirëpo në këto bashkfjalime të këtyre shokëve, në këto dialoge të dëshpëruar e të zez, kujtoj, duhet të gjendet dhe e meshehta e agonisë së shtypit dhe e agonisë shpirtrore përgjithësisht.

★★★

Na vijnë gazetat dhe revistat turke, frënge, italjane e gjermane si shigjeta, si breshër. Gazetat turke, 16 faqe plot artikuj, plot fotografi, plot gjallëri plot *JETË*. I marrëm dhe i vërejmë me kurreshtje. E ndiejmë se vijnë nga një botë ku gjithçka *lëviz*, ku jeta nuk kuptohet si një *heshtje melankolike*, po si një *zhurmë, si një përpjekje e fortë dhe e vazhdueshme për të arritur forma jetese dhe kulture më të larta e më të përsosura.* I hedhëm pastaj një veshtrim vetes sonë, shtypit tonë, jetës sonë dhe pa dashur na shpëton nga goja vetëm një fjalë: *mizerja*.



Duket sheshit se jeta jonë, sot për sot, nuk ka një ritëm, një lëvizje, *një përpjekje për të arritur forma më të larta e më të përsosura.* Është kjo e sotmja një periudhë si ajo e ushtarëve, kur marrin urdhër "në vënd numuro"! Kështu ne s'ecim as përpara, as mbrapa. Shënojmë hapin e parë në vënd. Bile u mërzitëm. Preferojmë të ulemi përtoke dhe të rrimë definitivisht të qetë dhe në *heshtje* absolute!

Kështu shpjegohet edhe agonia e shtypit. Kështu shpjegohet njëfarësoj edhe agonia shpirtërore përgjithësisht.

★★★

Të heshtim vërtet, ashtu siç këshillonte ai miku?! Ashtu siç frymëzon e tërë atmosfera psikollogjike e sotme?

Jo. Pikërisht saqë e ndjejmë thellë këtë gjendje, që i kuptojmë edhe shkaqet e saj, pikërisht, na themi se *heshtja* është një farë tradhtie.

Përkundrazi, duhet folë. Dhe duke shpjeguar gjendjen e vërtetë, duhet thënë edhe se ç'duhet thënë, edhe se *ç'duhet bërë* për ta ndryshuar këtë atmosferë mbytëse. Dhe duhet përsëritur këto thenie, ngjersa të realizohet diçka ose ngjersa të kemi frymë na.

Jo të ikurit nga fusha e luftës, *po të qëndruarit gjer në fund,* edhe kur duket i pashpresë fitimi, ajo është detyra e një luftëtari të mirë.

*Arbënia, 1936*

## "Bota e Re"

Me një format dhe paraqitje krejt të re, dolli në qarkullim revista "Bota e Re" e drejtuar prej Gaqo Evangjelit dhe e shtypur në Korçë në shtypshkronjën e Gazetës së Korçës.

Mund të themi pa asnjë hezitim, se si numër i parë, revista e re paraqitet mjaft mirë, e shendetshme dhe e pozuar mirë. Në faqet e saj sundon një frymë serioziteti. Duket se ata që shkruajnë, nuk janë më kalamajtë që kanë qejf të shkruajnë në revista për qejfin e madh që të duken! Në faqet e "Botës së Re" përgjithësisht gjënden artikuj të shkruar nga "të rij" plot seriozitet, si në formë, ashtu edhe në përmbajtje. Për ta thënë më shkurt, duket qartazi se këta që botojnë revistën e re të Korçës, kanë një vullnet të ngulur për një punë serioze.

Kjo na gëzon. Aq më tepër sepse kjo revistë del tamam në Korçë, në këtë qytet me rëndësi të madhe, të cilit i ka hie të ketë organe serioze, organe që të mos i kontribuojnë vetëm ndriçimit të mendimit në Korçë, por duke shikuar çdo punë nga një pikëpamje kryekëput kombëtare, të kontribuojnë për të ndriçuar të gjithë mendimin shqiptar. Dhe na jemi nga ata që besojnë me këmbëngulje, se djalëria korçare përgjithësisht, e lirë nga paragjykimet e traditës, mëndjehapët, përparimtare dhe e fuqishme, ka mundësira, qoftë me anën e kësaj reviste, qoftë me aktivitete të tjera, t'i shërbejë tërë shoqërisë shqiptare dhe të mbajë të ndezur me një flakë madhështore idealin e madh të Atdheut.

Nga kjo pikëpamje kërkojmë ndjesë, nga shokët tonë që botojnë revistën për t'u bërë një vërejtje të vogël.

Problemi shqiptar nuk është, nuk mundet kursesi të reduktohet në një problem ekonomik. Shkurt, nuk jemi nga ata që bësojnë se ekonomia është themeli dhe kuptimi i një jete kombëtare. Kombi rron për ideale më të larta e më fisnike se ç'mund të jetë ideali i një mirëqënieje ekonomike të përgjithshme. Faktori ekonomik është me rëndësi të madhe. Për këtë s'ka asnjë dyshim. Por ndërgjegjia kombëtare, njësia e aspiratave kombëtare, njësia dhe bashkimi spiritual i kombit, janë çështje që do të na ndezin më tepër nga sigurimi i bukës... Dhe një revistë si Bota e Re, që nuk është revistë thjeshtësish ekonomike, por e përdyjavshme kulturale, nuk shohim pse kërkon ta reduktojë të gjithë çështjen në një faktor ekonomik, siç përpiqen të bejnë me kryeartikullin, i cili mund të quhet një skicë programi.

Shokët tanë na kuptojnë aq lehtë, sa ç'i kuptojmë dhe na ata. Dhe jemi gjithë aq të bindur se do ta marrën këtë vërejtje po me atë sinqeritet me të cilin bëhet.

Duke qënë kështu, na urojmë që botonjësve të rivistës të vijë duke u shtuar vullneti në punën e tyre të zorshme, që kështu të mundin dhe ata të ndihmojnë në mëkëmbjen kulturore dhe shpirtrore të shoqërisë shqiptare. Sepse këjo shoqëri në të këtillë djem ka varur shumë shpresa.

*Arbënia, 1936*

## “Bota e re”

Doli i njëmbëdhjeti numër i revistës “Bota e Re”, që me shumë vullnet të mirë botojnë disa djem aty në Korçë. Dhe na që dimë prej eksperience se çdomethënë të nxjersh është revistë në Shqipëri pa fonde dhe pa organizim shitjeje, nuk kemi veçse të përgëzohemi me botonjësit për vullnetin e ngulur që tregojnë.

Mbanë tjetër nuk jemi shumë entusiastë për frymën e revistës dhe këtë e themi haptazi e me sinqeritet të plotë. Shpresojmë se nuk do të na merret për të keq, sepse në fund të fundit qëllimi ynë është i mirë dhe mirëdashës. Fryma e revistës mund të kategorizohet në radhën e shtypit, që bën kritikë distruktive. Që shfaq rënkime dhe ankime, që mbiell dashas e padashas, një farë mosbesimi në zotësinë dhe mundësitë tona pergjithësisht. Fryma e revistës të bën përshtypjen se botonjësit janë njërëz të shtypur dhe të përbuzur dhe të pashpresë, të cilët shyqyr që kanë në dorë një revistë për të shfryrë ankimet, dyshimet dhe vuajtjet e tyre. Bilé edhe këtë jo drejtpërsëdrejti, por me të përdredhura dhe perifraza!

Kjo është, të paktën, përshtypja jonë. Në qofshim të gabuar, pikërisht ne do të jemi të parët që do të gëzohemi.

Besojmë se publiku shqiptar nuk pret nga djemtë e rinj që t'i thonë vetëm gjëra të dëshpëruara dhe dëshpronjëse. Të rijtë pesimistë, që thonë se gjithçka është mizeria dhe që mizeria do të jetë, janë të dëmshëm, sa edhe ata që thonë, se jetojmë në më të mirën e botëve!

Gjëja më e kollajtë dhe më e modës është tëjesh pesimist cinik dhe të tregohesh i dëshpëruar. Gjëja më e zorshme është që të jesh pakëz optimist, të mundohesh të shikosh edhe anën e mirë të punëve, të kërkosh me vullnet të ngulur udhët e shpresës dhe të konstruksionit. Kjo do punë, djersë dhe sakrifica. Dhe është pikërisht në këtë drejtim që duhet të përpiqemi na të rijtë. Dua të them që të rijtë duhet të tregojnë se cila është udha më e mirë për të zgjidhur problemet e shoqërisë sonë dhe jo të përtypin gjithnjë nën buzë ankime, dëshpërim dhe disfatizëm.

Në është e vërtetë se ekstremizmi sot për sot është pakëz si modë për djalërinë e çdo vendi, djalëria e vendit tonë ka detyrë kryesore të jetë ekstremiste në kuptimin konstruktiv, shpresëdhënës dhe inkurajonjës. Të përpiqet me të gjitha zotësitë e saj të shërojë plagët e shoqërisë dhe jo t'i vajtojë dhe t'i deklamojë lirikisht! Burrat nuk qajnë!

U themi miqve dhe shokëve që botojnë atë revistë se na u shfaqim hapët mendimin tonë, sepse i quajmë shokë dhe miq dhe sepse ndoshta kemi edhe ndopak eksperiencë në këto punë. Dhe kur i përgëzojmë për vullnetin e ngulur që tregojnë në kaperximin e pengimeve për botimin e revistës, dëshërojmë që të mos harrojnë në asnjë çast se kritika jonë (në se kritikë mund të quhen këto radhë), është në sinqeritetin më të plotë dhe me vullnetin më të mirë.

*Arbënia, 1936*

# ABC

Titulli i rivistës së re është *ekstremërisht* modern. Edhe djemtë, që e botojnë, janë të gjallë dhe kryekëput të kohës së re. Kemi qënë dhe jemi të mendimit se inisiativa për të botuar revista dhe gazeta, duhen përkrahur nga të gjithë shqiptarët e mirë. Revistat dhe gazetat janë *projektorët* që lëshojnë dritë mbi vënd. Kjo është rregulla. Çdo rregull ka përjashtimet. Në rastin tonë përjashtimi është *Besa...*

Abc-ja, si çdo revistë tjetër shqiptare, nuk duket të ket *vija* të caktuara mirë dhe të hequra drejt. Në programin e saj na paraqitet me një tendencë bujare, por shumë *vage*. Thotë se qëndron për *drejtësinë* dhe për të *vërtetën,* dhe për *vlerat morale*. Shumë bukur. Të gjithë këto fjalë janë fjalë larttingëllonjëse dhe mjaft të njohura. Po nuk përbëjnë kursesi skeletin e një programi. Katalogu i pyetjeve, në faqen e tretë, sado që i tmerrshëm në gjatësinë e tij, prape se prapë e kënaq disi kurreshtjen e atij, që do të vijë *"për ç'punë del këjo revistë?"*

Abc-ja do të bëhet më tutje më e gjallë dhe do të marrë një fizionomi më të prerë. Këto nuk janë kohë që duhen bërë akademira dhe të mirren për shëmbull e për moto fjalë biblike. Koha e motorit dhe e benzinës, që djeg, dhe e idealeve të reja, që djegin edhe më tepër akoma, nuk i kupton dot të tilla *qetësi shpirtrore*. Shokët tanë, që botojnë ABC, do të marrën këto fjalë po me atë kthjelltësi dhe dëshirë të mirë me të cilat i shkruam.

*Arbënia, 1936*



# Na, Shqiptarët

Ka një letraturë, që i ka mbushur mëndjen shumëkujt, që thotë se Shqipëria ka qënë një vënd i *robëruar për pesë shekuj me radhë*. Kjo frazë është pothuaj se popullore dhe vërtetësia e saj as që vihet ndopak në bisedim.

Unë kam vendosur ta bisedoj pakëz ketë punë dhe të provoj se ajo frazë nuk është plotësisht e vërtetë.

Është e vertetë se pas vdekjes së Skenderbeut shumica e qyteteve të Shqipërisë së atëhershme ranë në duar të turqve. Po është gjithaq e vërtetë, se popullsia më kryelart e këtij vëndi u tërhoq nëpër shkrepat dhe malet dhe vazhdoi të jetojë e lirë, si dhe më parë. Turqit nuk mundën ose nuk deshën të rroberonin dhe të shtypnin shqipëtarët e gjithë. Albassi thyen resistencat me rëndësi të armatës shqiptare, ata i hodhën sytë në vende dhe fitore të tjera. Mbasandaj, për të shfarrosur dhe robëruar shqiptëtarët që jetonin nëpër male, ishte një punë tepër e zorshme nga çdo pikëpamje.

Më vonë, turqit, që luftonin me gjithë botën dhe që për kohën e tyre ishin njerëz shumë më inteligjentë dhe më të mënçur nga ç'na pëlqen t'i përfytyrojmë na të sotmit, e kuptuan se shqiptarët ishin një rracë e fuqishme nga të gjitha pikëpamjet. Për këto shkaqe ata, dalngadalë e ndërruan politikën e tyre dhe filluan t'u japin shqiptarëve jo vetëm privilegje dhe lirira, por edhe pozita nga komandohej dhe drejtohej fati i Turqisë. Në këtë mënyrë fillon të përhapet dhe islamizma në popullsinë shqiptare: me të mirë, me propogandë, me privilegje dhe pozita. Dalngadalë të gjithë zyrtarët që qeverisnin Shqipërinë, ishin shqiptarë, që shkruanin turqisht aktet dhe flisnin shqip në shtëpi e kudo. Dalngadalë shqiptarët filluan të marrin dhe frenat e Perandorisë Turke, të më të madhes dhe më të fortës perandori të asaj kohe. Dhe kështu u çelej një horizont fantastik për të shuar etjen

e Sundimit dhe të Fitores që ka rraca jonë prej natyre. Dhe me çeljen e këtij horizonti të ri e të madh, shqiptarët nuk u kujdesën më për vëndin e tyre të vogël pikërisht, sepse ndiheshin zotër të perandorisë, që përmblidhte brënda edhe vëndin e tyre.

★★★

Shqiptarët, që nga hiçi arrinë të bëheshin komandantë armatash e ministra e Sadrazemë në Perandorinë Turke, s'kam asnjë dyshim se ishin elementi më i gjallë që mund të prodhonte rraca jonë. Ishte, si të themi, elita e rracës sonë që shkëputej nga Shqipëria dhe hynte në një botë të re të madhe dhe me plot raste për t'u lartësuar individualisht.

Mbanë tjetër, populli shqiptar, që vazhdon të punojë tokën dhe të ruajë e të rritë bagëti, e të luftojë kurdoherë që prekej në folen e tij dhe sedrën e tij, mbeti i qetë si në kohën paraluftarake të Skenderbeut. Vazhdoi të punojë tokën dhe të rrisë bagëti. Me turqit u përzie fare pak, në mos aspak. Zakonet e tij, në ecjen e shekujve u influencuan fare pak nga ato të turqve. Gjuha shqipe u influencua ca më pak, edhe nga zakonet. Kështu, që pas 5 shekuj, si të themi bashkëjetesë me turqit, na shqiptarët duallëm pothuaj të paprekur në mëvetësinë dhe personalitetin tonë. Dhe nga shkaku se jeshim tepër të mbyllur në veten tonë, nuk u influencuam as nga popujt e tjerë kufitarë, po mbetëm, me pak ndryshime, të pjesshme edhe ato, ata që qemë.

Sa janë zakonet turke dhe cilat pjesë të popullsisë sonë janë të influencuar nga ato zakone? E ç'di Labëria e tërë, Himara, Devolli, Mallakastra, Skrapari, Mati, Dibra, Kosova jonë, Malësia e Shkodrës, nga zakonet dhe fryma turke? Më tregoni makar edhe një fshat shqiptar në të cilin flitet gjuha turke? A nuk është sheshit se i vetëquajturi sundimi turk është më tepër një gjë nominale, që ka pasë vetëm një kuptim: *të mos organizohen shqiptarët në vetvete për t'i rarë Turqisë?*



Si pas bindjes sime personale periudha që fillon nga vdekja e Skenderbeut e që mbaron në Rilindjen tonë Kombëtare, është dhe do të quhet, po të studjohet me ftohtësi gjykimi dhe shkencërisht, *një periudhë mbylljeje në vetvete, një farë eklipsi kombëtar, duke i dhënë Turqisë tërë dritën (njerëzit e gjallë e të fortë që prodhonte vendi) dhe duke ruajtur çuditërisht të pacenuar tërë strukturën shpirtërore të lashtërisë*. Natyra e struktura jonë *shoqërore* s'ka evolvuar, siç do të ishte e natyrshme gjat kaq shekujve.

★★★

Këto radhë i shkruaj sot më 1 shtator 1936, që është dita e themelimit të Mbretnisë shqiptare dhe e hipjes në fron të Skënderbeut, të burrit më të shkathët, më të fortë e më guximtar që mundi të prodhojë fisi ynë në keta shekujt e fundit. I shkruaj në këtë ditë, që na kemi *Shtet më vete*, kryekëput të lirë dhe të konsoliduar. I shkruaj në këtë ditë të madhe kombëtare, në të cilën Shqipëria kremton fisnikërinë e saj nëpër mjet simbolit të saj fisnik Mbretit.

I shkruaj sot në këtë ditë, sepse unë jam nga ata që besojnë verbërisht në madhërinë dhe gjallërinë e rracës shqiptare, nga ata për të cilët jeta ka vetëm një kuptim qëndror: *Të jetosh për të qënë një pjesë e gjallë vepronjëse dhe e ndërgjegjshme e fisit tënd.*

*Arbënia, 1936*

## Djalëria e "praruar"

Rroba shik... këmishë të mëndafshta... Parfume... Ballo... Në plazhe... Bridge... në Klub ... Bisedime rreth politikës ndërkombëtare... thashetheme të etiketës dhe tëkonvencionalizmës! Këto janë preokupasionet e djalërisë sonë të përaruar *de la notre jeunesse dorée!* Se kemi dhe ne, dalngadalë, një djalëri naziqe, që me duar të holla, e të bardha, e të manikyruara, e me mjaft koketëri, e me fare pakë tru në kokë, përpiqet të bëhet elita e këtij vëndi dhe të zërë dalngadalë vëndet e *komandës*, duke mos pasur ndër mënd veçse të mirat që rrjedhin nga ato vënde. Dhe kjo djalëria e përparuar që ka shumë elasticitet dhe që di të ngjitet pa bërë as zhurmë, as punë, ka ecur mjaft. Kështu kemi sot, sidomos në Tiranë dhe ca pak në qëndrat e tjera të mëdha, një klasë të rijsh, që të veshur e të ngjeshur dhe të armatosur me shkathtësinë banale të njërëzve pa personalitet, kanë edhe pozita, edhe pretendime, dhe mbanë tjetër si justifikim për këto pozita e pretendime kanë mosinteresimin e plotë për problemet dhe hallet e vëndit; përmbushjen e detyrave të tyre krejt burokratikisht, por si një angari e merzitshme; përbuzjen e çdo gjeje dhe të çdo zakoni, që është tipikërisht shqiptar, bile duke mos folë as shqip sa doherë që munden e duke u kujdesur vetëm për qejfet dhe mirëqenien e tyre, sikur të ishin një botë krejt më vete e jo pjellë e këtij vëndi, që rron në saje dhe në kurriz të këtij vëndi.

Mjerisht kemi disa tipa të tillë, të cilët dita-ditës fusin në rrethin e tyre edhe ndonjë të ri naiv e të papjekur në jetë. Dhe këtë e pohojmë me ballë hapët dhe pa frikë të një përgënjeshtrimi të sinqertë nga këndonjësit e sinqertë dhe të mënçur. Sepse ky, fatkeqësisht, është një realitet. Na, që kemi luftuar të vjetërit ashpërisht dikur, edhe i kemi justifikuar për gabimet dhe fajet e tyre. Sepse të rritur në klima dhe kondita të ndryshme, nuk mund të ishin veçse ashtu siç janë. Po nuk do të mundemi të justifikojmë rritjen e këtyre tipave të rij të *përaruar*, që dashas e pa dashas po zënë vëndin e *të vjetërve* si klasë, duke krijuar kështu një konfuzion të madh në jetën shqiptare, sepse kështu fillon të duket sikur edhe vetë djalëria nuk mund të prodhojë veçse të këtilla tipa, të cilët nga shumë pikëpamje nuk janë më pak të dëmshëm nga të vjetërit.

Ka nga këta tipa të *përaruar*, të cilëve po t'u flasish për filmat më të bukur, për *soiretë* luksuoze, për plazhet, për bridge e ku ta di unë, janë në gjendje të të japin një tok ndriçime dhe drejtime. Por po t'u flasish për ndonjë problem të Dukagjinit, Kosovës, Dibrës, Mallakastrës apo Himarës, dinë të të thonë aq pak, sa ç'mund të dijë të të thotë një danseur frëng apo vienes. Dhe ky loj tipi, i rritur në luks e me përkëdhelje, ka *pretendime* për pozita dhe pozita për pretendime...

Ndofta dikujt do t'i vijë keq për këtë qëndrim të ashpër. Edhe ne na vjen keq, por s'mund të heshtim. Një gazetë si kjo jona, që merret me problemet jetike të vëndit, do të qëllojë. Dhe sot po qëllojmë pikërisht një nga pikat më të dobëta dhe më të rrezikshmet të jetës shqiptare. Na do të ishim të parët që do të gëzoheshim, po të na provohej se jemi të gabuar. Po sot jemi shumë afër së vërtetës, mjerisht. Dhe të vërtetat duhen thënë haptazi, sa do tronditëse dhe armiqësore që mund të duken. Sepse kur nuk thuhen haptazi, bëhen kangrenë e pashërueshme.

Dhe ne s'kemi aspak kohë për kangrenë të re. Me përpjekje dhe dhëmbje mundohemi të shërojmë ato, që trashëguam nga e shkuara jonë e palumtur. Nuk është nevoja të lejojmë që *të zënë bukë*, siç thotë fjala e popullit, edhe kangrenë të reja.

Djalëria jonë e përaruar, djalëria jonë e shikllëkut, e aristokracisë, e ballove dhe e qejfeve, kjo djalëri, që nuk *mendon se ku është* dhe pse *është dhe ç'i përket të bëjë*, por që të gjitha fuqitë e saj i harxhon për të

siguruar ç'duhet për të jetuar sa më ëmbël dhe sa më dëfryeshëm, ajo djalëri aristokratike, që përbuz çdo gjë shqiptare dhe që s'ka hapur kurrë as një libër gramatike të shqipes e që prandaj në çdo dhjetë fjalë që rreshton, bën pesë gabime, kjo nuk është djalëria që i duhet dhe që i hyn në punë këtij vëndi. Përkundrazi. Këtij vëndi i duhet një djalëri që të quhet *djalëria e halleve dhe e sakrificave.*

*Arbënia, 1936*



# Djalëria e "Halleve"

Përkundrejt togut të vogël të djalërisë së "përarurar", mbi të cilën folmë dje, qëndron e shëndoshë dhe e pastër turma e madhe e djalërisë shqiptare, e rritur me bukë misri, me përkëdheljet dhe rreptësitë e gjuhës së ëmbël të nënës e të babës, në anë të vatrave tona plot bekim dhe me frymën dhe tingullin e sigurtë dhe të prerë, që ka çdo njeri që lindi dhe u rrit në këtë Atdhe. Dhe nga mesi i kësaj djalërie, nga mesi i *djemve të vendit*, kanë dalë mjaft tipa të shëndoshë, që kanë provuar se kanë një vullnet të ngulur, një dashuri të pakufishme për këtë Atdhe, dhe një ndjenjë të lartë durimi e sakrifice për qëllime të larta shoqërore e kombëtare. Brënda nga gjiri i kësaj djalërie kanë dalë shumica e djemve me tru, me zëmër edhe me zë të qëruar, të cilët kanë bërë vepra e kanë thënë fjalë, që janë dëgjuar me dashuri nga ky popull. Dhe mjerisht, këta djem të sigurtë e të shëndoshë të vëndit, që nuk kanë *shkathësinë* e duhur për të ecur shpejt përpara, për shkak të kryelartësisë së tyre dhe të karakterit të drejtë, kanë mbetur qosheve, të panjohur, të paçmuar e pak si të përbuzur.

Është një realitet i hidhur ky. Na e themi, sepse e ndjejmë thellë dhe, sepse kemi besuar dhe besojmë fanatikisht, se vlera më e madhe e popullit shqiptar përmblidhet pikërisht tek ajo djalëri që na e quajmë: *djalëria e halleve dhe e sakrificave.*

*Djalëria e halleve,* sepse ka idera të larta në kokë. Mendon shqiptarisht dhe kombëtarisht. I shkrin energjitë e saj vetëm e vetëm për t'i vlyer vëndit. E ndien misionin e saj, i ndien thellë theroritë e atyre që ranë në fushat e lavdisë dhe të nderit, duke pasur në gojë vetëm një emër: Shqipërinë! E dashuron Atdhenë dhe është kryelart që është shqiptare.

*Djalëria e sakrificave,* sepse kjo është e zonja të derdhë mund e djersë, e gjak në shërbim të Atdheut e

të Mbretit. Kjo djalëri, pra, djalëria e halleve dhe e sakrificave, është shpresa dhe vlera e këtij vëndi. Djalëria naziqe e manikyrëve dhe e ballove, dhe e brixhit, është një prodhim anormal i disa rrethanave të ndryshme të jetës sonë shoqrore. Ajo djalëri duhet të ndërrojë udhë ose të zhduket. Shqipëria është një Atdhe, që kërkon mundim dhe sakrifica të çuditshme. Nuk është vëndi ku duhet të shkohet koha me ballo e muhabete të ëmbëla. Këtu është vëndi i punës dhe i mendimit. Është vëndi ku njerëzit, nga pikëpamja e vullnetit, e guximit dhe e frymës së sakrificës, duhet të jenë si japonezët. Si ata japonezë, që brenda gjysmë shekulli ngritën një perandori dhe një qytetërim.

Kjo lloj djalërie, e punës dhe e mendimit, dhe e sakrificave të mëdha, i bën kombet të lavdishëm, të lumtur dhe ngadhnjyes. Ato vënde, në të cilat djalëria është e dhënë pas qejfeve, pas luksit dhe pas koketërisë, ato vënde janë të destinuara të vdesin.

Fatbardhësisht turmat e djalërisë shqiptare janë të pastëra si bora në mal.

*Arbënia, 1936*



## Flasim qartë...

Kjo gazetë, nëqoftëse shquhet në ndonjë mënyrë, shquhet pikërisht, sepse ka zakonin të *flasë qartë*, t'i thotë së bardhës e *bardhë* dhe së zezës *e zezë*, me aq sa lejojnë konditat e sotme në këtë vend. Dhe në shumë raste kjo punë është bërë edhe me mënd, edhe me kurajo. Dhe puna jonë ka pasur efekt, si në publik, ashtu edhe në disa qarqe të larta. Dhe jo sepse e bëjmë ne, por se ajo që kemi thënë ne në disa raste është e llogjikshme ngjer në palcë dhe e vlerëshme për këtë vënd. Dhe kur shfaqen mendime të shëndosha, nga çdo anë dhe nga kushdo qoftë, duhet të merren parasysh. Dhe në realitet, nuk është e mundur të mos merren parasysh.

Kështu shpjegohet pse publiku ka një simpati të veçantë për këtë gazetë. Dhe prova për këtë nuk është doemos shitja e madhe që ka kjo gazetë, por edhe grumbulli i letrave të përjavshme, që na vijnë nga shumë qarqe plot inkurajime. Kjo simpati e publikut për këtë gazetë, e që tërhorazi don të thotë simpati për ata që punojnë për ta bërë këtë gazetë të këtillë, na bën që të gjithë ne edhe të gëzuar, edhe krenarë. Sidomos na shton vullnetin për punë.

★★★

Kjo gazetë ka pasur fatkeqësinë të ndodhet në mes të dy gazetave të tjera jo vetëm kundërshtare, por në gjykimin tonë, jo në lartësinë e misionit që duhet të jetë një gazetë në Shqipëri. Sepse e kemi thënë dhe përsëritur që gazetaria në Shqipëri duhet të mos jetë as *për tregëti*, as për *intriga politike*; duhet të jetë vetëm e vetëm si një mision i shenjtë idealistik, që ka për qëllim, jo vetëm t'i japë informata popullit mbi çdo gjë që e intereson atë, por të formojë edhe pikpamje edhe korrente mendimesh. Nga ky shkak ne s'kemi mundur gjithmonë të ndjekim *vijën* tonë besnikërisht. Ambienti ynë gazetar na ka shtrënguar në disa raste

të zbresim edhe ne poshtë pa dashur dhe pa e patur qejf. I themi vetë gabimet tona pikërisht, sepse jemi ballëhapët, flasim qartë dhe nuk ndiejmë nevojën të jemi, si të tjerët, hipokritë dhe dallkaukë me publikun ose me këdó qoftë. Dhe as që premtojmë me siguri se këndej e tutje do të rrimë në çdo rast në lartësin që meritojmë. Ajo që premtojmë, është se do të përpiqemi me çdo mënyrë që të mos zbresim poshtë me sa të jetë e mundur. Dhe duke bërë kështu, jemi të sigurtë se kënaqim dhe publikun tonë.

★★★

Deri diku është e vërtetë se ai që quhet sot shtyp, ka rarë poshtë, është degjeneruar, ka mbetur në duar jo të denja për misionin që ka shtypi. Kur pohojmë haptazi se edhe vetë kjo gazetë ka qenë e shtrënguar *të ulet,* merreni me mënd se dy gazetat e tjera të Tiranës në ç'gjendje i kujtojmë na se janë. Dhe bashkë me né shumica e publikut shqiptar. Në këtë mënyrë, në vënd që shtypi të jetë një *e mirë* për vëndin, është një *e keqe*. Dhe një *e keqe* që don shërim dhe një shërim rrënjësor. Sepse gjersa do të kemi gazeta në duar të njerëzve kryekëput dhe nga çdo pikpamje të pa përshtatshëm për atë *mission,* shtypi i këtij vendi do të vazhdojë t'i bëjë dëm këtij vëndi. Këtë duhet ta mendojnë mirë e thellë gjithë ata që e duan dhe që e kanë për zemër këtë vënd. Sepse ata që e mendojnë këtë vend si një *shesh të lirë* për të fituar të holla, ose si një provincë të Perandorisë Ottomane, dhe pra, për ta sunduar dhe shtypur dhe mjelur, ata, shpresojmë, nuk janë më në gjendje të bëjnë atë që kanë bërë ngjer dje.

Nesër nuk do të jenë më *kurkushi*...

*Arbënia, 1936*



## Na shqiptarët

Historia jonë si popull është e gjitha një përpjekje e vazhduar për të qënë të lirë në punët dhe në jetën tonë. Trimëritë e bukura dhe gjaku i derdhur i brezave të shkuar të fisit tonë janë lavdia dhe kryelartësia e çdo njeriu që lindi dhe u rrit në prëhërin e një nëne shqiptare. Historinë e brezave, që shkuan, nuk e gjejmë as nëpër gurë të skalisur, as edhe nëpër libra madhështore. Historia jonë, si kombësi, vlon brënda në dejet dhe në gjakun e fuqishëm të popullit të pastër shqiptar dhe të djalërisë së këtij vëndi, që ndalngadale po mëkëmbet dhe po flet.

Na nuk kemi as monumente bronzi, as statuja të mermerta, as edhe libra të mëdha, në të cilat të mësojmë këngën e jetës sonë të shkuar. Po kemi vetëm aty përtej një Krujë të vogël dhe në mes të saj një kështjellë të dërmuar. Gjithë shpirti ynë, ideja dhe lavdia e historisë sonë janë nguruar në atë kështjellë. Ajo është falëtorja jonë. Ajo është simboli i forcës së gjakut tonë. Po kemi dhe këto brigje e këto malet tona të adhuruarshme, dhe ndër to, kemi pasur e kemi burra, të cilët, për besë dhe karakter, për nder dhe shqiptarizëm, e kanë bërë vdekjen të bukur dhe të dashur. Ka rritur gjithmonë kjo tokë burra, që i dhanë një shpirt dhe një drejtim, jo vetëm këtij Atdheu, por edhe shumë të tjerëve. Nuk i dhamë botës vetëm kordhëtarë dhe kryeushtarë, po i dhamë dhe shumë mendonjës dhe shumë poetë, dhe artistë, dhe burra shteti të ndritur dhe mbretër dhe dy nga më të mbëdhenjtë perandorë.

E kush ashtë ai, pra, që do të vërë në dyshim gjallërinë dhe fisnikërinë e gjakut tonë?

A duhet të ketë, pra, në mes tonë ndonjë që të mos jetë kryelart që lindi shqiptar?

★★★

Afro 25 vjet me radhë luftoi Skenderbeu kunër turmave të Asisë. Në fund ra heroi ynë i pashok, dhe

aty ra dhe Shqipëria. Pa atë qëndresë të mrekullueshme shqiptare të shekullit XV, ndofta faqia dhe historia e Evropës do t'ishin sot fare të ndryshme. Këtë e dinë fort bukur gjithë ata që mendojnë mirë.

Erdhi turku, zaptoi qytetet tona, po jo dhe malet tona, jo dhe jetën tonë. Na, me gjuhën tonë të lashtë, me zakonet tona të matura dhe me mënyrat tona bujare, mbetëm si të burgosun brënda në katundet tona. I premë marrëdhëniet me botën tjetër. Preu marrëdhëniet edhe njëra krahinë me tjetrën. Jeta jonë u bë një varr përsëgjallthi. Mblidhte Turqia djem të rij dhe i futte në shkollat e saj e ata bëheshin të mëdhenj, por të mëdhenj për botën turke. Bota rreth e përqark nesh bëri luftëra, dhe kryengritje, dhe shpikje mjetesh e veglash të reja, dhe përparime, dhe një qytetërim; po na as që i dëgjuam fare. U mbyllëm brënda vetes sonë. Kështu, pas afro pesë shekujsh, mbetëm ata që qemë, pesë shekuj më para.

Kur fillon të shëmbet Perandoria Ottomane, fillojnë të flasin e të veprojnë dhe disa shqiptarë, që kishin ndier tallazet e mëdha të jetës së ré të popujve rrethepërqark. Më 1912 ngrihet flamuri ynë në Vlorë, shpallet liria shqiptare. Nga 1912 e gjer më 1920 kemi prapë një natë tetëvjeçare, po një natë plot zhurmë, plot përpjekje, plot tmerr. Një natë që do të lindte diçka! Shqipëria lindi në mes dhimbjesh, vuajtjesh dhe gjakderdhjesh.

Më 1920 kemi kongresin Kombëtar të Lushnjës, që shëmbëllen me një mëngjes të kthjellët, që pason një natë plot shtrëngata. Shqipëria u bë. Tashti do ta bëjmë edhe të lumtur edhe të përjetshme. Dhe kështu duket sheshit se fisnikëria e rracës sonë nuk ka shtërpuar.

*Arbënia, 1936*



# Bukë dhe krypë...

Mbi ekonominë e vëndit tonë janë thënë shumë gjëra të pjekura e të papjekura. Po asnjë nuk është ngrijtur gjer sot të bëjë një studim, qoftë edhe pjesërisht, të problemit ekonomik të Shqipërisë. Dhe padyshim arsyeja kryesore e kësaj mungese është vetë mungesa e elementëve statistike. Sepse kur nuk dihet sa tokë punohet, ç'prodhime kemi, sa na nevojitet për vete dhe sa mundet të eksportojmë, është afër mënç, që s'mund të bëhet asnjë studim serioz dhe i shëndoshë mbi problemin ekonomik. Dhe në këtë mënyrë po ecet symbyllturazi në punë ekonomike. Vetë Ministria e Ekonomisë nuk ka, veç se *testegjylthi*, një ide mbi realitetin ekonomik të vëndit.

Pa asnjë dyshim çështja e ekonomis sonë zë vëndin e parë në mes të çështjeve, që ka për të zgjidhur shoqëria shqiptare. Dhe po të dëgjoni biseda ose të këndoni raporte zyrtare, kini tamam përshtypjen se e gjithë shkenca e ekonomisë është mbledhur *top* në Shqipëri, dhe se problemi ynë ekonomik është aq i ngatëruar dhe aq i pleksur, sa ç'mund të jetë për shëmbull, dhe ditura mbi yjtë... Në asnjë klasë tjetër njerëzish nuk dëgjon diletantisma dhe pedanterina, sa dëgjon në klasën e atyre, që merren me punët e ekonomis në këtë vënd.

Problemi i tharjes tokave, i apikulturës, i frutikulturës, i ulivikulturës, i bagëtisë, i bulmetit, i pyjeve, i vreshtave, e sa e sa të tjera! Që të gjitha duhen zgjidhur, na thosh një agronom, që kujdeset më tepër për të bër *manikyr*, sesa për të studiuar mirë ndonjë nga ato probleme për të cilat fliste. Dhe pastaj shtonte: "S'kemi as personel, as pare... duhen miliona, të cilët edhe po t'i kemi, s'kemi personel... Në këtë mënyrë, si pas mëndjes së tij, ne gati-gati s'paskëshim *çarë*!

★★★

Kush shkruan këto radhë, nuk është një ekonomist. Dhe e thotë këtë me liri dhe sinqeritet, sepse ato që do të thotë më poshtë, nuk janë mendime të nxjerra nga tekste, as nga programe gjiganteske, që janë përgatitur herë pas here për *lumturinë tonë ekonomike*...

Në një vënd si yni, ku është pranuar se ka patjetër afër 5000 km katrore tokë, që mund të punohet dhe të prodhojë, nuk kuptohet sesi është e mundur që të importohen milionë fr. ari misër për të mbajtur gjallë me bukë popullin.

Mjafton ky fakt, fakti që ne s'jemi të zottë të prodhojmë *bukën, që na nevojitet për vit,* që të na detyrojë t'i mbyllim të gjitha tekstet e shkencës ekonomike dhe të mos flasim më për teori.

Problemi ekonomik i vendit tonë mund të përmblidhet në pakë fjalë, gati-gati në një ekspresion popullor:

*"Të kemi Bukën dhe Krypën"*. Dhe kur kemi thënë këtë, kemi thënë gjithë ç'duhet thënë *sot për sot.*

Kur nuk kemi siguruar "bukën dhe krypën" është thjeshtësisht një tallje të flitet për apikulturë e për mirëmbajtje pyjesh. Dhe jo sepse nuk janë të nevojshme, por sepse para të gjithave, duhet siguruar *buka dhe krypa.*

Fondet që kemi, ne për punë ekonomie janë, të pakta. Po të kishim 8-9 milionë fr. ari në vit për ekonomi është e vërtetë se duhet ta planifikonim punën gjërësisht dhe ta zgjeronim veprimin tonë në të gjitha degët që kanë të bëjnë me shëndetin tonë ekonomik. Po kur kemi vetëm fare pakë fonde për *ekonominë,* atëhere na duket se nuk është aspak e arsyeshme që të shpërndajmë fuqitë dhe energjitë tona në shumë drejtime, të cilat më në fund, nuk do të na japin veçse rezultate si ato që kemi pasur ngjer dje: *Që të vazhdojmë të flasim për ekonomi, tregëti dhe kulturat e ndryshme dhe mbanë tjetër të vazhdojmë të blejmë misër për të mbajtur gjallë popullin...*

Energjitë tona dhe mjetet që disponojmë, duhen përqendruar që të gjitha në një pikë: T'i sigurojmë popullit tonë bukën dhe kripën.

Si të kemi siguruar këtë dhe në mënyrë definitive, atëhere të mendojmë dhe të kujdesemi për të tjerat. Nëqoftëse ky mendim nuk pajtohet gjithaq mirë me ndonjë libër të teorive ekonomike, na do të themi aq më keq për teoritë ekonomike!

*Arbënia, 1936*



## Organizma qeveritare...
## ... dhe buka

Nuk kemi në dorë ndonjë statistikë që të mund të dimë se çfarë prodhuam vjet, parëvjet, që kështu të mund të dimë sado pasaktësisht, se çfarë mund të prodhojmë dhe sivjet. Nuk dimë, fjala vjen, sa grurë u bë vjet, sa misër, sa bulmet etj., dhe sa na u deshnë për vete, dhe sa duhej të eksportonim. Ajo që dimë me një farë saktësie relative, është malli që ka dalë jashtë e malli që ka hyrë brënda; punë e cila ka një vleftë fare relative.

Dëgjohet nga disa anë se ndihet një mungesë e madhe bereqeti. Dhe fakti që qeveria ka sjellë disa mijë kuintalë misër për të vobektët dhe do të lërë, deri diku e provizorisht, hyrjen e lirë nga jashtë të bereqetit, provon se vëndi ynë ka nevojë të importojë nga jashtë një pjesë të bukës sivjet. Mbanë tjetër, vazhdimi i shirave gjer në ditët e sotme, thonë bujqit, po e dobëson rëndë prodhimin e 1936-ës.

Kështu që do të parashifet se do të jemi ngushtë edhe për ndonjë vit për çështje të bukës e për çdo konsekuencë na duhet të mendojmë sa më parë për rregullimin e importimit të bereqetit në kohë të përshtatshme e pa vonesa, që të mos mbetet shteg për *zi buke* dhe *uri.*

Është me të vërtetë e tmerrshme të mendojë njeriu se Shqipëria që ka nja 4000 kilometra katrore tokë, që prodhon dhe prodhon mirë, të ketë zi për misër e bereqete përgjithësisht. Është tamam si ai barkari që vdiq nga etja në mes të liqenit... Si pas mejtimit tonë, vëndi ynë, jo vetëm që duhet të kishte boll-boll për vete bereqet dhe bulmet, por këto duhet të ishin edhe dy artikujt më të parë e më me rëndësi për eksport, që kështu të balancohej importi ynë. Prandaj ajo që ngjet sot, nevoja e misrit, është tragjike dhe mban erë edhe komike njëkohësisht. Dhe fajin dhe përgjegjësinë e kësaj gjëndjeje e ka, pa dyshim, ai grumbull njërëzish që ka pasur në dorë në këta 10 vjetët e fundit

ekonominë dhe bujqësinë tonë. Ai grumbull ish-ministrash dhe deputetësh që edhe sot e gjithë ditën ka një tok pretendime që të ketë zë e gisht në atë punë.

Sidoqoftë është më e vlershme që na të hedhim një sy në atë që mund të bëhet këndej e tutje, sesa në mekatat e pandreqshme të së shkuarës.

Të shtytur nga një pikëpamje realiste themi:

Organizma e sotme qeveritare duhet të tregojë një gjallëri të madhe për të studjuar problemin që paraqet gjëndja e sotme. Me një fjalë, duhen marrë masat *paraprake,* të paktën 6 muaj më parë, që të mos vijë misri vonë dhe ndoshta kur nuk duhet më. Për të përballur gjëndjen e këtij viti, duhet të tregohet interesimi dhe energjia më e madhe.

Sa për vitin tjetër që vjen, për këtë duhet përgatitur një plan punimi pak a shumë si ai i luftës së grurit në Itali. Me një fjalë, duhet caktuar dhe arritur që më 1937 produkti i bujqësisë sonë të jetë tamam dy herë ai i vitit 1936.

Mbi këtë pikë do të flasim prapë.

*Arbënia, 1936*



## Hapi i parë

Para disa ditësh, muarëm edhe ne "Programin e Kryeministrit" mbi reformat ekonomike dhe financjare të konkretueme me 16 projekt-ligje.

Para se të hyjmë në studimin e "Programit të Kryeministrit" ne e gjejmë të udhës të theksojmë faktin se për herën e parë një qeveri ose qeveritar shqipëtar i shfaq opinionit publik mendimet e veta për sa i përket zgjedhjes së problemeve me rëndësi jetike për këtë popull.

Edhe një herë tjatër i është dhënë rasti kësaj fletoreje të theksojë dobirat që ka vëndi, kur fati i popullit nuk vëndoset nën heshtje misteriozitet dhe të numerojë, nga ana tjetër, pasojat e këqija për vëndin sikur çështjet e popullit bisedohen dhe zgjidhen nën një misteriozitet.

Kur masat e ndryshme qeveritare i komunikohen popullit, kur akoma janë në formë projekti, u jipet rasti të gjithë elementeve të shfaqin mendimin e tyre dhe, me rrahjen e këtyre mendimeve, evitohen gabimet trashanike, që mund të bëhen dhe sigurohen sa më tepër interesat e përgjithshme.

Por, kur masat e ndryshme qeveritare i komunikohen popullit vetëm atëhere, kur kanë marë formën e ligjës, ahere jo vetëm që nuk evitohen gabimet, por shkaktohet edhe mosinteresimi i popullit për çdo gjë që i përket, për çdo gjë që e intereson. Dhe kjo ësht pasoja më e dëmshme për vëndin.

Ky parim, domethënë bisedimi publikisht i masave para se të marin formën e ligjës, sidomos duhet respektuar në çështjet ekonomiko-financjare. Çështjet ekonomiko-financjare, nga natyra e tyre, lypin një studim të thellë dhe një rrahje sa të jetë e mundur më të gjërë. Dhe këto gjëra fitohen vetëm, kur masat ekonomiko-financiare shpallen si projekte dhe jo si ligje.

Mjerisht gjer më sot qeveritarët e ndryshëm kishin një mëndësi tjetër. Ata, të mësuar të qeverisin me

metodën Ottomane, kujtonin se koha dhe populli shqiptar ishte si ajo kohë e sulltanëve dhe si ai popull skllav i Turqisë së vjetër. Me që vetë ata nuk mund të dilnin nga rrethi i errët i Stambollit, kujtonin se edhe populli tjetër vazhdonte të ishte po ai popull skllav i para 1912-ës dhe vazhdonin duke zbatuar sistemin e qeverimit, që kishin mësuar në shkollat e *Yildizit*.

Në dështimin e politikës së tyre, për përpjestimin më të madh, i a dedikojmë pikërisht mëndësisë që thamë, d.m.th. mëndësisë që i shtynte të veprojnë dhe të vëndosin në mungesë të popullit pikërisht për çështjet që i përkisnin këtij. Dhe tamam ky qe shkaku që çdo masë e tyre atje brënda, edhe ato masa që nuk ishin në favor të disa personave, për pasurimin e tyre, përfundonin në kurriz të popullit fukara, i cili më së fundi i paguante pasojat e asaj mëndësie injorante. Prandaj e thamë, që në fillim, se duam ta theksojmë faktin se për herën e parë një qeveritar i shfaq opinionit publik sesi mendohet t'i zgjidhë problemet që e interesojnë vëndin.

Sot nuk do të shfaqim mendimin tonë mbi "programin" në fjalë; këtë do ta bëjmë në vazhdim të këtij artikulli. Sot, duam të përgëzojmë Z. Mehdi Frashëri për gjestin e tij gjest, i cili na jep shpresën se edhe qeveritarët tanë filluan t'i përshtaten mëndësisë dhe kohës së re.

Është apo s'është "programi i kryeministrit" kyçi i shpëtimit ekonomik të Shqipërisë, kjo është një çështje, guxojmë të themi, e dytë. Ajo që duhet theksuar dhe naltësuar, është fakti se Z. Mehdi Frashëri, me shpalljen e programit të tij, inauguron një metodë të re dhe të përshtatshme për qeverimin e vëndit. Kryeministri i sotshëm, me gjestin e tij, tregon se i jep një rëndësi opinionit publik, në kundërshtim me qeveritarët që shkuan, të cilët popullin shqiptar e konsideronin një soj me popujt e Afrikës, të cilëve u njihen vetëm detyra pa asnjë të drejtë.



Edhe sikur ta zëmë se nga gjesti i Z. Mehdi Frashëri do të mos kemi ndonjë fitim tjatër veç faktit, që na jepet një precedent, i cili mund t'i shtyjë qeveritarët e ardhëm t'i a shpallin publikut programet e tyre, kur kanë program, prapë se prapë gjesti i Z. Mehdi Frashëri është një mësim i mirë në kushtet e qeverimit tonë të sotëm.

Sidoqoftë, me gjestin e Mehdi Frashërit u jepet rasti kompetentëve që të tregojnë një interesim më aktiv në problemet tona ekonomiko-financiare, duke qënë se gjënden përpara një programi konkret.

Këtë interesim, nga ana e saj, *Arbënia* do ta tregojë duke shkuar nga kqyrje "programin e Kryeministrit" dhe duke shfaqur mendimet e saj rreth atij.

Sa për sot dhe për një sqarim të nevojshëm me këtë rast, po shënojmë këtu se gjesti i Mehdi Frashërit është pikërisht një nga ato gjëra që né të Diktaturës së Ndritur mendojmë se duhet të jenë midis parimeve udhëheqës të kësaj Diktature.

*Arbënia, 1936*

## Plagët e bujkut

Përshtypja e përgjithshme nga studimi i "Programit të Kryeministrit" është se, jemi para një pune të studjuar mirë. Nuk flasim për hollësirat e çdo projekti, mbi disa nga të cilat nuk jemi në një mëndje me z. Mehdi Frashëri, por flasim mbi parimet, mbi bazat e përgjithshme të këtyre projekteve që formojnë programin e Kryeministrit dhe mundësisht nesër programin e qeverisë së parë nacionaliste pas 21 tetorit.

Kryeministri ka mundur të konstatojë pikërisht qendrën e sëmundjes sonë ekonomiko-financiare dhe kjo ësht e gjithë puna. Kur dimë vëndin e sëmurë dhe llojin e sëmundjes, ilaçet pastaj janë të kollajshëm. Dhe për ne vlera e veprës së Kryeministrit qëndron pikërisht këtu.

Qeveritë e kaluara, ose pse u mungonte zotësia, ose pse kishin për të përballuar probleme të tjera, për ne u mungonte zotësia, nuk kishin mundur që të thellohen në sëmundjen tonë ekonomike dhe kështu masat e ndryshme të tyre nuk suallën asnjë përmirësim në gjëndjen tonë të vështirë. Çdo masë e tyre, e marrë në bazë të interesave personale të klasës që kishte fuqinë në dorë, ose duke imituar dhe duke kopjuar masat që mireshin në vëndet e tjerë, ku rrethanat dhe arsyet provokonjëse ishin krejt të ndryshme nga ato të vëndit tonë, domosdo rezultonte në dëm të ekonomisë sonë kombëtare.

Ne ndjejmë një kënaqësi të madhe, pse Z. Mehdi Frashëri ka pranuar po atë faktor të fatëkeqësisë sonë ekonomike, që ka pranuar edhe grupi i "Arbënisë". Edhe Kryeministri, sikundër edhe ne, pranon se përpjekjet tona duhen drejtuar nga shtimi i prodhimit, në kundërshtim me të mëparëshmit, që pretendonin se ne na dëmtonin importimet, dhe humbisnin kohën e tyre duke menduar, duke lidhur dhe duke denoncuar traktate tregëtare, të cilët, si përfitim të vetëm, na sillnin dekoratat e ndryshme, që akordonim dhe na akordonin!

Por kënaqësia jonë është edhe më e madhe, kur shofim se, për sa i përket organizimit të prodhimit, Kryeministri preferon mënyrën diktatoriale për zbatimin e masave që propozon, sidomos në çështjen e shoqërive bujqësore, të cilat, sikundër edhe ne, zotëria e tij i do *të detyrueshme*.

Gjithashtu është për t'u shënuar se e gjithë përpjekja e Kryeministrit është për t'u shëruar plagët e bujkut, të cilat si një mjek i mirë, Z. Mehdi Frashëri i ka përmbledhur në këto dhjetë fakte: 1) bujkut i mungon kredia; 2) i mungojnë veglat moderne; 3) i mungon dituria; 4) i mungon solidariteti dhe bashkëpunimi; 5) i mungojnë metodat e punimit; 6) bujku është mbytur në borxhe, sa nuk mund të ngrejë krye; 7) ujërat i mbysin tokat dhe thatësira i than bimët; 8) kafshët dëmtojnë bimët, vreshtat e pemët; 9) çmimi i drithrave që i produkton, është i paqëndruarshëm. (Drithi kur bëhet me shumicë shitet 4-5 fr ar kuintali dhe kur bëhet pak, o vuan populli nga zija dhe nga buka e shtrenjtë, ose doganat lihen të lira); 10) duke mos qënë i sigurt nga çmimi i drithit, nuk i mbetet dëshirë për të punuar.

Këto janë, sipas Kryeministrit, plagët e bujkut, që duhen shëruar. Ne shtojmë edhe një plagë më të madhe, që dobëson bujkun, sidomos atë të vëndeve më pjellore të Shqipërisë: Shteti dhe Beu, të dy pronarë.

Jemi plotësisht në një mëndje me konstatimet e Kryeministrit dhe jemi të bindur krejtësisht se, po u shëruan plagët e mësipërme, vëndi ynë shpëton definitivisht nga varfëria. Por, a mund të shërohen këto plagë me masat që propozon z. Mehdi Frashëri?

Do të hyjmë me njëherë në studimin e kësaj çështjeje. Këtë studim ne nuk do ta bëjmë në radhën, që ka pranuar Kryeministri me programin e tij, por do të respektojmë radhën që kemi caktuar ne me artikujt që janë botuar disa kohë më parë në këtë fletore.

Ne thoshim, para se të organizojmë bujkun, se duhet të qërojmë këpurdhat, që kanë mbirë me bollëk në shoqërinë tonë bujqësore. Dhe këto këpurdha janë: fajdexhiu, dhjetari, agai, spekulatori. Për qërimin e këtyre, Kryeministri ka bërë disa projekte dhe për fajdexhinë, e theksojmë këtë, ka bërë projektin mbi spastrimin e borxheve të katundarit.

Në analizën e këtij projekti dhe në shfaqjen e pikëpamjes sonë, do të vazhdojmë nesër.

*Arbënia, 1936*



## Shoqëritë bujqësore katundare

Nga studimi i projekt-ligjës mbi shoqëritë bujqësore katundare, të ligjës organike për të vënë në veprim shoqëritë bujqësore katundare, si edhe të raporteve përkatës të Z. Kryeministër, rezulton se programi fare me arsye e detyron bujkun që të punojë dhe të punojë me një sistem.

Sipas këtyre projekteve, çdo kryetar familjeje katundare që merret me bujqësi, pronar ose gjysmatar qoftë, detyrimisht është antar i shoqërisë bujqësore katundare. Çdo anëtar i sjell shoqërisë si mjet punimi krahët e tij dhe të familjes së tij; kafshët e tij, që shërbejnë për punime bujqësore, si penda qesh, buajësh, kulash; mjete dhe kafshë mbartjeje dhe vegëlat bujqësore, të reja e të vjetëra që disponon.

Objekti i shoqërisë është punimi i të gjithë tokave që përfshin katundi në mënyrën më të mirë e më moderne dhe sipas udhëzimeve që do të jipen prej shtabit bujqësor me anën e ekspertave bujqësorë, si ç'rezulton nga neni 7 i projektligjës mbi shoqëritë bujqësore katundare, në lidhje me nenet 6 dhe 7 të projekt-ligjës organike për të vënë në veprim Shoqritë bujqësore katundare.

Ata që kanë krahë ose mjete më tepër se sa u lipsen për punimin e tokave të tyre, detyrohen të punojnë në tokat e të tjerëve kundrejt një shpërblimi, që do të jetë caktuar prej shoqërisë në bazë të një procedure të posaçme. Më poshtë projekti, parashikon mënyrën e mbajtjes së llogarive përkatëse, si edhe mënyrën e likujdimit të tyre duke përjetësuar "rabushin" historik sa edhe klasik të shqiptarit, ndofta për të treguar botës së projekti në fjalë, është vepër e një njeriu këmbë e krye shqiptar.

Pastaj, projekti flet mbi ndihmat që mund t'i bëhen shoqërisë bujqësore dhe më së fundi, me anën e neneve 26, 27 dhe 28, rregullon gjëndjen në çifliqet.

Me anën e këtyre dispozitave, pronarët, vetëm kur banojnë vazhdimisht në çiflige dhe veç gjysmatarëve ose tretarëve merren drejt për drejt me bujqësi, kanë të drejtë të marrin pjesë në Asamblen' e Shoqërisë me të drejtën e një vote.

Këto, në vija të përgjithshme, janë dispozitat e projekt-ligjës së Kryeministrit. Tashti le të hyjmë në hollësirat e saj.

Mund të thuhet se qëllimi i Kryeministrit "me i bashkue shqipëtarët për një qëllim të dobishëm" arrihet plotësisht me zbatimin e këtyre projekteve. Por kjo nuk mjafton. Ajo që, sipas mëndjes sonë ka një rëndësi më të madhe, është se duhet punuar e gjithë toka dhe shfrytëzuar në mënyrë shkencore, moderne. Këtë gjë nuk na e shëron definitivisht projekti i Mehdi beut.

Dispozitat e nenit 7 që thonë se "Objekti i shoqërisë është punim i të gjitha tokavet që përfshin katundi në mënyrë më të mirë e më moderne për sa është e mundur", janë aq gjenerike, saqë nga këto nuk del detyra e çdo pronari për të punuar tokën e tij me domosdo. Po mund të thuhet se kemi dispozitat e nenit 7 të projekt-ligjës organike për të vënë në veprim "Shoqënitë bujqësore katundare", të cilat parashikojnë se çdo katundar është i detyruar të zbatojë urdhërta e shtabit bujqësor, në rast të kundërt parashikohen kundër tij sanksione.

Edhe nga këto dispozita nuk del gjë. Përveç që nuk thuhet në mënyrë të qartë,s e çdo pronar është i detyruar të punojë tokën e tij, por edhe sikur të pranojmë, se kjo gjë del nga një interpretim i gjërë, përsëri sanskionet që parashikohen, janë qesharake: 5-25 fr. ar gjobë!

Po ajo që na shqetëson, është se një interpretim të këtillë nuk mund ta bëjmë nga shkaku i dispozitave të nenit 27 të projektit mbi shoqëritë bujqësore katundare, të cilat thonë: "Detyrimi i punimit të tokave në çifliqet e përmendura në nenin e sipërm i



përket vetëm atyre tokave që ndodhen nën gjysmatari ose me të tretë në bazë të kontratës "Tipe" që përmban Reforma Agrare". Prej kësaj provohet se legjislatori nuk ka dashur që punimin e të gjithë tokës ta bëjë të detyrueshëm, pamvarësisht nga dëshira e pronarit ose e poseduesit të tokës. Dhe është e vërtetë se më poshtë thuhet se, në rast që mbeten brënda në një çiflik toka djerre të papunuara, këto mund t'i punojë shoqëria, por duke i pajtuar nga pronari për një kohë 20 vjetësh, domethënë, duhet të dojë pronari që t'i a pajtojë shoqëria. Po të mos dojë pronari, toka mbetet e paçfrytëzuar.

Pra, si ç'shifet, nuk mund të thuhet se fryma e përgjithshme e projektit është që të punohet detyrisht e gjithë toka. Me mënyrën që tregon Mehdi beu, mund të fitohet bashkimi i bujkut shqiptar për një qëllim të dobishëm, por që të punohet dhe të çfrytëzohet e gjithë toka detyrisht, nuk do të arrihet kurrë.

Cila do të jetë pasoja?

Pesimizma nuk na karakterizon, por kjo nuk do me thënë se duhet lënë më një anë zhvillimi llogjik i ngjarjeve.

Katundari do të mbetet duke punuar ato toka të pakta dhe të pamjaftueshme, që punon edhe sot, duke i paguar agajt sa i paguante. Do të përfitojë, nuk kemi kundërshtim, por fitimi do të jetë aq i vogël, sa që nuk do të mund të lindë një qëndresë e fortë nga ana e bujqve para reaksionit që do të krijohet dhe do të ushqehet prej njerëzve që do të bëjnë reaksione, ose pse dëmtohen në interesat e tyre vitale - u ikën qengji i majmë, bujku, nga dora - ose pse duan të reaksionojnë për arsyena politike, ose opozitare, dhe do të shofim shumë shpejt se shoqëritë tona bujqësore katundare të dobëta, do ta ulin kryet para beut dhe se katundari do të bëjë një: *Mbrapa ktheu* madhështor!

Por çështja ka një rëndësi të madhe dhe do ta vazhdojmë nesër.

*Arbënia, 1936*

## Shoqëritë bujqësore të katundarëve

Nevoja e organizimit të bujkut nuk theksohet për herën e parë në Shqipëri, me "Programin e Kryeministrit". Kjo nevojë është pranuar dhe theksuar prej të gjithë qeverisë së sotshme, si ç'provohet nga deklaratat e saj para parlamentit me rastin e paraqitjes së saj për herën e parë para Dhomës, si edhe nga konferenca, që Z. Mehdi Frashëri mbajti në sallën e "Nacionalit".

Edhe ne, këtë nevojë, e kemi theksuar. Për pasojë, projektin e Kryeministrit, nuk do ta studjojmë nga pikëpamje parimi, po do të hyjmë në hollësirat e tij.

Kryeministri, me anën e projektit të tij, shkon në formën më të mbaruar të kooperativave bujqësore. Ndonëse në raportin e justifikues pranon se, populli ynë nuk ka arritur as në periudhën e parë të qytetrimit, propozon që ky popull të jetojë nën organizata pikërisht si ato që kanë popujt më të përparuar.

Kështu, për të krijuar të dy konditat e nevojshme për naltësimin ekonomik të popullit, Kryeministri pranon një farë sistemi *kolhoz*-i të Rusisë. Konditat e nevojshme, Kryeministri, i përmbledh në këto të dyja: a) "Me vue shqiptarin në punë, me ja ba të dashtun punimin, tue i sigurue interesin e vet", dhe b) Me i bashkue shqiptarët për nji qëllim të dobishëm, duke ju shtrue nji norme bashkëpunimi, i cili të jetë i detyruem, por i përkrahun, i ndihmuem dhe i udhëhequn prej organeve administrative dhe teknike të Qeverisë".

Edhe ne nuk kemi asnjë kundërshtim se vetëm kështu mund të naltësohet jeta ekonomike e bujkut shqiptar, i cili përbën 85% të popullsisë së gjithsejme të Mbretërisë. Dhe jemi plotësisht në një mëndje me Kryeministrin se, për të krijuar të dy këto kondita, duhet t'i a imponojmë bujkut masat e ndryshme, d.m.th. të zbatojmë një diktaturë të ndritur.



Diktaturën në ekonomi e kanë zbatuar që me kohë të gjithë shtetet e botës, akoma edhe ata më demokratikët, pse "ekonomi e drejtuar" nuk do me thënë gjë tjetër, veçse diktaturë në ekonomi.

Posaçërisht në vëndin tonë, dhe sidomos për zhvillimin e bujkut, kjo diktaturë është më shumë se e nevojshme, është *sine qua non*. Dhe të themi të vërtetën, duke ditur shpirtin demokratik të Kryeministrit të sotshëm, kishim frikë se mos e mohonte këtë të vërtetë.

Z. Mehdi Frashëri, mund të themi se, është një ndër ata që realitetin shqiptar e ka bërë mall të vet dhe e di fare mirë. Gjithashtu e dimë se Mehdi beu ka ambicjen t'i shërbejë vëndit. Mirëpo, nga ana tjetër, e di gjithë bota se Mehdi beu u jep një rëndësi shumë të madhe teorive demokratike. Ja ku qëndron frika jonë.

Me projektin mbi shoqëritë bujqësore të katundarëve, Kryeministri ka mundur, për një pjesë të madhe, të çlirohet nga influenca e teorive demokratike. Realiteti - gjë e natyrëshme - predominoi. Por, diçka të met ka lënë Mehdi beu në projektin e tij, i cili, ndonëse frymën e përgjithshme të tij e ka diktatoriale, le të duket se është vepër e një njeriu, që heziton të marrë përsipër një mision historik, për kryerjen e të cilit paraqitet nevoja të procedojë me masa radikale, të pa dëshiruara prej disave, por shpëtimtare për shumicën.

Në tërësinë e tij, projekti i Mehdi Beut nuk mund të cilësohet si i keq, por nuk mund të thuhet se është edhe i mbaruar, sidomos në hollësirat e tij. Baza është fare e mirë dhe e studjuar. Por këjo cilësi nuk mjafton për një projekt, i cili ka për qëllim të zhdukë një gjendje me tradita dhe zakone ndërshekullore dhe të themelojë një sistem krejt të ri, për të cilin bujku shqiptar, në injorancën më të thellë, nuk ka as idenë më të vogël. Prandaj, veç bazës, duhet t'u jipet një rëndësi e madhe hollësirave, që kështu ligja të mos mbetet letër e vdekur!

Nuk duhet të gënjehemi duke kujtuar se mjafton votimi i një ligje për të zhdukur një anomali. Duhet të kemi kurdoherë parasysh reaksionin që do të kujtohet nga ana e atyre kundër të cilëve merret ligja. Në vëndin tonë reaksioni do të lindë në një pjesë të klasës influente dhe, po të marrim parasysh gradën kulturale të turmës, duhet të bindemi se reaksioni do të jetë i fortë. Prandaj hollësirat e projektit, sidomos sanksionet, duhet të jenë në pozitë që të shtypin çdo reaksion, të cilitdo tensioni qoftë.

Më 1918 u krijuan në Rusinë Sovjetike *Kolhoz-et* e para dhe, për të marrë formën e tyre të sotme, iu desh të kalojnë tre stade dhe një kohë 14 vjetësh. Më 1924, nga reaksioni i fortë që sistemi lindi midis kulakëve (pronarëve të tokës), gati dështuan *Kolhoz-ët*. Dhe ku? Në Rusi, ku të gjitha pushtetet i ushtronte, në formën më të rreptë diktatoriale, proletariati.

Më 1928 Diktatura e Proletariatit Rus, vendosi ta imponojë, me masa më se drakoniane, zhvillimin e bujkut rus. Dhe e shpëtoi bujkun duke forcuar ligjën themeltare me dispozita të reja kundra reaksionarëve.

Këtë eksperiencë ne duhet të mos e injorojmë dhe prandaj duhet që të marrim të tëra masat, pse kohë për eksperimente nuk kemi.

Tani, ç'thotë projekti i Kryeministrit dhe ç'duhesh të thoshte?

Këtë do ta shofim nesër.

*Arbënia, 19360*



## Rregullimi i borxheve

Nuk ka dyshim se një nga shkaqet më kryesore të vobeksisë së bujkut tonë, janë borxhet me kamatat e tyre të tmerrshme, të cilat vetë Z. Kryeministër i pranon në 20-100%. Kjo çështje e ka okupuar muaj me radhë këtë fletore dhe është provuar me fakte se fajdexhiu ka lindur spekullatorin e prodhimeve tona bujqësore. Prandaj zhdukja e fajdexhiut, dhe për pasojë edhe e spekulatorit, përbën detyrën më kryesore të një qeverie, që pretendon se vepron për të mirën e vëndit dhe të popullit.

Z. Mehdi Frashëri, për shërimin e kësaj plage, ka përgatitur një projekt, me anën e të cilit, midis debitorit katundar dhe fajdexhiut, ngrihet Banka Bujqësore ose Financa e Shtetit, gjer sa të krijohet ajo.

Me pakë fjalë, projekti predikon që brënda një afati dhe pranë një noteri, do të caktohet borxhi që një katundar i ka një kreditori, duke u llogaritur kamata në 8%. Në rast se kreditori ka marrë më shumë kamatë, kjo do të zbritet nga kryegjeja. Në rast se mbetet tepricë për t'u paguar, kjo do të ndahet në 20 këste; secili këst do të rëndohet me kamatën analoge 8% dhe do të jetë i pagueshëm në krye të gjashtë muajve. Në këtë mënyrë borxhet do të likuidohen brënda 10 vjetëve. Listat, që do të kompozohen prej noterit, me akordin e palëve, do t'i paraqiten Bankës Bujqësore ose financës, në mos është krijuar akoma banka. Banka ose financa, në bazë të asaj liste, do të lëshojë fletobligime "të pruesi" dhe të tregëtueshme me 20 kupona, secila gjashtmujore, duke u shënuar në çdo kupon kësti i pagueshëm. Pas kësaj bujku-debitor nuk do të ketë asnjë obligim kundrejt kreditorit, por kёstet do t'i a paguajë Bankës ose Financës, duke lënë në hipothekë ligjore pasurinë e tij, kurse kreditori (pruesi i fletobligimit) do të paguhet prej Bankës ose Financës.

Projekti i kryeministrit nuk qëndron shumë largë nga propozimi që kishte bërë kjo fletore sot e gjashtë

muaj. Ndryshimi i vogël qëndron këtu: ne kishim propozuar që masa të përgjithësohesh edhe për borxhet e qytetarëve, të cilët duhen shpëtuar, edhe këta, nga thonjtë e fajdexhinjve dhe, në vënd të Bankës Bujqësore ose të Financës, ne propozonim që të themelohet një institut i posaçëm për këtë punë.

Nuk themi se Banka Bujqësore nuk do të mund ta kryejë këtë detyrë, por me që, si ç'thamë, duhet që veç bujkut të shpëtojmë edhe qytetarin, besojmë se do të jetë më i preferushëm krijimi i një instituti të posaçëm për këtë punë. Ky institut do të kishte mundësinë të zhvillohesh shumë shpejt në një institut kredie për të ndihmuar në ringrehjen e qyteteve e të katundeve dhe kështu do të zhdukesh, një herë mirë nga vëndi ynë fjala fajdexhi. Veç kësaj do të çlirohesh edhe Banka Bujqësore nga një detyrë e rëndë dhe do të kufizohesh vetëm në misionin e saj kryesor, në zhvillimin e bujqësisë.

Procedura e caktuar prej projektit të Z Kryeministër është fare e mbaruar dhe ne e pranojmë me gjithë shpirt. Atë që propozojmë ne është që, masa të përgjithësohet edhe për borxhet e qytetarëve dhe të krijohet një institut i posaçëm. Çdo kreditor, në vënd të flet-obligimit, do të marrë aksione, domethënë, do të bëhet detyrisht aksionist i Institutit në fjalë. Aksionet "te pruesi" do të kenë të drejtë interes 4% në vit veç dividentit përkatës të bilancit vjetor.

Debitorët do të paguajnë këstet e tyre me një kamatë 6%, dhe jo 8%, në bazë të afateve që cakton projekti i Z. Frashëri.

Për sigurimin e borxheve, Instituti do të ketë të drejtë ipotekimi mbi të gjithë pasurinë e debitorit. Instituti do të jetë i detyruar t'u akordojë, me kamatat ligjore ose me kamata më të vogla, kredira pronarëve të ndryshëm kundrejt ipoteke të parë të pronave të patundshme, do të ketë të drejtë të marrë përsipër konstruktime godinash ose të subvencionojë ndërmarrje ose persona për këtë punë dhe,



përgjithësisht, mund të bëjë çdo veprim tregëtie ose bankar, që ka lidhje me konstruktim godinash ndër qytete ose në katunde.

Mund të thuhet se mënyra që propozojmë, ne është pak si dikatoriale, me që detyrohet me anën e saj, fajdexhiu t'i vëjë kapitalet e tij në punë, po ne vetëm kështu kujtojmë se mund të shpëtojë vëndi dhe njëkohësisht edhe... kreditorët e shkretë. Le ta studjojë Z. Kryeministër propozimin tonë dhe jemi të sigurt se do ta gjëjë më të dobishëm.

Puna s'bëhet ndryshe, veç se me masa radikale, drakoniane.

*Arbënia, 1936*

## Modifikimi i së dhjetës

Kur po zhvilloheshin mendimet e kësaj fletoreje për përmirësimin ekonomik të vëndit, ishte theksuar në artikujt relativë se e dhjeta prehistorike duhet zëvëndësuar me një sistem tjetër fiskal. Dhe theksohesh se dhjetari formon një nga plagët e katundarit tonë, që duhen shëruar pa asnjë vonesë.

Edhe z. Kryeministri në "programin e tij" e thekson këtë këtë fakt dhe, me që nuk mund të kthehet në një kontribut mbi pasuninë rurale, për mungesë të një kadastre, nga shtrëngesa po e pranon të dhjetën me kusht që kjo të modifikohet, në mënyrë që disa prodhime si pemë, rush e zarzavate t'i shtrohen së dhjetës vetëm për pjesën e tregëtueshme dhe për të tjerat taksa të prelevohet në natyrë dhe t'i dorëzohet shtetit po në natyrë.

Z. Mehdi Frashëri pretendon se në këtë mënyrë të ardhunat e shtetit do të shtohen dhe bujku, jo vetëm që nuk do të rëndohet por përkundrazi, do të lehtësohet me që për pemët, rusht dhe zarzavatet nuk do të paguajë të dhjetën, veçse për pjesën, që do të shesë.

Të na lejojë z. Kryeministri të mos jemi në një mëndje me Zotërinë e tij. E para e punës ne nuk shofim se si do të shpëtojë bujku nga dhjetari, nga ky gogol i katundeve. Nuk ka thënë njeri se prodhimet e tokës nuk duhet t'i paguajnë një taks shtetit dhe kurrë nuk u tha se i duhen falur taksat katundarit. Ajo që është theksuar dhe konstatuar si plagë, është dhjetari, të cilin Programi i Kryeministrit përsëri na e lë të zot dhe sundimtar të katundarit, me gjithë modifikimin e ligjës në fuqi që propozon. Duhet ndërruar sistemi i prelevimit nga ana e shtetit dhe jo taksa në vetvete. Duhet zhdukur dhjetari dhe jo kontributa. Lakmia dhe çnjerëzimi i dhjetarit e lodh dhe e revolton bujkun dhe jo taksa. Pra, këtë të keqe "programi" kryeministrial nuk e shëron.



Po, thotë z. Kryeministr, do të shtohen të ardhurat e shtetit. Edhe këtë gjë s'e kuptojmë dot. Përsëri e dhjeta do të prelevohet prej shtetit me anën e sipërmarrësve, me ndryshimin se tashti sipërmarrësi, në vënd që të derdhë shumën në të holla arkës shtetnore, do t'u a derdhë në natyrë deporave, sillozeve që do të krijojë shteti.

Z. Mehdi Frashëri bën shumë zhurmë për çështjen e stabilizimit të çmimeve të drithrave, natyrisht në pjacat e brëndshme, pse për në pjacat e jashtme, *gjë që intereson vëndin tonë nga pikëpamja e ekonomisë së përgjithshme*, nuk besojmë se do të mund të influencojnë të 60.000 kuintalët e drithrave (më shumë misër) që mund të grumbullojë shteti! Por, sipas mendjes sonë, stabilizimi i çmimeve të brëndshme, varet, për përpjestimin më të madh, nga gjëndja e pjacave të jashtme. Pastaj do të jetë një gabim trashanik dhe do të bëjmë një punë të kotë, sikur të përpiqemi të rregullojmë pjacën e brëndshme duke injoruar pjacën e jashtme. E dyta ka rëndësi për ne dhe jo e para, dhe pra pjaca e jashtme duhet të jetë objektivi i përpjekjeve tona.

Pastaj Kryeministri shpreson se, me prelevimin e së dhjetës së vajit në kokrra ullinjsh në natyrë, shteti do të mund të sigurojë një sasi "vaj ulliri të pastër e të rafinuar", të cilën do ta shesë me shumicë jashtë, si një mall të pastërt dhe kështu do të ... zhvillohet shfrytëzimi i ullirit. Gjithashtu, z. Frashëri thotë se e dhjeta e pambukut, e linit, e konopit dhe e mëndafshit do të shërbejë si lëndë e parë për një industri tekstile që duhet të krijohet prej shtetit.

Fjala është e rëndë, por s'kemi se ç'bëjmë: Gabohet Mehdi beu. Çështja e çmimit të produkteve të ullirit nuk mund të rregullohet, edhe sikur shteti të eksportojë një sasi vaji të rafinuar prej 700 kuintalësh! Pastaj, industria tekstile ndër ne a thua se nuk është zhvilluar vetëm sepse shteti nuk kishte landën e parë të mar në natyrë prej së dhjetës?

Të na lejohet të themi se ato që thotë z. Kryeministri mbi këtë pikë nuk janë të qarta, ose më mirë, janë konkluzione të një silogjizme të gabuar.

Sa për të dhjetën, si bujku ashtu edhe shteti, do të shpëtojnë kur të zhduket dhjetari. Dhe dhjetari do të zhduket, kur do të organizohen shërbimet e teknikës së taksave në shtetin tonë në mënyrë që vet shteti të prelevojë taksat drejt për drejt nga ata që detyrohen të paguajnë. Sistemi i inkasimit të taksave me anë sipërmarrjesh, sidomos në vëndin tonë, ku mungojnë statistikat reale, vetëm nga shtrëngesa duhet pranuar, por përpjekjet e kompetentëve duhen drejtuar nga zhdukja e këtij sistemi.

Sa për industrinë e vajit dhe atë tekstile, jemi në një mëndje që në ato të ketë pjesë shteti, por më tepër këto duhet të jenë organizata private nën kontrollin më rigoroz të shtetit. Dhe që të zhvillohen këto duhet, që pikë së pari, të krijohet kapitali industrial. Kapitali industrial do të krijohet, kur të shtypet fajdexhillëku dhe zakoni i keq, sipas të cilit, kur shqipos i tepërojnë disa lekë, ai i varros në sënduqet dhe në vrimat e mureve. Pastaj shteti duhet të adoptojë masa të favorshme për krijimin dhe zhvillimin e industrisë. Të përpilojë dhe të pranojë, me një fjalë, një politikë industriale, gjë të cilën gjer sot s'e ka bërë dhe, për fat të keq, nuk ka ndër mënd ta bëjë, si ç'tregojnë... bathët!

*Arbënia, 1936*



# POLEMIKË

## Një parathënie

Në ditët e fundit të tetorit që kaloi, u thanë shumë fjalë nga shumë anë të Shqipërisë. Qarqet e pastra nacionaliste dhe sidomos djalëria, u entusiazmuan nga *"ndryshimi që u bë"* më 21 tetor dhe brohoritën me të gjithë zërin dhe zemrën e tyre. *Vatra*, si fletore inteligjente, kapi rastin dhe në ditët e para qëndroi trimërisht duke u bërë goja elokuente e gazit që zaptoi vendin. Më vonë erdh edhe pjesa tjetër e shtypit tonë dhe bëri atë pjesë që i përkitte dhe që mund të bënte. Me pakë fjalë, gjer tash vonë *çështja e ditës* u shtrua definitivisht në këtë mënyrë:

A) "Të vjetërit ranë. Mëndësia dhe fryma orientale filloi të vdesë. Konkretisht grupi i *Besës* dhe ish ministrat falimentuan. Manifestimet dhe brohoritjet frenetike të popullit shqiptar e vulosën atë faliment."

B) Me rrëzimin e të vjetërve u çel udha për të ardhur në krye të punëve të shoqërisë, të rinjtë, njërëzit me tru dhe frymë oksidentale, njerëzit që mendojnë dhe ndjejnë *kombëtarisht*, njerëzit që nuk e përfytyrojnë Shqipërinë si një *Hotel*, por si një *Vatër*, në të cilën do të jetojnë dhe pranë së cilës do të vdesin".

Sapo u thanë gjithë këto fjalë, dhe erdhi një heshtje. Sapo filloi rishtaz një polemikë në mes *të vjetërve e të rinjve*, dhe përnjëherësh *një armëpushim*, i cili as mund të kuptohet dhe as që mund të justifikohet për hesap të rinjve. Organizimi dhe rezistenca e sotme e të vjetërve është më e fortë nga ç'qe një muaj më parë. Të vjetërit *e muarën prapë veten* dhe po japin përshtypjen se rrëzimi i tyre është provizor, kurse të rinjtë s'kanë bërë asgjë për të provuar të kundërtën. Kjo është gjëndja e sotme. As e vjetër as e re, as e bardhë as e zezë, as e bukur as e shëmtuar. Bajate dhe deri diku e pakuptimtë.

Këto që kalojmë, janë momente psikologjike me rëndësi për jetën tonë kombëtare. Në qoftë se edhe sot e tutje do t'i vemë frenat e zakonshme entusiazmit të

popullit dhe të djalërisë (dhe gjithë kjo për hatër të nje grushti të vjetërish) atëherë duhet ditur mirë se kur do të kemi nevojë për entusiazëm dhe gjallëri kombëtare, nuk do të mund ta kemi më. Se edhe entusiasmi rritet e zhvillohet duke u stërvitur. Dhe *gjallëri kombëtare* dhe *entusiazëm kombëtar* janë sinonime.

Që në një farë mënyre iu vu një frëth entisiasmit të popullit dhe të djalërisë, kjo duket sheshit. Heshtja e përnjëhershme është nga heshtjet më elekuente. Heshtja e sotme do të thotë se *të vjetrit nuk janë rrëzuar fare nga fuqia dhe se të rinjtë nuk kanë ardhur definitivisht në fuqi.* Në këtë mënyrë të gjithëve po u lëviz toka nën këmbë dhe fare nayrisht pleqtë, që janë *më hileqarë,* dhe më *pehlivanë,* dinë ta shfrytëzojnë këtë lëvizje të *vazhdueshme* dhe *misterioze* të tokës nën këmbë...

Është rasti të flasim pakëz hapët dhe pa rezerva. Kur bisedohen problemet e mëdha të vendit, duhen biseduar lirisht dhe thellësisht.

Frenimi i entusiasmit që shpërtheu më 21 tetor, është një gabim më konsekuenca të rrezikshme. Duhet ndërruar udhë me doemos. E kërkon e mira e kombit.

Dyluftimi në mes të të vjetërve e të rinjve në fushën e ideve dhe të parimeve nuk duhet të pushojnë në asnjë mënyrë, por të vazhdojë të zhvillohet me ritëm dhe energji gjithnjë më të madhe.

Fryma e Oksidentit nuk mund të hedhë rrënjë në Sqipëri pa u shkulur ajo e Orientit. Dhe Orienti nuk shkulet pa përpjekje dhe, bile, përpjekje të forta. Në këtë pikë është koncentruar syri i popullit. Kjo betejë në mes të Oksidentit dhe të Orientit mund të tërheqë interesimin e popullit tonë apatik në lëmën e punëve dhe të çështjeve kombëtare. Dhe po nuk ngjallëm një interesim, një entusiazëm në popull për punët kombëtare, nuk do të mundim kurrën e kurrës të kryejmë asnjë nga punët e mëdha që kemi përpara për të bërë.



Ndonjë gjysmë i vjetër do të na thotë: Kjo është disarmoni! Dhe do të kujtojë se do të skandalizohemi prej asaj fjale. Ne i përgjigjemi me një "Po" të fortë dhe i themi se Shqipërinë nuk e kemi përfytyruar kurrë si një teqe apo manastir, ku çdo gjë është *e qetë* dhe e.... *vdekur*. Na e mendojmë dhe e duam Shqipërinë, një vënd lartësisht të gjallë dhe të fuqishëm, një vënd ku konkurenca dhe përpjekja për t'u lartësuar në të gjitha shfaqjet e jetës, të jetë me të vërtetë e fortë dhe e rrëmbyer. Ne duam që brënda një çerek shekulli, të arrijmë dhe t'i kalojmë popujt, që na rrethojnë. Këtë nuk do ta arrijmë dot as për pesë shekuj, nëqoftëse në këtë vënd nuk do të dominojnë në një mënyrë supreme parimet dhe fryma e botës së perëndimit, që do me thënë *të rinjtë shqiptarë*. Dhe këto parime e kjo frymë nuk mund të vijnë kështu në fuqi, posa nuk shkatërruan *tabjet* dhe *istikamet* e orientalëve të mirarmatosur me *ar* dhe me furinë e injorancës. Nga kjo llogjikë solide lind nevoja e domosdoshme e përpjekjes në sheshin e ideve ndërmjet të vjetërve, që pak a shumë janë grumbulluar rreth gazetës *Besa,* dhe djalërisë sonë anembanë Shqipërisë.

Nga një luftë e rreptë në sheshin e mendimeve dhe të parimeve nuk ka asnjë rrezik, prej saj nuk del veçse dritë. Dhe sa më e fortë të jetë përpjekja, aq më e fortë ka për të qënë dhe *drita.* Dhe vendi do *dritë...*

*Arbënia, 1936*

Si na atakojnë ata dhe si përgjigjemi ne

Kuçedra e Tiranës na është vërsulur këtë radhë me të gjithë egërsinë e saj. Më 7 janar me një artikull, "Kë përfaqëson Borealisi", na thotë se mungojmë nga morali, s'dimë ç'është turpi dhe qenkemi pa karakter. Thotë se na është përgjigjur "për hir të asaj rinie, që duam të jetë kryenaltë dhe e pastër para altarit të Atdheut". Nuk dimë se për cilën rini flet "Besa", mbasi nuk besojmë kurrë që paturpësia e saj të arrijë gjer në atë shkallë, sa të kërkojë të marrë nën tutelë djalërinë shqiptare.

Nuk prisnim kurrë që njerëzit e "Besës" të mbroheshin me arsyen dhe me fuqinë e mendimit. Është e vetmja armë që ata s'kanë përdorur, veçse kur kanë qënë në mëshirën e tjetrit! Ata e kanë thënë sheshazi se janë rigrupuar dhe nxjerrin atë gazetë, me qëllim që shajnë e të diskreditojnë gjithë njerëzit, që kundërshtojnë interesat e grupit "Besa". Ky është misioni që i kanë caktuar vetes këta, që mbahen si burra shteti në këtë vendin tonë të varfër. "Shaj, shpif dhe fyej këdo që të bën rezistencë". Kjo është kryefjala e kësaj gazetë, që na turpëron në botën e huaj e me lakuriqësinë dhe arrogancën e saj brutale. Dikush e quajti "Nëpërkë" dhe shkroi një artikull "Të gjithë kundër Nepërkës", sepse me të vërtetë çdo gazetë, që del në gjuhën shqipe mbi faqe të këtij dheu iu vërsul "Besës", ashtu dhe mund t'i vërsuleshin një hidre. Sepse të gjithë e kuptuan që ekzistenca e një të tillë grupi, me të tilla mjete të fuqishme në duar, është një rrezik për të sotmen e kombit. Nuk është vetëm një njollë në histori, por një rrezik i sotëm. Ishte për këtë shkak që të gjitha fletoret shqiptare bënë një front të përbashkët për të luftuar këtë çetë, që është mbledhur bashkë për qëllime të ditura nga gjithë.

***

Ne jemi ata që jemi. Shpifjet dhe sharjet e njerëzve të "Besës" janë efekti i nulitetit të tyre intelektual dhe i maledukasionit. Njerëzit e klasave fare të unjëta përdorin sharje të ndyta dhe violencën brutale të gjuhës së pafre. Këta njerëz nuk njohin arsyen dhe as që kanë ndonjë kuptim mbi mbretërinë e mendimit. Personalisht, do të më vinte shumë turp, sikur të më mburrte dhe të më lavdëronte "Besa". Kjo do të ishte e rrezikshme, se mund që shokët dhe miqtë të besonin për një çast, se bashkëveprojnë me atë klikë.

Ne nuk shajmë. Qendrojmë gjithmonë në parime dhe kritikojmë me parime. Kritikojmë skandalozitetin e veprës së tyre me arsye dhe me mendime të parrezuarshme. As sytë e tyre të bukur dhe as merita, që mund të kemi për ta, nuk do të na hiqte. Na tërheq zëri i çekanit, me të cilën qëllojmë themelin e ndërtesës sonë shoqërore dhe helmi, që përndan gjuha e tyre në dejt e phisikut shqiptar; e na, duke mos qënë të ardhur në shportë, ndjehemi zotër të këtij vendi. Ndjejmë së Shqipëria është jona dhe sot ose në çdo ditë na përket neve si të rij të bëjmë çdo sakrificë, të derdhim të mbramen pikë të gjakut tonë shqiptar për lavdinë e Atdheut. Megjithkëtë ne nuk kërkojmë privilegje as për thjeshtësinë e gjakut e të karakterit tonë dhe, as për patriotizmën. Ne kërkojmë vetëm arsyen dhe rrahjen e mendimeve për të mirën e këtij vëndi. Mirëpo njerëzit e "Besës" s'duan të kuptojnë nga arsyeja dhe lufta e ideve. Ata kanë grushtin e fuqisë të pozitës së tyre, me të cilën menasojnë dhe duan të fitojnë çdo betejë. E kur nuk punon grushti, e kthejnë me sharje, fyerje dhe përgojime duke provuar atë që kemi përsëritur, sesa të xhveshur janë nga parimet dhe ngë shpirti.

Mirëpo fuqia e grushtit dhe e sharjeve banale, që përdorin njerëzit e "Besës", po konsumon vetveten dita-ditës. Ësht detyra jonë të ndihmojmë që kjo procedurë disoluzioni fare e natyrshme, të nxitohet sa më shumë. Duhet të dalë në dritë kalbësira e këtij grupi, që përnbohet me falsitete, demagogji dhe

servilizëm. Njerëzit e "Besës" po i nxjerrin vetë rrënjët e tyre. Për detyrë bashkatdhetarëve duhet t'ndihmojmë në të vetmen punë të mbarë që bëjnë. Duhet t'i inkurajojmë të shajnë, të fyejnë e të diskreditojnë çdo njeri, që u del përpara, me qënë se imuniteti është një rrufepritëse e dorës së parë për çdo njeri, që u del përpara, me qënëse imuniteti është një rrufepritëse e dorës së parë për çdo vetëtimë që mund t'u zbresë në krye nga qielli i drejtësisë. Kështu do të shkojmë dhe disa muaj në turbullirë dhe në një zhurmë të urrejtur, por mbasandaj do të kthehet sereniteti moral qiellin tonë. Atëhere nuk do të kemi më fletore si "Besa" dhe njerëz si të "Besës" në të tilla vende. Atëhere problemet e jetës sonë shoqërore do të zgjidhen e do të rrihen me fuqinë e arsyes dhe të intelektit. Fuqia e grushtit të injorancës nuk do të trëmbë më as një pulë, përkundrazi, do të dridhet për veten e saj.

Për të sjellë, pra, këtë ditë të lumtur për Shqipërinë, është detyrë jonë të vazhdojmë në punë me ritëm më të nxituar dhe gjithnjë përpara në fushën e mendimit të pastër e të lartë.

*Ora, 1932*



## Dy korrente

Vazhdojnë thashethemet rreth kabinetit të ri. Në shumicë dëgjohen emra politikanësh të njohur për jetën dhe veprat e tyre. Dëgjohen kësi emrash, sepse i përhapin ata miqtë e ngushtë, ata që presin të vijë ministër miku që t'i sigurojë ndonjë send! Kështu korrentet e sotme rreth kabinetit të ri nuk janë veçse krijesa fantastike të shkaktuara nga interesa të disa grupeve meskine, që kujtojnë se interesat e larta kombëtare mund të përzihen ose edhe të influencohen nga interesat e atyre grupeve të shëmtuara dhe qesharake.

Në Shqipëri nuk ka partira as de fakto, as de jure. Ka vetëm korrente mendimesh. Dhe këta korrente në përgjithësinë e tyre, janë vetëm dy.

Njëri korrent mendimi është i të vjetërve, të cilët besojnë se Shqipëria është kryekëput në rrezik, po s'qe e qeverisur nga mënçuria e tyre e plakur. Këta besojnë, si ç'e kemi thënë shpeshherë, se Shqipëria duhet të ecë mengadalë, me sisteme burokratike, me servilizëm dhe apati. Sidomos me apati: kudo që shohim një shënjë gjallërie dhe force, shohim përnjëherësh dhe një rrezik. Ky është pak a shumë korrenti i parë i të vjetërve përgjithësisht. Po është, siç dihet, një korrent i dobët, pa asnjë tërheqje dhe që kërkon të impozohet vetëm e vetëm me dinakëri dhe mënyra të tërthorta.

I dyti korrent, ai që ka forcë dhe gjallëri, ai që është i destinuar të dominojë jetën shqiptare, edhe historikisht, edhe sepse i atillë është vullneti udhëheqës. Ky korrent, pra, është ai i djalërisë shqiptare, i brezit të ri të rritur dhe që po rritet. Dhe kur flasim për djalërinë, kemi në mend kryekëput të gjithë atë që mund të quhet djalëri shqiptare.

Kjo djalëri kë vetëm e vetëm një ide qëndrore të përbashkët: Të ecurit me shpejtësi në udhën e oksidentalizmit, të zhvillimit shpirtëror dhe atij

ekonomik, me shpejtësi, me bindje dhe me kurajo.

Kjo, kujtojmë ne, është ideja, rreth së cilës bashkohet gjithë elementi i ri nacionalist dhe përparimtar. Dhe është kjo klasë njerëzish, që ka një ndërgjegje kombëtare dhe një dashuri të thellë për të vajtur përpara. Kjo klasë njerëzish është pjesa më fisnike e këtij vendi, kjo me parimet dhe botëkuptimin e saj të qartë, është shpresa e Atdheut.

*Arbënia, 1936*



## Ç'duam e ç'nuk duam

Po na kundërshtojnë, po na thonë dallkaukë, po na thonë hipokritë!
Nuk duam të kuptojmë lartësinë e idealit tonë, nuk duam të kuptojmë se ne po përpiqemi për lartësimin e kombit të lashtë të Shqipërisë! Dhe po na falin epitete, dhe po na hedhin njollat e tyre.

Nuk kemi kohë të hapim polemika, nuk kemi kohë të qëndrojmë e të dëgjojmë se ç'thonë kundërshtarët. Né në zemër kemi një flakë që po na djeg; né në meëndje kemi një ideal që po na shkrin; dhe kjo flakë, ky ideal, janë *Shqipëria!*

Krejt të zhveshur nga mërira personale, krejt të bindur ne shënjtërinë e çështjes, që me pasion po ndjekim, né ecim me hapa të shpejta dhe të sigurta drejt dritës. Né s'kemi kërkuar kurrë litarin pë popullin shqiptar, né s'kemi qënë kurrë organe të njërit e të tjetrit; né kemi qarë, kur kemi parë burgjet të mbushur me shqiptarë, të gabuar ose të pafajshëm. Né jemi shqiptarë, né mburremi dhe i falemi zotit që jemi shqiptarë!

Nuk duam pozita, por duam lartësimin e Shqipërisë; nuk duam pasurira, por duam bukë dhe shëndet për popullin e Shqipërisë, nuk duam nderime, por duam nderin e Shqipërisë. Dhe këto që themi, i kemi provuar, i kemi provuar. I kemi provuar me izolimin tonë; i kemi provuar me përbuzjen tonë; i kemi provuar me vuajtjet tona; kur të tjerë mbaheshin lart, pse ishin njerëzit e njërit dhe të tjetrit, né ishim të rrethuar nga njëqind spiuna, né ishim pa bukë, né ishim të përndjekur nga urrejtja e intrigantëve!

Sot po ngremë zërin, zërin që rrjedh nga shpirti, dhe po i themi shqiptarëve, shqiptarëve të fushave dhe të maleve, që të bashkohemi në një ideal, që kapërcen çdo ideal tjetër; që të përpiqemi për një qëllim, për një qëllim që shënjtëron qënien tonë: të rrojmë dhe të vdesim për Shqipërinë!

Né Shqipërinë e duam të fuqishme, né Shqipërinë e duam të organizuar si shtetet e tjerë të Europës, né Shqipërinë e duam të përparuar. Mjaft me Orientin; mjaft me abulizmën; mjaft me indiferencën; mjaft me përçartjet.

Çdo shqiptar të kuptojë dhe të mburret që është shqiptar; çdo shqiptar të jetë me shëndet, të mos jetë analfabet, të dijë pse rron; të dijë misionin e tij në mes të shoqërisë! Dhe né kërkojmë Diktaturën, sepse Diktatura, vetëm Diktatura, do të ngjallë në zemrën e popullit këto pasione; sepse Diktatura, vetëm Diktatura do të ngrejë nga errësira e padijes në dritën e diturisë turmat shqiptare; sepse Diktatura do të shenjtërojë ndjenjat, do të falë shëndetin, do të europianizojë Atdhenë e Kastriotit!

Nga Mbreti i Madh e deri të bujku më i varfër, të gjithë do të punojmë, të gjithë do të përpiqemi për Shqipërinë! Të gjithë do të shkrijmë fuqitë tona për fuqizimin e shtetit, për organizimin e kombit, për lartësimin e idealit, për prestigjin e rracës.

Dhe do të fuqizohemi, do të organizohemi, do të lartësohemi përpara botës dëshmitare të veprës sonë të mrekullueshme, përpara Historisë Gjykuese!

Por, për të arritur këtyre qëllimeve, duhet që të njohim cili ka qënë burimi i parë i vuajtjeve tona në të shkuarën plot mjerime; duhet të pohojmë pa mëshirë se ne na ka munguar Vullneti; duhet të pohojmë se né, né që hiqemi si intelektualë, né që flasim gjuhëra të huaja, né që kemi shëtitur Europën, né, vetëm né do të jemi përgjegjësa përpara perëndisë dhe Historisë për të arthmen e kombit shumëvuajtës!

*Arbënia, 1936*



## Ideologjia dhe politika

Në Shqipëri janë bërë disa projekte *paraprake* për një ideologji. Gjer më sot për arsye që s'janë në gjendje të na i shkoqitin edhe ata që merren me ideologji, nuk është bërë as edhe një *hap* serioz dhe ndriçonjës, nuk është krijuar akoma në një formë të dalluar ai *focus* idesh rreth të cilit të rotullohet mendimi shqiptar, shoqëror e politik... Me fjalë të tjera, *ideologët* akoma s'na kanë dhënë një *bosht*. Dhe me gjithë këtë, ngrihen edhe sot e gjithë ditën e na thonë se ideologjia nuk duhet të *katandiset* e të bëhet politikë, kurse, ne se ka faj në këtë punë, është krejt dhe vetëm i tyre që akoma s'kanë dashur t'i *ndajnë lakrat* në mënyrë që mos të mund të ngatërrohen.

E dimë dhe na se fletoret, përgjithësisht bëjnë politikë dhe jo ideologji. Por ka dhe fletore që në pakicën e tyre kanë esencën ideologjike, d.m.th. e para shtytkë dhe e fundit, qëllim i tyre është suksesi i një *parimi*. Të këtillë gazetë kemi dashur dhe duam ta kemi këtë Arbërinë, e cila pjesën e saj në kuadrin e gjallërisë sonë shoqërore, shpresojmë se e përmbush mjaft mirë.

Kemi bërë më tepër politikë se ideologji: Kjo është e vërtetë, siç është e vërtetë se kemi përdorur dhe municione të ideologjisë në politikë. Por për këtë kemi dhe justifikim. Na jemi të bindur dhe themi se pa u qëruar sheshi politik nga gjembat që pengojnë, na nuk mund të bëjmë ideologji, veçse brënda katër mureve të një dhome. Pse u mbyll revista *Neoshqiptarizma* mbas një numri? Pse u mbyll Illyria e parë mbas njëzet numërash? Sepse atmosfera politike e kohës nuk lejonte të torpillohej nga veprimi ideologjik. Dhe si ç'mbetën ideologët tanë pa revista e pa organe, e pa mjete për të shtypur libra, atëhere ikën e muarën malet e dëshpërimit gjithnjë duke shpresuar në një pak a shumë 21 tetor. Dhe kur erdhi ky 21 tetor, ata qenë të parët që brohoritën "erdh koha jonë" dhe me këtë

donin të thoshin se tashti më do të mund të punojnë lirisht për të ndriçuar dhe gjallëruar mendimin shqiptar.

E vërteta është se punëtorët e ideologjisë akoma s'i janë vënë punës mirë e përsëmbarthi. Shkaqet e kësaj litargjie ata i japin nën fjalët: *duhet edhe më tepër dritë.* Dhe mbase kanë të drejtë. Ata i dinë punët e tyre ose supozohet ashtu. Po sidoqoftë nuk kanë të drejtë t'i vërsulen *gazetarisë*, si jevgu së shoqes.

Gazetaria vazhdon të japë beteje adversarëve të ideologjisë dhe të politikës së re. Ata që gjer dje qenë satrapët e çdo krijese dhe pune mendore, ata sot janë vënë në ritirata shumë më të forta nga Rassët e Abisinisë! Dhe gjithë kjo për qëndrimin e duruar dhe të papërkulur të një grumbulli njerëzish pak a shumë të pa rëndësi gjer dje, që janë përmbledhur dhe bashkëpunojnë në gazetat dhe revistat e sotme pro situatës së krijuar mbas 21 tetorit.

Politika ka respekt për ideologjinë. Por dhe ideologjia duhet t'i njohë shërbimet e *politikës*. Në Shqipëri, të paktën, nuk mund të punohet në asnjë drejtim të mbarë e të shëndetshëm nga pikëpamja kombëtare, po nuk qe favorizonjëse atmosfera politike. Që do të thotë se *politika* është kondita prexhudiciale për punën e ideologjisë.

T'i lëmë mënjanë sofizmat dhe akrobacitë intelektuale. Të shikojmë faktet dhe realitetet si ç'janë.

*Arbënia, 1936*



## "Përpjekja Shqiptare"

Doli në qarkullim e në shitje i pari numur i revistës "Përpjekja Shqiptare". Me format të mirë, një farë *Hyll' i Dritës,* me 64 faqe të mbushura mirë dhe të shtypura me një farë kujdesi, dhe me çmimin aspak të lartë (se u ankuan disa) gjysmë fr.ari copa. Revista do të dalë, thonë, një herë më muaj dhe do të zotërohet nga Z.Branko Merxhani. Vetë titulli i revisës "*Përpjekja Shqiptare*" është një farë programi. Janë dy fjalë që japin një kuptim sado të vogël se ç'don të bëhet kjo revistë. Pastaj me t'u hedhur një vështrim artikujve që përmban edhe ky numur' i parë, shihet sheshit se "Përpjekja shqiptare" do të *përpiqet* të flasë vetëm me shqiptarët, që kanë një zhvillim mendor dhe që interesohen për anën teorike të problemeve të jetës shqiptare përgjithësisht, me të tjera fjalë; nuk do të jetë një revistë, që t'i drejtohet dhe bisedon me popullin, po do të *përpiqet* të jetë një revistë që i drejtohet dhe bisedon me klasën mendonjëse të vëndit (themi do të *përpiqet* dhe *do të jetë*, mbasi nuk është mirë as për ne, as për revistën të entusiasemi shpejt e shpejt, sepse vështirësi të shumëllojta e bëjnë të zorshme jetën dhe ecjen në vija të drejta të revistave tona).

Kështu, pra, në vija të përgjithshme, jemi të gëzuar që dolli në dritë kjo revistë e re dhe urojmë që të qëndrojë më këmbë për shumë kohë. Sa më tepër libra të mira, sa më tepër të përkohshme të vlershmë, sa më tepër fletore inteligjente, aq më tepër dritë ka vendi, aq më të tepërt janë propabilitetet që të marrë një drejtim të qarë, të caktuar e të ndritur jeta jonë.

***

Shquhen në këtë numër: një shkrim i Selman Riza-s mbi gjuhën tonë, një i Dr. Jergonit mbi demografinë e Tiranës, një i T. Zavalanit mbi bujqësinë, një novelë e Anton Logorecit dhe sidomos copa e nxjerrë nga një libër i prof. Raymond Aron mbi hitlerizmën. Afro 25 faqe janë të mbushura me shkrime të drejtorit të revistës; që të gjitha këndohen me kurreshtje dhe interesim të

pakëputur për një tok shkaqe të vogla e të mëdha që e bëjnë tërheqës stilin dhe mungesën e shprehjes përgjithësisht të Z. Merxhani.

..."Atje poshtë në shkretëtirën e zezë të Gjirokastrës,...

"...Shteti i Tiranës (!) nuk çante kokën,... "Filluan të ecin me çapa të ngadalshme brenda në natën e errët të Fatit tonë,...

"...ne rrojmë brënda në idenë e historisë,..." gërmadhat e jetës sonë, brenda të cilave flemë,...

..."enthusiasma e elementit intelektual laik dhe *Demokrat*,...

..."mëkat dhe fatkeqësi e madhe është se burrat e Shtetit të Tiranës s'kanë patur as një arësim *sociologjik* dhe janë marrë vetëm me veprime burokratike...'

Tashti këto janë fraza të tërhequra tekstualisht nga faqet e revistës. Fraza të kalkuruara edhe për *efekt*, edhe për të lënë të kuptohen një tok gjëra, që s'kanë nevojë të thuhen me thjeshtësi. Autori, ka, si duket, edhe nervën e poetit dhe nga një herë, edhe thikën e xherahut nga një herë tjetër. Dhe prapë nga njëherë i përzien që të dyja dhe prodhon ato që shihen më sipër. Disa fraza këndohen me dylbinë për së mbarthi, disa me dylbinë për së prapthi... si pas rastit, nga një herë e vënë mëndjen e këndonjësit me të vërtetë në gjumë. Një cilësi që i njohim Z.Branko është se di të stilizojë shkrimet e tij në një mënyrë xixëllonjëse dhe mberthenjëse për këndonjësin mesatar. Larg nga të qënit modern në punë shkrimi, Z. Merxhani (sepse stili modern, qoftë në prozë, qoftë në studime shkencore, shquhet nga një *thjeshtësi dhe qartësi kristaline*) është i sunduar nga stili i disa shkrimtarëve grekë e serbë të shekullit të shkuar, të cilët kishin për formë ideale të shkrimit *thellësinë*, *kompleksitetin* dhe pothua *errësirën* e periudhës. Sa më tepër të ishte kështu, aq më e *lartë* dukej në sytë e tyre dhe të shokëve.

Pastaj sa për punën mendore të z. Merxhani në Shqipëri, e cila fillon në Gjirokastër nga fundi i vitit 1928, duke mbushur faqen e tretë të së përjavëshmes gjirokastrite, kjo ka padyshim as vullnetin e tij të mirë, as edhe mundësitë përkatëse; themi vetëm se është thjeshtësisht qesharak gjithë ai egocentricizëm që tregohet në kryeartikullin largtingëllonjës të numrit të parë. Z. Branko u kthye në Atdhe vetëm në und të 1928-ës dhe mësoi të shkruajë shqip vetëm këta dy vjetët e fundit. Sidoqoftë pohojmë që ka punuar, por nuk mund të mendojmë mirë për të, as na as shumëkush tjetër, ku ai vetë përpiqet të impozohet si një Olimp i mëndjes në Shqipëri dhe se çdo punë mendore nis e mbaron tek ai. Një egoizëm e këtillë, mbi gjithë hallet e tjera, irriton edhe këndonjësin më të paniteresuar. Sidomos kur është në bisedim "puna mendore" në të cilën më pak nga çdo gjë tjetër ka vënd egoizma, kryelartësia dhe kryengjeshësia...

***

Është enfatikuar në këtë numur nja dy-tri herë fjala *demokrat*, natyrisht për kundër fjalës Diktaturë. Kjo na përket neve drejtpërsëdrejti dhe për këtë arsye do të përpiqemi ta shikojmë me më tepër gjakftohtësi dhe objektivitet; bile është lëvduar edhe një djalosh, që ka shkruar një artikull mbi *demokratinë* në një revistë shqiptare, që ka dalë në Rumani, se gjoja paska treguar zotësi në trajtimin e problemit, duke mos u rrëmbyer nga disa tendenca ekstremiste të së *djathtës* dhe *së mëngjërës*. Që domethënë se është për t'u çmuar, që mundi të qëndrojë si *demokrat liberal* në kuptimin klasik të fjalës.

(Me këtë çështje do të merremi një ditë tjetër.)

***

"Politikë s'ka! Vetëm kulturë!" thotë me zë të lartë në faqen e parë të revistës. Dhe na premton se ndryshimin midis Kulturës dhe Politikës do të na e shpjegojë në numurin që vjen. Na do të bëjëm që sot vetëm gjysmën e punës dhe gjysmën tjetër do ta lëmë ta bëjë ai vetë. Do të përpiqemi të shpjegojmë ç'kuptohet me fjalën *politikë*. Natyrisht brenda caqeve të ngushta të vendit.

"Politika" pra, thotë një autortitet aq i madh sa Durkheimi, "është shkenca dhe arti i koordinimit të të

gjitha energjive dhe vlerave të një shoqërie në një drejtim të caktuar". Tashti këtë frazë nuk e morëm si *kuran* , sepse e tha Durkheim apo Spencer, apo Comte apo vetë babai i *politikës,* Platoni. Secili ka trutë e tij dhe s'ka nevojë t'i marrë si të *vërteta të padiskutueshme* frazat dhe mendimet e të tjerëve, sado të mëdhenj e të divinizuar qofshin ata. Dogmatizma karakterzon fetë po jo intelektin e lirë. Prandaj e pranojmë përkufizimin e sipërm të *politikës* vetëm, sepse na mbush mëndjen katërcipërisht. Dhe sepse është e thjeshtë dhe e qartë si "numurat", prandaj është dhe e pranueshme.

Tashti si mund të thuhet se "s'ka politikë" në një revistë, që bisedohen probleme bujqësore, ekonomike, shoqërore, psikologjike dhe filosofike? Teorikisht të paktën, a nuk është e vërtetë se politika është *kultura në veprim e sipër?* Kur bisedon në një revistë po ato probleme, që ka ose që duhet të ketë burri i shtetit në mëndje natë e ditë, d.m.th. ekonominë, shëndetin, gjendjen shpirtërore, aspiratat dhe mendimet e një populli, si mund të thuhet që *s'ka politikë* në këtë revistë? Është fare e qartë se politikë ka dhe ka shumë bile sidomos në një revistë, ku flitet për *"burrat e Shtetit të Tiranës (!) që s'njohin sociologjin"* për *"Shtetin e Tiranës që nuk çan kokën... për gërmadhat e jetës sonë"* etj etj.
Politikë ka, pra, në atë revistë. Dhe as që ka mundësi të ketë revista kulturale të mos merren me problemet e politikës nga pikëpamja teorike, sepse nga pikëpamja praktike s'të lënë edhe sikur të duash, jo këtu ndër ne, po në shumë vende të kulturuara e të qytetëruara të botës.

Ç'është, pra, qëllimi i revistës, që vë përpara atë *mburojë* "s'ka politikë?" A do të na bëjë të besojmë se politikë i thonë të bisedosh mbi kabinetet dhe parlamentet dhe mbi të përdredhurat e intrigës e të pasioneve të atyre, që aspirojnë zyra dhe pozita? Sigurisht shumica e shqiptarëve, atë quan politikë. Po jo të gjithë shqiptarët. Bile sot ka në Shqipëri disa mijëra njerëz që mendojnë qartë dhe i njohin edhe *fjalët,* dhe *koncepsionet,* dhe përfundimet e gjurmimeve shkencore të botës së zhvilluar.



Revista, pra, nuk mund të merret, veçse me problemet themelore të politikës, d.m.th. me politikën, po teorikisht dhe jo paktikisht. Me fjalë më shqip, ndihmon mendimin politik dhe, në mos i shtrëngon qeveritarët të marrën drejtimet, që zbulon ajo, puna mendore, sido-kudo i influencon mjaft në veprimet e tyre në politikën e zbatuar praktike.

Ky është misioni i një reviste kulturale ose intelektuale dhe shoqërore. S'qe rasti të mëshihej "Përpjekja Shqiptare" prapa gishti të saj. Ajo, në menyrën e saj, merret me politikë, siç e provuam më sipër. Dhe bën fare mirë. S'ka asgjë, as të keqe, as të rrezikshme, as të kundraligjëshme prej rrahjes së mendimeve rreth problemeve të jetës sonë, por me një fryme konstruktive (që të thotë jo me qëllim që të provosh vetëm se *s'është bërë mirë, s'bëhet mirë,* por të kritikosh të mirat e të këqiat, t'i nxjerrësh në dritë me gjakftohtësi dhe serenitet gjykimi dhe më në fund për problemet, që kanë të bëjnë me jetën dhe zhvillimet e shumëllojtë të shoqërisë, të tregosh me arsye bindëse se cila është udha, që duhet ndjekur, që të bëhet puna ose gjndja sa më e mirë, siç dëshirohet.) Dhe nga kjo pikëpamje ky numur i parë i revistës nuk është tepër i lumtur. Ka më tepër dramacitet dhe tragjicitet rreth halleve tona, sesa gjykime të shëndosha dhe horizonte mendimi të reja e të freskëta. Bile duhet thënë se s'ka, veçse pak gjëra të freskëta.

Sidoqoftë numuri i parë i çdo të përkohshmeje nuk formon bazë për të dhënë gjykime finale. Mbase numurat e ardhëme do të jenë më qartonjës, më substacioze dhe më ndihmonjës në zgjidhjen, ose të paktën, *vënien mirë mbi kartë* të halleve të jetës së vëndit. Sepse jemi të bindur se çdo gjë që i bën shqiptarit të *mendojnë* dhe *të interesohen* me tru e me zemër, për problemet e jetës sonë kombëtare, duhet të inkurajohet dhe të mirëpritet. Në këtë kuptim e përgëzojmë me gjithë shpirt revistën e porsalindur.

*Arbënia, 1936*

## Ideologji dhe nacionalizëm

Në numrin 9 të revistës që del në Korçë "Bota e re" është botuar një artikull me mbifjalën "Nacionalizmë". E kënduam dy herë. Është shkruar nga një njeri, që di të shkruajë dhe që s'di se ç'shkruan. Dhe me qënë se s'ka asnjë nënshkrim ose pseudonim, merret vesh se përfaqëson mendimin e revistës.

Dhe është për këtë shkak që shtrëngohemi t'i japim një përgjigje sot.

Shkruhet në atë artikull:

*"Ka ca kohë që në vendin tonë nacionalizmën nuk e quajnë atribut të vetëkuptuarshmë të çdo Shqiptari të mirë... atë e lidhin me disa doktrina ideologjike... nuk mjaftoka të jesh Shqiptar i flaktë të duash përparimin e vendit, të vesh interesat e përgjithshme përmbi interesat vetjake... që të quhesh nacionalist. Tani udashka të jesh anëtar i një ideologjie që kanë çpikur tani vonë."* Dhe pakëz më tutje shkruhet: *"nacionalizma Shqiptare duhet t'ushqehet me traditat e shenjta t'epokës Heroike..."* dhe më tutje thotë që dëshmorët dhe atdhetarët që punuan *"duhet të jenë yll drejtonjës i të gjithë rinisë Shqiptare..."*

Gjer këtu cituam për t'i dhënë një ide këndonjësit inteligjent mbi përmbajtjen e pjesës që na intereson të atij artikulli. Tashti do të shfaqim edhe pikëpamjet dhe bindjet tona po me atë kthjelltësi dhe pa nënkuptime.

★★★

Nuk dimë të jetë thënë ndonjëherë që nuk mjafton të jesh shqiptar i flaktë për të qënë nacionalist.Kjo është një absurditet. Është thënë se kohët e sotme kërkojnë një "patriotizëm aktiv" dhe jo nacionalistë që s'janë të zotë të bëjnë e të thonë asgjë të mirë dhe në këtë rast kemi pasur në mend jo popullin mbarë, po ata njerëz, që merren me punët e shoqërisë në ndonjë mënyrë.

Nuk është thënë nga ne as gjysëm fjale kundër traditës sonë heroike. Përkundrazi, na jemi mbështetur mbi atë. Po kemi shtuar se *ideali i vjetër i bërjes së Shqipërisë, për të cilën ranë dëshmorët tanë, u realizua... Shqipëria u bë. Tashti do të kemi një ideal të ri: Ta bëjmë Shqipërinë të lumtur, të madhe dhe sidomos të fortë. Dhe për të bërë këtë punë, na duhet të shikojmë edhe rrethepërqark se ç'bëjnë popujt e tjerë dhe të inspirohemi në mënyrën tonë në atë drejtim.* Dhe kemi shtuar se heronjtë tanë do të jenë për ne burim inspiracioni për sakrifica, por sidomos figura gjiganteske e udhëheqësit të kësaj epoke të Rilindjes Kombëtare, do të jetë dominonjësja dhe drejtonjësja e jetës së re shqiptare, që akoma s'ka filluar të jetojë një klimë të fortë përpjekjeje, reformash dhe rindërtimi moral e lëndor.

Nuk është thënë asnjë herë në shtyllat tona se kush nuk është pro ideologjis së ré, nuk është shqiptar. Po me bindje të sinqertë është pohuar çiltazi se çdo shqiptar nacionalist i mirë është pro ideologjis së ré, sepse kjo është sinteza e frymës së nacionalizmës shqiptare të ndërgjegjshme.

Nëqoftëse ka nacionalistë shqiptarë, që janë kundër ideologjisë së re, këta ose s'kuptojnë qartë ç'është ideologjia, ose ngatërrojnë çështje personash më çështje parimesh, ose tërhiqen nga hunda nga njerëz, që kanë shumë maska për fytyrën e tyre. Sepse nuk mund të kuptohet që një nacionalist shqiptar të jetë kundra ideologjisë së re, kurse ajo ideologji nuk është veçse përmbledhja e dëshirave dhe mendimeve të tij në punë patriotizmi.

Dhe s'ka shqiptar nacionalist, që të mos të dojë Atdhenë e tij të organizuar, të vleftësuar, të disiplinuar, të pasur, të dinjitetshëm dhe të fortë. Fare llogjikisht, pra, s'ka shqiptar nacionalist, që të mos jetë pro ideologjis së re, e cila, siç është provuar në kaq raste dhe me kaq shembëlla, është e vetmja udhë, që shpie tek ato përfundime që përmëndët.

Atëhere ç'janë këto drejtime? Ç'janë këto kritika të ëndura sofistikisht? Pse mënjëanë flitet me retorikë për Atdhe e Komb dhe më anë tjetër kërkohet që këto

ide të jenë sa më të vdekura dhe sa më të pazonjat të shtyjnë vëndin në udhën e mbarë të shëndetit shpirtëror? A nuk është koha që të rrimë e të mendojmë pakëz seriozisht dhe sinqerisht dhe të përpiqemi të shohim qartë? A nuk është koha akoma që edhe kritika jonë të bëhet jo me qëllim që të provojmë *se kemi bërë keq, s'duhej bërë ashtu, ne s'jemi të zotë për atë e këtë etj.*, por të flasim, sesi duhen bërë punët, që të bëhen mirë dhe të përhapim një frymë se do të jemi të zotë që të bëjmë një Atdhe nga çdo pikëpamje *të ndritur?*

*Arbënia, 1936*



## Parime të diktaturës së re

Një nga parimet themeltare te diktaturës së re është: Koordinimi i të gjitha energjive të grupeve, që përbëjnë shoqërinë në mënyrë që secila klasë shoqërore të arrijë një *maksimum* veprimi dhe zhvillimi pa vajtur në kundërshtim me të tjerat klasa të shoqërisë dhe gjithmonë duke pasur për *objektivë* të mirën *kolektive*. Mbasandaj mobilizimi i të gjitha forcave morale e lëndore të shoqërisë, drejt një qëllimi të *vetëm*: Forcimit dhe lartësimit kombëtar në çdo kuptim të shëndoshë e të mbarë që kanë këto fjalë.

Si korollar i këtyre premisave vjen, natyrisht, edhe një tjetër pohim i rëndësishëm: Individi është një tutelë e trupit të madh që quhet shtet. Individi ekziston për të realizuar *idealin dhe qëllimet* që ka shteti me çdo kusht e çdo sakrificë. Pra, në kundërshtim me *parimet* që burojnë nga kryengritja frënge se *individi ekziston për hir të shtetit* dhe jo shteti për hir të individit.

Demokracia, si teori dhe doktrina liberale përgjithësisht, pretendojnë se *shteti* nuk duhet të jetë, veçse një *polici* për *qetësinë publike* dhe rregullimin pak a shumë të marrëdhënieve me shtetet e jashtme. Kurse diktatura e sotme *zotërohet t'i japë një drejtim* bashkë me impulset e duhura gjithë jetës dhe aktiviteteve të shoqërisë në të gjitha manifestimet e ndryshme duke filluar qysh nga shtimi dhe përmirësimi i prodhimeve bujqësore e industriale e gjer tek edukata fizike e kulturore e popullit, e gjer tek një përmirësim më i drejtë dhe më harmonioz i pasurisë, në mënyrë, që një klasë të mos bëhet paralizë në kurriz të tjetrës etj...

Shteti diktatorial modern i ka dhënë vetes një mision kaq të zorshëm dhe totalitar, sa s'e ka pasur kurrë ndonjëherë në historinë e vet. Shteti diktatorial pohon se *njeriu* lind e vdes brenda një shekulli, kurse jeta e shtetit shtrihet nëpër mjëvjetorët. Nga kjo arsye *kujdesjet dhe veprat* e shtetit shtyhen nga interesa

historike, të cilat mund të jenë kundër interesave aktuale të një populli. Shteti diktatorial, në këtë kuptim, nuk *mendon* e nuk *kujdeset* vetëm për *brezin* që jeton sot për sot, por mendon e kujdeset sidomos edhe për brezat që vijnë.

Problemi demografik, eugjenika, përmirësimi i rracës, themelimi i problemeve të mëdha ekonomike e shpirtërore, e sa e sa të tjerë, janë punë që kryhen në 50 vjet e herë në 100. Prandaj vetëm shteti, që ka jetë të gjatë, mund të merret me këto punë. Individi ose grupet nuk mund të merren me këto, jo vetëm sepse e kanë jetën të shkurtër, s'kanë mjetet dhe durimin e duhur, por edhe, sepse është natyrale për njeriun e të mos tërhiqet në punë, të cilave, sigurisht, nuk *arrin* t'ua shohë pemët.

Shteti diktatorial modern, pra, është një organizim i gjallë me jetë të gjatë. Ai ka mundësinë e *planifikimit, të disiplinimit dhe të drejtimit,* të gjithë punëve të shoqërisë, jo vetëm sepse ka jetë të gjatë dhe mundësi e mjetet për të vepruar, por edhe sepse *shteti* është i paanëshëm, nuk e interesojnë grupet që formojnë kombin, por *e tëra kombëtare,* d.m.th. udhëhiqet kryekëput nga e mira e përgjithshme, jo vetëm e breit të sotëm, por edhe e atyre që do të lindin e do të jetojnë në Atdhe.

Shteti diktatorial modern mundohet të arrijë maksimumin e bashkimit shpirtëror dhe të njësimit rracal të njerëzve, që përbëjnë shoqërinë. Dhe këtë mundohet ta bëjë duke i dhënë *Atdheut* ngjyrën e një tempulli të shenjtë dhe duke futur njerëzit nëpër udhët e një fanatisme të ndritur e të fortë ndaj këtij tempulli.

*Arbënia, 1936.*



# Ndriçime...
## ...për ata që duan të na kuptojnë

1.

Ne kemi nje jetë politike të shkurtër. Si popull, jemi *kalamaj* në punët politike. Kështu shpjegohet pjesërisht edhe përcipësia me të cilën trajtohen disa *koncepte* politike me rëndësi themelore për jetën tonë kombëtare.

Struktura politike e një vendi nuk është në fakt natyral, por është *materializimi i një koncepsioni.* Domethënë më përpara ka ekzistuar si *idé* dhe mbasandaj, dalëngadalë, *i d e j a* është kthyer në një vepër *konkrete* të dukshme.

Prandaj na, kur flasim për diktaturë në Shqipëri, për një diktaturë të klasës së ndritur dhe nacionaliste duke pasur për bazë organizimin totalitar të djalërisë, në këtë rast bisedojmë rreth një *koncepti të ri* të cilin e gjejmë lartësisht të vlershëm për jetën tonë kombëtare dhe për historinë e ardhme të këtij K o m b i. Dhe ky koncept i ri nuk lind doemos nga fakti se kemi aktualisht një diktaturë dhe prandaj, o burrani ta shkencëzojmë, siç mundohet dashas ta keqkuptojë "Vatra" artikullin e Nebil Çikës, por koncepti i ri për né lind kryesisht nga nevojat historike dhe nga gjëndja e tanishme e shoqërisë shqipatre.

***

As unë që shkruaj këto rradhë, as edhe ti, që këndon, nuk u pyetëm nëse na pëlqente nënshtetësia shqiptare! Dua të them, ne u lindëm shqiptarë, ashtu siç u lindëm dhe me sy të zez ose të bardhë. Dua të them *Kombi* nuk është përfundimi i një marrëveshjeje të përgjithshme të njerëzve që e përbëjnë. *Kombi* dhe *Shteti* nuk është përfundimi *Contrat Social-it* të Rousseau-it. *Kombi* është përfundimi i një homogjeniteti rracial, kultural dhe idealistik të një grumbulli njerëzish. Ky është koncepti që sundon sot për sot.

Thomi se në Kosovë e në Çamëri kemi disa qindra mijë shqiptarë. Është e vërtetë që i kemi. Ata flasin shqip, mendojnë shqiptarisht, janë krejt si na. Prandaj janë shqiptarë. Fakti që ata janë nënshtetas jugosllave e grekë dhe shëtisin me letërnjoftimet e huaja, nuk ka asnjë rëndësi. Ajo është përfundimi i një padrejtësie të politikës botërore. Po në realitet as jugosllavët, as edhe grekërit nuk thonë për ta se janë sërb e grekër; kanë kurajon të thonë se janë turq! Se duhet kurajo për t'i konsideruar kosovarët e çamët turq.

E prumë këtë shëmbëll për të thënë një gjë tjetër. Dhe ajo tjetra është kjo: Që je zyrtarisht nënshtetas grek, sërb ose shqiptar, nuk domethënë se je grek, sërb apo shqiptar. Çështja e *kombësisë* nuk varet nga gjaku që ke në dej, nga truri që ke në krye dhe nga të rrahurat e zemrës sate.

Prandaj është fare e mundur që në një milion e sa shqipatrë që kemi brenda, të kemi dhe të atillë, që kanë vetëm letërnjoftimet *Shqiptare!* Themi është e mundur dhe e përsërisim, sepse nuk kemi në mendje të bëjmë aluzione për kërkënd as edhe që dëshirojmë që një bisedë akademike të kthehet në një polemikë personale për dokumenta patriotizmi!... Por nevoja vetë e kësaj bisede e kërkon këtë argument.

***

Ata që ngrihen sot e proklamojnë me zë të lartë se Shqipëria nuk mund të rrojë me diktaturë, thonë gjënë më paradoksale, që është thënë në gjuhën shqipe! Sepse në realitet Shqipëria, me përjashtim të disa çasteve të shkurtëra (të cilat kanë provuar se Shqipëria pa diktaturë është një kaos i vërtetë) nuk ka qënë veçse një diktaturë. Ata që mohojnë këtë të vërtetë, kanë shumë kurajo. Dhe e tillë kurajo ne as na pëlqen dhe as që mund të na pëlqejë. Bota e *ëndrrës* mund të jetë e ëmbël, por duron një çast dhe vetëm në mëndje... kurse realiteti i ftohtë është si shkëmb përpara syve, i paluejtshëm dhe i pandryshueshëm.



Ne e kërkojmë diktaturën edhe sepse *Kombi* ynë ka nevojë të arrijë forma jetese më të larta dhe më të zhvilluara. Dhe këtë nuk mund ta realizojë veprimi i padrejtuar dhe centrifugal i grupeve të ndryshme dhe i interesave të ndryshme. Këtë mund ta realizojë vetëm organizimi dhe drejtimi i shoqërisë sonë nga ajo pjesë e shqiptarëve autentikë, që janë shqiptarë në çdo pikëpamje dhe që janë të ndritur. Ajo klasë që përbën, si të themi, esencën ëndën e shqiptarismës, ajo klasë duhte të drejtojë shoqërinë shqiptare. Dhe nga ajo klasë njerëzish populli shqipatr nuk pret veçse vepra lartësonjëse në të gjitha drejtimet.

*Arbënia, 1936.*

# Patriotizma nuk është fjalë në erë

Duket se fletorja "Vatra" ka vendosur të thotë të kundërtën! Na kemi thënë se Shqipëria ka nevojë për një diktaturë të ndritur dhe nacionaliste që të mund të bëjë brenda 10-15 vjetëve një *përparim*, moral e lëndor, që nën kondita të tjera do afro një shekull dhe "Vatra" s'lë rast e fjalë tonën pa iu përgjigjur e pa pohuar me zë të lartë se *Shqipëria s'mund të rrojë me diktaturë* dhe se vetëm demokracia dhe parlamentarizma dhe liberalisma (si ajo e Grekëve prej së cilës kanë gjetur dhe ata vetë belanë?) mund të krijojnë një atmosferë të shëndoshë për këtë vënd.

Është e ditur se për të mbrojtur teza siç është ajo e liberalizmës, e diktaturës e tjera kësodore, nuk është dhe një punë shumë e zorshme, sepse mbi këto tema janë shkruar volume dhe volume pa hesap! Prandaj asgjë të re nga ana e të dy palëve. Po ajo është e nevojshme dhe e detyrueshme deri diku na këto raste që është kundërshtimi të mos bëhet *për qejf të kundërshtimit* dhe për konsekuencë shumë përcipërisht.

Me anën e disa artikujve nëpër gazeta, dihet fort mirë, nuk jemi duke i dhënë rrugë shoqërisë sonë. Të tjerë janë faktorët që e bëjnë këtë shoqërinë shqiptare të lëvizë dhe të marrë drejtime. Këto gjëra nuk është mirë t'i harrojmë na që jemi të rritur dhe të pjekur në këtë vend

Po megjithkëtë, kur na jepet rasti të çelëm një bisedim publik mbi një punë që intereson *tërësinë shoqërore* atëhere, kujtoj, na përket të flasim jo vetëm me dinjitet dhe elegancë stili, por sidomos me sinqeritet, me gjykim dhe me ndërgjegje.

★★★

"Vatra" e datës 5 prill 1936 në faqen e dytë, duke folë mbi pamundësinë që ka shteti për të kontrolluar kapitalet e privatëve dhe për t'i vënë në lëvizje, përdor edhe këtë frazë.



Ç'të bëjë shteti do të thotë "Vatra" t'i bëjë "APEL PATRIOTIZMËS? FJALË NË ERË!"

Për të mos i ardhur punës shumë rrethepërqark me fraza dhe perifraza, që janë karakteristika e atyre që duan të ndjekin udhën e diplomacisë, unë do ta them copë dhe shqip se fraza e sipërme e "Vatrës" më ka çuditur dhe hidhëruar më një anë dhe në anën tjetër, më ka forcuar edhe më tepër bindjen se nevoja e një diktature në Shqipëri është si të them, *lartësisht e domosdoshme!* Fakti që brenda në Shqipëri dhe nën flamurin kuq e zi dikush thotë se *patriotizma shqiptare është një fjalë në erë*, kujtoj se mjafton që të justifikojë jo diktaturën e ndritur, që kërkojmë na por...

Dëshëroj që përdoruesit të asaj fraze t'i jap tërë atenuante që mundem: Të them se s'ka pasur qëllim të keq, të them se e ka përdorur pa e peshuar, të them se nuk i vë në dyshim vullnetin e mirë dhe atdhedashurinë e tij si njeri. Të gjitha këto dëshëroj t'ia jap. Por pa iu përgjigjur s'mund ta lë. Edhe sikur ta di që do të më zemërohet miku që drejton "*Vatrën*", edhe sikur ta di që nesër nuk do ta kem veç se një *kundërshtar* nga çdo pikëpamje.

Dhe ajo që dua t'i them sot është kjo: *Që patriotizma në Shqipëri nuk është një fjalë në erë.*

E para e punës nuk është aspak e vërtetë se me apele patriotizmës nuk lëvizin kapitalet. Shembëll miliardat që mblodhën Italia tash së fundi vetëm me apele patriotizmës italiane. Kështu Gjermania, kështu Turqia, kështu ka ngjarë në shumë shtete. Këto dihen prej kujtdo.

E dyta, do të vijmë këtu në hallin tonë.

*Patriotizma nuk është fjalë në erë!* Po të ishte kështu, si shpjegohen faktet e historisë sonë, e cila na thotë se për atë fjalë është derdhur gjak, janë vrarë mijëra e mijëra Shqipe duke pasur, në gojë një fjalë: *Shqipëri!* Cili është ai renegat që mund të më thotë se nuk ka sot në Shqipëri me mijëra dhe dhjetmijëra djelmosha, që janë gati të marrin plumba në gjoks për të mbrojtur këtë të shenjtën tokë shqiptare?

Cili është ai që do te ketë guximin të thotë se ky popull i shumëvuajtur dhe i dërrmuar nga luftërat dhe padrejtësitë e jetës nuk qënka më sot në gjendje të bëjë sakrifica për *Kombësi dhe Shqiptarizëm?*

A ka shumë në Shqipëri, që besojnë se Shqipëria dhe patriotizma shqiptare rri vetëm në kafet dhe zyrat gazetare ose zyrtare të Tiranës? Duke pandehur se gjithë këto malësi nuk *ndiejnë* e nuk ndjehen të gatshme për sakrifica?

Në se të këtillë ka, atyre u them se janë trashësisht të gabuar. Dhe që gabimi i tyre është edhe një faj i rëndë.

Patriotizma, si *dashuria* dhe *besimi*, nuk është një koncepsion, por është një *ndjenjë*. Dhe si e tillë është tmerrësisht e fuqishme dhe frikësonjëse, kur preket ose vihet në lëvizje.

Dhe e pohoj çiltazi dhe me kryelartësi se sot Shqipëria ka më tepër patriotë dhe patriotizëm nga çdo herë tjetër në historin e saj.

*Arbënia, 1936.*



## Gurë themelie

Përgatitemi duke ecur

Kjo është kryefjala jonë dhe e çdo njeriu, që ndien dhe jeton *dinamizmën evolutive* të botës së qytetëruar në këtë shekull. Nuk është kursesi e mundur, as praktikisht, as edhe teorikisht, që të krijohet një *kuadër formulash* dhe me anë të tij të parashikohen me detaje të gjithë elementët dhe mënyrat me të cilat do të zgjidhen, në të ardhmen, problemet e një vëndi. E ardhmja nuk mund të mbyllet e të ndrydhet nëpër formula. Jeta është dinamike dhe ka aspekte të shumëngjyrta. Ashtu siç ndryshon një plan lufte *në zhvillim e sipër të luftës,* ashtu reformohet, evolohet dhe kompletohet edhe një plan i jetës përgjithësisht. Po gjithashtu, si kundër një plan lufte supozon direktiva të përgjithshme, ashtu edhe një *plan jete* ka nevojë t'i paracaktohen disa vija, t'i shënohen *gurët e themelisë*, mbi të cilat do të qëndrojë. Po kaq dhe jo më tepër. Përsërisëm: *Përgatitemi duke ecur*, në ecje e sipër, po intuitivisht, dimë edhe se ku vemi. Themi intiitivisht, sepse jeta e një shoqërie nuk zhvillohet besnikërisht me një proçes llogjik të parapashëm përpikërisht. Elani i jetës nuk zbatohet nga formula intelektuale të parakrijuara, qoftë spontaneisht, qoftë nga një proçedurë llogjike çfarëdo.

***

Shteti dhe Kombi janë një

Organizimi i një populli brenda disa kufijve dhe ligjeve, ia këmben emrin në Shtet. Po shtet nuk mund të ekzistojë pa patur vetë ai popull një vullnet të përbashkët - që lind nga homogjenitet kulture, zakoni, shpirti dhe rrace - për të bërë Shtet dhe Komb. Ekzistenca e një shteti është një *fait acompli* vetvetiu në këtë kuptim. Dhe ekzistenca e një Shteti presupozon edhe dëshirën për të realizuar *Kombin*: Që domethënë *një harmoni* gjithnjë më e përsosur në të

gjitha shfaqiet e jetës njerëzore, spirituale dhe lëndore. Nga kjo e vërtetë e shkëlqyer del në shesh që *Shteti* dhe *Kombi*, në ditët tonë, janë dhe duhet të jenë Një. Dhe fakti që në krye të piramidës shoqërore të shteteve diktatoriale qëndron nga një njeri, që është mishërimi i aspiratave të shumicës dërmonjëse të popullit, nuk provon veçse atë që thamë. Dhe fakti më elokuent akoma, që këta prijsa jo më të mbajnë një ekuilibër midis *ndasive, partive dhe divergjencave të grupeve*, por me një përpjekje kurajoze të vazhdushme për të realizuar një shkallë sa më të lartë harmonie dhe bashkimi të tërësisë së popullit, provon haptazi se shteti dhe kombi, që si vullnet sinthetizohen tek Prijsi, janë kryekëput *Një*, si qëllim, si vullnet edhe si pikëmbritjeje.

***

Shteti dhe Individi

Nuk mund të konceptohet një njeri që jeton *vetëm fill.* Njeriu është anëtar i shoqërisë, celulë e një trupi më të madh me funksione më të mëdha. Ushtari i një batalioni nuk e ndien vetëhen *vetëm*, por e shumëzon vetëm me peseëqint që është forca e batalionit. Sepse ai vepron si pjesëtar i një *trupi*, që quhet batalion dhe që ka fuqi peseëqind njerëz. Kështu është edhe *njeriu* në shtet. Është një pjesë e tërësisë dhe identifikohet me tërësinë dhe jeton jetën e tërësisë kombëtare. Kështu diktatura moderne nuk hiçëson *individin*, por e ngre në shkallën e lartë që të identifikohet me kombin. Në këtë mënyrë individi do t'i japë kombit gjithë ç't'i kërkojë dhe kombi do t'i japë atij gjithë ç'i duhet. Ashtu sikundër një djalë i mirë u jep prindërve gjithë ç'fiton, fjala vjen, dhe ata i japin disa të holla e të mira sa u premton buxheti. Sepse më këtë frymë fisnike dashurie është e mbrujtur dhe qëndron më këmbë piramida shoqërore diktatoriale dhe jo mbi bazat e kalbura të marëdhënieve të lira, të leverdisë dhe të reciprocitetit. Sepse po të qe *Kombi* krijesa e



një leverdie reciproke, d.m.th. një *tregëti* në mes të individit dhe kombit, qysh mund të shpjegohen sakrificat tmerronjëse që bëjnë popujt në kohë paqe dhe lufte për interesat kombëtare? Shqiptarët e kohëve të indipendencës, a mos luftuan dhe vdiqën që të bëhej Shqipëria dhe të bëheshin ata zengjinë dhe të rronin mirë ata vetë personalisht? Apo mos nesër kur Atdheu, a thua se do të vejë e shtytur nga instikti tregtar? Instikti tregtar nuk bën komb. Bën çifutë. Kombet i mban sakrifica, altruisma, ideali, shpirti.

*Arbënia, 1936*

## Tri pika...

Qëllimi dhe përpjekja e *të gjithëve* është *lartësimi i Kombit*, që ka për përfundim lartësimin e të gjithëve në çdo kuptim të mirë. Ideali është, që kombi të fitojë një fuqi, sa më të madhe *vetëpërtëritjeje* për zhvillim dhe lartësim dhe të jetojë sa më gjatë. Nga ky gur themeltar lind vetvetiu edhe koncepti modern që trondit pakëz principin e pasurisë private në kuptimin e vjetër tradicional.

Në shtetin diktatorial modern *pasuria* nuk krijon vetëm *të drejta*, po sjell me vete sidomos edhe *detyra*. Kombi nuk mund të durojë, që një pjesë e tij të jetojë parazite në kurriz të një pjese tjetër të tij; as që edhe një pjesë të shëndoshet në proporcione fantastike, dhe një pjesë tjetër të jetë në agoni, duke vdekur. Kombi ka për ideal që *pasuria* të jetë e shpërndarë në bazë kriteresh shkencore në mënyrë që të gjitha *pjesët e kombit* të kenë atë që u duhet të kenë për të qënë normalisht të shëndosha, në relacion me funksionin e tyre në jetën e shoqërisë. Themi në relacion me funksionin shoqëror dhe e theksojmë fjalën, që të mos ketë të drejtë ndonjë keqdashës të thotë se me këto mendime do të kemi një shoqëri pa klasa. Jo. Shoqëria moderne bazohet në klasë dhe kategorizime të njerëzve, por me ndryshimin që midis, fjala vjen, klasës së bujqve dhe zanatçinjve, gazetarëve dhe artistëve ekziston jo më, si përpara, luftë dhe kundërshtim interesash, po harmoni dhe njësi pikpamjesh, sepse që të gjitha këto klasa jetojnë për një qëllim të vetëm: *Madherinë dhe Gjallërinë e Kombit*. Kështu, pra, *pasuria* ka një funksion shoqëror dhe, brënda disa normave që cakton shkenca ekonomike moderne, qëllimi i saj më i madh dhe i fundit është që të kontribuojë në *shëndetin e tërësisë kombëtare*.

*Fetë nuk janë një pengim* i pakapërcyeshëm për shtetin e ri të sotëm. Ai minoritet i ndërgjegjshëm që mendon dhe drejton gjithë kombin, në sistemin e ri diktatorial, nuk ka ndier aspak nevojën të vejë violentërisht kundra institucioneve fetare. Përkundrazi i mbron nga sulmet. I lë të qeta. Ai minoritet i ndërgjegjshëm që dikton *ka një mistikë* të vetën për të përmbledhur entusiastikërisht tërësinë kombëtare. E thënë ndryshe ai minoritet ngjall një fé tokësore, e cila dalëngadalë e tërheq vërejtjen e të gjithëve dhe në proporcion më dritën që do të lëshojë këjo fé tokësore dhe me interesimin që do të tregojë *tërësia* për të, veniten dhe fetë qiellore të trashëguara nga shekujt dhe jeta e kaluar. Në këtë rast procesi që bëhet është ky: Një trup njeriu, për shkak klime e rrethanash të ndryshme, fillon e shëndoshet. Ky trup që është duke u shëndoshur, brenda një kohe dhe qetësisht, do të eliminojë aktivitetin e ndonjë plage që ka pasur më parë.

Nuk jemi të mendimit që të ndalohen me xhandar shkollat dhe aktivitetet e ndryshme fetare. Duke krijuar shkolla më të mira e më të plotësuara, si dhe aktivitete më interesante e më tërheqëse në zemër të shoqërisë *dhe për madhërinë dhe lartësimin e tërësisë shoqërore*, do t'a kalojmë më qetësisht krizën fetare dhe trashendentale. Jo kundra saj, por indiferent ndaj saj dhe sidomos konkurencë në drejtime të tjera. Kjo është rruga më e sigurtë dhe më e shëndetshme.

Përpjekja e *Kombit* do të jetë të krijojë një "tip të ri" moralisht dhe biologjikisht superior nga i sotmi. Një "tip" përparimtar dhe luftëtar në punë përparimi. Një "tip" kurajoz që ka possibilitet të dashurojë fort, por edhe të urrejë fort. Një tip që të jetojë jo një jetë individuale të tijën, por sa po tënjohë veten, të jetojë jetën e *tërësisë kombëtare*, ta ndiej veten të shumëzuar dhe të rritur aq herë, sa janë shqiptarë në botë. Një tip që të jetë kryelart, sepse është shqiptar, një tip që të ndjejë thellë sakrificat e djeshme dhe të jetë gati për çdo sakrificë nesër. Një tip i fuqishëm, por gjithaq

i disiplinuar dhe i inkuadruar, si të themi, militarisht. Një tip që ka inisiativë dhe hov shpirtëror, një tip që të ketë edhe gjëndra, edhe muskuj, edhe tru të fortë, dhe të shëndoshë.

Kur na të punojmë në këto drejtime, kur na të kemi krijuar klimën, që pjell të tillë "tipa", atëhere të gjitha problemet shqiptare, të çdo natyre qofshin, do të zbërthehen ne relacion me zotësitë tona dhe mundësitë e veprimit.

*Arbënia, 1936*



## "Diktaturë e Ndritur"

Në një artikull të mëparshëm tham se "për të harmonizuar" dhe për të vënë në veprim të gjitha forcat latente të Kombit; për të krijuar në masat ndërgjegjen kombëtare dhe ndjenjën e disiplinës; për të krijuar një vullnet shqiptar; për të zhdukur rakitizmën trupore dhe mendore të trashëguar nga Orienti; për të krijuar, me pakë fjalë, shqiptarin e ri të shekullit të njëzet, paraqitet absolutisht e nevojshme vendosja në Shqipëri e një "Diktature të Ndritur".

Dhe *en passant* kujtuam Diktaturat e Perikliut, të Jul Cesarit, të Augustit nër kohrat e lashta, dhe bëmë fjalë shkurtimisht mbi keqkuptimin e fjalës *Diktaturë*, per arsye se disa diktatorë kanë abuzuar misionin historiko-politiko-shoqëror, për të cilin qenë caktuar. Por në efekt forma e regjimit diktatorial është, jo vëtëm e mirë, por edhe e domosdoshme për kombet, që akoma nuk kanë arritur në shkallën e lartë të ndërgjegjes kombëtare, të përparimit, të kulturës politike, dhe sidomos për kombet e vegjël, si bie fjala kombi shqiptar.

Historia jonë është e tmerrshme: e tmerrshme për vuajtjet e popullit, e tmerrshme për gjakun e derdhun, e tmerrshme për errësisën që për gati pes shekuj mbuloi tokën arbënore! Në kohën kur kombet e tjerë konsolidoheshin në shtete, në kohën kur kombet e tjerë shpiknin maqina dhe ngrinin fabrika, në kohën kur kombet e tjerë të kontinentit europian i jipnin fluturim të lirë.... krijonjëse të tyre dhe, të sigurtë në paqe, ishin të fortë për luftë; në kohën kur kombet e tjerë, të dalë nga mjegulla e Kohës së Mesme, me hapa të shpejta drejtoheshin kundrejt shkëlqimit të Diellit, atëherë populli ynë, i vuajtur, i uritur, i plaçkitur, i tmerruar nga një sundim që s'ka shoq ndër analet e historisë së përbotshme, populli ynë me martina në krahë, me ëndërra në zëmër, rronte mbi male dhe nëpër shkëmbinj, duke pasur për shtrat dhenë, për jastëk

gurin, për tavan qiellin. Populli i ynë, për t'i dhënë dritë dhe liri Shqipërisë, ushqente këtë tokë me gjakun e tij, mbushte këtë tokë me kufomat e tij, i përndjekur nga mallkimet e shekujve!

Dhe ja sepse jemi pas, ja sepse jemi të varfër. Por nashti që u konsoliduam në shtet, nashti që krenarisht i themi vetes shqiptar, nashti që me mburrje dhe me ringjethje kujtojmë martirizimet e së shkuarës, nashti duhet të mejtojmë fort, të mejtojmë për shkëlqimin dhe të ardhmen e atdheut, duhet ta kemi mbi krye e sipër këtë popull fisnik; duhet ta organizojmë këtë turmë, që sot në formë paraqet shënja disgregasioni të frikshme.

E thamë, po e themi dhe do ta themi se i vetmi shpëtim për kombin tonë është "Diktatura e Ndritur"; është kontakti direkt midis fuqisë drejtuese dhe turmës. E këtë e themi me bindje të plotë, e këtë e themi, të shtytur nga ndjenja e patriotizmës, sepse patriotizma sot nuk është "fjalë në erë", Z.Dilo, pse populli shqiptar është patriot dhe patriotizmën e tij e ka rrëfyer dhe konsakruar me gjak! (Të kuptohemi: flasim për shqiptarët që ndjejnë dhe veprojnë shqiptarisht).

★★★

D.,Nebili dhe Y.M, ndër artikujt e tyre, me kthjelltësi mejtimi, me stil të fortë, me shëmbëlla të shëndosha dhe bindëse, kanë treguar pse në Shqipëri duhet vendosur "Dikatura e ndritur"; dhe të gjithë né, né që nuk jemi as kusarë, as parazitë, as antishqiptarë; ne që popullit nuk i themi "pople" po i themi "popull"; né që Atdhenë e duam me të gjitha fuqitë arkane të shpirtit të tonë,né thellësisht e ndjejmë këtë nevojë, dhe e ndjen populli mbarë. E ndjen populli, sepse me instiktin e tij të pagabueshëm ai kupton se shpëtimi, lumturia, drita do t'i vinë vetëm nga *një diktaturë,* e tillë si né po e predikojmë.

Nuk duam sentimentalizëm, duam fuqi vepronjëse: nuk duam apati, duam fuqi vepronjëse; nuk duam teorira dhe retorikë, duam fuqi vepronjëse!



Duhen përmbledhur të gjitha fuqitë e kombit, organizuar djalëria, përmirësuar shoqëria shqiptare.

Jemi një popull me vitalitet të jashtëzakonshëm, jemi një popull me inteligjencë natyrale të zhvilluar, jemi një popull pa eksperiencë jete.

Mjerimi i robërisë peseqindvjeçare vazhdoi deri më 21 tetor 1935, sepse qeveritarët tanë mejtonin vetëm qysh e qysh të pasuroheshin, qysh e qysh të shtypnin popullin, qysh e qysh të abuzonin mirësinë e Mbretit, i cili i kish ngritur në ato vende të larta për të mirën e kolektivitetit shqiptar; sepse deputetët tanë tradhëtuan misionin, të cilin priste populli prej tyre, mision që sintetizohet në mbrojtjen e interesave dhe të të drejtave të turmës.

Vendosja e "Diktaturës së Ndritur" në Shqipëri është e domosdoshme. E domosdoshme për shërimin e plagëve ekonomike, prej të cilave vuan rëndë Atdheu; e domosdoshme për forcimin e karakterit, për edukimin kombëtar të popullit; e domosdoshme për prestigjin moral të kombit tonë përpara botës së qytetëruar, sepse në mes të Europës ekspozita e një populli analfabet, ekonomikisht i varfër, shoqërisht e politikisht i paorganizuar, ësht një skenë *mizerabël* dhe vajtonjëse.

*Arbënia,1936.*

## Parlamenti i nesërm

Në kryeartikullin e djeshëm thamë diçka mbi ish-parlamentin, mbi frymën që sundonte në të dhe mbi ngjyrën e tij kryesore. Sot do të flasim pakëz për parlamantin e ardhëm.

Nga pikëpamja e "Diktaturës së Ndritur" parlamenti i ri duhet, pikë së pari, të ketë një ngjyrë të fortë *patriotizmi aktiv*. Nuk na hyjnë në punë *nacionalistët e mirë e të urtë* që s'janë në gjendje të veprojnë. Sot është koha e nacionalistëve aktivë, e atyre që duan t'i bëjnë ndonjë shërbim vendit dhe që kanë edhe mundësitëpër të bërë diçka. Për shembull, një sasi e madhe e deputetëve të Turqisë kemaliste janë dijetarë, shkrimtarë, shkencëtarë e gazetarë, të cilët, përveç punëve të zakonshme në parlament, shkruajnë e botojnë libra, drejtojnë revista e gazeta, drejtojnë institucione të ndryshme kulturore e shoqërore, japin konferenca publike, japin mësime nëpër lice, gjimnaze e universitete, kujdesen për art, teatër e letërsi e për një tok aktivitetesh të tjera për lartësimin e vëndit. Dhe gjithë këto punë i bëjnë pa shpërblime! Me fjalë të tjera Asambleja Kombëtare Turke, pikërisht si parlamenti italian dhe gjerman, është, si të themi, *magjia e madhe* në të cilën mbruhen të gjitha idetë dhe parimet e doktrinës së shpallur të partisë që drejton. Aty zien puna, aty rrihen mendimet brënda caqeve të doktrinës së prijsit, i cili, duke pasur të gjitha përgjegjësitë e historisë, ka edhe të gjitha pushtetet në dorë të vet.

Zgjedhjet tona të reja? Si do të bëhen? Cilët do të jenë tipat e rinj?

Nga pikëpamja e diktaturës së ndritur, siç thamë, supozohet kryesisht që dhoma e re të ketë një *ngjyrë të fortë patriotizmi aktiv.*

Në radhë të dytë duhet shumica e deputetëve të jenë profesionistë në degë të ndryshme. Për shëmbëll 7-8 vetë nga juristët më të mirë që kemi, 7-8 vetë ekonomistë, grupe të vegjël ingjinerësh, agronomësh, dijetarësh e shkencëtarësh, shkrimtarësh, gazetarësh etj. Me pak fjalë, kur të vejë në parlament një *projekt*, të bjerë në duar kompetentësh që dinë ç'thonë, ç'duan dhe ç'bëjnë. Kështu që pushteti ekzekutiv, qeveria, të ndihmohet në kthjellimin e problemeve të ndryshme që kërkon të zgjidhë.

Por ajo që është themelore nga pikëpamja e Diktaturës së Ndritur, është që në parlament të sundojë një frymë përparimtare në shkallën më të lartë. Që në atë parlament, kujdesi suprem të jetë për gjallërinë dhe interesat e turmave të popullit. Dhe që këto interesa të mbrohen, jo vetëm të shtytur nga britma e *çastit,* bie fjala kurtë dëgjohen ulërimat "S'ka misër, duam bukë" dhe hop qeveri e parlament të votojnë me entusiasmë 20.000 fr. ari dhe të porositet një sasi misër, i cili vjen dhe tepër vonë. Jo. Kjo nuk është ajo që duam na. Na duam që qeveri e parlament, në një farë harmonie të plotë, të kenë një *vështrim të gjerë*, t'i shikojnë problemet në rrënjë, të mendojnë historikisht dhe kombëtarisht, të bëjnë një *plan punë* për një kohë të gjatë dhe t'i vihen me tru e me zëmër, e me muskla zbatimit besnik të tij.

Mbasandaj, bash nga parlamenti duhet të burojë një frymë sakrifice për Komb e Mbret. Nacionalizma shqiptare duhet të ringjallet dhe të forcohet që të dominojë të gjitha shfaqjet e jetës shqiptare. Me shëmbëlla pune, sakrifice dhe përpjekjeje të parreshtura t'i mbushet mëndja edhe popullit se klasa që e drejton, përpiqet për të mirën e tij dhe për lartësimin e tij në sfera më të larta.

*Arbënia 1936*

## Po, Diktaturë të Ndritur!

Kundërshtarët e idesë, që né me anë të "Arbënisë", po përpiqemi t'i japim krah për fluturim, thonë se diktatura paraqitet e domosdoshme vetëm për disa kombe, si bie fjala, sot për italianët, gjermanët dhe turqit, dhe në disa epoka historike të kritikshme, kurse kombi ynë as nuk toleron një diktaturë, as nuk kapërcen sot një moment historik të vështirë; thonë se patrimoni më i shtrenjtë dhe më i shenjtë i një kombi është liria, në kuptimin më të gjerë të fjalës, kurse diktatura është shtypja e kësaj lirie. Dhe duke shfletuar libra, që sot ndodhen të mbytura në pluhurin e bibliotekave, na parashtrojnë tmerrin e një diktature, qoftë dhe e ndritur, dhe na bëjnë apologjinë e qeverive liberale, ku individi do dhe vepron në mes të kolektivitetit në lirinë më të gjerë dhe më të plotë.

Disave nga këta nuk u mungon as kultura, as ideali patriotik, por mjerisht nuk janë në kontakt me realitetin shqiptar, dhe kujtojnë sikur ndodhen dhe veprojnë në një ambient të qytetëruar të përparuar, ashtu siç e kanë parë në vende të ndryshme të Europës, ashtu si ç'e kanë ëndërruar duke u ushqyer me këndimet e Revolucionit Francez.

Dhe "Kënga e Mukës", e kudërshtarve është që né akoma nuk kemi parashtruar një program, akoma nuk kemi hyrë në themel të çështjes dhe, për mungesë guximi, artikujt mbi këtë të shkretë diktaturë i nënshkruajmë me pesudonime! Dhe vargje vargje shtrohen artikuj në fletoren "Vatra" që shkencërisht (?!) mundohet të na tregojë gabimin e përpjekjes sonë!

Fjalë të mëdhaja për të shpjeguar ç'është diktatura e ndritur, unë nuk dua të përdor, filosofi nuk dua të bëj, as nuk dua të rrah çështjen shkencërisht, sepse teorirat janë të kota dhe shumë herë të dëmshme në realizimin e praktikës.

Problemi është i kjartë dhe zgjidhja e tij fare i lehtë, sado që kundërshtarët po na e paraqesin si të rrezikshëm për të arthmen e kombit.



Por kundërshtarët tanë, disa në mirëbesim, janë trashanikisht të gabuar dhe nuk njohin as karakterin, as shoqërinë, as gjëndjen e sotshme të turmës shqiptare. Nuk njohin shpirtin e arbëreshit, nuk dinë vojtjet e tij, dhe mbase, nuk interesohen për të ardhmen e tij.

Sikur kundërshtarët tanë të bënin një shtëtitje rreth Shqipërisë, sikur të ngjiteshin maleve, ku jetojnë shqiptarët, që natë e ditë luftojnë me ujqër dhe me zhgaba dhe... nuk kanë misër për të ngrënë bukë: sikur këta kundërshtarët tanë të shihnin mizerien, sifilizin, tuberkulozin, analfabetizmën, që sot sundojnë atdhenë; sikur të studionin gjëndjen e tmerrshme të gruas shqiptare, sikur të ndjenin mëshirë dhe vuajtje për letargjinë absolute të kombit; sikur të kuptonin indiferencën e shumicës nga djalëria intelektuale; sikur të kishin aq logjikë, sa të kuptonin se ç'thesare të çmueshme përmban Shqipëria, thesare materiale dhe morale dhe sesi me një organizim radikal, ashtu si ç'né po e predikojmë, munden këta thesare të shfrytohen, atëhere kundërshtarët do të heshtin dhe do të bashkoheshin me né për realizimin e idealit tonë!

Por "Vatra" me qëllim tregtie na hapi një fushatë dhe kërkon të hyjë në polemikë.

Dhe citohen libra, përsëriten mendime, shtrydhet kultura e marrë nëpër fletore të huaja, ose mbi bankat e shkollave. Dhe psé? Psé né kërkojmë të shkundemi nga plogësia peseqindvjeçare, pse né kërkojmë të pasurojmë moralisht dhe materialisht kombin tonë; pse né kërkojmë që e gjithë djalëria të jetë në lartësinë e duhur për misionin e shënjtë që historia i ka caktuar; pse né kërkojmë që shqiptari i maleve dhe i fushave mos të kënaqet më vetëm me një copë bukë misri të thatë, por të kuptojë dhe eksigjencat e tjera të jetës, që e dallojnë njerinë nga kafshët; pse né kërkojmë pushimin e intrigës, e kusarisë, e dallkaullëkut e indiferencës; pse né kërkojmë që djemve dhe nipërve

tanë t'u lëmë një Shqipëri europiane, në kuptimin civil të kësaj fjale!

Në artikuj të tjerë kemi thënë pse jemi pas, pse gjendja jonë është e vështirë, pse na mungon vullneti dhe kryelartësia kombëtare. Të vërtetën haptaz e kemi thënë dhe me bindje të plotë kemi shkruar se për të shëruar plagët që sot lëndojnë trupin e Atdheut, është domosdo e nevojshme vendosja në Shqipëri të një Diktature të Ndritur. Është e nevojshme Diktatura e Ndriturë për të ngritur moralin e popullit shqiptar, për t'i futur këtij në shpirt ndjenjën e vëllazërisë dhe dashuri për Atdhé; për të forcuar trupat dhe mëndjet, për të edukuar civilisht dhe kombëtarisht turmën, për të zhdukur *fanatizmën fetare*, për të përmirësuar ekonominë e vëndit, për t'i dhënë shqiptarit Vullnet, Disiplinë, Bindje!

Vetëm me Diktaturën e Ndritur, vetëm me fuqi inteligjente do të shpiem shqiptarin në udhën e përparimit, do t'i tregojmë se nuk mjafton të punosh me krahë që nga agimi e deri në perëndimin të diellit dhe të hash një copë bukë misri të thatë, pse jeta e një njeriu të qytetëruar ka eksigjenca të tjera, pse Atdheu kërkon dhe shërbime të tjera; do të shtrëngojmë shqiptarin të jetë i pastërt, të jetë burrë, të jetë fanatik i Shqipërisë, të jetë i mëshirueshëm!

Vetëm me Diktaturën e Ndritur do t'i imponojmë të mirën popullit shqiptar, vetëm me Diktaturën e Ndritur do të ngremë prestigjin e rracës dhe do të vëmë në dritë virtytet shekullore të kombit që sot edhe janë të fjetura dhe të shtypura!

*Arbënia,1936.*



## Ja përse e duam Diktaturën e Ndritur

*Përgjigje z. Timo Dilo*

As nuk dëshëroj të hyjë në polemikë, as nuk dua të krijoj ekuivoke.

Kush ka ndjekur artikujt e mi, ka kuptuar që unë s'di metafora, që unë them vetëm ç'mendoj, që unë s'njoh hatëre dhe rushfete, por jam i shtytur nga një bindje, por jam i frymëzuar nga një ideal, për të cilin jam gati të shkrij gjithë fuqitë e mia djaloshare. Dallkaukllëku, oportunizma, hipokrizia nuk kanë vend në shpirtin tim, Z.Timo Dilo. Nuk dëshëroj të hyj në polemikë, sepse polemikat personale janë mizerie që edukasioni dhe kultura jonë nuk duhet të tolerojnë; sepse janë vogëlira dhe varfërira që né duhet t'i urrejmë! Nuk dua të keqkuptohem, sepse besoj që shprehja ime është e kjartë si drita e diellit, sepse unë nuk kam gjëra të fshehta, por haptas mbroj një Ideal, që një ditë unë jam plotësisht i bindur, do shpëtojë popullin e shumëvuajtur, popullin martir të Shqipërisë! Prandaj çdo kundërshtim, por që ky të jetë i sinqertë, të jetë i frymëzuar nga ndjenja e shenjtë e patriotizmës, të jetë i zhveshur nga banaliteti, që sot karakterizon një pjesë, që sot varfëron një jetë!

Në tryezën e bisedimit mund të ulet kushdo; mejtimin e tij është i lirë ta shfaqë kushdo. Pra, të ulemi dhe të bisedojmë, duke pasur për qëllim vetëm të mirën e popullit shqiptar! Mbi këtë pikë duhet të jemi intransigjentë. Por nuk duhet të mohojmë ekzistencën e patriotizmës në Shqipëri, se atëherë, me këtë mohim absolut, vetmohojmë qënien tonë kombëtare, se atëhere çdo bisedim është i kotë, dhe të vdekurit tanë, o Timo Dilo, ngrihen nga varret të tronditur dhe na hedhin mallkimin e të gjithë një fisi luftëtarësh dhe idealistë, që historianët e tërë botës i kanë cilësuar si "trima dhe *nobles*".

Pra, le ta nisim këtë bisedim: Unë mbroj "Diktaturën e Ndritur", dhe ti, Z.Timo Dilo, kundërshtomë.

Por, "aman" mos prano nga bashkëpunëtorët e tu artikuj *shkencorë*, sepse janë të mërzitshëm dhe janë "plagi" të librave dhe të gazetave të huaja, që nuk bindin dot publikun lexues. Pretendo nga ata më shumë pasion, më shumë gjallëri, më shumë "dinamizëm" e më shumë realizëm shqiptar!

***

Kam qënë, jam dhe gjithnjë do të jem kundër "despotizmit dhe absolutizmit të kohës para 21 tetorit"; s'kam qënë s'jam dhe kurrë s'do të jem kundër lirisë, në kuptimin inteligjent të kësaj fjale. Dhe për të zhdukur gjurmat e kujtimit të asaj kohe fatale, dhe për të përagtitur turmën që të kuptojë dhe të shijojë Lirinë, ësht e nevojshme që sot të vëndohet në Shqipëri "Diktatura e Ndritur!" Ç'ka për qëllim kjo Diktaturë? Shumë herë unë me shokët e mi, në vija të përgjithshme, e kemi shpjeguar, por fatkeqësisht o s'na kanë kuptuar, o nuk duan të na kuptojnë.

Me fjalë të varfëra, por me sinqeritet dhe pasion, edhe këtë radhë do të mundohem të sqaroj këtë gjë:

Kam thënë se shoqëria shqiptare qëndron mbi themele të kalbura; se djalëria është indiferente dhe e paorganizuar; se ekonomikisht jemi në një gjendje të vështirë; se turma vuan fizikisht (sifilis, tuberkulos etj) dhe moralisht (analfabetizmë, fanatizmë fetare, moskuptim të eksigjencave të jetës). Të gjithë këta janë pasojet e një sundimi pesëqindvjeçar dhe të mungesës së një kulture civile dhe të një ndërgjegjeje kombëtare nga ana e turmës. Si mundet të organizohet shoqëria shqiptare? Si mundet të përmblidhet Djalëria rreth një Ideali të lartë? Si mundet të shkundet apatia e Djalërisë? Si mundet të përmirësohet Atdheu nga pikëpamja ekonomike? Si mundet të shuajmë fanatizmat fetare që, edhe në këto kohërat e fundit, kanë krijuar përçarje? etj. etj..

Të gjitha këtyre pyetjeve unë u përgjigjem: Me një *qeveri të fortë nacionaliste*, me një qeveri të fortë dhe të ndritur, që jo të shtypë në mënyrë absolute lirinë, jo të ngrerë trekëmbëshet për shqiptarët, jo të jetë shpata e Damokleut, që fatalisht qëndron mbi kryet e popullit; por një qeveri tejshikonjëse, përparimdashëse, energjike dhe patriote, që për finalitet të ketë të arthëmen e kombit; një qeveri me fuqi diktatoriale, që turmës analfabete, apatike dhe abulike t'i imponojë të mirën, pse sot turma nuk e di cila ësht e mira, o Z.Timo Dilo!

Për popull shqiptar unë nuk kuptoj vetëm ata treqind-katërqind persona të shpërndarë nëpër qytetet e ndryshëm të Shqipërisë, që kanë kapelle në kokë, që mbajnë kravata në fyt, që vishe "allafrënga" dhe që flasin gjuhë të huaja! Jo, unë për popull kuptoj dhe ata një milion banorë, që përveç gjuhës amtare, tjetër gjuhë nuk flasin; ata që rrojnë me pesëqind mijra mundime nëpër shpella, mbi male dhe ndër fusha malarike; ata që për shtrat kanë dhenë, për jastëk gurin; ata që bukën e hanë thatë ose e ngjyejnë me hi dhe shëllirë; ata që janë sulmuar rreptësisht nga sifilisi, nga tuberkulozi dhe nga njëmijë sëmundje të tjera; ata që nuk dinë të shkruajnë emrat e tyre; që lindin, jetojnë e vdesin pa ditur misionin që kanë në këtë botë, pa ditur çdomethënë Atdhe shqiptar, pa ditur çdomethënë *ves* dhe çdomethënë *virtyt*; pa ditur që njeriu lind, jeton dhe vdes për Idé që ndrit shpirtin dhe shënjtëron kujtimin, më shumë, sesa për të ngopur barkun! Dhe unë, në shumë vise të Shqipërisë, e kam parë këtë popull dhe më ka qarë zëmra, pse mua më qan zemra për popullin shqiptar, o Timo Dilo!

Nashti këtij populli ç'i duhet? Liberalizëm absolute, domethënë anarki, domethënë shkatërrim, domethënë vdekje.

Në rrethin, ku sot unë jetoj, janë bërë dy plagosje të rënda brënda dy ditëve për shkaqe fare të vogla. Pse kështu? Oh, pse mungon ndjenja e vëllazërisë, pse mungon ndjenja e altruizmit njerëzor, pse mungon edukasioni civil dhe kombëtar, pse mungon... oh, pse mungojnë shumë gjëra, që ti, o Timo Dilo, i di fare bukur, që mungojnë, dhe që vetëm një Diktatur' e Ndritur mundet t'i plotësojë!

*Arbënia, 1936.*

# Demokratia dhe Diktatura

Shumë është folë në Shqipëri mbi *demokratinë dhe diktaturën*. Disa kanë folë vetëm akademikisht, me qëllim që të përhapin dhe të popullarizojnë *koncepsionet*. Disa kanë dashur ta shikojnë punën edhe nëpr prizmin e jetës shqiptare, për të thënë më në fund, se ne na përshtatet më mirë kjo ose ajo formë qeverimi. Janë thënë të pjekura e të papjekura rreth kësaj teme, aqsa ka zbritur biseda edhe në çështje private dhe individuale... Shpresojmë se s'do të ketë më, midis nesh që shkruajmë e interesohemi për këto punë, njerëz që të duan të zbresin në të tilla gropa malarike...

*Njerëzit e veprimit* tallen me *njerëzit e mendimit*. Zakonisht i nënçmojnë, i quajnë *fantastë*, ëndërronjës, intrigantë dhe nga një herë, edhe gënjeshtarë. *Njerëzit e verpimit*, ata që i kanë punët e ditës, s'kanë pasur kurrë ndonjë admirim të madh për mendonjësit. Historia i ka fare të paka shëmbëllat.

Po edhe *njerëzit e mendimit* nuk kanë pasur ndonjë respekt të madh për *njerëzit e veprimit*. Shpesh herë i kanë nënçmuar effektet e veprës konkrete dhe kanë pandehur se mendimi dhe arsyeja e drejtojnë njerëzimin. Kështu edhe udhëheqësit e ditës, ata i kanë quajtur si eksponentë të mendimit dhe të shpirtit të kohës, e pra, të përkohshëm, pasi mendimi evolohet. Nuk ka pranuar shumica e tyre se udhëheqësi, njeriu i veprimit, në një çast të caktuar, mund të marrë vendime dhe drejtime duke u mbështetur krejtësisht mbi vullnetin dhe mendjen e tij dhe me ato vendime e drejtime që cakton ai të influencojë jetën e një populli, historinë, shpirtin dhe mendimin.

Gjithë ç'thamë më sipër vlen për të provuar këtë gjë: puna mendore ka vlerën e saj dhe influencohet nga *vepra* e përditshme. Po njëkohësisht po kjo ngjet edhe me *veprën e përditshme*. Edhe ajo influencohet nga puna mendore.

Në këtë mënyrë, pra, nëqoftëse ka njerëz në Shqipëri nga ata, që nxijnë kartë dhe përcjellin akte që, besojnë



se gjithë ç'shkruhen e ç'mendohen janë pallavra, aq më keq për hesap të tyre. Këto janë fantazma të kohës, që dalin e zhduken pa lënë gjurmë për qenien e tyre. Dhe nëqoftëse ka mendonjës, që besojnë, se jeta e përditshme s'ka as ndonjë vlerë dhe se vetëm *mendimi* është *gjithçka*, edhe këta mund të jenë specialistë në shumë shkenca, veçse u mungon bon sensi për të kuptuar realitetin e jetës.

Në këtë rast, të paktën, *e vërteta* qëndron në mes. Kështu justifikohet edhe interesimi ynë për probleme me rëndësi të jetës sonë në këto kohë të nje disinteresimi, apatie dhe ataraksie gati të përgji-thshme.

### Ç'është demokratia?

Të paktën teorikisht ka këtë kuptim: Qeverisja e popullit nga vetë populli direkt ose nga njerëz të zgjedhur (dhe që pushohen) direkt po nga vetë populli. Ky lloj sundimi falimentoi më parë në vendlindjen e tij në Greqin e vjetër. Midis shumë të metash, që i njihen universalisht, më e madhja është kjo: Populli tërhiqet dhe entusiasmohet kollaj nga ata, që dinë të flasin bukur e të gënjejnë mirë. Populli nuk di të zgjedhë njerëzit teknikë për qeverisje, ashtu sikundër një katundar nuk di të zgjedhë se cili është mjeku më i mirë. Kështu ai që di të flasë më bukur, t'i hyjë më thellë në shpirt dhe ta gënjejë, ai që ka *teknikën e fitimit të besimit* të popullit, pra, dhe jo ai që ka *teknikën dhe zotësin e qeverisjes*, bëhet udhëheqës dhe sundimtar. Zakonisht me t'u bërë një herë sundimtar, s'ka më qejf të zbresë dhe kështu krijon një rreth dhe bëhet me emër e tituj të ndryshëm, sipas kohës e rrethanave, Diktator. Kështu vetë procesi i Demokracisë nuk përfundon, veçse në një diktatori të nje njeriu apo të një klase njerëzish. Kështu, pra, është historikisht e provuar, se më në fund, fuqia mblidhet tek një person ose te nje grup personash. Ato që quhen sot demokrati, në realitet, kanë vetëm emrin të këtillë. Anglia sundohet nga klasa aristokratike. Edhe kur takon që dalin njerëz të shkathët nga populli dhe hipin lart,

përnjëherësh hyjnë në klasën aristokratike duke marrë tituj "Sir" e "Lord". E ashtuquajtura Demokrati amerikane, nuk është veçse *plutokrati* sundimi i kapitalistëve, të cilët tash e vonë po bëjnë koncensione presionit të poshtëm që të mund të mbajnë fuqinë. Në Francë sundon i ashtuquajturi Fronti Popullor. Në realitet fuqia është në duar të pak njerëzve me prirje kundër kapitalit dhe të mbështetur *vetëm* në një pjesë të popullsisë së vobektë dhe punëtore, që rastësisht ka shumicën në parlament. Kur ngrihet ndjenja dhe mendimi i çastit të punëtorit të thjeshtë në një doktrinë dhe kërkohet të sundohet një vend me të, atëhere ngjet si ngjau në Spanjë. Shpresojmë se nuk do të ngjasi kështu në Francë.

### Përralla e artë

Demokrati të vërtetë s'ka dhe s'dihet të ketë pasur, veçse për çaste të shkurtra dhe anormale. Çdo popull në botë dëshiron të ketë për udhëheqës "njerëzit më të mirë dhe më të zotë" për ta qeverisur me drejtësi dhe më dashuri. Dhe gjer më sot as sistemi demokratik dhe as ndonjë sistem tjetër qeverimi nuk ka gjetur një mënyrë matematikisht të sigurtë *për të gjetur këta njerëzit më të mirë e më të zotë dhe për t'i vënë mbasandaj në krye të punëve.* Kampionët e demokracisë s'mund të mohojnë se votat e një "turme" i merr ai që di të flasë e të premtojë, të gënjejë më mirë nga tjetri. S'mund të mohojmë se "turma" është një kalama i madh, që në shumicën e rasteve s'di ç'bën e ç'don. S'mund të pohojmë se, ai që ka zotësinë e fjalës e të propagandës, të gënjeshtrës për të fituar votat e popullit, Demagogu, është doemos dhe një qeveritar i mirë.

Nga këto shkaqe demokratia ëshë vetëm një *përrallë e artë* dhe tërheqëse për sa i përket parimeve themelore të saj. Ata që predikojnë *demokratinë* dhe të drejtat e turmës, kanë efektivisht një gjë në mëndje: Të lihen të lira energjitë e masave të shpërthejnë në drejtimet që dëshirojnë ose që u predikohen nga demagogët dhe, në këtë mënyrë, të hipin në krye të këtij tufani kaotik ata që dinë t'u flasin bukur "turmave" dhe të glorifikohen duke përmbysur gjendjen e mëparshme. Harrojnë se të tilla "tufane demokratike" shkatërrojnë, përmbysin, rrezikojnë qenien e shoqërisë, u japin mundësi dhe lehtësi sulmimi edhe armiqve të jashtëm dhe më në fund të fundit, ku do të mbarojnë këto "tufane demokratike" ose të Frontit Popullor? Në një diktaturë personale ose oligarhike nga më të fortat dhe më të rreptat. A nuk mbaroi kështu parlamentarizma dhe demokratia italiane. A nuk mbaroi kështu Gjemania? Turqia? Rusia? Greqia?

Tjetër punë është sesi janë këto diktatori. Atë do të bisedojmë më vonë. Këto i thamë për të provuar se *demokratia* nuk qëndron më këmbë; mund ta quajmë *disekuilibër, mungesë njësie, drejtimi, njëfarë trullosje dhe anarkie fuqish.*

Sidoqoftë është një fazë provizore. *Trupi* që quhet *Shtet* dhe që i shëmbëllen shumë trupit të njeriut, nuk mund të jetojë shumë në atë gjëndje. Më sa mund të jetojë trupi i njeriut pa një vullnet të vetin dhe pa tru të qartë në krye.

### Ç'është Diktatura?

Është e kundërta e demokratisë. Marrëm shëmbëll Turqinë, sepse s'kemi më lidhje me të të drejtpërdrejta.

Gaziu, për veç rolit të vullnetit të tij dhe të forcës së mendimit të tij e të një elite të vogël, është pjella e demokratisë. Në një çast kritik diti t'i flasë përshtatshëm e *bukur* popullit turk. E bëri për vete. Theu grekërit dhe u vu në krye mbas shumë përpjekjesh. Po a ia tha popullit turk gjithë ç'mendonte? Jo. Po sikur të ia kish parakallzuar gjithë ato reforma, a do ta kish dashur populli dhe a do ta linte në krye? Jo, pa asnjë dyshim, jo! Populli turk, as që mund të përfytyronte gjithë ato reforma. Populli turk i bëri reformat, sepse u shtrëngua, sepse s'kish ç'të bënte. Herë pas here ka treguar dhe kundërshtime bile. Po është shtypur. Është vënë në

rrugë, është detyruar me gjithëfarësoj mënyrash të urta e të egëra, të eci ndryshe, të hajë ndryshe, të flasë e të shkruajë ndryshe, të vishet ndryshe dhe të mendojë, të dojë e të ndiejë ndryshe. Edhe këngët orientale s'do t'i këndojë më! Duhet të stërvitet në melloditë evropiane...

A ka njeri, që të thotë se reformat dhe përparimet që ka bërë Turqia s'duhet të bëheshin, sepse nuk i donte populli ose s'janë të mira? Në se të tillë njerëz ka, me atë s'kemi asnjë fjalë e asnjë punë.

Kush i bëri këto reforma? Vetëm Gaziu?

Jo. Gaziu në krye të punës, po pas tij një grusht i vogël njerëzish të ndritur. Këto reforma i bëri *pjesa më e zgjedhur dhe më e zonja* e popullit turk. Dhe pikërisht kjo është *diktatura*. Të jenë në krye të punëve njerëzit, që janë të zotë të bëjnë jo ligjë e fjalë, e manevra, e deklarata, por njerëzit që janë të zotë të bëjnë reforma të mëdhaja, t'i japin një drejtim dhe një shpirt të ri gjithë jetës, ta ngrenë popullin nga dobësia dhe apatia morale në një shkallë të lartë tensioni nervash dhe përpjekjesh: ta bëjnë, mund të them, nga një popull të dobët, servil dhe të padrejtim, një grusht kompakt, të ndërgjegjshëm, kryelart, të fuqishëm dhe heroik.

Ç'tjetër qëllim mund të ketë një "Kombësi", një popull, veç këtij që thamë e që e arrin *diktatura* me mënyrat dhe mjetet e saj të shpejta, guximtare e të forta? Dhe a nuk është kjo epokë në të cilën rrojmë *koha e ecjes shpejt, sa më shpejt* në të gjitha drejtimet dhe shfaqjet e jetës?

S'kam dyshim që shumica e këndonjësve është e një mendimi në këtë pikë dhe prandaj s'po zgjatem, që të provoj me shifra, fakte e ngjarje, të mirat dhe domosdoshmërinë e inevitabilitetin e triumfit të sistemit diktatorial në kët shekull, të paktën për ata popuj, që duan të jetojnë si kombe. Jam i sigurtë se këndonjësi dëshiron të dijë se qysh mund të arrihet një i tillë qëllim, dua të them cila është udha që do të na shpierë drejt diktaturës së ndritur nacionaliste. Këtë do t'a bisedojmë pasnesër.

*Arbënia, 1936.*



## Aristokrati spirituale...

Nja dy pika

Duke folë në këtë gazetë për një diktaturë të Ndritur Nacionaliste, kemi dashur të çelim një *bisedim* dhe jo të bëjmë një *agjitacion politik*. Sepse është fare e thjeshtë se një *veprim politik* do të fillonte njëkohësisht edhe me shkrime e konferenca, po edhe me përgatitjen e *çetave sulmuese* (si ato të Hitlerit ose të Musolinit, fjala vjen) të cilat baza e çdo lëvizjeje politike dhe ideologjike, që kërkon të dominojë edhe si fuqi. Një të tillë punë as që është përpjekur ta bëjë ndonjë nga na, edhe në shkallën më të vogël; kështu, pra, ajo që ngjau është kjo: u shtrua në tryezë të bisedimit një problem, problemi më jetik, dhe disa njerëz shfaqin pikëpamet dhe bindjet e tyre personale. Kaq dhe jo më tepër. Zhurma që u bë rreth kësaj bisede, e ka burimin kryesor të *subjektivizma* e shqiptarit dhe tek një vetbesim dhe kryelartësi fatale e tij, e cila e bën të besojë, se *ai kupton më shumë nga ç'shkruhet, ai sheh dhe prapaskenat e shfaqjeve dhe, se çdo mendimi, i gjen përnjëherës dhe prapamendimin përkatës.* Kështu edhe kjo biseda jonë u keqkuptua aq, sa është e mundur të keqkuptohet në Shqipëri një mejtim i shfaqur sinqerisht.

Nuk bëmë *agjitacion politik,* jo vetëm se nuk do të mundnim të arrinim diku, po sidomos nga një bindje tjetër jonë. Na besojmë se në Shqipëri çdo reformë, çdo ndryshim, çdo adoptim, duhet të bëhet nga *Kreu* dhe jo nga *Fundi*. Shpërthimi i energjive dhe i pasioneve të masës, kur nuk është i kontrolluar dhe i drejtuar nga *kreu,* është një dëm dhe një rrezik për kombësinë shqiptare të sotme. Prandaj na i mbajmë sytë dhe prej së lartmi presim frymëzimet dhe drejtimet. Këtë e themi dhe e theksojmë në mënyrë të qartë që të merren vesh gjithë sa intresohn, sidokudo, për këto punë. Dhe e përsërisim shkurtas: *muarëm*

*inisiativën të çelim një bisedë e jo të krijojmë një lëvizje politike.*

Pasi sqaruam këë pikë, na mbetet edhe një tjetër dhe pastaj do të vijojmë bisedën e parëdjeshme. Është folë andej këndej, bile edhe shkruar në qoshen e ndonjë reviste e gazete fatkeqe, se njerëzit që janë shfaqur pro diktaturës, nuk janë gjithaq të përshtatshëm për të *drejtuar punën* e prandaj, s'mund të bëhet dhe s'duhet të bëhet *diktatura* ndër né. Nuk mund të ketë pretendim më absurd dhe më qesharak se ky. Vetëm njerëz të dobët nga trutë dhe nga ndenjat, mund të amrrin të tilla qëndrime të mjeruara. E para e punës, këtu shtrohet një bisedë: *a është i mirë dhe a na duhet ky sistem i ri qeverimi?* Asnjëri nga ne s'ka pretenduar, bile besoj as që e ka menduar, se vetëm ne jemi të zot për të drejtuar. Fundi i fundit, edhe sikur ta shtrojmë bisedën ashtu, mund të themi se, keqdashësit tanë nuk kanë ndonjë fakt e argument të vlershëm në dorë që të provojnë pazotësinë tonë. Po sidoqoftë, ç'hyn në këtë mes *biseda e vlerave personale?*Na shkruajmë e për një bisedë rreth saj. Kurse të tjerët mendohen dinakërisht të na sulmojnë në drejtime ë tjera vetëm e vetëm sepse s'kanë sesi, ose s'kanë guximin e duhur, të na kundërshtojnë drejtpërsëdrejti në spiritën e burrërisë dhe të *fair pla* që shquan njerëzit e pastër dhe të sinqertë.

Tashti që shkoqitëm dhe këtë pikë, ta fillojmë *bisedën.*

### Kombi jeton në histori

Dikush ka thënë se na *jemi një popull i ri në një Atdhe të ri,* s'kemi të shkuar, e pra, duhet të shikojmë përpara. E kundërta është e vërtetë: Jemi një popull i lashtë në një atdhe të lashtë! S'mund të shkëputemi nga e shkuara e sikur të donim, ashtu si nuk mund të harrojmë emrat dhe dashurinë e prindërve. Pa epopénë e Skënderbeut, na s'do të mund të formonim as shtet as komb. Ajo kështjellë e Krujës aty përtej në prehërin e atij mali *massiv* është një thesar moral, të cilin nuk do ta shkëmbenim as me miliona ari, (ndonëse na ka zaptuar tash vonë një uri e madhe për të) Kështu, kombi jeton në të shkuarën, mbi *vlerat morale e shpirtrore,* edhe ekonomike bile, të brezave që shkuan.

Po kështu është, edhe për të *ardhmen.* Shqiptarët, që jetojnë sot, mendojnë, kujdesen, përpiqen e luftojnë edhe për mirëqënien dhe lumturimë e shqiptarëve që do të jetojnë nesër e pasnesër. Në mos qofshin ata, bijtë tanë të *drejtëpërsëdrejtshëm,* janë padyshim, pjella jonë shpirtrore. Mendimi i tyre, ndjenja e tyre dhe morali i tyre, ka vulën e brezit të mëparshëm.

Kështu, pra, kombi jeton jo të *sotmen, çastin,* po jeton në Histori dhe për Historinë. Dhe nga kjo kuptohet vetvetiu se përgjegjësia e një brezi dhe detyra e tij shtrihet edhe më përpara, edhe më pas jetës tij. Në këtë kuptim, pra, kombi ka një mision historik. Ata që nuk e kuptojnë kështu, janë egoistët meskinë, ata që mendojnë vetëm *për vete* dhe *për sot,* ata, fjala vjen, që s'ndjejnë detyra as kundrejt grupit të shoqërisë ose kombit në të cilin jetojnë.

Realiteti i hidhur është se shumica e njerëzve janë, si thotë fjala shkencore, *kafshë ekonomike.* Mendojnë vetëm interesin e çastit. Mendojnë kryekëput egoistikisht. Janë të pakta dhe të rralla rastet, kur *turma* e njerëzve merr një dukje dhe një frymëzim heroik dhe sakrifikon interesin e gjithçka, bile edhe ekzistencën, për një *ideal moral.*

Këto çaste të rralla, në të cilat turrma e popullit jeton në një tension të lartë nervash dhe dëshirash morale të kulluara e të nxehta, shkakëtohen nga një pakicë njerëzish, që për arsye të ndryshme janë më të zhvilluar dhe ndjejnë më thellë *jetën ideale.* Kur kjo pakicë njerëzish arrin të dominojë *turmën,* ta drejtojë dhe ta frymëzojë, *atëhere* shkaktohet një fuzion i çuditshëm: *Turma* ndien si *pakica,* dëshiron si ajo dhe vepron si ajo bile mund të them hipën në lartësinë e pakicës dhe identifikohet me të. Në të këtilla raste

jeta është sublime edhe për punëtorin më të thjeshtë.

Atë pakicë njerëzish, që shkakëton këtë fenomen, atë pakicë njerëzish, që është esenca e ndërgjegjes kombëtare, që është shpirti dhe energjia e *kombit,* atë pakicë, pra, na e quajmë *Aristokrati Spirituale.*

Aristokratia spirituale në krye

Nuk na duhen vetëm ingjinerë, doktorë, ekonomistë dhe politikanë në krye të shoqërisë. Vetëm zotësia teknike, vetëm *intelekti* nuk mjafton. Këta *teknikë, intelektualë dhe specialistë* duhet të kenë dhe shpirt. Dhe kur s'kanë shpirt, s'vlejnë hiç, përkundrazi, mund të jenë dhe të dëmshëm.

Kur themi duhet të kenë *shpirt,* duam të themi duhet të jenë pjesëtarë të Aristokratisë spirituale, duhet të jenë misionarë të idealit kombëtar, duhet të jetojnë për Idenë e Kombit dhe të sakrifikohen për të. Në çdo punë të tyre, në çdo çast të jetës së tyre, duhet të kenë ndër mend dhe në zemër, *misionin historik* të kombit dhe prej atij të frymëzohen e të drejtohen.

Duke lënë mënjanë, pra, deklamasionet dhe shpërthimet retorike të kritikonjësve, na themi fare thjeshtas se kjo, ardhja në krye e punëve të shoqërisë sonë, asaj pakice që quajtëm *aristokraci spirituale,* është Diktatura e Ndritur Nacionaliste, për të cilën kemi folë këto dhjetë muajt e fundit. Dhe kemi provuar se kombi nuk mund e as që duhet të tëhiqet nga demagogët dhe nga ata që dinë të fitojnë vota në zgjedhjet parlamentare. Ata janë njerëzit, që dinë të përkëdhelin pasionet dhe dëshirat e "kafshëve ekonomike". Ata që janë ënda e ndërgjegjes kombëtare dhe që kanë përgatitjen teknike, ata janë njerëzit, që përbëjnë *aristokratin spirituale.* Ata duhet të jenë në krye, edhe sikur për një çast turma e popullit të mos t'i dojë, nga shkaku i thjeshtë pse nuk i kupton.

*Arbënia, 1936.*



## Mistika e re

Thomas Carlye, filosofi-poet, më i madhi Engels mbas Shakespearit, ka qënë një mistik nga më të fortët që ka pasur bota. Ai e kuptonte gjithësinë si shfaqjen e një koncepti të mbinatyrshëm dhe tërë historinë e njerëzimit, si një udhëtim të kordinuar mirë nga një fuqi qiellore, e cila herë mbas here denjohej të dërgonte mbi planetin tonë mikroskopik nga një njeri të madh, në formë mbreti, poeti, ose profeti, për t'i dhënë njerëzimit pak dritë dhe për t'i treguar udhë të reja shpirtërore më të ndritura e më qiellore. Kështu, tërë historia e njerëzimit nuk ish për atë, veçse idetë që shfaqnë veprat, që bënë këta njerëz të mëdhenj. Dhe në fakt, në librin e tij mbi heronjtë, Carlyle ka vetëm gjashtë lloj njerëzish: 1) Njerinë si perëndi: Odin i Paganëve skandinavezë, 2) Njerin si profit, Muhametin, 3) Njerin si poet, Shakespeare dhe Dante, 4) Njerin si letrar: Rosseau, Johson etj., 5) Njerin si prift: Luther dhe Knox dhe 6) Njerin si mbret: Napoleonin dhe Cromwellin.

Për Thomas Carlyle-in nuk pat rëndësi as Koperniku, as Galileo, as Lavoisier, as Newtoni, as Laplace, Watt ose Fulton. Për Carlyle-in, antropomorfist dhe atropocentrist fanatik, nu kish as një rëndësi, një shpikje ose një zbulim i ri shkencor. Pas mendimit të tij, vetëm idetë e mëdha, intuisionet që thethitnin magnetikisht shpirtrat e mëdha të sinqerta nga pafundësia e urtësisë së pakufishme të divinitetit, vetëm ato kishin influenca me përfundime të pallogaritshme, në shpirtin e njerëzve. Me fjalë të pakta, nga një premisë arbitrare, që kish adoptuar Carlye dhe shumë filosofë para tij, qé bota është e kurdisur dhe ikën mbas një koncepsioni të një fuqie të mbinatyrshme, premisë, e cila nuk mund të pranohet prej asndonjë njeriu, që ka pak respekt për trutë e veta dhe për punën e tyre, vinte në përfundimin se njerëzimi është duke u përpjekur të iki drejt udhës së shënjtë që i është caktuar. Edhe kur mendonte se sa ish prishur bota mbas revolucionit industrial të Anglisë dhe me zhvillimin e tregtisë dhe fabrikave e të jetës moderne përgjithësisht,

Carlyle derdhte lotë dhe profetizonte se edhe kjo është një provë e madhe për njerëzimin vuajtës dhe me theksimin lartingëllonjës të fjalëve të tij, që fillonin me nga një shkronjë të madhe, shfaqte bindjen e patundur të tij, se bota do të kthehet prapë në udhët e ndritura të moralitetit dhe të pastërtisë shpirtërore, në udhën e Shënjtë që i është caktuar nga qielli!

Bota përgjithësisht, dhe, sidomos Anglia, nuk mësoi asgjë nga Kënga e Carlyle-it; se Carlyle-i, në fund të fundit, ishte vetëm një Këngëtar i madh. Njerëzit e sotëm iu shtruan llogjikës dhe u bënë më modestë. Dheu ynë nuk është veçse një kokër kumi në hapësië. Njeriu, si çdo gjë e gjallë tjetër në faqe të këtij dheu, është përmirësimi i një lloj forme më të ulët qënieje. As historia e njerëzimit nuk ka ikur mbas ndonjë plani të caktuar nga qiejt e poetëve, Edhe njerëzit e mëdhenj të Carlyle-it nuk janë lajmëtarë të qiellit, por njerëz më të zgjuar, më të zhvilluar nga shokët, që kanë ditur ose me vjolencë, ose me magjira të ndryshme, si mbas kohës dhe vëndit, të vihen në krye të një turme dhe ta dominojnë. Njerëz për t'u adhuruar sot e përgjithmonë janë ata, që përleshen me elementët dhe sekretet e natyrës, luftëtares së madhe të rracës njerëzore. Ky ka qënë problemi i përjetshëm i njerëzve: me sundue natyrën. Nëqoftëse ka edhe sot e gjithë ditën egzaltime të botës shpirtërore, hyjnizime, adhurime të verbta, fantazëm, e në çdo formë që çfaqet mistika e paarsyetuar, por e ndjekur qorrërisht, kjo dëshmon se jemi akoma në a-b-c-enë e qytetërimit të vërtetë. Bota e vërtetë, bota që ka një qytetërim mendor të shëndoshë dhe të natyrshëm, ka vetëm një mistikë: Atë të arsyetimit objektiv, të llogarisë së qëruar, të përfundimeve të llogjikshme dhe natyrale. Vetëm kjo i jep nder dhe dinjitet njeriut dhe përbëries së tij. Të gjitha dogmatizmat e së shkuarës, të gjitha mitologjitë që nga njeriu primitiv që përfytyronte perëndinë si një Viç e gjer tek njeriu modern, që e kupton si spiritë të kulluar, nuk janë, veçse opium i popujve.

*Illyria, 1934.*



## GRINDJE ME KLERIN

**Pse po u përgjigjem**

Në revistën, Illyria Nr. 12, pata botuar një artikull me mbishkrimin "Mistika e ré", i cili nuk zinte asnjë shtyllë e gjysmë të asaj reviste. Patër Anton Harapi, një nga shkrimtarët dhe redaktorët e revistës, që botojnë priftërit françeskanë të Shkodrës, më përgjigjet me nëntë faqet e para të numrit të fundit të "Hyllit të dritës". Artikullin tim po e riprodhoj në faqet e fundit të kësaj broshure, atë të P.A. harapit nuk mund ta riprodhoj për shkak se "Hylli i Dritës" ndalon çdo riprodhim të artikujve të tij.

Në faqet e para botoj përgjigjen time, pakëz të gjatë, shkak për të cilin nuk munda ta shtyp as më ndonjë nga revistat tona laike, aq më pak, më ndonjë nga revistat fetare, të cilat, për arsye që dihen, kanë një të vetme pikëpamje.

A ishte rasti të mos i pëgjigjesh fare P.A.Harapit?

Jo, kursesi jo!

E para, sepse gëzohem, që kam një kundërshtar më të zotin nga vetja në lëmë të këtyre diturive, e pra, e vlen që të bisedoj dhe të grindem me të; dhe e dyta, sepse, po të mos i përgjigjesh, me të drejtë mund të kujtonte ndokush se ato që shkrova më parë, nuk ishin një bindje imja, por një "fishek qorr" çfarëdo dhe që s'mund t'i mbroja dhe më tutje ato pikëpamje. Mbasandaj më ndezën me inat edhe disa miq, të cilët më thanë: "Mos harro se ka kollosë në mes të priftërve katolikë... Do të gjesh belanë me ta... Nuk u a del dot kush..." etj. Duke botuar këtë përgjigje, nuk mundohem aspak të provoj të kundërtën; por, siç u thashë dhe miqve të mi, do t'i përgjigjem klerit për dy shkaqe të forta: sepse jam i bindur që ata mbrojnë një tezë, e cila është rrezuar me kohë, (dhe pra nuk u shërben as zotësia e tyre, sado e madhe) dhe sepse, më pëlqen fort të polemizoj, qoftë edhe me priftër!

***

Edhe unë jam një nga ata, që ushqejnë një respekt për disa emra priftërinjsh katolikë, të cilët i kanë shërbyer këtij vëndi dhe idesë sonë kombëtare. Por

respekti dhe adhurimi im nuk arrin ngjer në idolatri, ngjer tek adhurimi i verbër, që të bën të shtrihesh përpara tyre në një delirium! Për fat të keq shumë shqiptarë, sidomos katolikë, midis të cilëve s'mungojnë edhe të rijtë, ndihen çuditërisht të dobët përpara këtyre piftërve, aq sa ngatërrojnë dhe punën e fesë e të kishës me zotësitë personale të këtyre në lëmë të ndryshme, duke respektuar, shpeshherë, të parat për hir të së dytës!

Gjer këtu jo! Tjetër punë është "lahuta e Malësisë" dhe tjetër punë është rroba dhe funksioni zyrtar i auktorit të saj. Unë mund ta adhuroj nga njëra anë dhe ta urrej nga ana tjetër. Çështjet janë shumë të ndara.

Për këtë shkak përgjigjia ime s'duhet t'i duket e ashpër dhe fyese kurkujt, aq më pak kundërshtarit tim.

★★★

Jam munduar të shkruaj përgjigjen brënda tri ditëve duke qënë i ndihmuar nga ato të pakta burime që kam mbi tryezën e punës. Për t'i dhënë një përgjigje klerit mbi punë të *thelbit* dhe fillesës së feve, mbase do të kishte mjaftuar të kesh përkthyer një librezë të vocër të fillosofit gjerman Luigj Feuerbach. Mirëpo kjo, ndonëse do të kënaqte më tepër këndonjësit nga shkrimet e mia, sigurisht nuk do t'i pëlqente as P.A.Harapit, i cili nuk dëshiron ta shohë në gjuhën shqipe, as edhe mua, që më pëlqen të shkruaj më kokë time.

Nëqoftëse kundërshtari im, ka për të thënë se gjithë ç'shkrova në këto faqe janë pikëpamje dhe ide të zhvilluara mjeshtërisht nga shkrimtarë me famë botërore, unë kam për t'i dhënë plotësisht të drejtë; por plotësisht të drejtë duhet të më japë edhe ai mua, kur do t'i them, edhe përgjigjet tuaja, nuk janë tjetër, veçse klishe të mirëpunuara, që kanë zënë ndryshk me kohë.



★★★

Edhe një fjalë P.A.Harapin, që më quan të pazot.

Se ç'mendoj unë mbi fetë dhe klerin e ndryshëm, mirë ose keq, e shfaqa në kato pak fletë; shtoj se kurrë ndonjëherë s'kam për të ndier nevojën të shkoj nëpër ndertesat, ku rrotullohen priftërinjtë e çfarëdo feje, me pompë të madhe, por jo me më pak hipokrizi, për t'u vënë në kontakt me të hyjnueshmin. Pylli i madh e i dendur, majat e malit të lartë, janë gjithë aq të shenjta për të *kontempluar*, sa dhe ndërtesat lluksoze te ngritura me djersën e katundarit të gënjyer dhe të skllavëruar; as që është e vërtetë, që formulat e caktuara, të thëna në gjuhë antike, janë të vetmet që degjon i *Mbinatyrshmi*. Kaq mjafton!

Pozicionet

Sipas mejtimit tim, as edhe një grup tjetër njerëzish ne Shqipëri, nuk gëzon atë prestigj dhe autoritet, në lemë të diturisë, që gëzon ai grusht studiozësh, që banon atje lart në Shkodër dhe që njihet me emërin "Kleri katolik". Shumica shqiptarëve, edhe unë brenda, beson se mund të ketë fare pak shkrimtarë shqiptarë, të cilëve do t'u kishte hije t'u dilnin ballëpërballë në një polemikë idesh dhe parimesh ose dhe tjetër soj, po deshëm... Por edhe po të qëndronin në botën e ideve, prapseprapë këta shkrimtarë shqiptarë nuk do të shkëlqenin më shumë në sytë e publikut këndonjës, për shkak se do të ishin të shtrënguar të zbrisnin thellë në ndërlikimet e arsyetimit filosofik, të cilat do t'i kuptonin vetëm kundërshtarët e tyre, priftërinjtë.

Për veç ndonjë rasti të jashtëzakonshëm, të cilin vetëm e supozoj, superioriteti i klerit në këto punë, shpjegohet lehtas. Ata disponojnë kohë edhe mjete, ata s'merren me hallet e jetës; kanë detyrë të studiojnë dhe të predikojnë punë, të cilat do t'i bënte aq mirë, sa dhe ata, çdo njeri i vënë në konditat e tyre.

Në këtë mënyrë "Hylli i Dritës", organ i klerit françskan shqiptar në Shkodër, *këndon qyqe;* vete shkruan, vetë vulos dhe askush s'guon t'i thotë një *ndal!* Në *Shqipëri janë akoma kohët e Ballhutës* për "Hyllin e Dritës". Nga kjo gjëndje shpjegohet dhe toni autoritar dhe agresiv, që mba ky organ priftërinjsh të zgjuar, në kundërshtim të madh me morbiditetin dhe përvujtësinë, që shquan organet fetare të botës së qytetëruar; dhe jo sepse këta të fundit janë mposhtur ose mundur nga kundërshtimi dhe mësymjet e shtypit tjetër, por, sepse një revistë fetare, që drejtohet nga priftër, nuk i përshtatet kursesi një sjellje agresive, minaçioze dhe prepotente.

Duke qënë i tillë qëndrimi i punëve, unë kam guximin të ngrihem e t'i përgjigjem me anë të këtyre pak faqeve një prifti të mirënjohur për zotësi të madhe në punë të fesë së vet dhe të filosofisë së saj. E kam fjalën te P.Anton Harapi.

Cilado qoftë zotësia e këtij prifti, të cilin s'kam fatin ta njof personalisht, fakti që ai qëndron për *dogmën* dhe unë për *arsyen*, na vë të dyve në pozita të kundërta dhe, pra, më detyron t'i jap një përgjigje definitive rreth polemikës, që ai vetë shkaktoi. Është, sigurisht, një guxim nga ana ime, do mendojë shumëkush nga adhuronjësit e klerit tonë. E mirë, duke mos e ktheyr aspak medaljen nga ana tjetër, unë do t'i përgjigjem se, si i ri që jam, më pëlqen të guoj dhe të luftoj paprerësisht. Do të dëshiroj, që këtë cilësi të djalërisë, ta ruaj edhe kur të plakem!

Luftoni mua apo idetë?

Patër A. Harapit i ka qëndruar rëndë artikulli që botova në Illyria me mbishkrimin "Mistika e Re" dhe në kryeartikullin e "Hyllit të dritës" të numrit të fundit, fillon duke u paraqitur këndonjësve të tij kundërshtarin e vet kësisoj: "E njoh si një shkrimtar diletant... jam i sigurtë që ay nuk asht i specializuar as në shkencë as në historin e religjionit... pandaj kishte me mjaftue vetëm me i thanë "sutor ne ultra crepitam!" (Pse nuk qënduat aty Patër?!)

Pakëz më ngadalë, i nderuar patër. Unë që kam respekt për trutë e njeriut dhe punën e tyre, nuk kam respekt edhe për gabimet e tyre, qofshin të miat, qofshin të të tjerëve trutë dhe, mbasi *pagabueshmëria* është e monopolizuar për NJË, prandaj trutë mund edhe të gabojnë.

Zotrote, që s'më njeh personalisht, sigurisht do të kesh pyetur poshtë e lart, se cili është Ismet Totua. Dhe kur u sigurove se ky zotni, nuk ka hyrë e ka dalë nga dyert e ndonjë universiteti (atje specializohen, kujtoj) vendose se ky diletant nuk ka haber as nga shkenca, as nga historia e feve.

Mirëpo, sado e padrejtë dhe qesharake që është akuza, prapseprapë më ke vënë në një pozitë të vështirë, i nderuar atë! Unë nuk mund të mbroj veten duke përmëndur emrat e Adam Smithit, H.Spençerit, Newtonit, Lincolnit e sa gjigantëve të tjerë të pashkolluam e të padiplloma, por pa as më të voglin dyshim, *të specializuar* dhe të mëdhenj. Jo vetëm këtë, por as guxoj të përmënd ndonjë autodidakt shqiptar! Sidoqoftë, unë do të guxoj të të them një gjë: Ke gabuar trashësish, kur pohove se fakti, që nuk jam i *specjalizuem* as në shkencë, a në histori të feve, të autorizonte të më hidhje në fytyrë nj "sutor ne ultra Crepitam": Dhe prova që kini gabuar gjendet në mundimin që kini marrë (e që do merrni dhe nesër...) të më përgjigjeshit me nëntë faqe të "Hyllit të Dritës".

Ajo armë që përdore, ndoshta u është dukur e fortë, por sigurisht nuk duket t'u ketë rarë në mënd ta kontrollonit edhe nga pikëpamja e *ndershmërisë* dhe e korektesës; sepse ose luftohet njeriu, ose luftohet ideja. Të luftosh njeriun, sepse s'luftohet ideja? Kjo pjesë nuk u përkiste juve, i nderuar P.A.Harapi! Aq më pak kur zotrote beson thellësisht, kujtoj, se idetë afetare janë aq të kollajta për t'u zhytur në pluhurin e pavleftësisë.

E dyta akuzë, që më bën P.A.harapi, është se idetë që i kesh përmbledhur në artikullin "Mistika e ré" nuk janë origjinale, të miat por, të Karl Marxit me shokë. Dhe shton se unë duhet të kesh pasur guximin apo urtësinë (?) të shënojë se ku i kesh marrë ato mendime.

Për ta prerë shkurt fjalën, do t'i përmend një proverb të njohur (autorin e të cilës fatkeqësisht nuk e di) "Ska gjë absolutisht të re nën ketë Diell". Dhe jo vetëm kaq! Do t'i them edhe, se unë nuk kam lindur i ditur dhe, që besoj në evolucionin dhe asimilimin e ideve fetare! Gjithë ç'them, e ç'shkruaj, ose i kam dëgjuar, ose i kam kënduar, ose në çdo mënyrë, janë prodhimi i funksionit fiziko-mekanik të truve të mia, të cilat mbledhin, harmonizojnë dhe kombinojnë percepsionet, që kanë marrë në mënyra të ndryshme nga jashtë. Mbi të gjitha, as unë, as P.A.harapi, besoj, nuk kemi pretendime për idera, ose koncepte origjinale. Në shekullin XX duket sikur gjithë çmund të krijohej dhe të mendohej, u bë dhe u tha! Të paktën kështu na duket neve të vegjëlve.

Hiç origjinalitetet, pra, as prej meje, as prej kurkujt nga bashkatdhetarët e mi. A për faktin që nuk përmënda sa e kujt qe fjala "fetë janë helmi i popujve", e pohon dhe vetë P.A.Harapi, kur thotë *kaq gja do t'a dinte!* Që domethënë është një gjë fare ordinere dhe e di gjithkush se e kujt është. Bash për këtë shkak, s'ndjeva nevojën ta përmënd as unë dhe sidomos sepse, "Mistika e re", nuk ishte një studim i gjerë e i gjatë, që të shoqërohej nga dokumentacione autentike, por ish vetëm një artikull i shkurtër e robust me frymë pak a shumë sulmonjëse për fetë. As që ishte nevoja të përmendja vlerat e dorës së dytë të doktrinave dhe ideologjive politiko-ekonomike në një artikull, që trajtonte, sidomos, konceprionin botëror. Mbasandaj, P.A.Harapi, i cili s'është i veshur si një "*Jezuit*", nuk i kish as pikë hije të shkelë synë të tretëve për të më kërcënuar tërthorazi... ç'hyn aty gjithë ai mallkim për marksizëm et.?



Lufta për ide dhe parime nuk bëhet duke lojtur synë më të djathtë e më të mëngjër. Duhet luftuar burrërisht, sinqerisht pa as më të vogëlën dinakëri. Dhe në këtë rast, e para punë që na përket, është të dimë të zgjedhim armët dhe fishekët që lejon lealiteti dhe kalorësia. Kjo rregull është e vlerëshme edhe për një frat françeskan!

Edhe dy fjalë

Që të ketë të drejtë një njeri çfarëdo të çfaqë mendime të tij ose të pranuara prej tij, mbi jetën, nuk është nevojë të ketë doktorata në teologji, as të jetë një Imanuel Kant! Sikundër edhe vetë masa e klerikëve dogmatikë nuk ndien nevojën për rivelacion të drejtpërderjtshëm për të besuar dhe predikuar (mirë ose keq) idetë dhe parimet që u kanë lënë të shkruara më të parët. As që është e thënë, siç mundohet të insistojë P.A.Harapi, se çdo njeri, që të mund të quhet i tillë, duhet të ketë një sistem filosofik "të plotësuem" Jesus s'ishte as historian, as kritik, as teolog" [1] e pra, pa ndonjë sistem të plotësuem filosofik. Ai përdori fjalë të thjeshta të testamentit të vjetër. Gjithë puna e trillimit të doktrinave, të llogjikës formale dhe ceremonive të ndryshme hutonjëse, i detyrohen periodës mbas Krishtit, duke filluar nga Sh. Pali e ngjer tel Thomas d'Aquinas, të cilat nuk mund të mos kenë patur efekte errësonjëse për popullin mbi principet dhe parimet e kristalta që la Mjeshtri. Mbasandaj, P.A.Harapi e di mirë se qysh nga Sokrati e gjer tek Giordano Bruno [2], e gjer në ditët tona, kanë

1) Encyclopedia Brittanic ed. 14 on Christianity.

2) Lindur në Nola (1548-1600) afër Napolit; prift i urdhërit domenikan, vuri në dyshim karakteristikat kryesore të dogmave katolike dhe ish eksponent i Copernicanismës. Kur priftërit gjykatës i kënduan vendimin e dënimit me vdekje për shkak të mendimeve të tij, ai u përgjegj se e degjonte me më pak frikë nga ajo që kishin gjykatësit kur e prononsonin.

Në campo dei Fiori në Romë, pikërisht në vendin ku u dogj, është ngritur një monument për nder të këtij martiri të Mendimit të Lirë, pa marrë parasysh protestat dhe kundërshtimet e Vatikanit.

qënë fare pak filosofët që patën ose krijuan sisteme filosofike, kurse kanë qënë të shumtë ata pa sisteme dhe në shumë raste, janë ata që i kanë bërë shërbmet më të mëdha zhvillimit mendor të njerëzimit. Këte na e mëson çdo tekst i histrisë së mendimit.

Sa për fjalët *me shpëtue popullin hqiptar nga opium i feve* që kërkon të më ngarkojë P.A.Harapi, unë i kam një përgjigje fare të thjeshtë; S'jam a hoxhë, as prift, as që kam pretenduar në ndonjë mënyrë të jem një misioner apo udhëheqës spiritual i popullit. Mbasandaj shumica shqiptarëve, që lexojnë sot, i dinë mirë se si qëndrojnë punët e feve në thelbin e tyre dhe predikimet e format që kanë marrë institucionet fetare.

Feja jonë e re? Mos folni në shumës, Patër. Me qëne i lirë njeriu të besojë ose jo në një Zot, pa ndërmjetësinë e priftit a të hoxhës. Të këndojë Ungjillin, Kuranin, Zend Avestan e çafërdo libër tjetër hyjnor dhe në qoftë se e gjen të domosdoshme, për qetësinë shpirtërore, besimin në një zot, le të besojë ç't'i përlqejë. Por nuk duhet kursesi shoqëria moderne të lërë në duar të priftërve ose hoxhëve turmën e popullit dhe sidomos djelmoshat e rinj që nga fillorja dhe gjer në fund të gjimnazit. Një ashtu sikundër nuk duhet të permetojë që të dalin vetëm organe fetare, kurse mendonjësit e lirë, ata që lëshojnë dritë dhe të cilët, më në fund, është i detyruar t'i ndjekë populli, në është se do të përparojë, nuk kanë asnjë organizim, as një menyrë dhe mjet për të kontraballancuar aktivitetin e priftërve etj. Detyra e shoqërisë s'organizuar është të sigurojë maksimumin e lirisë së ndërgjegjes dhe të mendimit e këtë nuk do ta bëjë dot, po s'u vuri një freth atyre që duan të bëhen despotë shpirtrorë të popullit (Kleret).



## Prímus in orbe Deos timor Fecit

(Ishte frika e njerëzve që krijoi në fillim Perënditë në Botë).
(LUCRETIUS)

Këndonjësi i këtyre radhëve e di përrallën e Adamit e te Evës e të shtatë ditëve që u krijua bota, atë përrallë aq të bukur të trilluar dhe të përsëritur si një të vërtetë te madhe nga fetarët e së gjithë kohëve. E mirë, pra, unë jam i shtrënguar të them qysh tani, se nuk besoj ne atë përrallë dhe në as ndonjë nga fantazitë e asaj kategorie. Fakti që disa religjione, në ditët tonë, e kanë hedhur menjëanë atë legjendë, që shpjegon *fillin e botës* dhe që mundohet të adaptojë shpjegimet dhe versionet e shkencës e të arsyetimit të kulluar, nuk provon tjetër, veçse qesharakësinë e bazave që kishin ato fe gjer dje.

Mënyra se si e shpjeguan religjionet fillimin e botës dhe fillimin e jetës (genesis), është arbitrare dhe qesharake, sepse po të jetë e domosdoshme që ekziston një Zot krijues i botës, atëherë duhet të ketë dhe një zot krijues të atij Zoti krijues e, kështu s'do të mbaronte kurrë zinxhiri, po të përdorim këtë argument fiziko-teleologjik. Nëqoftëse do të pretendojnë në mënyrë aprioristike se ky Zot krijues është i pakrijuarshëm dhe i gjithmonshëm etj., superlative, a nuk ka gjithaq të drejtë tjetri t'u përgjigjet fetarëve se bota është e pakrijuarshme dhe e gjithëmonshme? Bile ky i fundit me më tepër të drejtë, sepse, ndërsa ekzistenca e të mbinatyrshmit është pjellë e fantazisë së njeriut.

Në kritikën e "Arsyetimit të Kulluar" Kanti provoi se: *ideja e Zotit dhe e shpirtit nuk mund të provohet.* Kush preferon të bindet në fjalën e *autoritetshme* të profetëve dh të shenjtorëve të ndryshëm, le të vejë te priftërit ose te hoxhët për të marrë bekime e këshilla. Për pjesën time, s'kam nevojë për ndërmjetësinë e kurkujt.

★★★

Pyetja e parë se *qysh* dhe *pse* u krijua bota, duhet lënë mënjanë. As religjionet, as sistemet filosofike, as metafizika, as edhe shkenca e re, nuk japin receta

bindëse. Mbase, siç jam i bindur, njerëzimi s'do të mundë kurrë ndonjë herë të marrë vesh gjë rreth pikës "qysh" dhe "pse"-së së krijimit, mbase gjithësia nuk është krijuar, po ka qënë gjithmonë si i fundit dhe i vetmi realitet! Mbase gjithë kjo botë është një iluzion i persepsioneve (shqisave) të njeriut! Mund të shumëzohen "mbaset". Në të gjitha rastet udha më e ndershme është të refuzojmë të merremi me çështjen si u fillua bota.

***

Mendja e njeriut primitiv, mëndje foshnje, shikonte një vegël guri dhe mendonte se e kishin bërë disa mjeshtër; shikonte një kafshë çfarëdo dhe mendonte se e kish pjellë e ëma. Kështu, në bazë të ligjit të natyrshme të kauzalitetit kërkonte të gjente se kush e kish krijuar edhe gjithë këtë botë të madhe e të çuditshme!

Janë edhe dy shkaqe me rëndësi, që e shtrëngonin njeriun primitiv të merrej me problemin "Kush e krijoi gjithë ç'më rrethon?": a) Një dëshirë e lindur te njeriu të marrë vesh, te hetojë ç'sheh e ç'dëgjon dhe b) instikti i autokonservasionit, mbasi gjendej në luftë të përhershme me elementet e natyrës, të cilat e shtrëngonin njeriun primitiv, të dinte *ç'ish* dhe *kush* e kish bërë gjithë këtë gjë, që quajmë sot *natyrë*. Mirëpo ky Zot krijues nuk gjendej mbi tokë, as nuk shihej, prandaj doemos do të gjendej në qiell ose në majat e maleve, ku s'shkel këmbë të gjalli! Fantazi dhe llogjikë fare ordinere kjo e njeriut primitiv!...

Pra, njeriu primitiv s'e pat në dorë ta disiplinojë trurin e vet. Enigma e madhe e qënies ose mosqënies, e vdekjes e tormentuan paperësisht qysh se filloi të mendojë deduktivisht. Pafundësia e qiejve, yjtë, deti, natyra e gjithë, ishte një fakt, e pra, kërkonte dhe një shpjegim. Shpikjet e feve, më vonë, me shpjegimet dhe ngushëllimet e tyre, kanë pasur qëllim kryesor të qetësojnë njerëzit nga ky tmerr. Dhe në këtë përpjekje ë vazhdueshme, fetë janë ndërruar e harmonizuar paralelisht me zgjerimin e horizontit të njohurive, që ka fituar njeriu në përpjekjen për ekzistencë. Kështu, për të prurë një shembëll ordinere, kur Galileo proklamoi se dheu është i rumbullaktë dhe vjen rreth Diellit, priftërinjtë e shtrënguan të pendohej, sepse kjo shpikje nuk pajtohej më njohuritë dhe dogmat e tyre. Mirëpo kur nuk ishte më e mundur të mbrohej teza që dheu është në formë pjate, qëndra e gjithësisë dhe që nuk lëviz, për shkak të provës dhe evidencës shkencore, priftërinjtë u detyruan ta ndërrojnë kosmogoninë e tyre tradicionale dhe të përgënjeshtrojnë me urtësi të madhe gjithë pretezat e tyre rreth asaj pike. Fakti që sot me 1934, ngrihet një prift i ditur, siç është sigurisht P.A.Harapi dhe thotë: "*Na nuk dënojmë kurgja pozitive, mjaft të jetë e vërtetë. Për parim e për detyrë jemi me "të gjithë" e "për të gjitha" përparimet ditunore e shoqnore*", provon se shkenca e ka zapruar plotësisht faqen e këtij dheu dhe se teologjia duhet të zhytet në metafizikë, për të mbrojtur të fundit gjëra që i mbetën: qënien e të mbinatyrshmit dhe ndonjë dogmë tjetër. Ishin kohë kur teologjia dominonte gjithë manifestacionet e jetës njerëzore, ishin kohë kur prifti ishte dhe mbret! Të gjithë i dimë këto kohëra. Pse nuk janë më dhe sot? Me një fjalë, njerëzimi i zgjidhi hekurat e tiranisë shpirtrore dhe lëndore, kuptoi falsitetin e feve dhe iu përvesh punës për të sunduar atë që është e mundur: Elementët e natyrës. Dhe siç e dimë të gjithë, bëri çudira që nga shpikja e motorit e gjer te radioja e makina e shkrimit, me të cilën shkruaj këto rradhë. Nëqoftëse drejtorët e vjetër të burgjeve të shpirtrave tona na afrohen sot me lajka e me arsyetime që na pëlqejnë neve, këtë e bëjnë për të na futur prapë brenda ose për të siguruar që të mos sulmojmë burgjet e tyre dhe kështu të arratisen të gjithë!

Si është e mundur që një prift të thotë, na jemi për të gjitha përparimet ditunore e shoqnore?!

Ësht' e kotë, atë! Çdo robë që të vishni, jini gjithmonë Ai! Kush dolli jashtë dhe mori frymë thellë

në erërat e çmendura, që fryjnë nëpër malet e lartë e krenarë, nuk kthehet më në burg!

Një vështrim historisë së feve

Gautama. Budda, 2500 vjet përpara, bënte disa shëtitje në kopshtin e madh Kapilavastu. Ky ish një princ i ri, i pasur, i mënçur dhe i bukur. Në një nga shëtitjet e tij, thotë legjenda, takoi një njeri të plakur dhe të kërrusur nga vitrat dhe më tutje, një njeri të shtrirë, që vuante nga shumë sëmundje. Princi simpatik pyeti shërbëtorët e vet, *pse* ishin në këtë gjendje këta njerëz. Shërbëtori iu përgjegj me fjalët "E tillë është jeta mbi këtë dhe". Princi, i hutuar dhe i humbur në mendime, filloi të ecte, kur pakëz më tutje gjeti një trup njeriu të shtrirë mbi dhe të mbushur me krimba dhe të çmishëruar nga sorrat. Tmerri i princit të ri e të mençur duhet të ketë arritur kulmin. Përnjëherësh u kthye në pallatin e vet, la në vënd grua e fëmijë e gjithë të mirat e jetës që kish dhe iku e mori malet. Nuk mundi të qëndrojë përpara abysit të errët e të frikshëm që i hapi misteri i jetës. Dhe duke i dhënë mundime të mëdha trupit të tij nepër shkrepat e Hindisë, mundohej të gjente të vërtetën nëpër pyetjet, "Nga vijmë?' "Ku shkojmë?" "Pse është e gjithë kjo"

Kjo ka qënë tragjedia, që përballonte njeriu primitiv me pazotësinë e tij të madhe për të kuptuar makar dhe fenomenet elementare të natyrës dhe sidomos me pazotësinë e tij fatkeqe në të menduarit sistematikisht. Vdekja e tmerronte.

Edhe psikoanaliza e Freud-it dhe e K.Jungut me shokë, vjen të na e kthjellojë pakëz punën. Ajo ka mundur të vërtetojë se frika e babës dhe dashuria e mëmës kanë pasur një influencë të madhe në psikikën e njeriut primitiv. Frika dhe respekti për plakun e fisit faktor themeltar ku e mbështet dhe Herbert Spenceri teorinë e evolucionit të idesë së Perëndisë, ka pasur për përfundim stabilizimin e disa taboo-ve; "Mos e bën këtë!" "Mos e prek atë". Të gjitha këto kanë ndihmuar për mistifikimin e trurit.



Kur vdiste i respektuarshmi, plaku i familjes, trupin e tij, e futnin në baltë, siç bëjmë edhe sot. Mirëpo pjesëtarëve që mbeteshin të gjallë, u çfaqej në ëndërr fytyra e të vdekurit dhe bile më e fuqishme dhe më e rreptë, u flitte, i qortonte, i përkëdhelte njësoj, sikur të ishte gjallë. Mëndja e njeriut primitiv nuk dinte të dallonte ëndrrën nga realiteti, siç bëjmë na të sotshmit. Ata filluan të mendojnë se *njeriu* vdes upërisht, por mbetet *diçka* pas tij. Ajo diçka u çfaqej në ëndërr. Ajo diçka (shpirti) rron përgjithmonë. Kështu shpjegohen gjithë nderimet dhe sakrificat, që filluan të bëheshin tradita në varret e njerëzve të vdekur. Në një vend të Afrikës, (s'mba mënd se ku) jeton dhe sot një tribu, kryetarit të se cilës, kur i ndodh ndonjë gëzim, lindje a dasmë, ose ndonjë fatkeqësi e madhe, thërret një shërbëtor të vetin, ia shpjegon ngjarjen dhe i pret kokën, me qëllim që shpirti i tij të vejë e të lajmërojë, mbi çka ka ndodhur, stërgjyshërit e kryetarit të tribusë.[1]

Duke kaluar brezat edhe shpirti i plakut të vdekur merr forma gjithnjë më ideale, e pra, adhurohet e respektohet gjithnjë më shumë kujtimi dhe banesa e tij, varri. Në këtë mënyrë nis njeriu primitiv të besojë në fuqira të mëshehta.

Kur njeriun primitiv e kafshonte një egërsisrë çfarëdo, ai e shihte plagën, e njihte edhe armikun e tij. Mirëpo çështja ndërronte shumë, kur e zinin sëmundje të brendshme e të lëkurës me zjarre me dhëmbje, të cilat shpeshherë i shkaktonin dhe vdekjen. Në këtë rast ai nuk e merrte vesh nga i vinte e keqja, nuk e shihte armikun. Cili ishte ky armik që dëmtonte aq shumë dhe që nuk dukej. Sigurisht do të ishte një egërsirë, apo një njeri i paturp, njashtu siç i shfaqej në ëndërr, krejt e gjallë, fytyra e plakut të vdekur. E me qënë, pra se nuk ishte e mundur të kapej e të

[1] Në jugë të Shqipërisë kur vete ndonjë njeri të vrasë armikun për të marrë hakën e vëllait ose të babës në momentin që do t'ia shkrepë me kobure i thotë: "Bëni selam"... babës ose vëllait.

luftohej ky armik i tmerrshëm dhe i padashur, rruga më e mirë ishte të mundohej njeriu ta bënte mik.

Ku mund ta kishin banesën këto *fuqira të mëdha e të mshehta?* Nëpër përrenjtë e thellë, nëpër lumenjtë. Prandaj dhe sot e gjithë ditën në shumë vise të paqytetëruara e kanë për të rrezikshme të futesh nëpër përrenjtë e thellë. Nëpër përshkrime të shëtitësve të ndryshëm, edhe në histori, shohim se shumë popuj u bëjnë sakrifica lumenjve, që t'i zbutin e t'i marrin me të mirë.

Në këtë mënyrë vjen duke u forcuar, në kohët e para, besimi në *fuqira të mëshehta.* Mbasandaj gjëmimi, vetëtima, eklipset, tërmetet, zbërthimet vullkanike e gjithë fenomenet e tjera të natyrës, nuk mundej kurrsesi t'i shpjegonte truri i njeriut primitiv; jo vetëm ekzistenca e fuqive të mbinatyrshme, që kontrollonin këto fenomene nuk mund të vihej në dyshim, por as që nuk mund të mos përfytyroheshin si tmerrësisht të mëdha, për shkak të përshtypjes, që u bënin shqisave të njeriut dhe të efekteve të mëdha, që dukej sikur kishin mbijetën.

Pra, sa do herë që njeriu primitiv ndodhej përpara një fatkeqësie që s'e kuptonte, sadoherë që ngjante një katastrofë, sadoherë që prisheshin grunjërat nga nga thatësira apo inondatat, kur kish tjetër, veçse të bënte lutje e sakrifica asaj fuqie *të mbinatyshme* të padukur, e cila duke patur origjinën te plaku i fisit, që edhe i vdekur shfaqej në ëndërr, shpeshherë përfytyrohej si një njeri gjigantesk i idealizuar si pas mëndësisë të të gjallëve. Por jo gjithnjë ashtu. Shohim dëndur se disa tabu, të dobta nga fantazia, e kanë përfytyruar zotin e tyre si "tigër" si "Dem" si "Mace të egër" ose edhe si 'bretkosë", kafshë që i adhuronin ose i kishin frikë. Dhe i skalisnin mbi gurë këto fytyra dhe i adhuronin e u faleshin, e u bënin gjithfarësoj sakrificash për t'i marrë me të mirë!

Por në gjithë këtë ngatëresë të madhe të kohërave primitive, siç thotë edhe Feuerbach, "Perëndia e njerzve primitivë nuk është tjetër, veçse një krijesë krejtësisht antropomorfe, krejt subjektive e mëndjes së njeriut".



Më vonë, kur hyjnë në skenë priftërinjtë..

Si u ngul mirë në mëndjen e njerëzve koncepti i një *fuqie të madhe të padukur* dhe ai i rrojtjes së shpirtit të njeriut edhe mbas zhdukjes së trupit, vjen vetvetiu dhe nevoja e *mrekullisë*, prova e prekshme, sado e tërthortë, e ekzistencës së atyre fuqive. Evidenterisht njerëzit e kanë në natyrën e tyre dëshirën e *provës* dhe *të eksperimentit.* Në këtë rast hyjnë në skenën e dramës së madhe të historisë së njerëzimit, njerëzit më të zgjuar, që janë dhe më parazitët prej natyre, e marrin përsipër me magjira e artifice të ndryshme, të provojnë ekzistencën e atyre fuqive dhe të forcojnë supersticionet e çuditëshme të grumbulluara prej traditës. Këta despotë të rinj të shpirtit të popujve, dalëngadalë filluan të themelojnë institucionet fetare dhe, kaq kâ qenë e madhe dëshira e tyre për të shfrytëzuar të tjerët, sa në shumë raste shohim që prifti drejton jetën e shoqërisë, si mbret. Në tempujt që u ngritën dhe në të cilat u vunë gurët e skalisur në mënyra foshnjërisht groteske, të cilat trupëzonin perënditë e ndryshme, u burgos shpirti i popujve për të fituar lirinë mijëra vjet më vonë. Dhe si efekt, për shumë shekuj me radhë, historia e popujve të përhapur nëpër vende të begatshme, kur filloi të mbajë erë qytetërim, s'është gjë tjetër, përveçse luftëra të priftërinjve për të mbrojtur autoritetin e perëndive të tempujve. Në këto kohë fryjnë valat e çmëndura të teokrasive. Që mëndja e njeriut është dinamike, ka inerci, provohet dhe në hapin tjetër që bënë ébrejtë në rrugën e së mbinatyrshmes, të cilët, të shtrënguar nga prishja e independencës kombëtare, nxorrën disa profetë që zëvendësuan perëndinë e vogël të tempullit e të fisit me një perëndi universale të së drejtës, e cila e kish banimin në gjithë qiellin, monteisëm. Kjo ishte

një perëndi e njerëzimit pothuaj ekskluzive për fuqizimin e popullit ébre - (patriotizëm raciste). Efektin e së mbinatyrshmes, pothuaj nepër të gjitha kohët e historisë, ç'prej imperatorive të para, e shohëm dhe në mëndjen e imperatorëve dhe mbretërve, të cilët në majë të piramidës shoqrore foshnjërohen, kandisen, nga ajo ndjenjë e trashëguar diviniteti, për dëm të popullit e të qytetërimit.

Por kur shpëtoi shkrimi dhe dituria prej thonjve të priftit dhe të tempullit, sidomos në botën helene, ngrihen disa njerëz që duan t'i venë fré kësaj rryme mendore të rrezikshme. Lartësia e një Thaleti, Herakleiti dhe Demokrtiti qëndron në dackën që u dhanë "magjive dhe feve mistike"[1] për të shpëtuar botën intelektuale nga zgjedha e së mbinatyrshmes. Ata u munduan të zhyten ne misterin e natyrës e të jetës dhe më një "fillosofi racionale"[2] "të regullit e të ligjit në natyrë"[3] ndritën udhën e duhur një Aristoteli... për shkencë.

Megjithkëtë mëndja e qyetarit romak, e komopolitit të korruptuar, kish shumë shkaqe që të mirrte frymën e të mbinatyrshmes. Fetë orientale si Mithraisma, adhurimi i yjeve Isis dhe Osiris etj., e mbushën imperatorinë romake e me magjistarë e priftër, të cilët shumuan supersticionet, mrekullitë dhe magjitë. Këto dallgë e shtytën shumë njeriun e varfër të dekadencës së Imperit, të kërkojë ndihmë për lumturi jo më nga përpjekja e përbrendshme intelektuale dhe lëndore se, "skepticizmi në vlerën e arsyetimit" u rrit aq shumë, as që lumturia që kishin premtuar shkollat e ndryshme Stoike, Epicureane etj., u shua pothuaj krejt por në të mbinatyrshmen, në autoritetin spiritual. A është për t'u çuditur, nëse gjithë dijenitë me autoritet të atyre kohëve u quajtën revelacione, marëdhënie të drejtpërsëdrejtshme të njeriut me një Hyjni për gjetjen

1) H.E.Cushman Ancient and Medieval History of Philosophy (Vol. I. F.53.54.)

2) Ibid

3) Ibid



e së vërtetës, sepse arsyetimit të dobët të njeriut i duhej fuqia e hyjnueshme që të ndritej? A është për t'u çuditur, nëse gjithë fillosofët, shkencëtarët, etj., muarën emra hyjnorë? Pikërisht po kjo gjë ngjau dhe me veprën e me personalitetin e Jesu Krishtit, të atij mjeshtri të varfër, që shëtite vëndet e djegura të Judëse me fytyrën e tij të dobët e të mvrenjtur plot magnetizëm personale, i cili u hyjnua, siç ish zakon i atyre kohëve...

Po të marrëm parasysh apatinë shpirtërore për çështje politike të qytetarit romak, vuajtjet e skllavit dhe të bujkut, abissin e madh midis të pasurit e të vobektit, demoralizimin dhe korruptimin e kryetarëve burokratë të shoqërisë, do ta gjejmë të arsyeshme që ardhja e Jesus është plotësisht krijimi dhe trupëzimi i nevojave reformonjëse të shoqërisë së Imperit. "Si mund të shpëtojmë nga vuajtja? Duhet të vijë një Messiah si i ebrejve...", bërtitnin shpirtrat e njerëzve. Dhe Jesus prandaj doli, si bir i popullit që ishte. Bëri një apel të tmerrhëm në ndërgjegjen e botës për një lidhje e koordinacion të ri. Por ndoshta thirrja e Jesus s'u tingëlloi mirë si rrugë shpëtimi, ndoshta ishte tepër e pjekur dhe guximtare që të kuptohej prej një mendjeje hala mjaft primitive, ndoshta dhe për shumë mëndje të sotme. Sepse Jesus, në fund të fundit, ishte një revolucionar tronditës nga më të mëdhenjtë që ka pasur njerëzimi.

"Rëndësinë më të madhe të mësimeve të tij ia kushtoi mbretërisë së qiellit, të cilën me aq pa kujdesje e ka lënë Kisha mënjanë.[1] Dhe si prodhim i rrymës mendore të asaj kohe, ishte fakt i pakundërshtuar ekzistenca e perëndisë së ebrejve, perëndia e tij s'kish më favorizime as për ndonjë rracë, por ish Ati i Dashur dhe Universal i gjithë jetës. Në "mbretërinë e qiellit", e cila do ngrihej në zëmrat e njerëzisë, na thonë Dhiatat, çdo njeri mund të hynte ndën kujdesin e

[1] H. G. WElls - Outline of History - Rise of Christianity f. 530.

perëndisë, po të bëhej një me vullnetin e Tij: Vëllazëri, dashuri, drejtësi, mëshirë universale, zhdukja e pasurive private" Është më lehtë për një deve të hyjë në brimën e një gjëlpëre, sesa një i pasur të hyjë në mbretërinë e qiellit[1], të dhejtë porositë, etj., parime të etikës, të cilat do reformonin shpirtërisht, ekonomikisht dhe politikisht shoqërinë njerëzore, po të mos kishin rënë në duart e shtrëmbëra të kishës. *Sepse feja e Jesus ishte vetëm një etikë e thjeshtë.*[2] Sepse që në fillim shohim zhdrejtimin që morën dishpujt e tij duke ushqyer ëndrrën e ebrejve për një mbret (Jesus), që do kish fronin në Jerusalem me shkëlqimet përrallore të Sollomonit. "Besonin se Jesus ishte njeri pothuaj magjik, që predikimet e tij qenë, pothuaj magjike dhe e vetmja mënyrë për të marrë fuqinë në dorë.[3] Se më në fund si mund të kuptonin që *"mohimi i vetvetes"* ishte vetë shpërblimi i madh? Sikur ta mirrnin punën seriozisht ata ushtarët romakë, që me tallje e qeshje e kurorëzuan si Qezar me driza, në ballin e tij të gjakosur, do parafytyronin një botë tjetër të çuditshme ku pasione, sensualizma, egoizma... humbisnin për të mbrijtur atë jetën e thjeshtë e të fuqishme, që ka vënë për ideal njerëzimi.

Dhe Jesus u kish mëri priftërve, altareve dhe ceremonive fetare. Megjithkëtë, për ironi të thjeshtësisë së tij, del një Saul i Tarsus-it -St. Paul -" plot me plaçkë të stoicizmës dhe të mithraismës",[4] thotë prof. Gilbert Murray, dhe si teorisien fetar, më në fund, guxon të predikojë, që Jesus ishte një *Qingj i Pashkës*, që kryqëzimi i tij ishte një sakrificë për të larë mëkatet e njerëzimit (kaq thellë ishte rrënjosur në mëndjen njerëzore ideja e sakrificës të tempullit të kohëve primitive), që Jesus do të ringjallej si një Messiah - Krisht. Dhe populli i mësuar me altare, priftër,

[1] Mark X-17-25
[2] Encyclopedia Brit. Ed 14. Christianty.
[3] H.G.Wells - Outhine of History f. 534.
[4] Në tempullin e fesë Mithraiste theret një buall me gjakun e të cilit besniku lyhet për të larë mëkatet.



gjak dhe ceremonira, i besoi dhe i beson! Në këtë mënyrë u mistifikua dhe ai gjeni i madh i rracës njerëzore, sistemi i fifosofisë së të cilit përmblidhet në dy fjalë: "Moho veten", që s'ka të bëjë aspak me egoizmin dhe luksin, në të cilin janë zhytur nga instikti i autokonservacionit të *homo sapiens-it* të parë, nuk preferuan të mohonin veten, por e gjetën më të lehtë të mblidhnin teorira të mpleksura, "idet etike t'i transformonin në sisteme sakramentale"[1] të pinin verë dhe të hanin bukë. Për hyjnimin (transubstansion) të mësonin popullin të jepte qirinj në vënd të ndërgjegjeve dhe t'i rripnin me taksa dhe sisteme fiskale të rafinuara për të ngritur altarë të florinjtë dhe për ta bërë të mundur që priftërinjtë të rrojnë si zotrinj aristokratë!

Nga ana tjetar, duke marrë parasysh dëshirën e marrë për të mbinatyrshmen e asaj kohe, duhet respektuar modestia e një gjeniu si Jesus, i cili nuk pretendon aspak për marëdhënie metafizike ose fizike me Zotin, por e quan veten si birin e thjeshtë të Josifit dhe të Marisë[2]. Ç'kontrast i madh midis frymës së kishës dhe asaj të Jesus!... Personin e tij zunë ta rihnin valët e elementëve kosmologjikë, koncepsionet e perëndive orientale dhe problemet metafizike të filosofisë greke, ndoshta që kisha të fitonte autoritet, se më në fund sa vleftë do t'i kishin fjalët e tij, po të merrej si një njeri i thjeshtë? Dhe filluan si mundën: Jesu a trupëzon Logos-in? Është i biri apo i njëjtë me Zotin?... që të vendosej doktrina e Trinitetit, e cila, që të pranohej në çdo mënyrë, mundoi dhe mundon mëndjen e gjithë kishës, për turp të mednimit të lirë, që fryn në kohën tonë...

Dhe sikur të bënte me të vërtetë një ngjallje Jesus, sa do të tmerrohej!... Ai sigurisht do të kujtonte se fjalët e tij, sidomos në ditët tona, do ta kishin nxjerrë njerëzimin prej errësisrës, dhe supersticioneve në

1) Encyc, Britt. Ed. 14 Christ.
2) Encyc. Britt. Ed. 13 Christianity

dritën e vërtetë të arsyetimit e të shkencës. "Kërko dhe do të gjesh", ka thënë... dhe mallkimi i tij me të gjithë fuqinë e personalitetit të tij të madh do të binte mbi katedralet, e altarët, e priftërinjtë dhe sistemet fetaro-filosofike të tyre, që mbytën fuqinë krijonjës të popujve për më shumë se dhjetë shekuj me radhë. Sa keq do t'i vinte kur të shihte se priftërinjtë, që qëndrojnë për fenë e tij, vishen me rroba të mëndafshta, rrojnë si hedonistët më shekullarë, bëjnë intrigat më të papërshtatshme etj., etj., dhe, më në fund, kanë guximin e paturpësinë të përgjunjen përpara fytyrës së tij të mallëngjyer e impozante!

Shkenca do të zëvendësojë të Mbinatyrshmin

Nga shënimet e shkurtëra, që bëmë më lart, duket sheshit se evolucioni, që bëri ideja e perëndisë që nga nejriu primitiv e ngjer te Krishti, është i madh. Idea e Zotit, duke dalë nga qarku i ngushtë i familjes, mbasandaj tribus, mbasandaj rracës, tani mori një formë universale. Zoti është tashti Ati i gjithë njerëzimit dhe nuk shembëllen e as identifikohet me ndonjë gjë që mund të konseptojë truri i njeriut. Në këtë mënyrë vërtetohet teza, që Zoti është një krijesë e mëndjes njerëzore, sepse, siç u provua, duke u zgjeruar horizonti i mendimit të njeriut, ndërron formë dhe ideja e Zotit. Dhe sa më tepër ndërron formë e largohet nga jeta e përditshme, aq më tepër përparojnë e zhvillohen njerëzit, aq më pak e ndiejnë nevojën e Zotit.

Mirëpo institucionet fetare kanë qëndruar më këmbë dhe ushtrojnë edhe sot një farë autoriteti në turmat e pazhvilluara të çdo populli. I gjithë përparimi në shkencë dhe në dituri, nuk ka mundur akoma të thyej definitivisht autoritetin e këtyre institucioneve. Po kjo nuk do të thotë se nuk do ta thyejë një ditë.

Sot, një statistikë amerikane vërteton, çdo foshnje, çdo grua e çdo burrë amerikan ka në shërbim të tij një energji prej 50 skllevërish, po të llogaritet fuqia lëvizëse e motorëve që përdoret në atë vënd për prodhimin e komoditeteve të ndryshme. Kjo nuk është një dhuratë e fesë, por rezultati i luftës, që iu bë asaj. Njeriu modern mblodhi lotët e dedhur nga ata që vuajnë aq shumë nga persekusionet e ndryshme të mesjetës fetare, i ktheu në avull dhe krijoi makinën lëvizëse, e cila bën të gjitha punët (Mbase një ditë do të bëjë edhe atë të mendimit!). Njeriu modern mori një grusht baltë nga varri ku shtrihen kockat e martirëve të mendimit të lirë dhe mbrujti teleskopin, me anën e të cilit shikon dhe studion thellësitë e qiejve, milionat e botëve, nebulave, galaksive, që na rrinë reth e rotull dhe, për fat të keq, as në ato largësira nuk e gjen pernëndinë krijuese të fetarëve primitivë!

P.H.Harapi e di më mirë nga unë, që shkenca po zëvendëson të mbinatyrshmen. Unë besoj se jo një njeri laik çfarëdo, por edhe P.H.Harapi vetë, kur i dhëmb koka ose kur e zënë ethet, nuk shkon të bëjë lutje apo sakrifica në altar, por thërret mjekun dhe i kërkon barna. Edhe në qoftëse ndonjë tronditje a shqetësim në sistemin nervor, do të bënte më mirë të shkonte te S.Freud ose A.Adler, sesa të binte përpara ndonjë statuje, që simbolizon ndonjë shenjtor, të cilin populli i vogël e beson se bën mrekulli, mund të lëvizë sytë, dorën e ku di unë!... A beson P.A.Harapi, se një statujë çfarëdo, e bërë nga baltë ose nga mermer, mund të bëjë mrekullira? Të lëvizë dorë e këmbë? Çfarë intelektualizme dhe adhurimi për shkencë shet në "Hyllin e Dritës" dhe çfarë thotë për statujën, që lëviz, kur ndodhet përpara plakave, pleqve e foshnjave, që frekuentojnë kishën!?...

Nuk e ndiej aspak nevojën të zgjatem në këtë pikë. Sot në vënd të mrekullive dhe çudive të teollogjisë, shkenca na jep ligjet e gjithësisë. Në vënd të magjisë, kemi kiminë e fizikën. Për krijimin e njeriut e të tokës, kemi zbulimet e ndritura dhe të arsyeshme të evolucionit dhe gjeollogjinë.

Për vizitat e Djallit mbi tokë, na kemi mjete që luftojnë insektet dhe mikrobet. Është shkenca e vrazhdë, materialiste, që na shpie përtej errësirës në dritë. Vetëm shkencëtari, i cili mundohet të përshtatë njerëzimin te Gjithësia dhe Gjithësinë te njerëzimi, do prodhojë më në fund kryeveprën e imagjinatës njerëzore. Dhe kur të vijë ajo ditë, profeti dhe artisti do mbeten të turpëruar...

Prandaj qytetërimi i sotëm është tokësor. Fakti që kleri i organizuar kërkon të thotë se ai është dakord me gjithë shpikjet e hapat e shkencës, provon çiltas se instikti themeltar i autokonservacionit është akoma i fortë edhe në priftërinjtë. Dhe do vijë dita që të pranojnë me taktikën e tyre që kanë përdorur për çdo hap qytetëronjës, se qielli nuk është më as misterioz, por një mekanizëm pafundësisht e përpleksur[1] që punon simbas ligjeve që rregullojnë atomet, elektronet e protonet e një cope guri. Do vijë koha të pranojnë që as jeta s'është dhe aq e errët, sepse shkencëtarët qysh tash "kanë pregatitur farë artificiale, të cilat, po të mbillen, lëshojnë degë e fletë dhe prej materies pa jetë, *prodhojnë* celule[2] të gjalla, që lëvizin, ushqehen, ndahen" dhe s'është aspak gabim i imagjinatës sonë, të themi, që shkenca do vijë deri në atë pikë, sa të fabrikojë njerëz; dhe jo idiotë, siç bën nga një herë perëndia!..., por vetëm gjeníj. Njerëzit po e kuptojnë se nuk janë tjetër, veçse organizma të riprodhuara, pa vleftë e pa rëndësi përpara madhësisë së natyrës. Njeriu modern duke i dhënë pozitën e gjykatësi të fundit e suprem *Mëndjes*, gjurmimit shkencor, do zhdukë padijen dhe frikën dhe me zhdukjen e këtyre, vetvetiu që do harrohen krejt dhe perënditë e vjetra me gjithë interpretimet e tyre. Edhe kimisti me biollogun na e shpjegojnë jetën dhe vdekjen në mënyrë fare të thjeshtë. Aktivitetet marredhënëse midis celulave të gjalla, të cilat mvaren nga lëngjet colloidal, prodhojnë jetën. Vdekja s'është gjë tjetër, veçse ngrirmja e këtyre lëngjeve coloidalë, pikërisht siç ngurohet një e bardhë e vezës, kur e ziejmë. Nëqoftëse ka "ndonjë gjë të mshehtë" e të pashpjeguar në termat e forcave fizike dhe kimike, ai fakt nuk na intereson dhe s'ka as ndonjë rëndësi, sepse ajo ndonjë gjë e mshehtë mund të anullohet aq lehtë nga forcat e shkencës, sa herë që t'i pëlqejë kësaj së fundit. Më sa është e mundur, që një e bardhë e vezës e zjerë të kthehet në cilësitë e para, aq është e mundur për një kufomë të ngjallet. Dhe nëqoftëse ka ndonjë fuqi mistike të panjohur në punën e gjallërisë, ajo fuqi as është e zonja ta ndalojë vdekjen, as ta zhdukë."[1]

Prandaj që të vdesim burrërisht, duhet ta kuptojmë vdekjen nga kjo pikëpamje e thjeshtë shkencore dhe biologjike, d.m.th. të riedukohemi dhe të shuajmë emisionin e madh përpara vdekjes që provon shumica e njerëzve, i cili shpjegohet si efekt i instikteve të tyre natyrale të autokonservacionit, dhe që i bën ata të besojnë e t'u çelen rrugën fetarëve për insistimin e tyre në një antiklimaks (rrojtje e shpirtit edhe mbas vdekjes) në dramën e jetës. Por përveç këtyre përrallave fantastike të priftërinjve, të cilave u ka dalë boja fare në këta dy shekujt e fundit, s'kemi asnjë arsye që të besojmë në këtë antiklimaks.

"Na kemi një dëshirë aq të nxehtë për pavdekshmëri" thot Mendelsohni "një siguri të brëndshme aq të madhe për vazhdimësin e personalitetit tonë psihik, sa medoemos në këtë pikë nuk mund të jemi ta gabuar"! "Kjo, do të ishte një soj" thotë një kritik i tij "sikur të thoshim: jam i sigurtë se një ditë do të bëhem zengjin, sepse ma thotë një zë i brendshëm që do të bëhem"! Aq kredi sa meriton ky i dyti, meriton dhe ai i pari.

Njeriu normal nuk rron në jetë, sepse shpreson në *pavdekshmërinë* e shpirtit apo sepse ndien një nevojë

1) G.Santayana filosof amerikan i sotëm është i bindur që mekanizma është universale, sundon dhe më të thellat kufi të shpirtit.

2) Ednumd wilson, In-th Galapagos

1) S. Harding - Modern Thinker f.327, 328...

të madhe të gjejë shkakun e fillimit të botës. As që ka nevojë të domosdoshme për etikën e fesë. Njeriu rron krejt natyrisht, siç do gjë e gjallë brënda në natyrë[1]. Ai rron sepse brënda në celulat që e përbëjnë, brënda në organizmën e tij ndien një qejf, një kënaqësi, një gëzim, kur është i gjallë.

Është koha, pra, të thuhet edhe në gjuhën shqipe një fjale e lirë; është koha të themi se organizimet fetare, me gjithë supesticionet e tyre, me tërë sistemet e tyre filosofike e fiskale, janë anakroniste dhe nuk i përgjigjen më kohëve. As që është e mundur me ndonjë mënyrë të bëhen këto eksponente të kulturës dhe të qytetërimit, siç duan të pretendojnë, njerëzit e veshur në uniforma, njerëzit që predikojnë edhe sot e gjithë ditën se shenjtorët, sado të nguruar, mund të lozin synë!

Për hesapin tim, mund të diskutoj, të këndoj dhe të admiroj shumë fjalë e vepra të themelonjësve geniale e superiorë të feve, por nuk mund të mos shfaq urrejtjen time për spekulatorët dhe degjeneronjësit e sotëm.

Më në fund

Nuk është detyra ime të *vaticinoj*: "Popujve nuk u duhen më religjionet". Është detyra e popujve t'i mbajnë ose t'i flakin. Po unë kam të drejtën e shenjtë të shfaq bindjen time personale dhe të them, duke qëndruar nga bishti i klasës së qytetëruar të shekullit XX, se organizimet fetare, format e tyre, metodat e tyre, mësimet e tyre, jo vetëm që nuk u përgjigjen më kohëve, jo vetëm që në origjinën e tyre e kanë tek fantazia e dobët e njeriut primitiv, por janë të dëmshme dhe të rrezikshme, sepse mundohen të mbajnë në skllavëri të përjetshme njerëzinë e thjeshtë. Shtoj se është bindja ime, që qytetërimi i sotëm i detyrohet ekskluzivisht luftës që iu ba feve dhe metodave të klerit të organizuar. Revolucioni frënk, rus, italian, turk, spanjoll et., që të gjithë, secili mbas dimensioneve të veta, i ka dhënë nga një grusht fesë dhe klerit. Në një vend ku nuk fryn era e *lirisë së mendimit*, në një vend ku gjykojne dhe sundojnë akoma dhe sot klerët e ndryshëm, në atë vend nuk mund të jetojë njëkohësisht dhe qytetërimi i vërtetë.

*Tiranë, 1934*

1) Qëllimi i gjurmimit është të gjejmë "qysh"-in dhe jo "pse"-në; është të zbulomë *ligjet* dhe jo *shkaqet*... fjala "shkak" duhet të mos ekzistojë më në fjalorin filosofik. August Comte.

## Mosmarrëveshje të vogla...

*I dashur shok.*

*E kam marrë letrën tënde. Dhe po të përgjigjem publikisht me anë të revistës, sepse dëshëroj që edhe shokë të tjerë e miq këndonjës të Illyrisë të dinë se ç'ngjet midis nesh; sepse kjo mosmarrëveshja jonë e vogël është një punë që u përket edhe atyre. A jemi të zotë na t'i ndajmë punët tona private nga ato që interesojnë të përgjithshmen? Në është e vërtetë se po, atëhere është një merítë e madhe jona, tregon kthjelltësinë shpirtërore, me të cilën na i qëndrojmë jetës si individë dhe si pjesëtarë të shoqërisë. Si të rinj që jemi, na bie né t'i rrahim shtigjet e pastëra të sinqeritetit me entusiasëm dhe guxim.*

*S'kam pëlqyer aspak pjesën e parë të artikullit të T.Z. që u botuanë Illyri kundër klerit dhe dogmave katolike. Të këtij mejtimi janë edhe disa miq të mi. Na duhet të punojmë në emër të nji ideje më të lartë se ndasitë e vogla të sotme... besoj do të ishte mirë të mos polemizohej asnjë herë me asnjë kler.*

*Këto janë fjalët më të mençura me të cilat ke mbrojtur tezën tënde, që shëmbëllen në non-violencën e Mahatma Gandit!*

*I dashur shok,*

*Unë i njoh, pak a shumë mendimet e tua mbi fetë përgjithësisht. Mbrojtja jote e sotme nuk buron nga fetarizma, por nga një rregull idesh të posaçme, me të cilën trajton këtë problem me rëndësi për shoqërinë shqiptare.*

*"Të lidhemi në emër të një ideje më të lartë se ndasitë e vogla të sotme? Fjalë e bukur; që tingëllon mirë në veshin e idealistëve; unë them se na nuk do të mund të punojmë dhe të bashkohemi kurrë në emër të asndonjë ideje, po qe se nuk luftuam më parë ato grupe njerëzish, që në emër të disa ideve, mbase edhe pa dashur, përpiqen të na ndajnë. Bashkimi ynë nuk ka për të qënë kurrë pema e predikimeve, por rezultati i disa përpjekjeve të forta.*

*Po dale të të shpjegoj si qëndron puna në rastin konkret. Illyria u prit me rezerva dhe dyshime nga "Leka". Pëlqen vetëm "gjallërinë e stilit", kurse më anë tjetër, me mënyrat e tyre tradicionale, na thumbosën më të djathtë e më të mëngjër. Atakuan dhe T.Z. për çështjen "pleq e të rinj" çështje kjo që u përket gjithëve, dhe mua jo më pak se asndonjërit. Atëhere T.Z., shok dhe baskëpunëtor, vendosi të përgjigjet. Na e botuan jo për miqësi, e cila nuk do qe tronditur aspak, edhe po të mos e kishim botuar, por sepse në atë frymë do ta keshëm shkruar edhe na vetë, bilé pakëz më të tharët...*

*Në atë artikull ka vetëm një të metë. Duhej thënë "më duken absurde të gjitha dogmat fetare." Sidoqoftë T.Z. njihet tashti më dhe nuk besojqë të dyshohet se ai quan absurde vetëm disa dogma... Për hesap tim, e ndreqa punën me artikullin "Mistika e Re".*

*Kështu qëndron puna, i dashur mik. Na provokuan dhe morëm një përgjigje mjaft të urtë. Klerikalët tanë merren nxehtësisht me punë laike, si p.sh., pleq e të rinj etj. Dhe s'lënë rast pa thumbosur me mjetet e tyre; e ti rri e më thua të heshtëm! E drejtë dhe me vënd do të ishte e kundërta. Toleranca s'na përket neve. Sapo kemi filluar nga intrasigjenca! Toleranca na pret e vyshkur në fund të rrugës, kur të kemi shëmbur të gjitha muret pengonjës.*

*Ti i di mirë punët. E di mirë edhe se ç'rol kanë luajtur dhe mundohen të lozin dhe sot e gjithë ditën klerikalët tanë përgjithësisht 4 xhami janë ngritur brenda një viti në Tiranë. Shkodra nuk mbetet më pas me katedralet e saj. Ndodhemi përpara një fenomeni të çuditshëm; Një superzhvillimi nervos të institucioneve fetare. Edhe unë jam i mejtimit që tash për tash të mos interesohemi për këto punë, por nuk mundem kursesi të duroj që kleri të përizhet në punët tona laike. Në do që na të mos i përzihemi klerit fetar në punë të veta, duhet që ai më parë të respektojë kufijtë. Unë e admetoj që një pjesë e klerit i ka sjellë disa shërbime çështjes shqiptare. Po kjo nuk i jep të drejtë të përzihet edhe sot në punët tona shoqërore, politike dhe ekonomike. Shteti shqiptar është laik dhe kurkush më tepër se të rinjtë me kulturë nuk është xheloz për laicizmin.*

*Kleri duhet të shikojë punët e veta, i dashur shok. Kur të fillojë të përzihet në punët tona, na duhet të ngrihemi të flasim fort, e në qoftë nevoja, ta shtyjmë dhe më tej punën.*

*Ose të rritet një brez i ri që të mos jetë as katolik i mirë, as mysliman, as orthodhoks, por vetëm e vetëm shqiptar i nxëhtë me mendësi radikale europeane, ose jemi fikë! Unë besoj se duhet të përpiqemi të gjithë në këtë drejtim. Dhe s'jam as i pari, as i fundit që mendoj kështu.*

*I yti me miqësi dhe besë.*

*Illyria, 1934.*



# Qëndrimi ynë ndaj feve

Vijat e përgjithshme të nacionalizmit tonë *realist*, i kemi shpjeguar javën e kaluar. S'ka dyshim se kur është puna për të hedhur themelet e jetës sonë kombëtare, ëhtë nevojë që jemi të puthitur. *Realitet kombëtar* d.m.th. do ta marrim jetën shoqërore të kombit tonë, ashtu siç është në realitet dhe do të përpiqemi të bazojmë studimin dhe gjykimin tonë mbi *donnét* historike. Çdo gjë të mirë në shfaqjen e jetës sonë popullore, ndjenjat e kulluara, mendimet e sinqerta, dispozitat *etike* dhe emocionet *estetike* të gjitha këto, janë si kapital i thjeshtë i nacionalizmit shqiptar. Sa është, për shëmbëll *shqiptar*, zëri melankolik i fyellit të bariut të maleve, aq *shqiptar* është edhe refleksioni besimzgjuarës i lutjeve, që i lartësohen perëndisë ndër xhamira e kisha.

Jemi bijtë e një nacionalizmi të njomë e të paeksperiencë; akoma nuk e kemi mbaruar as periudhën e parë të ndërtimit të tij. Shtigjet e udhës sonë sapo janë çelur, themelet e jetës sonë kolektive, sapo janë hedhur. Kemi për të bërë akoma shumë ndërtime e fortifikime në punën e themelimit të strukturës sonë kombëtare. Nacionalizmi ynë ka nevojë, ashtu si për forcat e tjera të turmës, dhe për ndihmën e forcave fetare që e rrethon.

Feja është një çështje e ndërgjegjes. Dhe si çdo zë i ndërgjegjes, ashtu edhe feja, ka një tërheqje magjike mbi turmat popullore. Nacionalisti intelektual, njeriu me pamje shoqërore të qartë dhe realiste, duke kërkuar udhën e vajtjes drejtë popullit, duhet të gjejë, më së pari, mjetet që t'i kalli popullit *besim në zemër*. Ndërtuesat e shoqërisë, që nuk tregohen të zotë të bëjnë gjë, të jenë sado të sinqertë në dëshirat dhe, sado mjeshtra në punërat e tyre, nuk i shpëtojnë dot diluzioneve, bile dhe nga njëherë, një falimenti tragjik.

Pra, né për të gjitha institucionet fetare shqiptare, që na la trashëgim e kaluara, do të kemi të njëjtin

nderim, një soj respektimi, pa vënë njerin mbi tjetrin e pa i dhënë vend pelqimi njerit mbi tjetrin. Fenë e konsiderojmë si një fuqi e gjallë brenda jetës së popullit, e konsiderojmë si mal shqiptar dhe prandaj duhet ta njohim atë fuqi, ta pranojmë atë cilësi edhe të kemi ndaj ndjenjave fetare, burimeve mendore të popullit, një nderim të plotë e të sinqertë.

Por kundër këtij nderimi, do të kërkojmë nderim, po me të njëjtin sinqeritet dhe me të njëjtën fuqi. Feja duhet të mbetet fé. Askush nuk ka të drejtën të ndërhyjë në lirinë e brendshme të saj. Por në anë tjetër dhe feja s'duhet të trazohet në *çështjet shoqërore,* që i përkasin totalitetit të grumbullit shqiptar. Çështjet shoqërore interesojnë, jo *Fenë,* por *shoqërinë* shqiptare. Në këtë kuadër ka vënd dhe kisha dhe xhamia. Por në sheshin e shqyrtimit të problemeve shoqërore, s'ka vend as kisha as xhami. D.m.th. tempulli fetar nuk është vënd, ku do të rrihen e do të shoshiten problemet shoqërore të kombit. Me një fjalë, ky është qëndrimi ynë ndaj feve.

*Nderim i ndëgjegjes në shtet të lirë!*

*Illyria, 1934*

# KRIJIMTARI LETRARE

*esse*
*përshkrime*
*skica*
*proza poetike*
*tregime*
*poezi*
*ditari*

## Dielli që len...

... është më i shkëlqyer se ai që perëndon

*Pompei*

(E shkuar glorioze)

Ishte një kohë që në këtë vëndtin tonë dëgjoheshin disa zëra të qëruar, ishin të ngrohtë, të gjallë e të fuqishëm. ishin zëra që niseshin nga zëmra të mëdha, nga zëmra të mbushur me dashuri.

Idealistët shqiptarë të asaj kohe, sa do të paktë, u futën brënda në mjegullën e zezë që mbulonte Arbërinë dhe thirrën fort më gjuhë të tyre. Shpallnin një të vërtetë të madhe që ndjenin thellë në shpirt dhe që u rrinte përpara syve e shkrojtur me gërma të zjarrta; dhe sado e zezë të jetë mjegulla, sado të tmerrshme të jenë padia dhe fuqitë e përçarjes në një popull, kur shfaqet një mejtim i kthiellët, kur fillohet një punë me vullnetin dhe zjarrin, që ka një ideal i lartë, do të gjënden, në çdo kohë njërëz, që janë gati të ndjenjë, të kuptojnë dhe të përpiqen, sido qofshin konditat e kohës. Për këtë arsye shohim që çdo qytet shqiptar, çdo katund, mund të themi, ka një histori të veçantë në përpjekjet për lirimin e Atdheut. Në çdo cep të këtij vëndi është derdhur gjak burrash, gjak i kulluar arbërorësh, e kudo që derdhet një pikë gjak i pastër, aty mbin një IDE, që shpejt a vonë do të rritet e do të lulëzojë.

Dhe me të vërtetë si u bë Shqipëria?!

Shumë vetë kanë thënë nga një fjalë, por Historiani i Kohës, ajo mëndje e shkathët, që është e rallë nëpër shekujt, akoma s'na ka folë. Mbase nuk ka lindur edhe. Me sa themi se mbi të gjitha arsyetimet, që mund të bëjmë, ësht e dukshme se në çështjen e fitimit të pamvarsisë sonë, rolin e madh e ka lojtur *vullneti* i qëndruar dhe guximi magjik i shqiptarëve që aso kohe u gufonte goja dhe zëmra: "Ja dekje ja Liri". Idealistët shqiptarë punuan dhe luftuan pa u kursyer duke pritur në krahërorët e tyre plumbat e injoratëve të gënjyer

dhe thikat e tradhtorëve të shitur! Ata qenë ndezur me idealin e shenjtë të atdhedashurisë dhe asgjë në botë nuk mund t'i ndalonte nga ngadhnimi i *realizimit*.

Qenë viganë dhe misioni i tyre ndë jetë, qé sublim. Përpara kujtimit të fytyrave të tyre të ndritura, na përgjunjemi sot e përgjithmonë. Dashuria e atyre për né, qé pakufishme, adhurimi dhe respekti ynë për ta është, sa më i thellë dhe sa më mirënjohës.

Të tillët e bën Shqipërinë dhe vetëm të tillët mund ta mbajnë.

E tashme ironike

Mbas fitimit të indipendencës, shqiptarët përgjithësisht kujtuan se gjeti fund puna dhe detyra, që ka secili ndaj Atdheut, kurse në realitet puna e rëndë dhe e vështirë për themelimin e një shteti, puna që kërkon heroizmën më të madhe në botë, domethënë djersë dhe përpjekje të vashdueshme bashkë me një tok sakrificash, fillonte pikërisht atjé ku mbaronte heroizma provizore për fitimin e pamvarësisë kombëtare. Si koseguencë shohim përnjëherësh luftërat midis elementeve, grupeve dhe njerëzve për të siguruar interesa të veçanta, pa asnjë kujdes për të mirën e përgjithshme të kombit. Në këtë trubullirë të madhe, në këtë trazirë të urrejtur dhe shurdhonjëse, që prodhuan njërëzit e vegjël me interesat e tyre të mallkuara, shohim të mënjanohen një nga një, të zhduken, dhe nga një herë të dërmohen krejt "shkëmbenjtë e rreptë", "karakteret e mëdhenj", "idealistët shqiptarë", ata që e bënë këtë Shqipëri. Vëndin e tyre tani po e zinin aventurierët, gënjeshtarët dhe demagogët. Idealistët qenë jashtë kohës. Kënga e tyre "Ja dekje ja Liri" s'kish më kuptim.

Shqipëria sikur të ishte e lodhur e s'rritkej dot më njërëz si ata të kohëve të para.

Një materializëm i tmerrshëm, një komercializëm barbar fillon pastaj të mbytë dhe njërzinë tonë. Sigurimi i jetesës dhe i mirëqënies personale, është qëllimi kryesor, që drejton "njeriun shqiptar". Shqipëria nuk është më një IDEAL i qëmotit, po një *tregëti*, një gjë për të spekulluar dhe për të rrojtur në kurriz të saj. Çdo gjë ka një tendencë centrifugale. Të gjithë përpiqen të shkëputin nga një gjë për vete nga e përgjithshmeja. Fare të paktë janë ata që japin ndonjë gjë. Po këta quhen pleonazma për këto kohë, gjëra që s'duhet të eksistojnë.

Po! Elementë heroklitë dalngadalë muarrën vendin e idealistëve, që folmë më sipër. Këta elementë janë të mbrujtur me tradicionalizmën e një së shkuare të turpshme e me servilizmën që shquan njërëzit e vdekur shpirtërisht. Janë njërëz që s'kanë personalitet, që kthehen nga të fryjë era. Të rritur pa parime dhe në mes të korrupsionit, këta nuk mund të bënin, veçse atë që bënë: e tronditën shumë keq të gjithë strukturën shpirtrore dhe morale që karakterizonte dikur kolektivitetin shqiptar. Mbi atë moral, ndonëse pakëz primitiv, por me themele graniti, mund të ngrihej një pallat mermeri i përjetshëm, falëtorja e shqiptarëve të të gjitha kohëve.

"Sot të qesh më fytyrë tjetri po t'i flasësh për patriotizëm". Gjer në këtë shkallë na e sollën gjendjen njerëzit, që me jetën dhe të mirën e tyre nuk barabitin asgjë. Këta njërëz, që s'guxojnë të thonë kurrë të vërtetën, nëqoftëse kjo nuk i pëlqen atij që dëgjon, është në shesh se në vënd të mëndjes kanë nga një inteligjencë djajsh dhe në vënd të zëmrës një pompë mekanike, që u përciell poshtë e lart gjakun.

Sa kohë, që në krye të një shoqërie njerëzore qëndrojnë të tillët, është e dukshme për cilindo se jeta e asaj bëhet gjithnjë më kritike.

Besim i patundur

Nuk dëshpërohemi aspak!

Sidoqoftë puna, Shqipëria është e destinuar që të rrojë e të përparojë.

Shqiptarët që dyshojnë mbi të nesërmen e këtij Atdheu, janë njërëz të paralizuar shpirtërisht, njërëz,

që s'ndjenjë asnjë fuqi në brëndësirën e tyre për të realizuar vepra fisnike dhe të bukura në jetë. Shkurtaz, janë kufoma të gjalla të shpirtërave të vdekur me kohë. Duhet qëndruar larg, sa më larg që të jetë e mundur nga të tillët.

Vetëm djalëria intelektuale dhe e shëndoshë ndjen dhe kupton thellë dëshirat dhe idealet e larta të Mbretit. Vetëm ajo do të mundë t'i zbatojë për të transformuar Shqipërinë, nga ç'është, në një shtet të lumtur dhe të qytetëruar.

Dhe është fare e afër dita që djalëria shpatullgjërë do të jetë gati t'i përgjigjet udhëheqësit të saj të Madh. Që në atë ditë fillon puna për të bërë një Atdhe të madh, një shtet me parime dhe një popull me ideal të lartë në jetë.

Besimi i ynë në këtë është i patundshëm...

*Minerva, 1932*



# Dinamizma shoqërore

Për qytetërimin e popullit tonë janë shfaqur shumë mejtime nga të huaj dhe vëndës, por gjer tani, me sa di unë, nuk është thënë një fjalë e prerë, e mbështetur mbi një studim të thellë të elementeve me rëndësi, që lozën rolin kryesor në këtë çështje kaq të madhe. Se si do të mundë të arrijë dhe populli ynë shokët e tij nga pikëpamja e zhvillimit lëndor dhe e lartësimit moral, është një problem tepër i rëndë dhe për shkencëtarin më të zotë.

Megjithkëtë janë çfaqur disa mejtime, dhe mejtimet janë prindërit e veprave. Disa ngulin këmbë se populli shqiptar duhet të fillojë të jetojë dhe të zhvillohet me energji dhe guxim, duhet të thëthitë me thellësi fryme erërat e pastëra të qytetërimit, nëqoftëse dëshëron të hyjë në radhën e kombeve, që janë *imun* nga vdekja, nëqoftëse nuk do të shkrijë si bishti i një karavani në shkretëtirë. Kurse disa të tjerë, zëri i të cilëve duhet të ketë pasur mjaft pasonjës në mes të turmës, ulërasin me angus dhe tragjikisht: "Zoti na shpëtoftë nga një qytetërim i nxituar. Duhet të shkojmë dhe na nga ato shtigje, që shkuan të tjerët. Qytetërimi i shëndoshë vjen me ngadalë dhe gradualisht."

Dy pikëpamje, dy mentalitete, dy botë të destinuara të jenë kundërshtare dhe lëftonjëse. E dyta çuditet me ç'kemi bërë gjer tani, e para mendon ç'nuk kemi bërë dhe ç'duhet të bëjmë. E dyta sheh një rrezik në çdo inisiativë përparimtare, e para vajton se s'ka inisiativa të tilla. E dyta dëshëron dhe mundohet që Shqipëria e sotme të jetë vazhdimi i së vjetrës dhe të ruajë tërë karakteristikat e saj levantine, kurse e para dëshëron që Shqipëria e sotme të jetë një Shqipëri e bukur, e lumtur dhe moderne, ashtu sikundër është çdo shtet i vogël në kontinentin tonë. Me pak fjalë, njëra klasë njerëzish është prodhimi tipik i së shkuarës sonë të

afërme dhe tjetra është brumë i plazmuar nga erërat krenare e të forta të kohës së sotme evropiane.

★★★

Interpretimi i historisë është shumë larg nga të qënit shkencë. Çdo kohë dhe çdo njeri e kupton si pas mëndësisë së vetë. Aq më tepër është i pasigurtë parashikimi rreth rrjedhjes së jetës së një populli, udhët që duhet të rrahë për të aritur këtu ose aty. Çdo formë llogjike, ose arsyetimi arrin gjer në një farë vëndi dhe pastaj bën një stop një ditë nga ata, që shohën rrezik në përparimin e shpejtë të këtij vëndi. Duhet t'i japëm një tension të lartë përpjekjes sonë. Duhet të shumojmë forcat tona, të rritim dinamizmën tonë në 100 për qindën e saj dhe të ngjallim besimin se ka ardhur koha t'i shpërvishemi punës së qytetërimit të vërtetë me trimëri dhe heroizëm. As kush nuk qëndron të presë ne. Jemi na që duhet të arijmë të tjerët.



## Njeri i mirë...

Njeri i mirë është ai që përulet, përgjunjet, bën si i thonë, ruan hatëret, shikon punën e tij dhe trazohet në punë të të tjerëve ose në të përgjithëshmen, aqsa i lejojnë të tjerët.

Është njeri i mirë ai që vishet me rroba serioze, që ka bastun në dorë, që saluton me respekt të thellë, që ka një sjellje të përvuajtur, sikur është fajtor kundrejt të gjithë njerëzve.

Është njeri i mirë ai që përpiqet të duket pak a shumë *modern*, por në realitet ruan të tëra zakonet dhe traditat e vjetra, të tëra veset e njeriut primitiv; ai që e mban gruan në shtëpi si një skllave, që rreh fëmijët dhe bën për vete një tok të zeza, por që di të ruajë aparencën.

Është njeri i mirë ai që s'ka mejtime të vetat, që nuk bën asgjë që të mos i pëlqejnë ose të mos i lejojnë të mëdhenjtë e tij, që në çdo mënyrë përpiqet natë e ditë si e si t'i lërë të kënaqur dhe të fitojë simpatinë e këtyre të mëdhenjve...

S'ka të bëjë në se vepron pa dashje, në është servil vetëm për "krodhën e bukës". Mjaft që të jetë i tillë, pa le të jenë ç'të duan shkaqet që e shtyjnë në këto sjellje.

Është afër mëndjes se njeriu që nuk është i këtillë, është njeriu i keq, njeriu i rezikshëm, njeriu që duhet mbajtur larg!

Një njeri, që ka në kokë disa mejtime, që ka në karakter disa elemente të çelniktë, që ka në zëmër disa ndjenja të larta e bujare, është i padëshiruar, sepse nuk u përulet rrethanave; me një fjalë, që nuk mund t'u shërbejë qëllimeve dhe pasioneve tona. Ai ka qëllimet dhe mendimet e tij dhe do t'u shërbejë atyre gjer në fund. Dhe na nuk kemi kohë të gjejmë rrugë të mesme e të përfitojmë nga pastërtia e tij.

Përshkruam pas mënyrës tonë se cili është *i miri* dhe i *keqi*.

Cili është njeriu i mënçur?

I mënçur është ai që s'përzihet fare në këto punë, që nuk këndon as gazeta e as revista shqiptare; që nuk interesohet as për jetën shqiptare, që rron një botë më vete, e cila si pas mëndjes sonë, i ka ditët të nëmëruara. A është ky përshkrim një karikaturë? Po! Një karikaturë, por jo për të qeshur...

*Illyria, 1934*



## Erdh koha jonë...

Kam pasur edhe unë një zell të sinqertë për të shkruar. Dhe kam shkruar shumë, mbase më shumë nga ç'mundesh dhe ç'duhesh. Kemi qënë gjithësejt nja 7 a 8 shokë në këto 6-7 vjetët e fundit, që kemi thënë haptazi atë që kemi menduar dhe ndier thellë për punët e shoqërisë shqiptare. Kjo është një e vërtetë e plotë. Nëse ndokujt mund t'i duket ndopakëz arrogante pohimi i saj nga ana jonë, s'ka gajle. Na kemi qënë dhe do të jemi gjithmonë nga ata, që zjedhin udhën e rrezikshme për hir të së vërtetës dhe së mirës; hipokrizia dhe përulësia servile nuk pajtohen me temperamentin tonë. Na mundohemi të flasim e të mendojmë edhe për veten tonë, po me atë objektivizëm dhe ftohtësi gjykimi, që përdorim për hesap të të tjerëve. Impulsiviteti ynë dhe sidomos passioni që na karakterizon, mbyllen në burg, kur është në veprim mendimi dhe arsyetimi i kulluar.

Kam pasur dhe unë, pra, një zell për të shkruar. Dhe gjithë ç'kam shkruar, sillet rrethepërqark problemit të madh të shoqërisë sonë, që njihet nën dy fjalët: "Pleq e të Rij". Unë me shokët e mi e kemi shtruar këtë çështje me anë të shtypit dhe të botimeve tona të veçanta. U bënë plot 7 vjet që po luftojmë për ardhjen në krye të punëve të njerëzve të rij, të mëndësive të reja dhe të parimeve morale të pastra e përparimtare të botës së qytetëruar. Në këto 7 vjet shumica e botës shqiptare na quajti sharlatanë, në mos edhe më keq! I këtillë është fati i të gjithë prekursorëve, i të gjithë atyre që shohin diçka para shokëve dhe që kanë guximin e marrë ta thonë publikisht. Po le të më lejohet të them dhe të përsërit edhe një herë, se edhe në çastet më kritike, në çastet, kur disfata e mendimeve tona ishte një realitet, mua personalisht dhe shokëve të mi, s'na është tronditur aspak bindja dhe besimi se ndonjë 21 Tetor do të vinte me doemos, se triumfi i dinamizmës djaloshare historikisht ishte i

paevitueshëm. Këndej buronte kokëfortësia jonë, vazhdimi i palodhur në rrugën tonë, kryekrisjet tona nervoze.

Në kohët e fundit heshtëm, si shokët, edhe unë. Erdh një kohë që na u ngjir zëri dhe çdo britmë jona tingëllonte keq edhe në veshët tanë. Heshtëm pa i thënë aspak njëri-tjetrit "hesht". Erdh vetvetiu një heshtje e hidhur, një heshtje vdekjeje. Filluam të dyshojmë mbi çdo gjë të sigurtë, që ka bota e mëndjes. Jo ekzaktërisht të "dyshojmë", por më tepër të habitemi sesi këjo ecja jonë paskej qënë mbi një udhë pa krye! Çdo gjë na dukej mizerabël. Kjo fjalë na mbet në gojë: "mizeria, mizeria, gjer kur kjo mizeria?"

★★★

Udhëtoja vetëm për në Tiranë. Mendoja punët tona, hallet tona të çuditshme. Kot të vejë përpjekia jonë? Kot të vejë ky rast i madh që pat populli shqiptar në fillim të këtij shekulli? A jemi të destinuar të mos lëmë asnjë gjurmë qënieje si komb?

Edhe gurët e udhës, edhe shkëmbinjtë, më dukej, çuditeshin, si dhe unë.

Erdha në Tiranë dhe mora vesh me gëzim se qeveria e të vjetërve u rrëzua. Më në fund u rrëzua...

Gjithë lëvizje, gjithë kurreshtje të gjithë njerëzit e Tiranës. Biseda të gjata gjer më dy e tre mbas mesnate; "Kjo është një e kthyer e madhe në jetën tonë" tha një shok. "Po", ia priti tjetri, "është nga ato të kthyera, që caktojnë jetën ose vdekjen". Pesimistët kishin më tepër arsye për të justifikuar pesimizmin e tyre! Po bota është e optimistëve; botën e drejtojnë optimistët, jetën e komandojnë njerëzit e vullnetit, njerëzit që kanë diçka të zjarrtë brenda në shpirtin dhe trurin e tyre.

Më 21 Tetor Mbreti i Shqiptarëve dekretoi formimin e qeverisë së ré. Edhe optimisti më kokëfortë, nuk shpresonte aq shumë sa na dha Mbreti. Na u hutuam pakëz nga skena e re, nga realiteti i ri. Të mësuar në errësirë, na vrau sytë drita e ditës së ré.



Bota që u rrëzua, bota që u nis nga varret, ikën e pështjelle në mantot e saj të mëndafshta duke qeshur, e duke qarë, e duke ndriçur dhëmbët e saj të verdhë e të kalbur. Ikën, ikën që të fshihet, ka frikë të duket në mes tonë. Britmat e nxehta të popullit e sëmurën. Dalngadale do ta vdesin fare.

Na mbetëm pakëz të tronditur. Fitimet dhe humbjet e mëdha të trondisin, kur janë të papritura. Do të shkojë pakëz kohë, gjersa të fillojmë të puthitemi me realitetin e ri, që me shpejtësi vetëtimtare krijoi Udhëheqësi. Atëhere do të mund t'i japim bashkërisht një impetus të fuqishëm dhe entusiastik të jetës sonë në të gjitha shfaqjet e saj.

★★★

Thashë kam pasur dhe unë një zell për të shkruar. Dhe kam shkruar disa gjëra, të cilat s'guxon t'i thotë kushdo as sot në këtë atmosferë lirie, në këtë klimë të ngrohët e të ndritur, që shpirtëzon për të mbarë e për të mirë edhe katundarin tonë më të fundit. Mbasandaj heshtëm. Ç'qe për t'u thënë u tha, ç'qe për të bërë u bë. Pritëm. Po s'pritëm shumë. Koha erdh. Erdh koha jonë, ajo kohë, për të cilën na luftuam sipas fuqive tona dhe që aq çmëndurisht dashuruam.

Tashti nuk mund veçse të jemi të gëzuar dhe, gjer diku, edhe krenarë. Po, krenaria jonë është legjitime dhe e merituar. Është një krenari e pastër dhe e kulluar, e ngritur mbi themelin e mermertë të altruizmës dhe të sakrificës më të lartë për të mirën kolektive. Shkurt, është një krenari që s'ka as frikë, as turp të shpallet botërisht; është një krenari për të cilën duhet të mundohemi që dalngadale ta përvetësojnë të gjithë shqipëtarët, në duam që të mos kemi më qytetarë servilë, të dobët dhe apatikë. Kjo epokë e konstruksionit tonë moral do të ketë pa tjetër për qëllim të rritë qytetarë kryelartë, të fuqishëm dhe përparimtarë. Vetëm të këtillë popuj mund të jetojnë sot e tutje, vetëm të këtillë popuj lënë gjurma në historinë e botës.

Tashti erdh koha jonë. Tashti mori fund dhe heshtja jonë. Ata që talleshin gjer dje, s'do të tallen më. Ata që na luftuan gjer dje, s'do të na luftojnë dot më. Ata që na deshnë mirë gjer djè, do të na duan edhe më shumë sot e tutje.

Tashti erdh koha e veprimit. Rasti na u dha, po duhet edhe të provojmë konkretisht se e merituam. Këtë do ta provojmë më mirë e më bukur, po të qëndrojmë pakëz e të mendojmë sesa e madhe është detyra jonë sot e tutje dhe se pa një bashkëpunim të sinqertë, pa ndjenjën e sakrificës dhe të përgjegjësisë së lartë, nuk mund të kryhen punë të mëdha. Do të provojmë se e merituam rastin, kur jeta e shoqërisë sonë të marrë tension të lartë idealistik, kur na ta ndjejmë thellë lartësinë e kohëve që jetojmë.

Në të gjitha rastet, bota e vjetër vdiq dhe s'kthehet më. Edhe në mos qoftë plotëisht kështu, do ta bëjë të tillë energjia, sinqeriteti dhe idealizma e djalërisë sonë të fuqishme dhe krenare. Të vjetërit, që kemi respektuar gjer djè, do t'i respektojmë. Ata të vjetër e gjysmë të vjetër, që na kanë nxirë jetën gjer djè do, t'i përbuzim, duke mos i zënë ngoje fare, duke harruar se ekzistojnë. Po nëqoftëse nga ana e tyre do të na vijë një kërcnim, atëhere ne do të presim Urdhërin dhe atëhere do të lahen hesapet, të vjetrat e të rejat, përgjithëmonë. Kështu flet djalëria.

*Minerva, 1935*



## Organizimi i Kaosit

*Çdo njeri, çdo popull, që të rrojë dhe të tregojë veten, më parë nga të gjitha duhet të organizojë kaos-in që gjëndet brenda në "Unin" e tij.*

*NIETZSCHE*

Ky është i 15-ti numur i Illyrisë. Nuk është zakoni ynë të vështrojmë ç'kemi bërë për të kënaqur atë dozë të vogël egoizmi që ka çdo njeri i gjallë. Nëse kthejmë vështrimin te puna e kryer, këtë e bëjmë për të caktuar më mirë shtigjet që do të rrahim nesër.

Të shumtë kanë qenë njerëzit, midis të cilëve edhe disá miq, që na patën këshilluar të mos fillonim botimin e kësaj reviste "se s'është koha..." Revista po mbush të katërtin muaj që botohet duke dhënë një provë të qartë se *vullneti i mirë* është m'i dobishëm se *skepticisma* e atyre njerëzve. Më vonë, të tjerë na kanë këshilluar që tëkufizohemi në zgjedhjen e lëndës dhe të mbajmë një *ton të pajtueshëm me delikatësinë e kohëve*. Këndonjësit e zgjuar e çmojnë se Illyria shpeshherë e ka kapërxyer pragun e dobësisë dhe ka thënë një tok fjalë që nuk janë përsëritur dëndur, gjithmonë për të mirën e shoqërisë shqiptare, ashtu siç e kuptojmë na këtë *të mirë*. Edhe në këtë rast kanë rarë përdhé këshillat e urta të këtyre miqve tanë, fatkeqsisht, shumë të urtë! Në radhën e tretë vjen një kategorí tjetër njerëzish, që nuk pajtohet me mendimet që ka çfaqur Illyria ose, që sidokudo, nuk i gjen të arësyeshme disá premisa llogjike të saj. Me këta njerëz ka për të vazhduar lufta ngjer në fund, e me qenë se është luftë idésh e parimesh, në të cilen nuk lot rrol kryesor paraja ose pozita, jemi të bindur se fitorja do të jetë nga ajo anë që i përket të jetë, historikisht dhe moralisht.

★★★

Në Illyrinë e numurit të shkuar botohej në vend të editorialit, një artikull i shokut bashkëpuntor z. T.

Zavalani, për të cilin premtonim se do t'i jepnim një përgjigjie në numurin e sotëm. E vërteta është se nuk patëm aspak në mend ndonjë përgjigjie në një kuptim polemik gazetar, sepse T. Zavalani nuk ká ç'të bëjë me asnjë nga kategoritë e sipërmendura dhe, sepse mosmarrëveshja në mes tonë, i detyrohet më tepër një farë *amour-i* të veçantë që ka ky intelektual i rí për parimin e intransigjencës integrale me punë ideologjie, sesa devocionit që paskemi treguar ne për hitlerizmin në artikullin "Shekulli i Djalërisë" që u botua më 13 maj.

Në atë artikull rastësisht është marrë si shembëll djalëria hitleriane, ashtu siç mund të qè marrë djalëria italjane, ruse, turke etj. Qëllimi kryesor i atij artikulli ishte të provojë se "vetëm djaleria është e zonja të bjë luftëra dhe përpjekje heroike për të krijuar gjendje të reja". Dhe se "të gjitha trubullimet e sotme në botë nuk kanë veç se një drejtim: "Diktaturë e frymës së ré *me format dhe ngjyrat që i përshtaten çdo vendi."* Dhe duke marrë djalerinë gjermane, si shembull, thoshnim tekstualisht: "Na mund të kemi shumë gjëra për të biseduar me një Nazi, mbase edhe për ta kundërshtuar, por, nuk do të kemi kurrë guximin të mohojmë..." e këtu rradhitnim disa shërbime, që na besojmë, se i ka bërë Hitleri popullit gjerman brenda këtij viti të qeverimit të tij. Evidentërisht na admiruam elementin e entusiasmit të asaj djalërie pa qëndruar aspak seriozisht mbi ideologjinë rreth së cilës veprohet. Është dinamisma e djalerisë gjermane, rregulli, disiplina ajo që vetë Nazít e kanë quajtur me fjalën e tyre të ré. "Gleichschaltung" (frengj. Mise au pas) që na entuzias. E kjo *dinamizmë* e ré shfaqet po me të njëjtat trajta si në Gjermaní, ashtu dhe në Rusé e ngjetkë. Prandaj nuk ka ç'të bëjë simpatia që mund të kemi për atë ose këtë ideologjí me këtë MJET që e përdorin të gjitha këto kombe bashkë, për të arritur, mbase, përfundime diametralisht të kundërta.

Me qenë se në artikullin tonë, pra, nuk keshëm bërë aspak fjalë për virtytin e "programit, rreth të cilit është mobilizuar ky entusiazëm" nuk ishte rasti të kuptoheshim si aderonjës integralë të asaj ideologjie. Aq të mira sa i njohëm na hiterlismit, ia kanë njohur edhe armiqtë e saj të deklaruar. E nëqoftëse ka njerëz që besojnë se regjimi Fashist është *vetëm e vetëm* forcimi i diktaturës kapitaliste, ka dhe shumë e shumë miliona të tjerë, që besojnë se nuk është *vetëm e vetëm aq*, duke lënë mënjanë ata milionat e tjerë, që besojnë se ky *forcim* ësht i dobishëm dhe i domosdoshëm. Sidoqoftë, biseda rreth kësaj pike është jashtë temës.

***

"Për një Ideologjí Shqiptare" është mbishkrimi i artikullit që botuam javën e shkuar. Përsa i përket pjesës së parë, në të cilën, T. Zavalani, bën një analizë të goditur mbi parimet udhëheqës, që duhen për qytetërimin e vendit tonë, kemi qenë dhe jemi plotësisht të një mendimi. Formula e "ritmis së nxituar" është bazë. Gjithashtu jemi të bindur se midis shumë faktorëve që veprojnë në kristalizimin e një ideologjie, janë me rëndësí të madhe edhe ata që ka rradhitur Zavalani. Sidomos fjalët e tij "ideologia dhe parimet organizonjës të djalerisë shqiptare do të burojnë nga realiteti shqiptar" përmbledhin një koncept themelor, nga i cili duhet të frymëzohet çdo nisiativë që merret në atë drejtim.

Aty ku ndahemi pakëz, është në pjesën e fundít të atij artikulli ku thuhet: "Të vemë interesën e përgjithëshme përmbí interesat t'ona personale qoftë duke sakrifikuar këto të fundit... Dhe kur ky parim të jetë bërë pjes integrante e karakterit t'onë... atëherë puna m'e zorshme, për sa i përket ideologjisë, është kryer".

Na besojmë se, më përpara duhet të kemi një ideologjí rreth së cilës të përqendrohet vërejtja e tërë shqiptarëve *mendonjës, vepronjës dhe ndjenjës;* vetëm përpjekja e fortë kulturale me një bazë ideologjike, mund të na e bëjë pjesë integrante të karakterit atë parim të madh. Historia na mëson se ay Parim është *rezultati* dhe jo premisa për një përpjekje me baza

ideologjike. Në fakt, po të jeshëm na sot, në lartësínë e duhur morale, që të sakrifikonim të mirën vetjake për të përgjithëshmen, nga pikëpamja sociologjike, do të jeshëm qytetarët idealë. Po sa larg jemi andej!

★★★

Shumkush, edhe na vetë, kemi përshtypjen se *kaosi është i plottë përsá u përket mendimeve dhe pikëpamjeve që ká djaleria shqiptare moderne.* "Që të gjithë një kambane i biem" bërtet Branko Merxhani nga mergimi në revisten "Minerva" të prillit dhe shton "çudia është pse nxjerrim zëra të ndryshme." Dhe me shkathësín e mjeshtrit vë gishtin mbi plagë: "Mbase, sepse nuk guxojmë, për këtë ose atë arësye, t'i quajmë gjërat me emërat e tyre të vërteta!" Dhe na sot shtojmë, mbase, pse nuk na janë shtrënguar rrypat aq sa duhet, që t'i quajmë gjërat me emrat e tyre të vërteta dhe sidomos të shikojmë te njeri-tjetri një shok të ngushtë, një bashkëpuntor, një njeri të dashur dhe të domosdoshëm. Nga kjo gjendje vjen kaosi i sotëm i mendimeve, deshirave dhe pikëpamjeve, dhe është për organizimin e këtij kaosi, për t'i dhënë një drejtim të caktuar, disa përkufizime të qarta dhe kuptimplote, që duhet të kemi një shtyp që të jétë i ndërgjegjshëm kundrejt këtyre problemeve të mëdhá shpirtrore dhe i zoti të lëshojë *dritë.*

Po për këto punë, a mund të kemi qysh sot një ideologjí, një program? Të shkruar në kartë mund të kemi më tepër se një. Na besojmë se nuk janë katër o pesë formula të vëna në kartë, që entusiazin njerëzit. Përkundrazi, është entuziasma e derdhur dhe virulente që konkretizohet në një program dhe më vonë në një ideologjí. Prandaj një nga shkaqet kryesorë për kaosin që mbretëron në rradhët e djalerisë intelektuale, nuk është siç pandehet nga shumë, mungesa e një programi të caktuar rreth të cilit duhet mbledhur dhe vepruar, por është *tendenca* që kanë përgjithësisht të rijtë shqiptarë t'i rebelohen çdo përqëndrimi, çdo bashkëpunimi, çdo lloj disipline dhe koordinimi të fuqive dhe ideve të tyre, për të përsëritur neologjizmën hitleriane, çdo Gleichschaltung-u, në emër të çfarëdo ideje ose parimi. Sepse jemi individualistë, egoistë, me ambicione të vogëla borgjeze të mirëjetesës personale, sepse nuk shohim përtej majes së hundës sonë dhe jeta për ne përmblidhet dhe mbaron brenda ditës që rrojmë, sepse nuk kemi traditën e të mèjtuari për *nesër,* sepse nuk e ndiejmë gëzimin e altruismës, sepse na mungon elementi i përgjithësimit, fuqia e abstraksionit që i japin jetës një kuptim totalitar; për ta thënë me një fjalë, na mungon ajo që është Mëma e të gjitha energjive dhe impulseve fisnike: ENTUSIAZMA.

Se si do të lindë edhe tek ne kjo *entusiazëm e bekuar,* është një problem i madh fort. Illyria do të mundë të thotë fjalën e saj më tutje, në kohëra më oportune.

*Illyria 1934*

## Kryeudha

Me përjashtime fare të rralla, djalëria intelektuale shqiptare e ka humbur pusullën, nuk është ulur të mendojë seriozisht mbi realitetin e këtyre kohëve që po jetojmë. Po të hynte ndokush, të analizonte shkaqet e kësaj gjendjeje, do të merrte përsipër një punë që nuk do t'i a delte dot në krye; dhe jo për mungesë zotësie shkencore, sesa për pamundësinë e kontrollimit të disa faktorëve psikólogjikë e politikë, që lidhen ngushtë me këtë problem dhe, që njohja e të cilëve, është konditë e domosdoshme për të arritur në disa përfundime të vërteta dhe pozitive.

Prandaj sot kemi vetëm një mundësi: të konstatojmë kaosin dhe të indovinojmë efektet që do të ketë në ditët që vijnë, bile edhe kjo e fundit është profetizim arbitrar.

Po edhe mbi këto punë është thënë gadi gjithë ç'mund të thuhej nga një pjesë e ndritur e shtypit shqiptar: Minerva, Demokratia, Ilyria. E sa do që janë thënë e përsëritur shumë gjëra, njerëzit janë aty ku qenë. Duket sikur në Shqipëri ka humbur çdo forcë e çdo vlerë *"fjala e mënçur"* IDEJA. Nuk është guxim, të thuhet se arritëm dhe ia kaluem materializmës amerikane, e cila është akuzuar se ka vetëm një masë për të gjitha vlerat: Dollrain. Bile, në Shqipëri, për veç kriterit të *parasë*, kemi dhe ndonjë tjetër, që është akoma më i ulët për hesap të moralitetit njerëzor...

Në këtë rast, do të dukej, se shtypi i pastër e ka përmbushur detyrën e vet dhe se tashti më duhet lënë punët të ikin në rrymën e tyre natyrale, duke e varur tërë shpresën te një fat i verbër, që gjoja i ka ardhur në ndihmë Shqipërisë në të gjitha momentet kritike të jetës së saj! Një mentalitet shumë simpatik ky yni, sepse tregon, që në fund të fundit, nuk jemi veçse orientalë me të gjitha tabutë relative dhe me një dozë të fortë fatalizme.



Po na që jemi në gji të oksidentit, ose do të pajtohemi me klimën e kësaj Europe madhështore, ose do të zhdukemi. Dhe puna e parë që do të bëjmë, është, të fillojmë të mendojmë oksidentalisht. Me pakë fjalë, të mendojmë racionalisht, pozitivisht në bazë të fakteve dhe të elementeve të kontrollueshme; çdo mënyrë tjetër shpie në përfundime të panjohura dhe të rrezikshme për jetën.

***

Duke ikur me të tilla çape të matura, pra, duhet të pohojmë se një nga shkaqet e kaosit të sotëm është, sigurisht, shkëputja që bëri nga gjiri i popullit klasa e re intelektuale. U shkëput dhe rrojti për vete e pas mënyrave të saj. Dhe populli ynë i vjetër e i varfëruar mbeti po aty ku kish qënë. E gjithë lëvizja jonë nuk e trazoi aspak shpirtin dhe mënyrën e jetesës së tij. Edhe në e trazoi ndopak, i trazoi vetëm xhepin, të cilin ia thau!

Të gjitha lajmet që vijnë nga krahinat në kryeqytet e nëpër qytetet e mëdha, ku është grumbulluar djalëria, kanë ngjyrën e përrallave të frikshme, të cilat ndihen vetëm për një çast dhe për një çast harrohen. Thonë se në disa malësi njerëzit flënë zhveshur dhe mbi dërrasa; thonë se kijameti bëhet për kripë, e cila konsiderohet si luks; thonë se katundari shpie 10 vé për një shkrepse; thonë shumë e shumë gjëra të tilla, të cilat i dëgjojmë dhe i përsërisim si ngjarje kineze, që s'kanë se ç'të bëjnë me jetën tonë moderne!

Nga të dëgjuarit e një përralle e gjer tek të jetuarit e saj fizikisht, ka një ndryshim të tmerrshëm. Kush ka vatur të jetojë, makar dhe vetëm për një muaj në një fshat, e di pak a shumë çdomethënë *jetë e popullit të vogël* dhe tragjicitetin e saj. Kush është mbyllur në shtëpinë e vet të mobiluar mbas *stilit të fundit*, nuk mund të ndiejë shumë gjëra nga këto që themi sot. Asqë ka të drejtë të quhet një anëtar i ndershëm i shoqërisë shqiptare.

***

Djalëria duhet të derdhet nëpër katundet. Duhet të futet në intimitetin e ndjenjave të popullit. Duhet

të jetojë, të njohë thellë dhe të flasë miqësisht me popullin e vogël. Kjo është *kryeudha* që mund të shëndoshë nga të gjitha pikëpamjet brezin e ri. Kjo është kryeudha që shpie në një fusion të lumtur të elementeve, në njohjen e thellë të problemeve të ndryshme shpirtrore e materiale të vëndit dhe në fitimin e zotësisë së nevojshme për zhvillimin e tyre. Sa më larg që t'i qëndrojmë popullit, aq më pak do t'a njohim gjendjen e tij, aq më tepër do të armiqësohemi me të.

Në fund të fundit atje lart në male fryjnë erërat krenare të pastërtisë dhe trimërisë shpirtrore. Vetëm atje lart do zhvillohen muskujt e llërëve tona, të rrahurat e forta të zëmrave tona dhe shkathësia guximtare e truve tona.

Kush ka vendosur të jetojë në këtë Atdhe, që përbëhet në shumicë dërmonjëse nga fshatëra dhe fshatarë, duhet të dijë dhe të dojë të rrojë brënda në to dhe në mes fshatarësh.

*Illyria 1934*



## Shekulli i Djalërisë

Problemet që ka zgjidhur djaleria në këtë shekull, luftërat dhe përpjekjet heroike të saj për të krijuar gjendje të reja, qëllimet e larta që ndjek dhe sidomos fuqia dhe entusizmi me të cilat vepron në jetë, njihen prej çdo shqiptari, që nuk e ka të kufizuar dijen e tij brënda kufive të atdheut. Ata nga ne, që kanë mundësinë të shikojnë se ç'bëhet dhe jashtë kufive tona, më një fjalë, çdo këndonjës gazetash ose rivistash të huaja, e di fare mirë se djaleria ka shtruar një problem, që është bërë çështja e ditës për gjithë vendet e qytetëruara të botës. Por, edhe këtu në Shqipëri, sado që mënyra ka qënë e vuvër dhe pa atë organicitet dhe qartësi stili, që është konditë e parë e çdo vepre të djalerisë, është ndier, her pas here, një farë zhurmé, një farë perpjekjeje, ndonëse nuk është shtruar gjer tashti si një problem serioz me të tëra shqetsimet dhe konsekuencat e natyrës saj.

Shekulli XX nuk shëmbellen me asnjë epokë tjetër të historisë së njerëzimit e, sigurisht, ky do të jetë dhe shkaku që problemet e sotme nuk janë shtruar kurrë ndonjëherë tjetër si sot. Që nga epoka glaciale, që detyroi njerëzit të përdorën mëndjen dhe të gjëjnë mënyra artificiale për të rrojtur, e ngjer tek Solomoni, njerëzimi përparoi fare pak, kaloi nga përdorimi i gurit, si vegël, tek përdorimi i ndonjë metali. Që nga Solomoni e ngjer tek Krishti, qytetërimi iku pakëz më shpejt, mëndja njerëzore filloi të ndritë dhe organizimi shoqror mori një farë zhvillimi dhe sistemimi. Që nga Krishti e gjer në të 15-tin shekull, bota përparoi pak e aspak për shkak të deviacionit nga qytetërimi helen dhe për arsye se e mbyti mëndjen njerëzore një farë misticismi dhe asketicismi, duke i prerë çdo hov mendimit racional objektiv.

Por çudia e të gjithë kohëve ngjau që nga shekulli i 15-të e këndej. Baconi, Descartes, Galileo, Lavoisier, Newtoni e sa titanë të tjerë të botës së re, i dhanë njerëzimit një drejtim të ri, një shpirt të ri dhe një

mënyrë ndiesie dhe mendimi të panjohur, veçse në një mënyrë naive prej grekërve të vjetër, të cilët duke mos pasur në mes të tyre një Gutemberg, nuk mundën të interesonin dhe të vinin në lëvizje, veçse trutë e fare pak njerëzve.

Në treqint vjetët e fundit njerëzimi përparoi me një shpejtësi fantastike, përrallore. Çlirimi shpirtror nga çdo lloj dogmatizmi, fitoret e pashoqe në lëmën e shkencës dhe të shpikjeve, revolucioni industrial në Angli, revolucioni shpirtror frënk, i dhanë botës një fizionomi krejtësisht të re, si nga pikëpamja e strukturës psikologjike, ashtu edhe nga ajo e mënyrës së jetës lëndore dhe e sistemacionit social e ekonomik.

Nga këto shkaqe, të cilat s'është nevojë ta themi, se i përmëndëm në një mënyrë të përciptë dhe të nxituar, shekulli XX është një shekull nervoz, materialist, pozitivist dhe çuditërisht reformonjës dhe rikrijonjës. Bota jonë është duke ikur gjithnjë me ritëm më të nxituar, me përpjekje gjithnjë më të forta dhe më të përgjakshme kundrejt formash më të përsosura shkencore, sociologjike dhe ekonomike. Tronditjet psikologjike të kohëve tona janë aq të mëdha, sa dhe krizat e ndryshme, që po shtypin njerzimin në udhën e tij të zorshme. Në fakt, është punë e vështirë të përcaktohet, cili është shkaku dhe cili efekti.

Popujt e botës së qytetëruar janë në ethe të forta, në shqetësime të mëdha. Disa prej tyre po sundohen akoma prej tradicionalizmës së thinjur dhe s'kanë guximin t'i përvishen kohës së ré me zëmër të hapët, me kurajo dhe energji. Disa të tjerë, duke filluar që nga amerikanët e ngjer tek turqit, që nga gjermanët e ngjer tek italianët e rusët, secili si pas mundësive dhe mëndësisë së vet, po bëjnë përpjekje të forta për të zgjidhur problemet e jtës, si mbas frymës së shekullit. Nga një herë duket, sikur drejtimet janë diametralisht të kundërta, sikur njëri është nisur për në polin e Jugut e tjetri për në të Veriut, për gjithë kjo mund të jetë një iluzion i pamjes. Në të gjitha rastet, një gjë është e pakontestueshme, se përpjekjet janë të forta dhe se në të gjitha këto vënde fati historik i qytetërimit të tyre është marrë në dorë prej djalërisë intelektuale dhe gruximtare prej asaj djalërie, që ka pronë eksluzive një fantazi të gjërë, një shpirt sakrifice dhe altruismi dhe, mbi të gjitha, një energji dërmonjëse për të kthyer në realitet idealet e saj të ndritura. Djalëria është e zonja të marrë vendime të mëdha dhe t'i zbatojë; ajo, me shpatullat e saj të gjëra, mund t'u qëndrojë burrërisht kohëve tona fantastikërisht transformonjëse dhe përparimtare.

Pa u dehur nga ekzaltimi dhe retorika, në dashçim të shikojmë faktet në tërë lakuriqësinë dhe ftohtësinë e tyre, do të mjaftojë për të provuar ç'u tha më lart, po të hedhim një sy në ato vënde, ku predominon fryma e ré dhe njëkohësisht në ato, ku sundon akoma në një farë kuptimi oksidental idareimasllahati! Fjala vjen, le të shikojmë Gjermaninë e Hitlerit dhe Francën e 70-vjeçarit Doumergue! Na mund të kemi shumë pika për të biseduar me një nazi, mbase edhe për ta kundërshtuar, por nuk do të kemi kurrë guximin të mohojmë se Hitleri, brënda një viti të qeverimit tij, u gjeti punë 3 milionë e gjysmë gjermanëve, ngriti prestigjin e Gjermanisë si një popull kryesor në botë dhe filloi përpjekjen heroike për të mbrujtur, nga një Gjermani e shtypur dhe e përbuzur, një perandori të madhe me ideale të reja të mëdha dhe me shpresë dhe bindje të patundur se do të lozë një rrol kryesor në fatin e shoqërisë njerëzore. Kurse mbanë tjetër, populli më simpatik dhe më revolucionar i kontinentit europian, Franca, akoma nuk na duket të jetë vënë në pajtim me kohët e reja, akoma nuk e ka gjetur ndërgjegjen që impozon shekulli, me një fjalë, akoma nuk e ka marrë frëthin në dorë fryma e re djaloshare e kohëve tona.

Po edhe në Francë, si në çdo vënd të qytetëruar të botës, përpjekja është e fortë. Të gjitha ngjarjet e fundit nuk na mësojnë gjë tjetër, veçse falimentin e plotë të sistemeve dhe mënyrave të vjetra. Të gjitha trubullimet e sotme në botë nuk kanë, veçse një drejtim: Diktatura e frymës së ré me format dhe ngjyrat që i përshtatet çdo vëndi.

*Illyra, 1934*

## Për një situatë të re

Ky është shekull i intelektualëve guximtarë, i realistëve dinamikë. Pesimistët, skeptikët, indiferentët, edhe në qofshin të kulturuar disi, janë të mbeturat e një epoke që perëndoi. Psikokonstruksioni i tyre nuk është prodhimi i këtyre kohëve, s'pajtohet në asnjë mënyrë me klimën e këtij shekulli.

Kurrë ndonjëherë tjetër në historinë e njerëzimit nuk kanë treguar atë gjallëri, që po tregojnë sot, popujt e ndryshëm. Kurrë ndonjëherë tjetër nuk ka patur *guximtarë të ndritur,* ashtu siç patën dhe kanë këto kohët tona. Në të tre kontinentet po fryjnë erëra të freskëta, të panjohura më parë. Njerëzit po mburojnë koncepsione të reja rreth botës dhe vetes. Idealet e reja po sulmojnë rreptas kudo.

***

Dëgjojmë të përsëriten fjalët: "Shqipëria është një spital i sëmundjeve psikologjike". S'na hyjnë në punë klithmat tragjike, që s'përcaktojnë asgjë. Na, duhet të ngulim trimërisht vështrimin tonë në *Shkaqet* dhe jo në *Effektet.* Duhet të caktojmë mirë vëndin ku qëndron *zëmra e së keqes* dhe pastaj t'i shpërvishemi punës me të tëra fuqitë tona për ta shkulur me gjithë rrënjë.

*Shqipëria jonë s'mund të përparojë e të qytetërohet, nuk mund të bëhet një shtet oksidenatl, duke pasur në krye të punëve të ndryshme shtetërore e shoqërore njerëz me mentalitete të ndryshkura, njerëz të gatuar në klimat e ndyta të së shkuarës sonë orientale.* Po mbushen plot gjashtë vjet, që kur shkruam këto fjalë herën e parë. Gjashtë vjet shkuan dhe s'kemi ndërruar mendim. Sot jemi akoma më të bindur, se është koha që punët e shoqërisë shqiptare t'i marrin në dorë krejt të rinjtë e pastër, të pakorruptuarit, ata që janë instransigjentë në parimet morale të shtetit dhe të individit.

Fundi, anët dhe maja vetë, ndjejnë nevojë dhe jappin shënja se duan të krijojnë një klimë të re, të rreptë, por të shëndetshme. Dhe të gjithë duhet ta kemi kuptuar më, se kjo mund të arrihet duke bërë, para së gjithash, një pastrim energjik të shtëpisë sonë, duke semplifikuar dhe racionalizuar punët, duke zmadhuar dritoret, që të shpëtojmë nga asfikësia e sotme dhe, ajo, që është vepra më me rëndësi, duke futur në muzeum, njëherepërgjithmonë, batalionin e kufomave lëvizëse, i cili është shkaku i të gjithë të zezave tona, përgjegjës për gjithë ç'nuk është bërë mirë, përhapës sëmundjesh morale të rrezikshme dhe, më në fund, gjëja më antiestetike që kemi në Shqipëri!

***

Fatalizma që ka mbuluar ca intelektualë nga tanët dhe s'i le të veprojnë, ashtu siç do të kishte hie, për zgjidhjen e problemeve të shoqërisë sonë, dëshmon mungesën e një personaliteti, të një vullneti ndër ta. Është më e preferuar anarkia e mendimeve, që krijon një atmosferë përpjekjesh të fuqishme, sesa ai unitet i pikëpamjeve dhe i dëshirave, mbrapa të cilit s'qëndron asnjë energji shtytëse për veprim. Mos gjetja e një mënyre ose e një mjeti për të ndihmuar në realizimin e një qëllimi të lartë, dëshmon pazotësinë, foshnjërinë e tyre dhe sidomos *frikën.* Me fjalë të tjera, edhe këta dominohen nga interesat ngjushtësisht personale të çastit. Ç'fatkeqësi dhe ç'turp!

Por sidoqoftë në zemërën e çdo kombi gjëndet një grusht djemsh shpatullgjerë, gjaknxehtë dhe trima, guximtarë në të zaptuarit e së bukurës dhe së vërtetës, trima në çdo lojë, të fortë në mendim dhe të tmerrshëm në luftën e jetës. Mbi këta qëndron shpresa e të tërë një kombi, sepse këta, veç nga gjithë të tjerët, e kuptojnë Atdhenë si shtëpi të tyre dhe jo një "Hotel" çfarëdo, pse këta, veç nga gjithë të tjerët, ndihen zotër të vendit dhe të çdo gjëje të mirë që është mbi të.

Në janë të paktë në dukje sot këta intelektualë guximtarë, këta trashëgimtarë besnikë të rracës, tufa-tufa do të jenë ata që do të dalin sot e tutje. Djaléria mori urdhër "të përgatitet si një fuqi kompakte". Pa

zhurmë u çel një faqe e re për historinë e jetës sonë kombëtare. Kush nuk di të marrë vetë pjesën e punës, që i takon në këto kohë, s'ka për të ditur kurrë t'i caktojë jetës së tij një qëllim.

Puna që duhet të bëjmë, është të krijojmë një frymë të re, një klimë të fortë në Shqipëri. Kjo bëhet duke luftuar rreptas të vjetrën dhe duke paralizuar krejtësisht ruajtësit e saj.

*Minerva 1933.*



## Kriter

Si do ta njohim dhe do ta gjykojmë një njeri? Po të jemi tregtarë, do ta masim me shkathtësinë e tij në punët tregtare dhe me sasinë e parave që disponon. Po të jemi ushtarë, do ta gjykojmë nga masa e guximit dhe zotësia për të komanduar. Po të jemi mjekë, avokatë, inxhinierë etj., do ta gjykojmë nga kultura që na duket se ka dhe nga veprat që ka bërë në degën e tij. Po të jemi politikanë, duhet ta gjykojmë nga shkathtësia mendore e tij dhe nga elementët që përbëjnë karakterin e tij. Kështu ngjet në të gjitha rastet. Gjykimi që mund të japëm na për një njeri, nuk mund të quhet plotësisht objektiv dhe i paanshëm. Sepse, për shembull, po të jemi tregtarë, të gjitha propabilitetet janë që gabojmë në të gjykuar vlerën dhe zotësinë e një ushtari. Të tjera janë kriteret tona, të tjera janë vlerat e subjektit që do të gjykojmë. Në rastin më të mirë, vetëm gjykimi i dhënë për një koleg në profesion, mund të ketë një farë thellësie dhe vërtetësie.

Dhe sidomos në ditët tona kjo punë është bërë shumë e zorshme, sepse njerëzit janë bërë shumë artistë! I bëshëm, i veshur më së miri, impozant, me një seri fjalësh të zgjedhura dhe të mësuara për mënç, në mënyra dhe sjellje aristokratike, me një farë bujarie në pritje e përcjellje, me një buzëqeshje mekanike, që përsëritet me vënd e pa vënd, me lavdinë e asaj ose kësaj pozite që ka pasur, ose që ka, shkurt, një njeri i tillë, sado artificial, sado i varfër nga trutë, i dobët nga karakteri dhe i pavlefshëm nga çdo pikëpamje, ta bën punën të zorshme, të humbet gjurmët dhe e gjithë përpjekja e tij është të të mos të të lerë t'i hysh brenda në haurin e tij të ftohtë e të ndyrë. Përparësia e një njeriu të tillë, që ka vetëm një zotësi, të mëshehë asgjësinë e vet, mund të gabohet edhe një ekspert, nëqoftëse të tillë ka...

Ne duam të ndjekim një udhë, që s'gabon në punën e njohjes së njerëzve, të kemi një kriter të shëndoshë, që të punojë mirë, duhet, (dhe fjalën e kemi për këtu ndër ne..) që më përpara nga të gjitha, të mos nxitohemi në dhënien e gjykimeve në bazë të paragjykimeve tona ose të të tjerëve, në bazë thashethemesh, legjendash ose opinionesh të pakontrolluara imtësisht. Dhe gjëja kryesore, që do të mundohemi të njohim te njëri tjetri, nuk është as inteligjenca e tij, as pozita, as e shkuara, as e ardhmja, as veshja, as mënyrat, po karakteri. Dhe gjëja e dytë, që duhet të kujdesemi të njohim, është vullneti. Në radhën e tretë vjen kultura, megjithëqë kjo ka influencat e veta mbi dy të parat.

Përveç këtyre tre elementeve, nuk na intereson të dimë gjë tjetër për një njeri. Edhe në takoftë që të dimë gjë tjetër, kjo mund të ketë vetëm një vlerë ilustrative për ato tri të parat.

*Illyria, 1934.*



## Masa dhe Ajka

Nëqoftëse nuk janë në shumicë absolute ata njerëz që interesohen për punët e përgjithshme, kjo nuk humbet aspak luftën e tyre dhe përkundrazi, e bën më të shenjtë e më të vlefshme.

Virtuti dhe vesi mu këtu e kanë kyçin e rrugës që i ndante në dy drejtime të kundërta. "Masa" ësht gjithnjë "masë", kurse "Ajka" qëndron më lart dhe drejtohet prej atyre që, duke qënë një pjesëtar i saj, ndjehet më lart, shijon dhe vuan nga efekte të pandjeshme prej "masës"; shkurtaz jeton në një sferë morali të lartë dhe intelekti, ndërsa turma, e dhënë mbas fitimit të jetës dhe qejfeve, s'jep asnjë shenjë ndjesie për punët, q nuk efektojnë atë vetëm si individ.

Pikërisht këtu qëndron ndryshimi midis "masës" dhe "ajkës". Njëra interesohet për punët e përgjithshme dhe jeton në një atmosferë, që s'e le të merret me gjë tjetër, dhe tjetra bën jetën e qënies së gjallë, që intelektualisht nuk llogaritet.

Çështja u vu mirë, mbasi atyre që dinë të vishen mirë ose të radhitin një tok fjalë të mira e të bukura, mbas mëndjes së tyre nuk u mbështet udhë të premtojnë se janë të kulturës së kulluar, mbasi, për të qënë të tillë, duhet ta provojnë, dhe prova më e bukur e më e lartë është ajo, kur ata interesohen për punët e kolektivit, dhe jo vetëm të interesohen, por dhe të punojnë me sa të jetë e mundur.

★★★

Nuk mohohet prej askujt se çdo Atdhe i sotëm, sado i qytetëruar qoftë, dhe më i qytetëruari, ka "masën" që nuk shikon gjë tjetër, veçse jetës së tij materiale dhe seksuale. Por në anën tjetër, ka dhe një grup shumë herë shumë të madh, që ndjen përgjegjësira dhe me kujdes e mendje e drejton turmën nga rrugët e sigurta të lumturisë. Por këtë s'mund ta bëjë një njeri, duhen shumë njerëz me disa ose me një njeri të madh në krye.

Një ditë bisedoja me një zotni, që ka banuar shumë kohë në Angli dhe, që deri-diku e njeh atë vend të çuditshëm. Më tregonte, me bindje të plotë, se "masa" në Angli, që s'interesohet për punët e kolektivitetit, është sigurisht, më e madhe proporsionalisht me atë të Francës dhe Italisë. Pra, vetvetiu vimë në përmbylljen, që grupi imponent që drejton atë imperatori, në gjithë aktivitetet shoqrore e politike ka arritur kulmin e kulturës dhe dijenisë së sotme dhe prandaj mahnitemi kur shikojmë madhështinë dhe zhvillimin e atij kombi, aq të përparuar. Ndjenja e detyrës dhe, më tepër, ajo e detyrës ndaj kolektivitetit, që është Atdheu, është e madhe dhe thellësisht e rrënjosur në karakterin engles.

Ne, më duket, por dhëntë zoti qofsha i gabuar, nuk po japim shenjë se kemi zënë një rrugë të tillë akoma. Në ditët e pushimit kafet tona janë mbushur me njerëz që s'bëjnë tjetër, veçse tymosin dhe lozin letrat gjithë ditën. Nëpunësit, të flasim përgjithësisht, që janë elementi intelektual dhe i vetmi pothuaj, siç ngjet në çdo vend që ësht mbrapa nga çështja e qytetërimit, nuk japin asnjë shenjë jete nga pikëpamjet që thamë, por në çastin që nuk është kohë zyre, përzihen dhe humbasin në turmën, duke u hedhur, natyrisht, në vese.

★★★

Nuk gënjej, se do ta ketë dëshmuar dhe këndonjësi im, se ka një tok nëpunës, dhe shumë bile, që jo vetëm nuk zënë libër me dorë, por nuk këndojnë as gazetën që u vjen. Nuk i intereson gjë tjetër të dinë, veçse mos ndërrohet superiori ose ministri i tyre dhe i nxjerrin nga puna. Për këtë gjendje nuk duhet vetëm mërzitur, por duhet vajtuar, mbasi s'paska një njeri sot në kryeqytet që të marë një inisiativë për t'i zhdukur këtë apati, duke filluar nga nëpunësit, të cilët rroga i lidh me një lloj disipline tek instituti që quhet "Shtet", që këta nëpunës në kohën e pushimit të mblidhen dhe të përfitojnë nga konferencierë të shquar ose me çdo mënyrë që është shpikur gjer sot të zhvillojmë mëndjen e tyre nga drejtime të pastra dhe të dobishme, duke lënë mënjanë dhe përgjithmonë, shumica e tyre, letrat e kafeve, rakinë etj.

Është tama koha të bëhet një gjë e këtillë me çdo formë qoftë, mjaft që të japë përfundime të mira.

Duhet nisiativë dhe vullnet për të filluar një të tillë punë dhe ca më tepër karakter moral për të mbajtur fjalën ai që do t'a marrë përsipër zgjidhjen e kësaj çështjeje.

Me gjithëkëto fjalë që thashë, ia bëj të zorshme punën dhe të rrezikshme udhën atij, që do të guxojë të marrë përsipër një të tillë ndërmarrje, por jam i sigurtë se ndërmjet atyre njerëzve, që interesohen për punët e përgjithshme, do të jenë disa, ose një, që të ketë guximin dhe cilësitë të fillojë nga puna, mbasi duke bërë kështu, i shërben në mënyrë fare të prekshme vëndit të tij. Kombet e botës kanë pasur një tok njerëz të tillë me ndjenjën e lartë të sakrificës, prandaj kanë përparuar, këtë na mëson historia dhe realiteti i sotëm.

*Ora, 1930*

## Rrecka të vjetra plot sëmundje

Aty shpejt më thirri një "i vjetër" që dikur ka qënë dhe ministër dhe mbasi më pyeti për një punë të ditës, më bëri dhe këtë pyetje: "A ti bje Borealis, që ke shkruar disa artikuj këto ditë në Arbërinë? Kur më thanë për ty, nuk e besova!"

"Unë jam" i thashë. "Po nuk trëmbesh se të pushojnë?"

"Unë nuk trëmbem" i thashë, "po duhet të të falenderoj që u trëmbke zotrote për mua. Kur shfaqet një mendim për të mirën e përgjithshme, fati im nuk llogaritet. Unë jam një molekulë e vocër me ndjenjën e sakrificës dhe të përkushtimit, kur e kërkon ideali kombëtar. Unë nuk do ta quaja as guxim këtë, që zotnia e juaj quani kaq të rrezikshme për një njeri. Veç kësaj, unë kam folë për vleftësimin e elementeve të reja. Kjo është vija qendrore, pika kardinale e programit të shpëtimtarit të kombit; atëhere jam edhe më i fortë".

Përpara një çfaqjeje të tillë "i vjetri" s'pat ç'të thosh dhe përnjiherësh bëri një tentativë të dytë: "Ti ke thënë se Imperatoria Ottomane ka qenë e degjeneruar, e korruptuar dhe prandaj u shkatërrua; që të mund të flasë njeriu mbi këtë Imperatori, që niste nga Vjena e mbaronte rreth e përqark në Spanjë, duhet të paktën të ketë studiuar historinë politike të këtyre kohëve, e ti a e ke kënduar?"

"Të më falni, zotni, por s'kini të drejtë. S'kujtoj pse është nevojë të dijë njeriu. "Historin politike" të Imperatorsë Ottomane për të thënë se qe e korruptuar dhe e degjeneruar. Prova më e bukur, që kjo qeveri ka qënë e prishur dhe e demoralizuar, gjendet këtu. Shikoni mentalitetin dhe karakterin e nëpunësve, që përgjithësisht trashëgojmë nga Turqia: korrupsion, oportunizëm, hipokrizi, janë tre elementët që i sundojnë. Shikoni veprat e Turqisë imperiale në këto vende, që i mbajti 500 vjet nën sundim. A nuk mjaftojnë?..."

Pikërisht, sepse i përshtatej edhe vetë zotnia rastit, filloi të më bëjë fjalë për mungesën e eksperiencës së djalërisë në punët e shtetit, duke thënë, më në fund, se reformat që kërkojmë ne të rinjtë, bëhen me rehat e mengadalë.

"Keni të drejtë", i thashë, "por, si do qoftë, nuk duhet t'i lëmë fare mengadalë, se s'kemi për të arritur gjëkundi". Mbasandaj u ndamë, por pak të ftohtë me njëri-tjetrin.

Mendoja me vete se sa i tmerrshëm është kontrasti midis mëndjes së vjetër dhe asaj së resë. Nuk ka asnjë mundësi bashkëpunimi midis mëndjes së vjetër dhe asaj së resë. Nuk ka asnjë mundësi bashkëpunimi midis tyre. Njëra është negative, pesimiste, tjetra është pozitive, optimiste. S'mund të bëhet asnjë marrëveshje, asnjë kompromis.

Mendja e vjetër, e dhënë gjithë jetën mbas 'bukës", mbas sigurimit të jetesës, nuk mund të transorformohet sot. Është jashtë çdo llogjike një kërkesë e tillë. Ajo do të vazhdojë të jetë e tillë, ngjer në varr, na mos qoftë e mundur, dhe më tutje. Ajo i di të gjitha dinakëritë, të gjitha oportunizmat dhe hipokrizitë e jetës dhe s'e ka për turp t'i zbatojë, kur e kërkon e mira e saj, ose pasurimi i xhepit. Kur bisedon me të, të dridhet si gjarpëri, të mban pozën e një mendjethelli, s'e ve dot kurrë përpara alternativës të të thotë një frazë të qartë "po" ose "jo". Nuk është mësuar të jetë ballëhapët në jetë, të thotë të vërtetën dhe të qëndrojë për të. Për të thënë të drejtën, në më të shumtat e rasteve, duhet guxim, gjë që mëndja e ndryshkur s'e ka provuar asnjëherë në jetë. Guximi dhe sinqeriteti, dy cilësitë kardinale, që i duhen një burri në jetë, u mungojnë këtyre fantazmave të mbetur nga kohët që mundohen sot të bëhen burra për hatërin e xhepit dhe për të keqen tonë. Këta nuk mund të konceptojnë se ka njerëz midis nesh që për një qëllim të lartë, vënë në rrezik interesat indivuduale; thuaju ti sa të duash se ka njerëz që japin dhe jetën për një ideal. Të drejtë, të mirë, nuk ka për ta. Sigurimi i bukës është qëllimi i fundit.

Eshtë e domosdoshme, që të hidhen mënjanë këto rrecka të vjetra plot sëmundje. E kërkon e mira e Atdheut e duhet ta kuptojnë dhe vetë, më përpara se t'i bëjnë të tjerët të kuptojnë.

*Arbënia, 1930*

## Duhet organizuar Jeta dhe Puna e Mendjes

Më një shtator1931 shkruanim se Shqipëria ësht Një FAT, Një e DREJTË dhe një ARSYE. Quajtëm FAT, rastin e plakut Ismail Qemal që u rregullua jeta dhe puna në mënyrë që të shpallë indipendencën shqiptare në atë vit. Pak më vonë ose pak më përpara, donte të thoshte një dështim. Këtë pikëpamje tonën na e forcoi dhe mendimi autoritativ i një shefi seksioni të Ministrisë P. Jashtme të Austrisë, i cili me rastin e 28 Nëntorit që kaloi, botonte një artikull në fletoret tona duke pohuar se zgjedhja e asaj date për të shpallur indipendencën, ishte më të vërtetë një Fat.

Qënia e Shqipërisë një Shtet më vete është një e DREJTË. Një popull trimijëvjeçar, që ruan në shpirtin e vet një grumbull instiktesh të rracës së vet, meriton të rrojë dhe të zhvillohet më vete. Një popull, në gjuhën e të cilit foli Homeri dhe Greqia klasike, Greqia, mendimi i së cilës u bë fondamental për qytetërimin e perëndimit, ka të DREJTË të madhe të rrojë sot si Komb më vete dhe i lirë nga çdo pikëpamje.

Qënia e Shqipërisë së lirë nuk është vetëm një Fat dhe një e drejtë historike, por është dhe një ARSYE politiko-gjeografike. Me këtë duam të themi se, sikundër qëndrojnë sot punët ndërkombëtare, ndjehet nevojë që të ekzostojë një "Albania" më vete.

Gjer këtu dialektika jonë duket të jetë e shkëlqyer dhe e kënaqshme, sepse nën këtë aspekt që e muarëm ne Shqipërinë, nuk është veçse e shkëlqyer dhe e kënaqshme. Fillon të na turbullohet pakëz arsyetimi ynë, kur ndërrojmë pikëpamjen dhe shikojmë punët e sotme sikundër janë. Shkurtas ngatërresat lindin, kur i bëjmë vetes pyetjen e një "Shqiptari të madh" "Shqipëria u bë apo e bënë shqiptarët? Duam të themi se a ka arritur vlefta e shqiptarëve të sotëm të jetë e tillë që të "DREJTËN" për një Shqipëri të lirë, të mos e mbështesim më, në faktorët etnikë, historikë dhe providencialë? Po të mbështesim ashtu siç e do koha dhe mendësia e re, në gjallërinë tonë shpirtrore dhe lëndore në fuqinë formidabël, që rezulton nga bashkimi ynë?

Kjo është pika që duam të goditim.

Sinqerisht na, e ndjejmë se puna është e vështirë. Për të bërë këtë diagnozë kërkohet një zotësi e lartë, që të mos tërhiqet nga sensacione dhe paragjykime. Në një rast të tillë Arsyeja duhet të veçohet nga iluzionet, erëart dhe rymat e ditës. Vetëm kështu do të mund të gjendet dhe do të sistemohet e vërteta për mbi të gjitha opinionet të shfaqura gjer sot për sentimentalizëm ose oportunitet.

Shqipëria prodhoi krijonjësin e historisë por, nuk ka prodhuar akoma historianin e saj. Punëtorin e madh të mëndjes, që të mund t'i shfaqë me pasqyrën e tij, fytyrën e saj të çastit. Është për këtë mungesë që sot gjejmë në rrethin e shoqërisë sonë disa çrregullime dhe anomalira nga një anë të pafalshme dhe nga tjetra qesharake! Gjejmë njerëz optimistë ekstremë mbi punët tona dhe të tjerë të mbytur nga një lloj pesimizme demoralizonjëse. Secili shkon mbas mëndjes së vet. Mungon drita, dhe na, s'e gjejmë dhe s'e gjejmë, dhe s'njohim dot veten. Nuk dimë me saktësi nëse kemi arritur në atë shkallë, që të meritojmë atë që kemi!

E para e të gjithë punëve, për ne, është zhdukja e këtij disorganizimi, që sundon sot në klasën e njerëzve të mënçur dhe me shpirt. Kërkojmë që të organizohet jeta e mendjes prodhonjëse. Problemet tona shoqërore nuk mund të zgjidhen pa u njohur dhe nuk mund të njihen pa u studiuar nga punëtorët e mëndjes.Zyrtarët, drejtorët, shefat dhe ministrat mund të dinë dhe bëjnë shumë, por s'mund të bëjnë kurrë mirë, atë që është e domosdoshme dhe jetike pa u studiuar dhe rrahur imtësisht nga njerëz të tretë dhe të painteresuar. Në këtë Shqipërinë tonë tëvogël dhe të re, nuk ka

sundonjës dhe të sunduar. Duhet të jemi një turmë e madhe punëtorësh pa distinksione të as ndonjë natyre.

Në pesë qind nëpunës që ka Tirana sot, 100 vetë mund të quhen "punëtorë të mëndjes". Ka dhe disa që s'janë nëpunës. Ësht mirë që këta të mblidhen bashkë një ose dy herë në javë. Të flasim dhe të shoshitim çështjet dhe problemet tona shoqërore. Të botojmë një revistë të shëndoshë nga çdo pikëpamje, e cila, për fuqinë e mendimit dhe të arsyes, të impozohet. Problemet tona të pyjeve, të bujqve, të tregtisë, të industrisë, të bagëtisë, të demografisë etj. etj., kërkojnë punë e mendime shumë serioze.

Që të mund të arrijmë që e Drejta e qënies së Shqipërisë "e lirë" të impozohet dhe të burojë nga merita dhe gjallëria jonë shpirtërore, duhet të organizojmë jetën dhe punën mendore. Kjo do të jetë shpëtimi ynë. Përmes kësaj punë na do të mund të shquajmë njërëzit që na duhen dhe meritojnë të jenë në krye të punëve tona. Sot s'kemi asnjë kriter, përveç tradicionalizmës! Vetëm një punë e tillë do të mund të na japë sigurimin matematik se u bënë dhe shqiptarët.

Po të mendojmë mirë e thellë, do të shohim fare qartë se shkaku i të gjitha të këqiave tona, i gjithë fatkeqësive të çdo natyre, qëndron esencialisht tek moszgjidhja e kësaj probleme që paraqitëm ne. De na, i vijmë rreth e përqark me profka, lajka, tallje dhe FRIKË.

*Ora, 193?*



## Vobeksia e intelektualëve tanë

Besoj se vetë natyra i ka prerë njerëzit të ndryshojnë nga njëri-tjetri. Përmbi këtë shtohen dhe efektet që prodhon mënyra e rritjes dhe e zhvillimit shpirtëror, moral dhe intelektual. Kjo varet eksklusivisht nga "rrethi" në të cilin njeriu rron. Sidoqoftë bota e shkencëtarëve është e ndarë dhe e shpërndarë mbi misterin e natyrës njerëzore. Ajo që njihet unanimisht si e vërtetë e pabisedueshme, është, që njerëzit janë çuditërisht të ndryshëm nga njëri-tjetri, mendojnë dhe ndiejnë çuditërisht ndryshe. As një graduatore, asnjë ligjë, sa do me zotësi qoftë e përgatitur, nuk mund të na japë një ide të ndryshimësisë shpirtërore të njerëzve, që përbëjnë një kolektivitet. Është një fenomen i pakontrollueshëm. Është një fenomen, për njohjen e të cilit, vetëm një intiusion i zhvilluar mirë, mund të shërbejënë ndonjë farë mënyre.

Punë e vështirë, pra, por e domosdoshme. Na shqiptarët duhet t'i ngulim sytë me trimëri në problemet e vështira, që janë njëkohësisht çështje jetike për qënien tonë si komb më vete. Nëpërmjet të eksperiencës së popujve të vuar, duhet të shquajmë kthjelltësisht plagët kryesore të shoqërisë sonë; të zbulojmë shkaqet dhe t'i luftojmë me energji dhe vazhdim, ashtu siç kanë bërë gjithë popujt guximtarë që rrojnë e mbretërojnë dhe sot e gjithë ditën.

Këto janë punët e mbara që pret kombi tash për tash nga ajo pjesë jona, që është koshiente për qënien dhe misionin e saj në jetë.

★★★

Pikërisht ajo që shkëlqen së çaluari, ose më mirë, së bëri "hiç gjë" ndër ne, është ajo pjesë, që ka një përgatitje kulturore dhe që presupozohet se është konshiente.

Me fjalë të tjera dhe të shpërdoruara dëndur: Klasa intelektuale e re. Thashë *të shpërdoruara dendur*, sepse nuk mund të besohet që një klasë njerëzish të jetë *intelektuale* në kuptimin e ngushtë të fjalës dhe në një

kohë e sipër të mos i ndihet eksistenca, veç si një barrë e rëndë financiare për shtetin dhe popullin. Është punë më e mënçur t'i themi vetë më kohë këto gjëra, para se të na i thotë, me mënyrat e tij, populli ynë i zgjuar dhe i urtë. Flegmatizma, ataraksia spirituale dhe hedonisma në të cilën është e zhytur sot kjo klasa jonë intelektuale, përbën një nga plagët më të mëdha të shoqërisë sonë. Ata që mundohen ta justifikojnë këtë gjëndje, mbrojnë veten. Tërë shpresa ka mbetur tek ajo pakicë, që përpiqet të dalë nga ky pellg degjeneronjës dhe mbytës.

Mungesa e simpatisë për njëri-tjetrin qëndron në krye. Klasa jonë intelektuale i shëmbëllen një grumbullimi ambasadorësh të kulturave që ndodhen në tërë faqen e planetit. Do të kemi shqiptarë, besoj, që të kenë studiuar edhe në Zhapon ose Brazil. Dhe siç ngjet me ambasadorët për punë titujsh, punë pozite dhe provenience, ashtu ngjet dhe me këta tanët për cilësitë e vendeve ku kanë studiuar dhe për lartësinë e kulturës së atij vendi. Një student, që kthehej nga Gjermania, aty pardje, pati guximin të thotë në mes të disa studentëve të kthyer nga Italia se, djemtë shqiptarë, që mësojnë në Itali, nuk e mësojnë aq mirë latinishten, sepse profesorët gjermanë të kësaj gjuhe, janë botërisht të njohur si latinistët më të mëdhenj të botës!...

Pa hyrë të bisedoj faktin që ndryshimësia e vëndit ku është marrë kultura nuk duhet të shkaktonte paragjykime dhe apati për nëjri-tjetrin, përnjëherësh do të pohoj se të paktën këtu në Tiranë, ku gjenden disa qindra njerëz që kanë studiuar jashtë, realiteti është ai që thashë më sipër. Ata që kanë studiuar në Gjermani dhe Austri, rrinë të patrazuar mënjanë; të Francës dhe Italisë mbanë tjetër, të Anglisë dhe Amerikës herë bashkë, e herë veç e kështu e tutje vazhdon, gjersa të arrijmë tek ai që ka studiuar në Brazil, i cili qënkësh i destinuar të rrijë në vetmi, por dhe ky një vetmim krenar dhe aristokratik!...

Të gjithë këta grupe përbëjnë një sasi ishujsh të akullt (icebergs) kulturor pa lidhje dhe pa ndonjë marrëveshje në mes tyre. Përkundrazi, haseti, mëria, tallja dhe përbuzja mbretërojnë shkëlqimtarisht. Antipatia nepërkë s'lë rast pa nxjerrë gjuhën e saj të vogël, por helmonjëse...

...Për këtë shkak nuk është e mundur të organizohet një luftim sistematik i analfabetizmës së njerëzisë sonë. Për këtë shkak nuk mund të bëhen botime të vlefshme; për këtë shkak nuk mund të bëhet, që zëri i qëruar i arsyes dhe i kulturës të predominojnë mbi të tjerat. Për ta thënë më shkurt, këtu qëndron pengimi më i madh për organizimin e jetës kuklturore të vendit tonë, që është njëkohësisht kondita kryesore për gjallërinë e kombit dhe e vetmja detyrë që ka klasa jonë intelektuale e sotme.

Thashë në fillim se natyra i ka prerë njerëzit të ndryshëm. Duke e konfirmuar, shtoj se kultura e vërtetë nuk ka detyrë më të shenjtë se këtë: Ta bëjë njerinë modest, tolerant, të shoqërueshëm dhe një simpatizonjës të sinqertë të çdo shoku ose njeriu që ka qëllime të mbara dhe të shëndetshme. Kur nuk jemi të zotë të eliminojmë efektet e kundërshtimeve të vogla, që kemi në mes tonë, cilidoqoftë burimi i tyre, për të arritur një qëllim të lartë e të përbashkët, nuk bëjmë tjetër, veçse proklamojmë haptas vogëlsinë tonë shpirtërore dhe mendore, kotësinë e shpenzimit që u bë për edukatën dhe zhvillimin tonë mendor.

Populli me gjuhën e tij naive, por kuptimplotë ka të drejtë të thotë: Askush nuk e ha më haram bukën në vendin tonë se klasa intelektuale...

Jam i bindur se do të vazhdojë dhe për shumë kohë gjendja e sotme. E tillë është natyra e punëve. Greqia e vjetër u bashkua dhe ndjeu madhërinë e saj në luftrat Persiane. Në të tilla raste, i tillë është mësimi që na jep historia e njerëzimit. Vetëm grushte të forta, të dhëna pa mëshirë, do të mund ta sjellin në vete, do ta tmerojnë nga realiteti i mëkateve të saj këtë të famshmen klasë intelektuale shqiptare

*Minerva, 1934.*

## Detyra

*Vite më parë, dy nga trupi botonjës i këtij organi, shtypnin në një revistë të tyre një artikull me mbishkrimin "Për n... horizonte të ra". Sado që kanë shkuar katër vjet, duket qartazi se aspiratat dhe detyra e sotme të asaj klase, që është koshiente kundrejt problemeve të mëdha shpirtërore të vendit tonë, janë po ato, që përmblidhte me mjeshtri stili dhe fryma e atij artikulli; prandaj, sot në fillim, përvetësojmë pjesën më me rëndësi të atij artikulli dhe e bëjnë fjalën e parë të Illyrisë*

Po qëndrojmë në mes të një gryke të ngushtë. Prapa nesh gjithë errësira e një tragjedie historike të hidhur po shkrin brenda në vajtimin melankolik të *brezave pa gjurmë*. Vetëm trimëritë heroike të periodës 1444-1468 po qëndrojnë si ndonjë monument i ndershëm dhe vetëm brenda në vogëlsirat e asaj kohe. Atje lart, në majën e lavdueshme të kështjellës legjendare po dridhet fryma kryelartë e të *Vdekurit* të fundit. Buzët hyjnore të përjetësisë po këndojnë këngën e lavdisë kombëtare sipër mbi kufomën e tij të shenjtë. Më 1444-1468 një qëllim si ai, për të cilin luftoi një Gjergj Kastriot, ishte tej për tej sipas ëndërrave të çdo *ideologu*. Nuk kishte flamur më fisnik për atë kohë. Lufta e dëshpëruar e atyre heronjve mbetet e ndershme përherë, siç është i ndershëm për çdo kohë ai që lufton skllavërinë.

Po ëndrra e asaj kohe të largme për ne sot u bë realitet. Shqiponja dykrerëshe po valon si nonjë poemë epike shkruar me gjak në agimin e freskët të veriut. Independenca kombëtare nuk është mit. Tani kemi një shtet dhe një Mbret dhe bile një Mbret të ri përparimdashës dhe gjenial. Koha e sotme nuk na thërret më në luftra për *çlirim mendor*. Për fitoren kundër *padis...* për triumfin e *qytetërimit*. Për realizimin e *rilindjes shoqërore* të kombit.

★★★

Që tani fillon një etapë e re. Rezistenca heroike e atërve tanë, lëvizjet kundër shkelësve të huaj dhe tiranëve po mbushin faqet më të lavdërueshme të Librës së të Shkuarës. Ky libër është si një thesar i shenjtë i aktivitetit kombëtar. Të gjithë ata, që muarën pjesë në përpjekjet çlirimtare të periodës së afërme, d.m.th., veteranët kombëtarë, si dhe ata që kontribuan me sukses në veprën e konsolidimit të ekzistencës sonë shtetërore, kanë një vend të lavdërueshëm në këtë libër. Po ky libër i përket në historisë. Dëshirat tona të sotme nuk mund të kenë as ndonjë lidhje me dëshirat e saj. Sikur njeriu të shpërngulë njerëzit e pesë shekujve të fundit në epokën tonë dhe né në të tyren, do të shohë shumë mirë sesi e sa ndërrojnë menjëherë edhe ideologjitë.

Ideologjitë kombëtare nderojnë me kohën. Po punë për luftëra ka në çdo epokë. Pas fitores së rivendosjes *materiale* të prestigjit kombëtar, fillon puna për fitoren e *rivendosjes morale* dhe të *organizimit të brendshëm*. Bashkë me kohën ndërron edhe forma e luftës. Jeta e re ka nevojë për *ideale të ra*, për *qëllime të ra*, për *mjete të ra aktiviteti*. Gënjehen haptazi ata, që mendojnë se dita e themelimit të indipendencës shtetrore është dita e fundit për përpjekjet kombëtare. Për ne është dita e parë. Që prej saj fillon puna esenciale, e vërtetë, krijonjëse e formimit moral të *ainamismës shoqërore* të kombit. Dhe mjete që u përdorën tjetër herë për arritjen e përfundimit të lavdërueshëm të luftës çlirimtare, dëshira e së shkuarës, *patriotizma romantike* - këtej e tutje mbeten të pazonja, të mangëta dhe, bile, shumë herë, negative, që të mund të kontribuojnë me sukses në rrënjosjen më të thellë dhe përfitimin më të madh të Lirisë së realizuar. Është nevojë, kondità, bazë e kohës së re, të zhduket krejt *romantisma* që t'i leje vëndin *positivizmës*, e cila vetëm ka fuqinë të japë dritë dhe frymë për krijimin e *realitetit të ri*. Fotore dhe lavdi do t'i japin periodës së sotme të rinjtë me kulturë, që me kurajo dhe entusiazëm po punojnë rreth tryezës së punës mendore: *Problematiciteti* i Jetës Kombëtare i është besuar intelektit të tyre.

★★★

Hidhni një sy në trashëgimin mendor të së shkuarës. Sa vepra, me një farë vlere janë shkruar gjer tani nga shqiptarë? Ku janë idetë që lëvizën rreth ndriçimit dhe zgjidhjes së problematicitetit historiko-shoqëror të

kombit? Po të duam të zgjedhim vlerat tona mendore, nuk do të mundim t'i numërojmë as në gishtërinjtë e njërës dorë. Sikur njeriu të fillojë të kritikojë pak rreptë prodhimin, p.sh., *letrar* të gjersotëm të vendit tonë, do të vejë re se sa i pakët ësh ai prodhim, që vlen të shohë dritën; nuk arrin të mbushi as një broshurë të varfër. Pothuaj asnjë erë e freskët s'fryn në thatësirën që po rreh jetën mendore shqiptare të sotme. Kjo jetë po shkon akoma epokën e krizës, të ngeljes, të përtimit. Dhe brenda në botën e ideve tona po fryjnë të lira erërat e anarkisë, të frikës dhe të shkretëtirës.

Përse e gjithë kjo varfëri? Mos vallë na mungojnë interesimi, oreksi, prirja? Mos vallë na mungon vitaliteti mendor? Ne sot nuk e besojmë këtë gjë. Tani vëndi ynë ka shumë të rinj me kulturë. Dhe numri i tyre shtohet dita me ditë. Nuk ka qytet, as provincial akoma, ku të mos takojë njeriu edhe një grup të vogël me nga dhjetë të tillë. Është e vërtetë se gjer tani mungonte pika e sintezës në mes të kësaj familjeje të vogël. Po mungonte edhte tryeza e bashkët e punës, që mbledh rreth e rrotull saj të gjithë punëtorët e ndërgjegjshëm të jetës mendore, që do të duan të bashkojnë me oreks e me dëshirë fuqitë e tyre në përpjekjen që ka për qëllim të kristalizojë *idealet e brezit tonë.*

★★★

Këta të paktë, të zgjedhur, guximtarë, i thërresim të na nderin dorën e tyre. Me ata kemi dëshira mendore të bashkëta. Duhet të shpallim, të mbrojmë, të përsëritim parimet tona pa rreshtur, pa lodhje. Larg nga çdo pesimizëm. E vërteta, që të zotërojë, që të triumfojë një ditë, do që të përsëritet. Rryma e jetës po rrjedh: "E vërteta duhet të përsëritet gjithnjë, sepse edhe e rremja përsëritet kurdoherë", thotë i pavdekshmi *Goethe*.

Do të luftojmë indiferencën dhe lodhjen. Do t'i shërbejmë bindjes, niciativës, kurajos dhe disiplinës së mendimit. Sepse vetëm kështu do të mundim të shtyjmë veten tonë përpara, për në jetë, për në ndryshimin shoqëror, për në përparim.

*Illyria, 1931*



## Kritiku

Kritika e ashpër, e fortë dhe thellëshikonjëse e problemeve të ndryshme të një shoqërie njerëzish është, në më të shumtën e rasteve, fatkeqe. Gjen një kundërshtim të mbytur dhe të pajustifikuar në masën e njerëzve dhe një kundërkritikë nga gjithë ata njerëz që kanë "dalë nga praku i ndonjë shkolle dhe që kanë stolisur dhe qafën e tyre me kravata." Masa e njerëzve s'ka dashur kurrë t'i thuash në sy atë që meriton, kaq fort e ka dehur përkëdhelja e demagogjisë dhe e spekulatorëve. Dhe pjesa tjetër e njerëzve, pak a shumë të rritur mendërisht, urren të shohë në pasqyrë shëmtimin e fytyrës së saj. Andejrrjedh faji i pasqyrës dhe sidomos i pasqyrëbërësit!.. Mjerë kush është i detyruar të merret me kritikën!

Po, kritiku është një "gjysmë i çmendur". Ai s'e ka në dorë veten e tij. Ai është një medium i gjëndjes së punëve, të cilat e detyrojnë të flasë, të shkruajë, tëvuajë nga çështje, që të tjerët as q ë mund t'i shikojnë. Brenda në zemrën e kritikut mbyllet një dashuri e madhe, një kaos ndjenjash të ndryshme, që kumbojnë në një mënyrë të vuvër dhe që i ndien me violencë vetëm ai. Ai s'e ka veten në dorë, as synë e tij s'e urdhëron dot. Një pasion o fortë, një dëshirë e madhe për t'i parë sendet që kritikon sa më të përsosura që të jetë e mundur, e robërojnë. Dhe ai rrëmbehet e shfaq atë që ndien thellë, atë që sheh syri i tij shqiponjë, i bindur se e vërteta nuk qëndron tek opinionet dhe egoizmat e botës së jashtme, por brenda në zjarrin e fismë të "unës" së tij.

Ky është kritiku në besim të mirë, kritiku i sigurtë, kritiku i lindur.

Po ka dhe një lloj kritiku tjetër. Një lloj nëpërke, që me të nxjerrë gjuhën, s'nxjerr veç helm. Mburr ç'është e turpshme dhe rrëzon ashëpr ç'është e bukur dhe e pastër.

Me një farë rigori dialektik, duke futur nga një sofizëm aty ku shkëputet filli i arsyetimit njerëzor, të bën t'i thuash të zezës "e bardhë". Profesionisti i shtrembërimeve, njeriu që ka një qëllim të tij të keqen dhe, që stërvitet në retorikë për t'i shërbyer atij qëllimi. Dhe kaq e fortë është përgatitja e këtij dinakuk kaq e hollë dhe e shkathët lëvizja e tij, sa nuk e mbërthen dot as syri i një "të pjekuri", pa le ligjet e një shoqërie ose vështrimi foshnjor i turmës së popullit.

Këtu është rreziku i kritikës së vërtetë. Me flamurin e saj dalin edhet të tillë. Fillojnë me lajka duke lëvduar e duke lartësuar çdo vepër e çdo njeri për të krijuar rreth tyre një atmosferë simpatike dhe pastaj, më vonë, e rast pas rasti, del me doza të vogla helmi dhe të cimbisurat e njerkës. Në fakt, i pari është "Mëmë" dhe i dyti " Njerkë".

*Illyria, 1934.*

## ... Halt!

Nuk jemi ne ata që do të mëshehin me fjalë të bukura e me mënyra të ndryshme, nga një herë edhe qesharake, ndjenjat dhe gjendjen shpirtërore të polullit, ose sidoqoftë të asaj klase njerëzish, që është e ndërgjegjshme kundrejt problemeve të mëdha të shoqërisë shqiptare. Kjo revistë, që ka ruajtur dhe do të ruajë gjer në fund, indipendencën e plotë të parimeve që frymëzojnë botonjësit e saj për sa u përket çështjeve të ndryshme të jetës kolektive, do të zhdukte arsyen themelore të qënies së vet, po të mos kish guximin të shtronte përpara këndonjësve pikëpamjen e saj të sinqertë dhe të matur rreth pjesëve të ndryshme të problemit shqiptar. Prandaj është rasti të përsërisim se Illyria *ose do të dalë e tillë, ose nuk do të dalë fare.*

Sepse jemi plotësisht të bindur që *vetëm* kur punët mbështeten mbi sinqeritet, mund të kenë një duresë dhe jë vlerë historiko-shoqërore. Sepse jemi të bindur se çdo punë e mbështetur mbi falsitet dhe hipokrizi, duron disa muaj, ndofta pak vjet, por pa dyshim një ditë rrëzohet me shamatë të madhe dhe me turp. Sepse jemi të bindur, që shoqëria shqiptare ka nevojë për parime morale të shëndosha, që ngjallin kurajon e veprimit dhe ndjenjën kolektive ndër njerëz. Sepse s'kemi vënë kurrë në dyshim që masa e popullit tonë, e rregjur dhe e varfëruar prej kaq shekujsh, ka nevojë më në fund të *ndiej* gëzimin e lirisë, të ndiej se dashurohet prej më të zgjedhurve dhe të dëgjojë zëra të qëruar e të sinqertë që nuk kanë ç'të bëjnë me zërat e ngjirura dhe false të së shkuarës.

Kurrë ndonjëherë tjetër s'kemi pasur kaq nevojë sa sot për fjalë të pastëra dhe të vërteta, për të rarë në një meditacion të thellë me veten tonë, për të rigjetur parimet dhe idealet e fisit e për t'i ndjekur me dritë në ballë e me zjarr në zemër.

★★★

Është punë e vështirë për shumicën e njerëzve të ruajë gjakftohtësinë, qetësinë shpirtërore dhe kthjelltësinë e pamjes në këto kohë pak a shumë të këqia, të trubullta, nervoze dhe përgjithësisht mjaft shqetësonjëse.

Shumëkush hidhet në detin e dëshpërimit të pashpresë në një anarki ndjenjash e mejtimesh me përfundime e parashikime alarmante.

Kriza ekonomike, që nuk ka mbuluar vetëm ne por të shumtën e botës dhe sidomos fqinjët tanë të vegjël e të mëdhenj; një pakënaqësi e thellë nga mënyra dhe sistemi me të cilin trajton punët e ndryshme klasa drejtonjëse e sotme, e cila nuk gjykohet e zonja për këto kohë fare të reja, mungesa e lejes së duhur për të marrë pjesë me entusiazëm dhe me kurajo në shfaqjen e mejtimeve, në veprimin dhe në përcaktimin e përgjegjësive për dëmet dhe çrregullimet ekonomike e psikologjike të shoqërisë, mos pasja e një plani të studiuar nga njerëz modernë dhe të shpallur publikisht, mungesa e një perspektive shpresëdhënëse; të gjitha këto janë një pjesë me rëndësi e shkaqeve, që kanë shtyrë punët në gjëndjen e sotme, e cila për t'i thënë me një fjalë, është një panik moral.

Ndofta gjithë kjo shpjegohet, sepse jemi një shtet i ri, ndofta sepse harruam ditët e këqia, harruam kuptimin e qënies më vete, dhe u zhytmë në përpjekjen për të fituar jetën e përditshme dhe nuk shohim veçse atë; mund të ketë shumë *ndofta* të tilla, por e vërteta është ajo që thamë më sipër.

Në Nr.I të Illyrisë botonim një artikull me mbishkrimin "Shëndeti Spiritual". Po shkëputim një pjesë të vogël dhe po ua vëmë prapë këndonjësve përpara, si një pasqyrë sintetike të gjëndjes së sotme shpirtërore. Kështu thoshim dy muaj më parë:

*Të gjithë i ka plagosur një krizë e tmerrshme që s'ka të sosur. Për shqiptarin e mesëm që nuk kupton shkaqet e saj, kriza i duket si një rrebesh i natyrës. Ai është moralisht i shtypur prej saj dhe nuk di nga t'ia mbajë: e ndjen se trualli, ku shkel, po tronditet nën këmbë të tij, nuk sheh më asgjë të sigurtë, i duket sikur e tërë bota është e rrëmbyer nga një valë e tërbuar dhe po degjet në errësirë. Tregtari, nëpunësi, katundari, punon, lodhet, shtrëngon sa mund rripat e qeses, me gjithë këtë rotull tij sheh një shkatërrim të përgjithshëm, njeri s'blen, njeri s'paguan, qesatllëk, vdekje... Ky është rezultati i anarkisë së prodhimit që sundon në shoqërinë e sotme. Cilido mis i shoqërisë individualisht përpiqet të ndreqë punën e tij, të sigurojë sa më mirë interesat e tij, po, kur të shikosh, del e kundërta. Arrin një kohë, si tani, kur punët venë për dreq: paralizohet tregëtia, shkatërrohen financat, mbyllen fabrikat... Shqiptari i mesëm, që ka punuar kurdoherë me kujdes e me nder, nuk arrin të kuptojë pse sot është katandisur në këtë hall... Jep, merr, s'ia gjen dot anën dhe më së fundi bëhet fatalist, pesimist e ku të di unë se çë. Më e keqja është se nuk sheh asnjë perspektivë përmirësimi, ndreqje, shpëtimi, por një të ardhme të errët, një pus pa fund.*

*Nuk ësht' aq kriza, sesa kjo mungesë perspektivash për një të ardhme më të mirë, ky dizorientim i shpirtrave, kjo humbje e pusullës që bëjnë njerinë të dëshpërohet më tepër. Të duket vetja sikur je në një vapor që po mbytet dhe gjithkush shikon vetëm si e si të shpëtojë veten. Asnjë masë për të shpëtuar së bashku.*

Na nuk e mohojmë këtë gjendje. Mjerë kush mundohet të bëjë kështu. Na mundohemi të shikojmë në dritën e realitetit, ashtu siç është. Nuk është e para herë që ndjehemi ngushtë, që parandjejmë tragjicitetin e jetës. Por as që është hera e fundit, që grushti i shqiptarëve të mirë dhe mbrapa tyre tërë populli, të shfaqë vullnetin dhe trimërinë e jetës, kur çastet bëhen kritike. Fjala jonë sot është një "Halt" i fortë.Kjo rrymë e sotme shpirtërore, duhet të ndërrojë udhë. Dhe jo me masat gjysmake të idareimasllahatit dhe me një mëndësi të ndryshkur, që ka si qëllim të vetëm dhe të fundit zgjidhjen e çështjeve të vogla të ditës, që janë konsekuencë e burokracisë dhe e mbajtjes së një farë rregulli. Është kohë të tërheqim disa vija të trasha mbi të cilat do të eci e nesërmja jonë. Këto janë kohë që duhet vepruar me trimëri dhe heroizëm. Duhet ringjallur shpresa, entusiazmi kombëtar, instikti i përpjekjes kolektive, dashuria e forcës dhe nostalgjia e ditëve të 1912 e të kaq datave të mëdha të historisë sonë.

Fati historik i Atdheut imponon sot, të gjithë shqiptarëve të mençur, ritual, një kompaktësi dhe njesi veprimi, si ajo e kohëve të vjetra, kur këndoheshin këngët ngjethëse "Ja vdekje, ja liri". E aq më tepër duhet të jetë e lartë dinamizma jonë shoqërore, kur mendojmë se në krye të të gjithëve, qëndron udhëheqësi më i ndritur dhe më guximtar që kemi pasur mbas Skënderbeut.

*Illyria, 1934.*



# Filozofia që na duhet sot

*"Am Anfang War die Tat"*
GOETHE

*Spencer-i* thoshte se filosofia është shkenca e shkencave. Dhe meqënëse qëllimi i shkencës është lumturia, edhe lumturia s'mund të ketë tjetër qëllim, veçse lumturinë dhe sigurimin e saj. Ç'do të thotë lumtëri? Cilat janë elementët e saj? Ja disa: Punë, shëndet, mirërrojtje vetjake dhe e përgjithshme, liri veprimi, mendimi, ndërgjegjeje etj. Njohja që na udhëheq për në fitimin e ketyre të mirave dhe shkenca që me siguri dhe pandërprerje na ndrit udhët e një përmirësimi të tërësisë kombëtare - ja, me pak fjalë, tërë shkenca dhe tërë filozofia që na duhet sot. Çapi i parë, për sigurimin e një jete të lumtur, është dashuria e jetës. Po, që ta duam jetën, s'arrin vetëm ta nderojmë, po edhe ta çmojmë. Duhet ta mbajmë lart. Jeta është kaq e shenjtë, saqë për të ruajtur shënjtërinë e saj, sakrifikon akoma dhe veten në altarin e saj. Jeta, që lihet të bjerë, të çnderohet, të tradhtohet, është jetë errësire, jetë skllavërie, jetë shtaze, jetë verbërie. Jeta që nuk është gati të sakrifikohet tek duhet dhe kur duhet, nuk është jetë; është jetë rrezile, e poshtër, e ndytë, e pëgërtë!

Shokë miq! Mbajeni lart jetën! Shumë lart! Vetëm ahere do ta ndaloni rënien e saj dhe do të ndjeni turp, hidhërim, tmerr për çdo gjë që përpiqet ta çnderojë. Që të mbahet lart jeta, duhet të ndalohet rrëzimi i saj. Kant, Comte, Bergson, Freud e tj..., oh! Këto filozofira s'janë filozofia që duhet në çastet tragjike. Mendimi i thellë, kompleks, i futur në rrënjët, në shkaqet e jetës, më të paduruar, më të errët. Drita e madhe e ditës së re. Drita që shkëlqen në errësirën e piksur, të trashë, të paçarë të shekujve. Drita që zbulon agimin e një epoke tjetër të panjohur, të ndershme, të lumtur. Lëvizje! Në qoftë se do të ulim kokën vetëm mbi faqet e pasosura të teorive, lumi që na mori! Mbi ne, mbi ëndrrat tona, mbi lumturinë tonë, do të shkojnë vite,

epoka, shekuj sa të ndezim një kandile të varfër në kalivet e mizerjes sonë mendore! Me pak mendim, me pak truajtje, më tepër lëvizje, më tepër kurajo! Udha e jonë s'duhet të shkojë nga fushat. S'kemi kohë për një udhë të tillë. Për të arritur qëllimin tonë, nuk do të shkojmë nga udhërat dhe monopatet e fushavet e të malevet, po do të fluturojmë nga bregu në breg, si zogj me krahë hapur.

★★★

*"Në krye qé veprimi!"* Vepra! Fakti! Lëvizja! Puno për lumtuinë e njeriut dhe për shpëtimin e shoqërisë, pa u çlodhur, pa u tallandisur as një çast. Një e rreme zotëron rreth e rrotull. Mos shiko as prapa, as djathtas, as mëngjazi; shiko drejt përpara. Puno me ballë lart, me sytë përpara dhe kënaqësinë tënde, ëndrrën tënde, gjeje në kornizën e një pune të tillë. Në çdo punë ka, pak a shumë, një krijim. Krijimi është kënaqësia më e madhe. Është vjersha e jetës. Artisti, poeti, s'kanë nevojë për duartrokitje, s'kanë nevojë për shpërblime. U arrin vepra. Kur kjo filozofi do të zaptojë shpirtrat tanë, janë të tepërta të gjitha ato porosira që quhen morale, të gjithë titujt. *"Elementet e lumturisë së jetës gjënden brenda në jetë"* thoshte *Guyua*-i, menduesi frëng më i madh e më i freshkët i shekullit të shkuar. Dhe u bërtitte të rinjve: "*Mos u mundoni kot të mbushni kokat me njohje, që s'do t'ju duhen. Në kokat tuaja mos të hyjë asnjë njohje që nuk bën ndonjë shërbim, që nuk bie nonjë dobi në jetë e në lumturi. Gjërat e kota të mos e zënë vëndin e gjërave të dobishme*".

★★★

Jeta është e shenjtë, po shënjtëria dhe pastërtia e jetës janë më të shenjta. Mendo lirisht. Mos prit gjë as nga qielli, as nga dheu, as nga shteti, as nga shoqëria. Qëndro në këmbët e tua dhe mbështetu vetëm mbi vetëhe tënde. Mos ec as djathtazi, as mëngjazi. *Ti je qëndra. Ti je e ardhmja*. Mos le të të çfrutojë njeri dhe tjetri. Këta i ndan vetëm mëria dhe zihen vetëm me jorganin, i cili u gris dhe u bë për të frëngëlluar. Mbaji të lira e të pastra duart e tua për këtë punë!



Kërko dritë dhe shpërndaj dritë. Rri i pastër dhe mos u tremb! Do të bëhesh i fortë dhe do të japësh fuqi. Po të qëndrosh në vënd, je një burim energjie të pasur. Po të shkasësh herë djathtazi, herë mëngjazi, bie viktimë e mirësisë tënde. Të marrin me të mirë, kur u hyn në punë. Çfrutojnë ndjenjat e tua fisnike që të realizojnë qëllimet e tyre të errëta dhe pasionet e tyre të ndyra. Dhe njëri dhe tjetri! Hiq udhën tënde dhe leri mënjanë. Ti shiko punën tënde. Le që fryma krijonjëse e përpjekjes tënde të shpërndahet në të gjitha drejtimet, që të mundë një ditë të fryjë era jote në Atdheun e ëndëruar. Mos le të ta vjedhin të tjerët pasurinë tënde morale. Shpërdaje vetë ti. Do të shohësh, se si do të përhapet shpejt -shpejt, edhe sa më shpejt që të përhapet, kaq më shumë do të shtohet pasuria morale e shpirtit tënd të nxehtë e të ndritur. Dëgjo se ç'thotë *Carlyle*-i: *Po të gjesh përpara një të rreme që të mundon, hidhju përsipër dhe përmbyse. Të rremat dalin përpara që të përmbysen"*.

Karakter! Karakter! Duke dëgjuar këtë fjalë, tani mos sill ndër mënd kuptimet aristoteliane ose teofrastiane ose labyeriane. Dhe që të shpjegohemi mirë-mirë, mos bjer ndër mend as edhe përcaktimet më filozofike, më të rënda e më të thella të mësuesit gjenial të Koenigsbërg-ut. Sot për sot mendo e fol vetëm për *karaktere morale*. Kjo arrin. Kjo njohje e karakterit moral arrin boll-boll që të zotërojë ideja se njeriu ndjen nevojën të gjejë përsëri pikat e mbështetjes së tij vetëm në veten e tij, kjo ide e *autonomisë njerëzore* zotëron gjithnjë. Dhe atje ku zotëron, ka bërë triumfe e mrekullira. Atje ku janë zhvilluar dhe imponuar karakteret morale, interesi shoqëror dhe ideali shoqëror kanë dhënë luftën e fundit dhe kanë fituar. Ndjenja e sakrificës, guximit, autonomisë, lirisë së mendimit dhe përgjegjësisë, u forcuan, burokratia u dobësua, frika e abuzimit të lirisë u paksua, gjurmimet dhe provat u shtuan, u shumuan të gjitha mundësitë e zhvillimit të fuqive natyrale njerëzore dhe të viryteve shoqërore. Jeta fitoi burrime

të reja dhe njeriu i së ardhmes hyri në udhën e lindjes së tij...

Ta them edhe një herë, o shok: Çdo gjë që të bësh, ta bësh vetë. Çdo gjë që të kërkosh, ta gjesh vetë brënda në veten tënde. Mos humbit, mos u shpërndaj. Bashko të gjitha fuqitë e tua, dëndëro rradhët e tua, ndërju dorën shokëve të tu, qëndro nën flamurin e brezit tënd. Kij mëndjen të mos e pësosh si e ke pësuar dikur!

*Illyria, 1934*



# Të papërgjegjëshmit...

Njerëzit që përbëjnë një shoqëri njerëzore, një popull dhe mbasandaj një shtet, ndahen në shumë klasa e kategorira. Një nga këto ndarje është dhe kjo: njerëz që ndiejnë përgjegjësira dhe njerëz që nuk ndjejnë përgjegjësira. Të parët kanë një kuptim të thellë të historisë, kanë një shqetësim për të ardhmen dhe veprojnë tërë jetën e tyre si misionerë të ndritur për respekt të vlerave të ndryshme që u janë lënë trashëgim nga të parët dhe për të krijuar kondita më të bukura, më fisnike dhe më të shëndetshme për brezat që vijnë. Këta e kuptojnë jetën si një vazhdimësi të pambaruar dhe jetën e tyre personale si një nyjë të ndërgjegjshme në këtë zinxhir të gjatë. Veprojnë paprerësisht duke pasur paprerësisht në mëndje të shkuarën dhe të ardhmen në një përfitim tërësor. Shpeshherë ndjenja e përgjegjësisë së njeriut historik arrin lartësirat e frikshme të heroizmës, faza më e shenjtë dhe më e shkëlqyer, që dallon qenien njerëzore nga qenie të tjera.

Në kundërshtim të madh me këtë lloj njeriu, vjen ai që s'ndien përgjegjësira. Ai rron nje jetë të tjeshtë biologjike, si çdo qënie. Si çdo qenie tjetër e gjallë, ai kujdeset vetëm e vetëm për "krodhën e bukës" për "strehën", për "veshjen" të shumtën për një shëndet abondant. Jashtë këtyre gjërave nuk i intereson gjë, përveç disa defrimeve, të cilat i kërkon çdo gjë e gjallë, sipas natyrës së saj. Ky lloj njeriu rron në shoqëri, i adaptohet çdo situate që krijojnë të tjerët, paguan, mundohet të përfitojë më mënyra të ndryshme dhe mjaft. Nuk nxier zë, nuk interesohet çdo të ngjasë nesër dhe as që e kupton rrezikun, ngjersa nuk i ka dalë aktualisht përpara syve të tij.

E kupton jetën personale, të shumtën, brenda katër mureve të familjes së tij. Shoqëria jashtë shtëpisë, ekziston vetëm për t'ia bërë të mundur që ai të punojë dhe të fitojë ç'i duhet.

Gjithkjo është fare natyrale për shumicën dërmonjëse të turmës së pazhvilluar dhe primitive. Foshnjëria e mëndjes saj, instiktet shtazarake të papunuara fare, ngushtësia tmerronjëse e pikëpamjeve të saj egoiste, janë mjaft që ta justifikojnë tërë këtë iresponsabilitet, që tregon kundrejt jetës shoqërore.

Po kur hedhim një vështrim në mes të klasës së zhvilluar të shoqëris sonë, në mes të atyre njerëzve, që kanë mbaruar nga një shkollë, që dinë të jetojnë, që dinë se ç'është shoqëria dhe qytetërimi dhe kur shohim se 90% e kësaj klase është e përbërë nga njerëz fare të papargjegjshëm, nuk mund të mos tmerrohet njeriu. Avokatë, mjekë, inxhinierë etj., kemi plot të tillë, që jashtë punëve të zyrës së tyre, as duan të dinë se ç'bëhet, ose që dhe në tregojnë një farë interesimi nëpër bisedat e kafeneve, e bëjnë vetëm për të mbuluar skandalozitetin e sjelljes së tyre, ose për të kritikuar ndonjë tjetër që vepron.

Kur u plak Shqipëria kaq shpejt? Kur u fyshkën ndjenjat e atdhedashurisë? A kaq shpejt u tha dhe u zhduk dhe pika e fundit e gjakut të dëshmorëve tanë? Apo u bë kaq e fortë Shqipëria, sa mund të mos kujdesemi më për të?

Turp dhe turp i madh t'u vijë të papërgjegjshmëve intelektualë. Dikush do të paguajë një ditë dhe kurkush më fort se të papërgjegjshmit, që fryhen e majmen në këto çaste me rëndësi të jetës sonë kombëtare.

*Illyria, 1934*



## Vlerat dhe njollat

Çdo shoqëri njerëzore e organizuar, ka vlerat e saj dhe njollat e saj. Sado shovinistë të jemi, sado shqiptarë të flaktë e të kulluar, nuk mund të mohojmë se edhe Shqipëria jonë ka vlerat e saj, ashtu siç ka dhe njollat. Këtë e pohojmë me zë ta lartë dhe pa frikë përgënjeshtrimi.

Disa njerëz, të cilët rastësisht dhe fatkeqësisht kanë kapur zanatin e punës, kanë thënë haptazi se nuk ishte mirë të zihen në gojë publikisht të *metat* dhe *njollat* e popullit tonë, sepse jemi tepër të papjekur dhe, pra, kemi nevojë të rrojmë me... ëndërra, duke predikuar me vend e pa vend, se *s'ka si na!* Unë besoj se mbrojtësit e kësaj teze, në fshehtësinë e tyre, nuk kanë tepër justifikim, veçse faktin që, ata vetë janë një nga njollat e vendit tonë.

Unë jam i bindur dhe, për këtë kam shokë gjithë njerëzit, me të cilët bisedoj përzëmërsisht, se është gjithaq morale dhe e shëndetshme, për jetën, *zhvillimi dhe nderin* tonë kombëtar, që qiten dhe të theksohen publikisht të *metat* tona. Arsyetimet për këtë bindje, nuk mund të bëhen në shtyllat e një gazete. Por jam i sigurtë se shumica dërmonjëse e këndonjësve inteligjentë i nënkupton. Por, po qe nevoja, më vonë do t'i japim dhe ato arsyetime. Sot e kemi fjalën ngjekë.

Vendi ynë ka *njollat* e tij historike, dhe të sotme, ashtu sikundër ka dhe *vlerat e* e tij të përjetshme.

Njollat: Ka patur shqiptarë, që kanë qënë kundër formimit të një shteti shqiptar. Kanë punuar me grekët, serbët e sidomos me turqit dhe xhon turqit. Njerëz të shitur me pare, njerëz, që u shëmbëllejnë atyre kamionëve të shkatërruar të Kavajës, të cilët kanë përsipër nga një tabelë me këto fjalë: "udhëtim i përditshëm për kudo!"

Këta njerëz, me t'u bërë shteti shqiptar, përnjëherësh zbritën në fushat e politikës dhe, si

eskorkë e stërvitur të lindjes së afërme, herë pas here mundën të marrin në dorë dhe bajrakët e nacionalizmës! Dhe i spekulluan këto bajrake më se miri. U trashën e u majmën në sajë të tyre, aqsa s'njihen më. Dhe kur u vihet pakëz në rrezik pozita e tyre, zënë e flasin për rreziqe të mëdha e predikojnë si lugetër fantastikë turbullime dhe trazira, kurse në realitet nuk ka ngjarë gjë tjetër, veç eklipsit total e të përhershëm të fatit të tyre.

Kjo është një nga njollat tona, një nga ato njolla, që na e di e gjithë bota e qytetëruar, që interesohet për ne. Është një njollë që flet ngado dhe, që ka prirje të zmadhohet dhe të shëmtojë sa më shumë fytyrën e pastër dhe të njomë që ka vendi ynë.

Vlerat: Vlerat? Po, vlerat! Vlerat e vendit tonë janë të shumta dhe të mëdha. Ata që s'njohin e s'duan të njohin, veçse për oportunizmë këto vlera, ata janë njollat. Për këtë Shqipëri janë vrarë mijëra "Shqipe". Që nga fushat gjera të Kosovës trime e fisnike, e gjer në bjeshkët e rrepta të Shkodrës krenare, e gjer ë kodrat e përgjakura të Vlorës kombëtare, ngrihet një afsh i mrekullueshëm, nëpër të cilën dallohen fytyrat gjiganteske të atyre që *ranë për një dëshirë, për një qëllim.*

E shkuara jonë është e bukur dhe heroike. E tillë do të jetë dhe e nesërmja jonë kombëtare. Brezi i ri, *vlera* themeltare e kombit, do një jetë të re, një orientim të ri. Do të shkëputë verigat e skllavërisë pesëqindvjeçare. Do evropianizohet.

Dhe janë *Vlerat* e një Kombi, që do të triumfojnë në çdo vënd e në çdo kohë.

*Arbënia, 1936.*



## Gjallëria e rracës sonë.

Shohim përditë shqiptarë, burra e gra, të rreckosur, të këputur, pa shëndet dhe të varfër nga çdo pikëpamje. Dhe pa qëndruar të kërkojmë e të gjejmë edhe shkaqet gjithë kësaj *varfërie*, shpesh herë kam dëgjuar eksklamacione të hidhura mbi rracën dhe mbi pazotësinë e saj, etj. Dhe gjithë këto gjëra mbi rracën, të shumtën e herës, i flasin njerëz që s'kanë haber, as nga raca, as nga psikologjia dhe as nga historia.

Që raca jonë është e fortë, e duruar dhe pjellore, këtë e provon historia. Qindra invazione që *duruan* me shekuj, qindra ksreminime si të atij gjeneralit romak, që bëri hynerin e madh e dogji 70 qytete shqiptarë, qindra luftëra dhe përpjekje dhe prapë na, sado të paktë sot, qëndrojmë në këmbë me gjuhën tonë e me mëndësinë tonë!

Që rraca jonë është fisnike dhe ka një *elan* të dukshëm për të prodhuar *karaktere dhe Gjeni,* këtë e provon, me solemnitet të madh, vargu i njerëzve të mëdhenj e të pashoq që i kemi dhënë nerëzimit, duke filluar qysh nga perandorët që i dhamë Romës e ngjer tek Krispi e te Mehmet Aliu i Misirit e te heronjtë e lirisë greke, e te kryeministrat dhe gjeneralët që i dhamë Turqisë Otomane. Jam plotësisht i bindur se me përjashtim të epokës helenike, që prodhoi *gjenitë e gjithmonshëm,* asnjë nga rracat që na rrethojnë, nuk ka prodhuar aq *trima* dhe aqë *kapacitete*, sa ky fisi ynë arbëror.

Një ditë, u ndodha afër kasolles së një plake nga të malësive tona me të rrepta. Plaka ish unjur në shesh dhe po përkundte në djep një djalë të vogël. Dhe i këndonte me një zë të dashur këtë këngë:

*"Të përkund Nana në djep t'drunit,*
*Ti mu bafsh dreqi i katunit,*
*Të përkund Nana në djep të hekrit,*
*Ti mu bafsh zabit i Mbretit!*

Ndalova këmbët dhe mendova. Më zaptoi një trazirë ndjenjash, në ë cilën ndihej predominanca e ndjenjës së krenarisë kombëtare. Qysh në djep, nëna i këndon djalit gjëra të çuditshme. Nuk e don të urtë e të butë, por e don "*dreqin*" e katundit, që domethënë, më të shquarin dhe më të gjallin. Mbasandaj e don "*zabit* të Mbretit", që domethënë të *fuqishëm*, të *pushtetshëm* dhe me gjithë ato të mira, që në sytë e malësores, ka një zabit i Mbretit.

Kush është ndër ne studionjës i psikologjisë së turmës, le të dalë e le të thotë çka për të thënë, le të derdhë dritën e shkencës më tërë zotësinë dhe mundësitë e tij. Unë nuk shpresoj kurrë të bindem se rraca jonë ka shtërpuar dhe po ikim drejt një dekadence. Mbase drejt një dekadence janë munduar të na shtyjnë infiltrasionet orientale që kemi bash në zëmërën e jetës sonë politike, po dhe këto elemente, dalëngadalë po paralizohen dhe, pa shkuar shumë kohë, s'do të ndihet shumë qënia e tyre.

Turma shqiptare, ajo *turmë* që s'di gjë nga *thashethemet* e Tiranës *politike*, ajo turmë, ëhtë gjithnjë e pastër dhe sovrane në pastërtinë e saj, s'ka gajle nësë ka rroba të vjetra dhe shtëpi të këqia. Këto *turma* shqiptare duhet të na tërheqë vërejtjen. Kjo është *depozita* e gjithë çka të mirë, të *lavdishme* dhe të qëndrueshme ky komb. Në këtë turmë, siç duket në *kangën e nanës*, qëndron i tërë *elani* i rracës sonë, e tërë *shtytka* që shpie përpara një popull. Këtu dhe, sidomos në brezin e ri, që ngrihet, duhet t'i mbajmë të ngulur sytë...

*Arbënia, 1936*



# Kryelatësi Morale
## Frangar Non Flectar

Na të rinjtë e kësaj epoke, s'po jemi në gjendje të kuptojmë njëri-tjetrin aq mirë! Prandaj, para të gjithave, të përpiqemi në këtë drejtim, "të kuptohemi në mes tonë", të kthjellojmë pak kaosin dhe mjegullën e trashë që pështjell rrethin tonë. Dhe brënda në këtë rreth, nuk janë doemos dhe eksklusivisht të rinjtë nga mosha, siç e kemi përsëritur dëndur, por i gjithë ai element i pastër nacionalist shqipar, që para çdo gjëje, ve Atdheun, mendon dhe dëshiron evropanikisht, që d.m.th. brenda vijave të mprehta të llogjikës së re të popujve trima e përparimtarë dhe me pasionet dhe hovet shpirtërore me të cilat dallohen këta popuj në këtë shekull. Mbas këtij përkufizimi nuk mbetet, besoj, nevojë të zëmë në gojë atë grumbull njerëzish, që është jashtë këtij rrethi, ose më mirë, në luftë të vazhdueshme me të.

Flas, pra, me miqtë e mi. Nëse këtë artikull, rastësisht, do ta këndojnë dhe njerëz që s'na janë miq, prapë mirë: ne s'kemi asgjë për të mbajtur "rezervat".

Të dashur miq!

Unë propozoj Kryelartësinë Morale. Ju e ndieni brenda në gjakun tuaj këtë Kryelartësi. Është e vërtetë, që s'kemi kohë për fjalë, po është gjithaq e vërtetë, se për të rrahur mendime, kemi e do të kemi kohë gjithmonë. Mendimet janë prindërit e veprave. Këtë duhet ta dimë mirë tashti më na shqiptarët, që kemi punuar shumë herë pa mend! Ëshët e vërtetë, miqtë e mi, se këto janë kohë nervoze, në të cilat shumë njerëz që pandehen se kanë fakultetin e të menduarit mirë, refuzojnë kategorikisht, të mendojnë dhe të bisedojnë mbi probleme, që s'kanë të bëjnë aty për aty e drejtpërsëdrejti me jetën dhe financën e tyre private! Kjo pjesë, që është gjëja më mizerabël, që ekziston në mes të shoqërisë sonë, duket rehat dhe e kënaqur me politikën e saj. Sidoqoftë ata mbeteshin në qetësinë e

tyre dhe na në mes të qetësimeve tona të vazhdueshme dhe të rrezikshme. Kurrë në botë nuk lindi ndonjë gjë e mirë dhe e bukur, që të mos kish prind një trim të shqetësuar. Kurrë ndonjëherë në botë nuk lindi ndonjë gjë e shëmtuar dhe e ndytë, që të mos kish prind një frikacak gjysmë të vdekur.

Kryelartësi morale?

Ta zëm pak shtruar punën. Të mos lëmë gropa udhës. Të kuptohemi katërcipërisht, ashtu siç e do temperamenti dhe mëndësia jonë. Ti vemë shpatullat murit dhe të bëjmë atë që na përket. Edhe disfata mund të jetë e bukur. Na do të jemi nga ata, që preferojnë madhërinë morale të disfatës së helenit Leonidhë përpara triumfit material të barbarit persian. Kjo është e para shkëndi e kryelartësisë morale.

Miqtë e mi!

Ju e dini se shumica e shqiptarëve, që mbahen për të mençur; predikojnë se krijimi i Shqipërisë së lirë ishte një nevojë politike e fuqive të mëdha. Na e refuzojmë kryekëput këtë përfundim të llogjikës së politikanëve tanë. Na themi haptas dhe me bindje të patundur *se Shqipëria u bë, sepse pat shqiptarë. Dhe gjersa pat të tillë, Shqipëria do të bëhej medoemos, pro ose kundra le të ishin rrethanat politike.* Shqipëria u bë, sepse pat shqiptarë trima dhe, sepse u derdh gjak. Nëse na të sotmit s'duam të dimë për heronjtë tanë dhe për gjakun heroik me të cilin u mbruajt Shqipëria, aq më keq për mizerjen shpirtërore në të cilën dashas po zhytemi. Nuk janë vetëm ata pesë a gjashtë emra që zëmë në gojë nëpër festat tona zhurmëmëdha e pa lezet. Regjistri i heronjve tanë është i madh. Një ditë do të dalë në shesh për tmerrin e patriotëve barkmëdhenj të sotëm! Ata na dhanë jetë e liri!

Kjo është kryefjala, të dashur miq, e kryelartësisë morale që fola. Shqipëinë e bëmë na. E zotërojmë na. S'i jemi mirënjohës kurrkujt. Për gjithë ç'kemi fituar ose humbur gjer tashti, është për t'u gjykuar vetëm e vetëm zotësia dhe trimëria jonë si popull.



Nga kjo premisë e mbështetur, jo vetëm në një vetbindje pasionale, por edhe mbas shqyrtimit të ftohtë te gjithë përpjekjeve të Rilindjes sonë Kombëtare, vjen dhe një e vërtetë akoma më e madhe, që është në kundërshtim të hapët me mentalitetin e shumicës së sotme: *Shqipërinë nuk e mbajnë më këmbë rrethanat politike.* As që do të mund ta mbajnë edhe në të ardhmen. Shqipëri do të ketë, gjersa të ketë mbi këtë Dhé Shqiptarë të vërtetë trima. Kur të mos ketë më të këtillë, s'do tëketë më Shqipëri, ashtu siç e kuptojmë na.

Me këtë mentalitet të prerë dhe guximtar na do të jemi të zotët e vetes sonë dhe të vendit tonë. Thyhemi po s'përkulemi, është një fjalë e vjetër klasike. Kjo do të jetë motua e Kryelartësisë sonë morale me të gjitha konsekuencat e saj, si në jetën politike të shtetit, ashtu edhe në rregullimin tonë shoqëror të brëndshëm.

Gjithë ai koncept që duhet të sundojë për punën sesi *u krijua* Shqipëria dhe sesi do të *mbahet* më këmbë, gjithë ajo mendësi e prerë dhe guximtare duhet të ekzistojë edhe brenda në jetën dhe rregullimin tonë shoqëror. Këtë gjë nuk mund ta pretendojmë nga ajo klasë nështetasish, që ka rrojtur nën njëzet mbretër dhe sundime të ndryshme dhe që u është adoptuar që të gjithave me të njëjtën ëndje dhe qëllim: *Ha e hesht!*

Këtë gjë e pretendojnë nga brezi i ri shqiptar, të cilit nuk i mungon as forca morale, as ndjenja e sakrificës dhe as kurajua e duhur për të jetuar në jetë për *qëllime* dhe me *kryelartësi.*

Problemi shqiptar është, në themel të tij, një problem moral. Na kemi nevojë të jemi krenarë për të *shkuarën tonë*, të jemi të vendosur për të sotmen dhe të jemi të sigurtë e të besojmë për të nesërmen. E kjo nuk mund të bëhet, veçse duke organizuar atë klasë njerzish, që ka vulën dhe tempon e shekullit, që e njeh botën në të cilën jeton, dua të them Djalërinë. Djalëria është plot energji, ajo energji kërkon të shfryhet. Dhe kur nuk i jepet mundësi të shfryhet nëpër kanalet e një organizimi kombëtar, ajo mundet të shfrytëzojë nëpër drejtime të tjera që s'janë as pak të dobishme.

Bota ka ndërruar dhe po ndërron fizionomi rrëmbimthi. Qindra shekuj kaluan dhe njerëzimi përdori gjithmonë për mjete transporti devenë, kalin dhe së fundi qerren! Brenda një shekulli dolli treni, automobili, aeroplani etj. Dhe Bota u bë e vogël, sa një portokall! Koha që rrojmë, është një epokë *lëvizjeje, krijimi, sistemimi shkencor.* Jo vetëm në sheshin e mjeteve materiale, por edhe në atë të ideve dhe koncepteve.

Kryelartësia jonë morale si individë dhe si pjesëtarë të kolektivitetit, ka për qëllim të sintetizojë pikat konvergjente, pikat që na bashkojnë, dhe të bëjë prej nesh jo më njerëz që pëlqejnë jetë dhe rehati, epikureanë, por të bëjë *missionare* të shqiptarizmës dhe të qytetërimit në këtë vend.

*Arbënia, 1936.*



## Ideja dhe Forca

Një Romak i vjetër ka pasë thënë "në do që ta sundosh një popull, jepi bukë dhe festa". Nëse ky ka qenë një parim *sundimi* për romakët e vjetër - gjë që historikisht nuk rezulton gjithmonë e vërtetë - dhe ka dhënë pemë të mira për Romën, që sundonte disa pjesë me rëndësi të këtij dheu, nuk mund të thuhet se edhe sot është i mirë dhe i mjaftueshëm.

E para, sepse popujt nuk duan më vetëm të *sundohen,* por duan edhe të *drejtohen*. Sundim, në kuptimin klasik, është të mbajturit e një ekuilibri në mes të fuqive të një populli, të mbajturit e një farë rregulli në të gjitha marrëdhëniet, të mbajturit e qetësisë përgjithësisht. Dhe e gjithë kjo punë është bërë me anë të forcës së armatosur duke i imponuar nështetasit *detyra dhe mënyra veprimi* sipas kritereve ose dëshirave të klasës ose njeriut sundonjës.

Kur themi popujt *duan edhe të drejtohen,* duhet të kuptojmë se duam që, në të gjitha shfaqjet e jetës shoqërore, duke filluar që nga arti, gjer tek prodhimi e gjer tek marrëdhëniet shoqërore, e gjer tek shëndeti i tyre trupor, kërkojnë të drejtohen, të udhëhiqen nga ata që janë në krye; kërkojnë nga ata që janë në krye që t'u jepet jo vetëm *bikë dhe festa*, por edhe çdo lehtësi e ndihmë për t'u zhvilluar dhe për t'u lartësuar në çdo kuptim të mbarë e përparimtar.

Për këto shkaqe, të cilat vetëm sapo i prekim rrëmbimthi, puna e sundimit dhe e qeverimit të një populli është bërë pakëz e zorshme dhe e ngatërruar (që të mos përdorëm fjalën komplekse). Me këto shkaqe e me gjendjen e një tok kushteve të reja, që ka krijuar fryma dhe qytetërimi i këtyre 40 vjetëve të fundit, mund të shpjegohen shqetësimet dhe shpërthimet e furishme gati të përditshme që ngjasin në të katër anët e dheut. Sepse klasat drejtonjëse duan dhe vazhdojnë *avazin e Mukës* dhe sepse popujt u lodhën me avazin e *Mukës,* e pra, duan një *avaz të ri* që

të pajtohet me ritmën e re e të fuqishme që ka jeta e sotme modene.

★★★

Ideja vetëm, ideja që ka mbrapa forcën, fundoset në thellësi të ëndrrës dhe nuk është veçse hija e realitetit, në anën tjetër forca vetëm, ose bije në një pasivitet mekanik, ose shtyhet nga instikte kafshore dhe, pra, bëhet kryekëput shkatërrimtare, ose i bën që të dyja këto me përfundime të papëlqyera për të dy palët.

Për këtë shkak është e domosdoshme që të arrihet një harmoni në mes të *Idesë* dhe *Forcës* (drejtimit dhe sundimit). Një harmoni e tillë që brenda në lëmshin e kristaltë të Idesë, brënda në esencën e Idesë, të duket çiltazi dhe Forca. Në anë tjetër, brenda në damarët e grushtit të Forcës, të vlojë Ideja.

*Arbënia, 1936*



## Të dredhurat e para

Brenda nga vetë jeta e këtij vendi po ndihen të dredhurat e para për një sulm të ri. Këto të dredhura fisnike shumë kanë tronditur gjithë ata shqiptarë lethargë që duan dhe që e mendojnë jetën e këtij vendi si një liqen-moçal, pa lëkundje dhe pa shqetësime. *Inercia,* që në fizikë domethënë: tendenca që ka një trup të vazhdojë në lëvizje, ose të vazhdojë të rrijë i qetë, kur nukësht duke lëvizur, ka vënd edhe në punët dhe jetën e shoqërisë njerëzore. Kështu një shoqëri njerëzish nuk don kurrë ndryshime. I pëlqejnë zakonet që ka, mendimet që ka, mënyrat e jetesës të trashëguara, dhe me t'u shfaqur një mendim i ri apo një rrugë e re, apo një zakon i ri, ajo tronditet dhe pa menduar e lufton. Kështu, për shëmbull, këshilloje sa të duash katundarin tonë, fjala vjen, se fjetja rrafsh për toke është e keqe. Ai do të vazhdojë të të thotë se ashtu kanë fjetur edhe prindërit e tij dhe rrojnë 80 vjet, dhe do të çuditet me ty, sesi i jep rëndësi çështjes së fjetjes!

Kjo dëshirë e fjetur e masës njerëzore, për të mos lëvizur, për të mos bërë ndryshime, për të mos përhapur një mendim apo një zakon të ri të mirë, gjen shpejt e shpejt edhe bilbilët e saj në klasën, si të themi, intelektuale dhe kur të shohësh se nga gjuha e mprehtë e këtyre bilbilëve kullon një filosofi e tërë për të justifikuar mëndësinë dhe temperamentin e masës për moslëvizje, për ecjen e punëve në mënyrën e trashëguar dhe për të jetuar ashtu siç bënë kinezët për disa mijëra vjet me radhë, brenda mureve të trasha të traditës që vdesin çdo sulm të ri për një jetë të re, për një udhë të re dhe për një ideal të ri.

Edhe në Shqipëri i kemi këta bilbilë. I kemi parë në raste të ndryshme dhe mundet që na janë dukur edhe simpatikë, sepse brenda në subkoshientin e secilit ka një dozë të fortë letargjie dhe inercie. Dhe këta bilbilë kanë shtuar se shkatërrimi i murit kinez, dhënia rast

për një sulm të ri kombëtar, përqafimi i një ideali të ri me forcë dhe pasion, paska me vete një tok rreziqe. Dhe nuk qëndrojnë as për një minutë të mendojnë se nuk ka rrezik më të madh për një shoqëri njerëzore, sesa të mbyllet në një Mur Kinez, të rrijë i qetë si një liqen-moçal, dhe punët e jetës të ecin me ngadalësinë e breshkës. Këtë nuk e mendojnë aspak!

***

Brënda nga vetë jeta e këtij vëndi po ndihen të dredhurat e para për një Sulm të Ri.

Ndërgjegjia kombëtare e këtij vendi kërkon të bëjë një ringjallje të fuqishme.

Brezi i ri i sotëm e kupton se *Shqipëria u bë, se u ngrit një Shtet Shqiptar* dhe që tani mbetet diçka tjetër për t'u bërë: *Kombi*. E ç'kuptim do të kishte e gjithë përpjekja shqiptare e ngjertanishme, ç'kuptim do të kishte gjaku i derdhur, ç'kuptim do të kishte djersa dhe mundimi që u derdh për të hapur rrugë, shkolla e spitale, për të bërë ushtri e gjindarmëri, për të themeluar një aparat qeveritar etj., etj., po të mos ishte më në fund një objjektivë e madhe: Formimi i një ndërgjegje kombëtare të fortë, dhe qytetërimi i popullit shqiptar në shkallët më të larta të shëndetit moral e lëndor? Dhe a nuk shihet qartazi prej të gjithëve se këto zëra që dalin brenda nga vetëdija kombëtare për një Sulm të Ri, dhe për një Jetë të Re, janë pikërist shenjat e para të një vullneti, që sapo vete dhe mbruhet e forcohet? Dhe a nuk është e vërtetë që edhe vetë kundërshtimet dhe grindjet në mes të brezit të ri rreth këtyre punëve janë shenja të një gjallërie të paorganizuar dhe që fare natyrshëm, si në çdo gjë të paorganizim, do të ndodhin çdrejtime të kota dhe harxhime energjish pa kuptim?

***

Na kemi besuar gjithmonë me fantazinë se vëndi ynë ka edhe *gjallëri*, edhe mundësi për të ecur me çapa vigane në bulevardin e qytetërimit dhe të formimit të ndërgjegjes kombëtare. Na kemi besuar dhe do të besojmë verbërisht se populli shqipitar, veç nga gjithë të tjerët, ka disa cilësira të larta, ka një personalitet dhe fizionomi kryekëput të tijën, ka të gjitha kondita për t'u bërë një popull blok graniti i vogël, i fortë dhe i ndritur. Ka çdo cilësi, që po të zhvillohet do ta bëjnë të dashurohemi dhe të respektohemi nga bota.

Dhe provën e besimit tonë e kemi dhën duke shfaqur në këto shtylla ato zëra që na ndiejmë të jenë tinguj urdhëronjës të Historisë dhe të ndërgjegjes kombëtare të këtij vendi. Të këtij popullit që *për tokën e të parëve të vet*, që domethënë për *patriotizëm*, ka luftuar, sipas mundësisë së vet, shekuj me rradhë dhe ka në kredi të vet gjeste heroike, që u mungojnë shumë popujve të tjerë, shumë më të mëdhenj.

Në këtë kuptim e me këto ndjenja kemi folur. Nëse aty këtu kemi gjetur sharjen edhe përbuzjen, në vend të një mirëkuptimi me frymë vëllazërore, kjo s'na dëshpëron. Një vend si yni, ku shumë njerëz janë rritur në kondita që të bëjnë të dyshosh mbi çdo gjë pa pasur asnjë shkak për dyshim, shpjegohen dhe justifikohen edhe përbuzjet edhe urrejtjet që na janë shfaqur. Shtoj pastaj edhe *Inercinë* për të cilën folëm dhe çdo gjë bëhet edhe më e qartë.

Po ne na duhet ta rifillojmë bisedën dalëngadalë. Mendimi shqiptar duhet të përpiqet. Edhe jeta shqiptare duhet të lëvizë. Vdekje është për ne kur përfytyrojmë jetën shqiptare si një liqen-moçal të qetë. Na e duam ta shohim Atdheun të ndezur nga etja e punës, e qytetërimit, e përpjekjes dhe sidomos e formimit të ndërgjegjes kombëtare.

Sepse ky është misioni historik i kësaj epoke të rilindjes shqiptare.

*Arbënia, 1936.*

## Karl Marx

Në një kohë që njerëzia po përpiqet me agoni në shtratin e krizës së tmerrshme ekonomike e morale, që plasi me tërë fuqinë e saj pas luftës së madhe, pikërishte në një kohë të tillë, ranë të 50 vitet e vdekjes së KARL MARX-it, të këtij njeriu, që e bëri doktrinë ndarjen e shoqërisë nëpër klasa, që luftojnë në mes të tyre. Rrallë një teori e re bëri brenda në pak vite kaq përparime të mëdha sa MARXISMA. Vetëm tre çerek të shekullit shkuan, që kurse MARX-i zuri të përhapë teorinë e tij, edhe doktrina e tij u bë si Ungjill për pjesën më të madhe të njerëzisë, që punon për *proletariatin*. Edhe kristianizma akoma, megjithë mistiçizmën e saj, me gjithë bazën shoqërore që kish në krye, me gjithë thjeshtësinë e mësimit të Krishtit, s'u përhap dot me tërë atë shpejtësi që u përhap marxisma. Dhe kjo ngjau, sepse shoqëria njerëzore që në krye të shekullit XIX hyri në një udhë të re, edhe MARX-i ështe njeriu që vuri re përfundimet që do të sillte zhvillimi i i pastajmë i kapitalizmës. Në një kohë që romantizma dhe idealizma gjendeshin në kulmin e tyre dhe klasa borgjeze sapo ishte dukur dhe zinte të përparonte, Marx-i ëndërroi një të nesërme tjetër dhe u dha mësime proletarëve të gjithë botës.

Marx-i lindi në 5 maj 1818 në Trier, qyet rhenan, nga prindët izraelitë. Bëri studimet në universitete të Bonn-ës e të Berlinit. Në 1846 paraqiti në universitet të Jenës tezën e tij: *Filozofia e Epikurit*. Në krye kishe menduar të jepesh pas karierës shkencore, po nga pengime politike hoqi dorë për t'u bërë profesor në universitetin e Bonn-ës. Marx-i u bë në krye bashkëpunëtor dhe pastaj një nga drejtorët e gazetës radikale *Rheinische Zeitung*. Passi u pushua kjo gazetë në 1843, Marx-i shkoi në Paris, ku nisi botimin e revistës *Deutsch Franzoische Fahrbucher* bashkë me *Ruge*-n, pasonjës i *Hegel*-it. Në Paris lidhi miqësi të ngushtë me *Engels*-in, i cili që nga ajo kohë, i qëndroi bashkëpunëtor besnik gjer në vdekje.

Para se të bënte këtë udhëtim në Paris, Marx-i kishte studiuar në mënyrë të veçantë filozofinë e *Hegel-it*; në Paris iu vu studimit të socializmës frënge. Me kërkesë të Qeverisë Prussiane, u dëbua nga Franca në 1845 dhe vate në Belgjikë, ku në 1847 botoi kundër *Proudon*-it veprëzën: *Varfëria e filozofisë;* një vit më pas botoi bashkë me *Engels-in*: *Manifesti komunist.*

Kryengritja e 1848-ës e shpuri përsëri Marx-in në Paris dhe pastaj në Kolonjë, ku drejtoi gazetën demokratike-borgjeze *Neu Rheinische Zeitung*. Në këtë kohë nisi marrëdhënie me *Lassale-in.* Passi u dbua nga Gjermania e nga Franca, vate në Londër, ku bashkë me Engels-in, zuri të studiojë historinë ekonomike të Anglisë. Pemë e këtij studimi të tij patën qënë veprat e tij: *Drejt një kritike të ekonomisë politike,* botuar në 1859, dhe *Kapitali*. Volumi i parë i *kapital*-it u botua në 1867, i dyi në 1885 prej Engels-it pas vdekjes së Marx-it, dhe i treti në 1889 i paplotësuar.

Në 1864 Marx-i u bë një nga drejtonjësit e *Shoqërisë Ndërkombëtare të Punëtorëve*, e cila shkurt u quajt *Ndërkombëtarja*, që u themelua ahere. Hoqi dorë nga kjo shoqëri pas përmbysjes së *Komunës* së Parisit dhe pasi kundërshtimet e anarkistëve, të kryesuar nga *Bakunin*-i, e bënë të pamundur bashkëpunimin e tij me ta.

I lodhur e i këpuur nga përpjekjet dhe nga mundimet e jetës, i goditur nga vdekja e gruas së tij shumë të dashurë, *Jenny*, pasi shëtiti në Francë e në Algjeri për të marrë veten, Marx-i e mbaroi jetën në 14 Mars 1883; biografët e tij shkruajnë se vdiq në *Londër*, po ekonomisti dhe sociologu i shquar italian *Achille Loria* e bën të vdekur në *Argentuil*, një qytet jashtë Parisit, në një shtëpi të përulur e të vetmuar të bulevardit Thiers. *Loria* e mbyll me këto fjalë biografinë e tij mbi *Marx-in:*

*"Takim i çuditshëm! Ky njeri, që mishëroi çdo kryengritje dhe që e shkoi pjesën më të madhe të jetës së tij në vendin që nuk di çdo të thotë kryengritje, vdes në qytetin republikan; rreth kryeve të tij të thinjura, të vaisura në*

*shtratin e hidhërimit, po fishkëllin oshëtima e largme e kryengritjeve të Parisit. Është kryengritja që përshëndet heroin e saj me grahmë, që të mos i prishet në çastin e largimit të tij të përhershëm ëndrra për të cilën rrojti".*

*Engels*-i e qau në varr mikun e tij të vdekur. Pasi përshkroi në vija të përgjithshme përpjekjet kryengritëse të *Marx*-it, shtoi:

*"Si Dravin-i, që zbuloi ligjin e evolucionit të natyrës organike, ashtu edhe Marx-i zbuloi ligjin e evolucionit të historisë njerëzore, d.m.th. atë gjë fillore, që e mbanin të mbuluar me pseudo-ideologjira: që njerëzit më parë nga të gjitha duhet të hanë, të flenë, të vishen, para se të merren me politikë, me art, me fé, dhe se, pra, prodhimi lëndor e bashkë me të sheshi i zhvillimit ekonomik të një populli ose të një epoke, bëjnë themelin, mbi të cilin zhvillohen të gjitha institucionet shtetërore, e drejta, arti, feja vetë. Marx-i, i zbuloi edhe ligjin e zhvillimit të metodave të prodhimit kapitalist dhe të shoqërisë borgjeze, që lind prej atij prodhimi. Zbulimi i mbivlerës shtyn dritë në errësirën që humbisnin gjer atëherë të gjitha gjymtimet, si të ekonomistëve borgjezë, ashtu edhe të kritikëve socialistë".*

***

Si shkencëtar Marx-i është vazhduesi i shkollës fiziokratike, ose klasike. Mirëpo, ndërsa ishin ideologë të pronarëve të mëdhenj tokash, edhe ekonomistët klasikë ishin ideologë të kapitalistëve, Marx-i u bë ideolog i klasës punëtore. Me gjithë këtë, nuk e preu përin tradicional me shkollën klasike të ekonomistëve englezë, duke i dhënë, si ata, rëndësi të madhe kapitalit, gjë e cila shihet edhe nga titulli që i dha veprës së tij kryesore. Dhe kaq e paanshme është analiza e Marx-it mbi kapitalin, saqë profesori *Simkhovitch* shkroi një libër me titullin: *Marcisma kundër socialismës* Me të vërtetë Marx-i, në kundërshtim me socialistët përpara tij, nuk u muar me parashikime mbi të ardhmen, as ngriti kalara në erë, si socialistët e përparshëm frëngj dhe englezë, të cilët ai i quajti *utopistë*. Pas mëndjes së tij, rregjimi socialist duhet të lindë në mënyrë mekanike, të rritet e të piqet në gjirin e rregjimit kapitalist. Kapitalizma ka në veten e saj fuqinë magjike të socializojë prodhimin, sepse, me mbledhjen e veglave të prodhimit në pak duar, kapitalizma lehtëson diktaturën e ardhshme të proletariatit, shpronësimin e kapitalistëve. Kjo gjë i dha shkak *Lassale*-it ta quajë Marx-in një *Hegel* të kthyer në ekonomist dhe një *Riccardo* të kthyer në socialist.

Nga Hegel-i Marx-i mori *Metodën dialektike*, duke e zhveshur nga idealizma e tij. Me këtë metodë themeloi teorinë e *materialismës historike*. Gjer ahere njerëzit besonin, dhe vazhdojnë të besojnë akoma, se *veprimi njerëzor dhe lëvizja e shoqërisë udhëhiqen krejt nga shkaqe ideale, si edhe nga fuqia e fjalës dhe e veprës së njerëzve që janë vënë në krye të shoqërisë; me një fjalë, besojnë se ndryshimet shoqërore dhe kryengritjet bëhen me fuqinë dhe me tërheqjen e ideve ose të vullneteve më të larta: dashuria për drejtësi, për liri, feja, njerëzit e mbëdhenj historikë; domethënë historinë e krijojnë dhe e tundin faktorët idealë ose* personat. Kjo është idealizma historike. Mirëpo, pas materializmës historike, *nuk janë idetë që e tundin botën, po janë kondítat materiale të shoqërisë, sidomos nevojat e konomike; jo individi, po kolektiviteti ka vlerë dhe rëndësi në histori.* Pra, kondítat e prodhimit në tërësinë e tyre formojnë strukturën ekonomike shoqërore dhe bazën e vërtetë për konstruksionet e më pastajmë juridike e politike, të cilat kanë forma të caktuara të ndërgjegjes shoqërore. Mjetet e prodhimit e të jetës materiale caktojnë rregjimin shoqëror e politik e shpirtëror. Kështu zhvillimi i jetës ekonomike në një formë tjetër, nuk është prodhimi i arsyes, po i nevojës, nuk është përfundimi i vullnetit të lirë, po i ligjës natyrale. Meqënëse nga kondítat e prodhimit varen kondítat e pronësisë dhe meqënëse

konditat e pronësisë nuk janë të barabarta për klasat e ndryshme, këtej rrjedh ndryshimi i klasave ekonomike, ndryshim i cili shfaqet në LUFTËN E KLASAVE. Pas Marx-it, tërë historia e njerëzisë nuk është gjë tjetër, veçse një LUFTË KLASASH.

Teoria tjetër origjinale e Marx-it është *teoria e vlerës së punës;* fara e parë e kësaj teorie gjendet te *A.Smith*-i dhe sidomos te *Riccardo*-ja. Në krah të saj, duhet vënë *teoria e vlerës dhe teoria e mbivlerës.*

Ç'ka mbetur e ç'ka vdekur sot nga Marxisma? Domethënë cila është vlefta e saj e sotme? Gjykimi mbi këtë punë veret nga mënyra me të cilën sheh çdo njeri strukturën shoqërore dhe ekonomike. Do të kujtojmë vetëm gjykimin sintetik të *Loria-s* mbi doktrimat e Marx-it:

*"E para gjë që duhet të njohim është se doktrinat dhe jeta e Marx-it dhanë përfundime madhështore, po edhe dështime madhështore. Pa dyshim Marx-i rrëzoi në mënyrë energjike optimizmën shkencore, dhe me materializmën e tij historike e pastaj me kapitalin e tij, si as nonjë mendues tjetër i vendit të tij, që t'u hapeshin ideve shoqërore e njerëzore horizonte të ra. Doktrina e tij e evolucionit ekonomik vleu që të prishë socializmën anarkike, kurse teoritë e tij mbi kapitalin e lartësuan proletariatin dhe e bënë klasë. Këto janë përfundime pjellore dhe të pamohueshme të veprës së Marx-it.*

*"Po përpjekja e tij që të krijojë një algjebër të kryengritjes dhe të themelojë një shoqëri ndërkombëtare të punëtorëve, dështoi krejt. Algjebra e tij dolli sofistike; shoqëria punëtore u shpërnda kur ai ishte akoma gjallë... Ahere jetoi i vetmuar dhe vdiq i lënë mënjanë. Në doktrinat e tij, si edhe në jetën e tij, Karl Marx-i është prodhimi fatal i kohës në të cilën jetoi dhe në të cilën zhvilloi doktrinat e tij... Me gjithë që e njihte në mënyrë të çuditshme jetën e vërtetë, Marx-i mbeti një metafizik në mes të një brezi pozitivistësh, duke ëndërruar rrënjosjen e Idesë në mes të njerëzve që nuk i mirrnin vesh emrin..."*

*Minerva, 1933*



## Rëndësia e turmave

Disa ditë më parë bënim fjalë në shtyllat e kësaj gazete për turmat shqiptare, duke shpjeguar përciptërisht idetë themelore, që mblidhte në gjirin e vet fjala turmë. E cilësonim si një grumbullim njerëzish të udhëhequr nga disa aspirata të njëjta, të cilin grumbull e karakterizonte një shpirt i ri, që kish lindur nga bashkimi i atyre njerëzve dhe që ishte i përcaktuar nga disa faktorë të ndryshëm, të cilët i shtroheshin vetvetiu ligjit të njësisë mendore të turmave.

Flitnim, shkurtazi, në ato rradhë, mbi jetën e turmave, të cilat në këto kohët e fundit, kishin marrë një rëndësi të madhe dhe që shfaqeshin si objekti i një studimi të thellë dhe të vlershëm, objekt plot meritë për t'u vënë në tryezën e bisedimit nga që koha vetë, e pafuqishme kundrejt rrethanave, që merrshin një kuptim të ndryshëm, baskëpunonte në formimin e këtyre turmave. Flitnin atje për turmat që kishin pasur, me zjarrin e idealit të tyre në zemër, apostujt e fesë, për turmat e kryengritjes frënge, që shkatërruan një jetë dhe që ngritnë një tjetër, për turmat, që ndoqën këmba-këmbës, në shkretëtirat e mbuluara me dëborë dhe në ato ku rëra të përvëlonte këmbët, Napoleonin që printe togje, që shtriheshin për të mos u ngritur më, për turmat fashiste, naziste dhe spanjolle. Mbaronim duke thënë se edhe për ne ish i nevojshëm pranimi i të tilla turmave që kanë marrë një hov të pamposhtur pothuajse në të gjitha shtetet e botës.

Koha vetë është një nga faktorët më me rëndësi në formimin e turmavet të ndryshme. Sesi kontribuon ajo në këtë formim, do të flasim shkurtazi një herë tjetër. Sot do të merremi vetëm me rëndësinë që paraqesin turmat, që po ngrihen dita-ditës nga çdo anë dhe që zhvillohen me të shpejtë.

E kjo rëndësi të bën që të mejtohesh thellë: cilëson atë grumbull njerëzish, që ka hyrë në një jetë të re, që

është paisur më një shpirt të ri, që s'ndalet në sulmin e vet plot entusiazëm.

Nuk janë luftërat dhe ndryshimet e dinastivet ato që shpien në një drejtim tjetër qytetërimin e një kombi. "Ndryshimet me rëndësi dhe të vetmet, ato nga të cilat rrjedh të përtëriturit e qytetërimeve, bëhen në oipnionet, në koncepsionet dhe në besimet." Kështu, pra, rënien e ndërrimit të drejtimit të një qytetërimi, nuk duhet ta kërkojnë në disa faktorë psikologjikë e mendorë, që përmbysin papandehur mejtime dhe idera të kalbura e të vjetërruara, mbi të cilat shtrihen rrënimet e një qytëtërimi të vdekur.

Idetë e kalbura, por ende me shpirt, ia lenë vendin ideve që i zëvendësojnë në këtë rrugë transformimi. Mbi këtë trazirë iderash të reja e të vjetra po ngrihen shoqëritë e sotme. E këto shoqërira "kanë të bëjnë sot me një pushtet të ri, sovran i fundit i epokës moderne: pushteti i turmave". Para një shekulli ishin vetëm disa principe që loznin me fatin e një kombi, që shkaktonin rivalitete nëpërmes popujsh. Sot janë turmat e fuqishme, që udhëheqin kombet, zëri i tyre mbretëron kudo. "Jo në këshillat e princavet pregatiten sot fatet e kombeve".

Nga do që të hedhish sytë, sot do të shikosh se janë turmat ato që kanë marrë frétë e shteteve dhe që drejtojnë kombet të udhëhequra nga prijësat e tyre, të cilët janë përsonifikimi i shpirtit të tyre.

Turmat ushqehen me idera të ndryshme; nuk janë të gjitha të njëllojshme: Prandaj kemi sot turma nacionaliste, komuniste, socialiste, demokrate, etj. Secila vazhdon dhe ndjek direktiva të ndryshme, po sidoqoftë një gjë e përbashkët vihet re në to: fuqia e tyre dhe zmadhimi dhe rritja e shpejtë. Është si një lumë që vjen i rrëmbyer duke u përcjellë me oshëtimën e vet dhe që askush nuk mund ta ndalojë. Ç'drejtim do të marrë kjo rrymë e egër, që përfshin çdo gjë që gjen përpara? Kjo varet nga shtrati që e përmban. Rruga e egër mund të egërsohet edhe më tepër: aherc turma do të shkatrrojë qytetrime të plakura dhe do të përmbysi idera, që e pengonin në rrugën e saj. Por mund të takojë edhe e kundërta: ajo mund të zbutet nga ideja njerëzore dhe të ngrejë mbi traditat e së shkuarës plot lavdi një qytetërim që t'u pajtohet kohëve dhe nevojave të ra.

Ajo do të eci si ta udhëheqin.

Sidoqoftë një gjë është e sigurtë: s'duhet harruar që sot është koha e turmave. Koha vetë e solli nevojën e forcimit të tyre. S'mbeti komb pa mëkëmbur turma të paisura me një ideal dhe më një shpirt të ri. Themelet mendore u tronditën nga një frymë e re, që u përhap në jetën e popujve të ndryshëm.

Për një frymë të re kemi nevojë edhe ne!

*Arbënia, 1936.*

## Shpirti i turmave

Duke bërë fjalë për konceptin "turmë", kemi thënë se një grumbullim i aq njerëzish, nuk mjafton që të cilësohet me një emër të tillë. Kemi bërë një dallim ndërmjet nja bashkimi njerëzish, ku secilado kokë mejton, ndjen dhe vepron pas dëshirës së vet dhe turmës psikologjike, ku çdo mëndje është e ndritur po prej një ideje të përbashkët, ku çdo zemër rreh për një ideal të vetëm. E kemi cilësuar edhe më tepër këtë bashkim njerëzish duke thënë se ai është i pasuruar me një jetë të re, me një psikologji të re, me një shpirt të ri.

"Psikologjikisht, shprehja turmë merr një kuptim të ndryshëm. Në disa rrethana të caktuara, dhe vetëm në të tilla rrethana, një grumbullim njerëzish zotëron karaktere të rinj shumë të ndryshëm nga ata, që ka çdo njeri që përbën grumbullin. Personaliteti koshient humbet, ndjenjat edhe idetë e secilit kanë marrë një drejtim të vetëm. Formohet një shpirt i përbashkët, tranzitar pa dyshim, por që paraqet karaktere shumë të qartë. Kolektiviteti kthehet e bëhet ahere një turmë e organizuar ose, po të doni, një turmë psikologjike. Formon një trup të vetëm edhe i shtrohet ligjit të njisisë mendore të turmave."

Duke analizuar, pra, jetën shpirtrore të turmave, vemë re se ato janë paisur me karaktere të rinj, me idera të drejtuara bashkarisht në një rrugë të vetme, me një shpirt të përbashkët, fenomenet e të cilit janë faktorët e një përpjestimi, që lidhet me anën e ligjit të njësisë mendore.

Një njeri, që hyn për të bërë pjesë në turmë, i humbet karakteret e tij të natyrshëm: bije si një pikë ujë në një oqean të gjerë, duke mos lënë asnjë gjurmë. Turma e madhe e thëthin menjëherë dhe ai nuk është veçse një celulë e vogël e këtij trupi gjigand. Idetë e veta transformohen dhe ndjekin rrymën e ideve që vlojnë në shpirtin e turmës. "Gjëja më me rëndësi që paraqet një turmë psikologjike, është kjo: cilëtdo qofshin njerëzit që e përbëjnë, sado e njëjtë ose e ndryshme që mund të jetë mënyra e jetës së tyre, okupasioni i tyre, karakteri ose inteligjnca, nga që janë transformuar në një turmë, ata janë pajisur me një shpirt të përbashkët. Ky shpirt i bën të ndjejnë, të mendojnë e të veprojnë me një mënyrë krejt të ndryshme nga ajo me të cilën do të ndjente, do të mendonte dhe do të vepronte cilido prej tyre veçanërisht..."

Njeriu, në jetën e vet private, drejtohet më të shumtat e herës dhe pothuajse gjithmonë nga disa elemente koshientë, që drejtohen nga vullneti i tij. Ta marrësh të veçuar, do të vëresh, se ai është një njeri e aq, që ndjen, mejton dhe vepron për veten e vet. Bën parashikime të shumëllojshme, ngatërrohet brenda në arsyetime të kundërta, ndjen mbi kurrizin e vet peshën e rëndë të një përgjegjësie, kështu që para se të marrë përsipër edhe punën më të vogël, ai do të mejtohet mirë e mirë.

Por rryma e mendimeve të tij ndryshon krejt, kur ai bën pjesë me turmën. Atë tashti nuk e drejtojnë më elementët koshientë, arsyetimi, gjykimi dhe vullneti. Atë e pushton një ide, që vlon në zemrën e mijëra vetëve të tjerë dhe personaliteti i tij kthehet e bëhet inkoshient. Një frikacak në jetën e tij private, ai do të bëhet një trim me fletë brenda me turmën. Do të lërë mënjanë arsyetime dhe responsabilitete dhe do të aspirojë me tërë shpirt në idealin që e udhëheq. Shpirti i tij i vogël, do të rrahë në rritmin e shpirtit të turmës përgjithmonë, duke ndjekur ligjin e njisisë mendore të përbërësve.

Shpirti iturmës, i formuar me elemente inkoshiente, është shpirti i rracës. Tek ky shpirt marrin rrënjën e tyre shpirtrat e intelektualëve dhe shpirtrat e malësorëve, që s'kanë ndjekur shkolla. Prandaj në jetën e përditshme, ne dallojmë menjëherë intelektualin nga malësori. Por nëqoftëse një turmë formohet, ahere nuk kemi më as intelektual, as malësor, as nëpunës dhe as punëtor. Kemi vetëm një shpirt shqiptar, të cilin e drejtojnë elementet e ndërgjegjes kombëtare.

Për një shpirt të tillë kanë nevojë turmat shqiptare.

*Arbënia, 1936.*

## Turmat shqiptare

Gustave Le Bon-i, në librin e vet të vyer "Psikologjia e turmave", bëri një studim të thellë të shpirtit të një grumbulli njerëzish, të cilët, *të bashkuar e të udhëhequr prej disa aspiratave të njëjta*, formojnë *turmën*. Nuk vlen, pra, vetëm bashkimi i një shumice njerëzish për t'u cilësuar me kuptimin e fajlës turmë. Ajo do të quhet e tillë, kur të jetë e udhëhequr prej disa aspiratave të njëjta, kur të bëhet një sintezë mendimesh të patundura në një ideal, kur të mos jetë veç një zemër e vetme që të rrahë me një puls të hovshëm në një ritëm të shpejtuar. Vetëm ahere turma do të jetë e zonja të paiset me cilësi të veçanta, të krijojë një shpirt të ri, të pasurohet me një psikologji të re.

E marrë në rrethin e një kuptimi të tillë, fjala turmë paraqet një rëndësi nga më të mëdhatë, bëhet objekti i një studimi vëzhgonjës dhe psikologjik, ngaqë formon një shpirt të ri, formon edhe një jetë të re, një hov të ri, një psikologji të re. Koha pra, të studiohet një turmë e tillë...

Edhe G.LeBon-i fillon të bëjë ahere studimin e shpirtit të turmave, të shënojë karakteristikat e tyre të ndryshme, të zbulojë "ligjin psikologjik të njësisë së tyre mendore, të vëzhgojë ndryshimet e shpeshta të ndjenjave, që shkojnë deri në paroksizëm, të kuptojë idetë e tyre të përleshura, që caktohen nga plot faktorë të ndryshëm, opinionet, besimet e tyre...

Ja një pasqyrë e vogël e veprës së tij. Një paraqitje e thjeshtë dhe e cekët iderash dhe mejtimesh themelore, mbi të cilët ngrihet një psikologji e tërë...

★★★

Turmat i kanë tërhequr vërrejtjen G.Le Bonit. Ky vë re se në kohët e fundit këto kanë marrë një rëndësi të posaçme dhe janë bërë me të drejtë objekti i një vërejtjeje të thellë, i një preokupimi të dukshëm të mendjeve të shqetësuara. A nuk kanë qënë turmat ato që ngritën Revolucionin Frëng dhe që kthyen sa mbarë prapë Evropën e tërë? Ne do të shtonim: A nuk janë turmat ato që mëkëmbën një Gjermani naziste, një Itali fashiste, që ngritën për sa shekuj një qytetërim spanjoll, i cili u përmbys në disa muaj e sipër?

Kështu na vihen përpara syve dy lloj turmash: turmat qytetëronjëse dhe ato shkatërrimtare, ose, si i quan Le Boni , "heroike dhe kriminele". Një turmë, pra, mund të jetë sot themeltare e një qytetërimi dhe nesër shkatërrimtarja më e tërbuar. Ose: po një turmë mund të jetë o "heroike", o "kriminele", simbas aspiratave me të cilat ajo ushqehet. E tërë puna varet në disa aspirata që e udhëheqin në rrugën e ardhmënisë. Të mira ose të liga qofshin këto aspirata, ajo do t'i ndjekë në i hyfshin në zemër. Askush nuk do ta ndalojë dot në udhën e saj. Ideali i saj do ta udhëheqë në të kryerit e qëllimit.

Të këtilla kanë qënë turmat që pasonin Krishtin, Muhametin dhe më vonë Napoleonin. Të këtilla janë sot turmat e panumurta të Evropës diktatoriale që mëkëmbën shtete gjer dje të përunjur në pasojën e evenimenteve të egër.

★★★

A ka vallë turma shqiptare?

Një pyetje që do të zgjidhej shpejt edhe nga më i padituri, i cili do të pohonte se këto turma ekzistojnë. Por ai nuk do të kuptonte me fjalën turmë, veçse grumbullimin e aq njerëzve të vendosur në një vënd, duke i dhënë kësaj fjale kuptimin e njëjtë të asaj të kopesë. Por ne sot nuk flasim për këto turma, ne e marrim këtë fjalë në definisjonin e saj subjektiv dhe psikologjik duke e cilësuar si më të lartë. Kështu që fjala turmë, e ndryshon krejt kuptimin e saj të mëparshëm dhe paraqet vështirësi në zgjidhjen e problemit.

Aty këtu, dy a tri herë në vit, mblidhet *populli* në disa vende për të festuar një të kremte kombëtare. Para bashkisë, mbahet një fjalim i rastit, i cili, po të shprehë mirë rëndësinë e asaj dite, i deh dhe i pushton zemrat e dëgjonjësve. Ai grumbull njerëzish, nga një *kope*,

kthehet e bëhet një *turmë* e paisur me *një ide të lartë*. Kopenë e cilësonte shqetësimi i problemit të jetës, turmën e cilësonte shqetësimi i një ideje që ka marrë zjarr në shpirt. Pjesëtarët e saj janë vëllezër dhe ndjejnë se çdo të thotë fjala: *ndërgjegje kombëtare.*

Por mjerisht rastet janë të paktë për bashkime të tillë. Janë edhe të shkurtër. Pas festave, pjesëtarët e grupeve hyjnë në ritmin e punës së përditshme. Turma plot shpirt bëhet kopeja që rron për bukën e gojës!

★★★

Kemi nevojë për *turma shqiptare* të paisur më një ndjenjë fetare. Duhet që pjesëtarët e turmavet të jenë fetarë të vërtetë, por fetarë në kuptimin e Le Bonit: *"Nuk jemi fetarë vetëm kur adhurojmë një Hyjni, por kur i vëmë të gjitha burimet e mëndjes sonë, të gjithë zjarrin e fanatismës në shërbimet e një çështjeje ose të një njeriu, që është bërë qëllimi edhe udhëheqësi i ndjenjave dhe i veprimeve".*

Me turma të tilla do të ngremë nesër një qytetërim mbi traditat tona të dëgjuara.

*Arbënia, 1936.*



## Parathënie

*(për librin "Muhameti si profet")*

Kesh filluar dhe unë, disa vjet më parë të përktheje këtë pjesë të Carlye-it (KendoKarlail), po mjetet për botim nuk i sigurova dot dhe të them të drejtën, mbasi i hyra punës, e kuptova se sa vështirësi e madhe ishte përkthimi i një vepre të këtillë. Pengimi i parë, (mungesa e mjeteve për botimin e veprave të vogla) dalëngadalë po zhduket vetiu prej kohës . Publiku këndonjës është shumuar. Bile disa shkrimtarë e përkthenjës kanë zënë të fitojnë edhe ndonjë gjë më tepër se ç'duhet për shtypshkronjën. Dhe kjo është, sigurisht, një shenjë e mbarë për jetën kulturore të vendit tonë.

Pengimi i dytë, që vjen nga vështirësia e madhe në përkthimin e veprave si te Carlyle-it, u këprcrye me zotësi prej shokut dhe mikut tim Beqir Çelës. Mbase sepse i vuri më tepër kujdes, mbase sepse është një mësues i palodhur dhe shkrin energjitë e tij në përpjekjen që bëhet për të nxjerrë këtë popull prej errësirës në dritën e vërtetë të kulturës. Cilido qoftë shkaku, unë i shtrëngoj dorën Beqir Çelës dhe i them këndonjësit se në këto faqe gjëndet e përkthyer pjesa më e bukur dhe më e shëndoshë e kryeveprës së më të madhit *mendonjës-poet* që pati bota që flet anglisht, në shekullin e kaluar.

★★★

Thomas Carlyle (1795-1881) ka bërë shumë vepra. *Revolucioni freng* në tre volume, *Jeta dhe letrat e Oliver Cromwell-it, Frederiku i madh, Artor Resartus. E shkuara dhe e tanishmja* dhe *Herojtë,* numërohen si më të rëndësishmet. Mendimi i shumë kritikëve është që *Heronjtë* zë kryevendin në prodhimin e madh te Carlyle-it. Sidomos në këtë vepër, shfaq lartësitë e mendimit të tij folozofik mbi historinë, duke derdhur me shkulme tronditëse tërë lirizmën e tij të pashëmbullt, si një gjigand melankolik e vetmimtar, i cili u mundua në dëshpërim t'i mësonte botës

sinqeritetin, të drejtën dhe të vërtetën mistike. Sidoqoftë mendimi i kritikëve të mëdhenj, unë do të them, mos vdeksha pa e përkthyer në shqip *Revolucioni frenk* te Carlyle-it, në të cilin duket zjarri poetik i penës së tij. Tingëllojnë pakëz si fjalë plaku të kërrusur këto të miat, por kam një tok arsye të shëndosha, për të cilat nuk është vendi këtu dhe koha tashti.

Carlyle, heronjtë i ndan në gjashtë kategori: heronj si Perëndi: *Odin;* heronj si profet; *Muhamet;* hëronj si poet: *Dante dhe Shakespeare;* heronj si prift: *Luther* dhe *Knox*; heronj si letrar: *Jonson Rousseau, Burns*, heronj si mbret Cromwell dhe Napoleon. Në këtë vepër Caryle ka dashur të provojë se historia e njerëzimit, në të gjitha shfaqjet e saj, është në fund të fundit, historia e njerëzve të mëdhenj, qofshin në forme mbreti, poeti, prifti, shkrimtari apo profeti, patën, secili nga një mision hyjnor; qenë shkëndija të një brumi, të shkëputura nga pafundësia e Urtësisë Qiellore, për t'i dhënë dritë njerëzimit.

Simbas Carlyle-it, pra, Muhamedi, i lindur në kohë dhe në rrethana të tjera, mund të qe bërë një shkrimtar i madh, apo një shkencëtar, dhe Shekspiri mund të bëhej aq madhështor sa Qezari i dramës së tij të pavdekshme.

Shkurt, Carlyle besoi me sinqeritet të thellë, se urtësia e fuqive mistike të amëshueshme, trupëzohet herë pas here pas një heroi, i cili drejton historinë e njerëzimit dhe jetën tonë të përditshme. Prandaj njerëzit e mëdhenj duhet të nderohen përunjësisht. Këtë nuk e polli koha, thotë ky shkrimtar i madh englez, po u *dërgua* të përmbushë detyrën e tij dhe sikur gjithë bota të kundërshtonte. Për Carlyle-in heronjtë janë vetëtima nga qielli, të cilët i japin flakën e tmerrshme "kashtës së thatë" që janë turmat njerëzore. Njeriu-hero ka fuqi hyjnore dhe vepra e tij është hyjnore.

Në fund të shekullit të kaluar ky lloj kulti për mbinjerinë, mori një formë tjetër edhe më tronditëse në filosofinë Friederich Wihelm Nitzsche-s, i cili ish një ateist i tmerrshëm. Por ndërsa Nietzsche-ja ish prodhim i asaj filosofie të ashpër materialiste, që karakterizoi shekullin e nënëtmbëdhjetë, Carlyle dolli si një fenomen i çuditshëm, krejt antiteza e kohës së tij. Ky luftoi si një gjigand i dëshpëruar për të mbrojtur pikëpamjen e tij mistike dhe panteiste nëpërmes një revolucioni industrial, kur valët e teorisë së revolucionit të një Darvini, Huxley, Spenceri dhe të tjerë filozofëve materialistë, shkumëzonin anembanë.

Sidomos në ditët tona, shumë e kanë luftuar këtë filozofi të historisë që na mësoi Carlyle. Dhe në asnjë vend më tepër se në Angli, sepse një popull, besoj, nuk e ka shembur aq keq misticizmin, sa anglezët.

Sot, çdo gjë është racionalizuar. Metoda shkencore ka hyrë dhe në interpretimin e historisë. Historiani i sotëm studion fenomenet shoqërore duke analizuar hollësisht shkaqet dhe marrëdhëniet ndërmjet tyre, nga një pikëpamje thjesht shkencore, duke mos pasur nevojë të sjellë në ndihmë fuqi spirituale për të shpjeguar ato fenomene, sikundër që bëri Carlyle-i. Janë vetëm konditat materiale të jetesës dhe të prodhimit, lodhjet shpirtërore të masave njerëzore dhe idetë e mbjella dikur, të transformuar simbas ndryshimeve të këtyre konditave materiale, të cilat grumbullohen me njëra-tjetrën, fryhen në ngadalësinë e kohës, që shpërthehen në një ditë me violencë të tmerrshme dhe të krijojnë ato që quhen epoka të mëdha të historisë së njerëzimit. Pa asnjë dyshim, në të tillë raste gjendet një udhëheqës, kaq e asimilon atmosferën e krijuar, sa bëhet një sintezë, si të themi, përqëdrimi i forcave i të gjithë lëvizjes për të organizuar fuqitëe lëvizjes në kaosin e revolucionit. Po të mos kish rënë në dekadencë ekonomike dhe morale të paevitueshme, Imperatoria Romane, thotë historiani modern, sigurisht që nuk do të kishinm as Jesu Krisht, as krishtërim. Po të mos qe bërë revolucioni frenk, shkaqet e të cilit shtrihen thellë në grumbullimin e gabimeve, që prej Luigjit XIV, nuk mund të kish shkëlqyer ylli i togerit korsikan.

Në çdo kohë njerëzimi ka pasur fuqi të mëdha latente. Kur kondidat materiale ndryshojnë dhe, si efekt, pasionet e popujve fillojnë të ndizen, personaliteti i tyre u përgjigjet plotësisht nevojave, që trumpeton koha. Njeriu i madh sot kuptohet si prodhim i fuqive shoqërore, i cili, duke përqënruar energjitë e masave, pavdekson emrin e tij dhe epokën nga gjiri i së cilës lindi.

Personalisht nuk shoh ndonjë gjë të çuditshme në ardhjen e këtyre heronjve në historinë e njerëzimit. Dua të shtoj se ata që mahniten, si Thomas Cerlyyle, me të tilla fenomene, janë ata që kujtojnë se Gjithësia u bë për hir të njeriut, se gjithë bota jonë drejtohet nga qielli dhe se ne nuk jemi, veçse gurë të një dame, që lot i madhi, e tj. Edhe në mos i kuptofsha dot të gjitha shkaqet, që pollën një Dante në Itali, një Gengis Khan në Azi, një Qezar në Romë, një Bethoven në Gjermani, ose një Muhamed në Arabi, sigurisht nuk do të shqetësohem aq, sa të thërras fuqira mistike të mbinatyrshme, supozicione dhe supersticione të mbetura nga animizmat primitive, për të shuar kureshtjen time. Një pikë ujë, një koqe breshër, është një fenomen gjithaq i çuditshëm për mua, sa dhe fenomeni i Lekës së madh ose i Muhametit. Sidoqoftë *misterin* dhe *çudinë* sot i kemi lënë në duart e sigurta të *shkencës*. Po t'i shikojmë punët nga lart dhe nga largësia shkencore, po të bëhemi më pak antropomorfikë se Carlyle-i, sigurisht që pikëpamjet tona mbi jetën dhe fenomenet e ndryshme, me të cilat kemi të bëjmë, do të na duken më të kthjellëta, më natyrale, më të arsyeshme dhe më të vërteta.

***

Në këtë vepër të vogël, Muhameti, megjithëse vishet me rroben mistike të Carlyle-it, është me të vërtetë i adhurueshëm. Unë e kam kënduar edhe si një që ka lindur në fenë e Muhamedit, edhe si një njeri që ka sot një konsideratë të njëllojshme për të gjitha fetë e Orjentit. Mbasandaj islamizma e sotme është mjaft e ndarë nga personi i Muhametit. Ajo është një doktrinë e lëshuar në duart e kohës, e cila ka pësuar shëmtime aq të mëdha, sa ehe shoqet e saj më të vjetra. Unë e ndiej thellë detyrën time të flas atë që mendoj dhe që ndiej.

Njerëzit e mëdhenj e ndajnë vetn e tyre më dysh. Nuk është jeta e tyre private, që i intereson njerëzimit, po punët e tyre si njerëz të veprimit. Prandaj Muhameti nuk duhet shikuar nga jeta e tij private dhe me kriteret tona të sotme. Po te shikohet objektivisht si një njeri i veprimit dhe si një komandant gjenial, te Muhameti gjej një sintezë të shkëlqyer të burrërisë dhe të urtësisë së vërtetë, gjej filozofin - Mbret të Platonit. Te Muhameti bota provoi një Mashkull të madh, një shpirt vullkanik, një filozof dhe një politikan të rrallë. Po të kishin lindur në revolucionin frenk në kushtet e Napoleonit, sigurisht do të qe bërë imperator. Po të kishte lindur në Rusinë e Leninit, sigurishte do të qe udhëheqësi i bolshevizmit. Ne realitet, Muhameti, i shëmbëllen më tepër Leninit, se çdo njeriu tjetër në historinë e njerëzimit. Gjithë ajo forcë, gjithë ajo urtësi, gjithë ai durim, gjithë ajo kënaqësi duke ngrënë pak bukë me hurma dhe duke arnuar shollët vetë dhe kur ish shefi suprem i Arabisë. Edhe në krenari i shëmbëllejnë njeri-tjetrit. Një kryelartësi jo fyese, por e ftohët, e lashtë, virile dhe mëshironjëse. Edhe si folozofë i rrinë afër njëri-tjetrit. Që të dy zbresin thellë për të analizuar shkaqet e para të çdo problemi, që të dy shikojnë popullin e vogël, që të dy mendojnë, mundohen e digjen vetëm e vetëm për atë, që tëdy e ndiejnë vogëlsinë e kësaj bote dhe kotësinë e përpjekjes njerëzore, por që të dy me furi gjigandësh zhvillojnë fuqitë dhe përpjekjet për të rregulluar më mirë punët e njerëzisë. Dramatisti i madh G.B. Shaw, ka qëlluar bukur, kur thotë, se Evropa sot vuan për një diktator si Muhameti.

Carlyle, në të gjitha veprat e tij, ka qënë më tepër një këngëtar, sesa një historian. Ky shkrimtar i madh englez adhuron e këndon Muhametin si një hero-profet, me tërë imagjinatën mistike, që prodhoi pena

e tij madhështore. Prandaj muslimani shqiptar duhet ta këndojë shumë herë këtë libër, që të shkundë makar një pjesë të paragjykimeve dhe të fanatizmës hutonjëse, që ka grumbulluar injoranca. Kjo është edhe si një vepër historie mbi themelonjësin e Islamizmës. Sidomos në të rinjtë, që s'duhet të na interesojë aspak cilësia dhe feja e tij, është e arsyeshme ta shikojë Muhametin nga një pikëpamje thjeshte historike dhe të kuptojmë se sa i fuqishëm dhe krijonjës ishte ai burrë, i cili, sidoqë lindi në mes të varfërisë së Mekës, mundi të krijojë një fé, që pushtoi me qindra milionë njerëz që nag Afrika Veriore, Evropa Jugore, Azia dhe deri në zemër të Indisë. Them duhet të na interesojë nga pikëpamja historike, sepse ishte pulsi i fuqishëm i Muhametit, që lëvroi më vone kulturën njerëzore në lartësinë fantastike në Gordove të Spanjës, në Bagdat e deri në Delhi të Indisë, duke i bërë katër shekuj të historisë njerëzore, të quhen si "ditët e arabëve".

*193?*



## Kështu foli i vjetri...

"Shiko shofer! Lidhe mirë valixhen të lutem, se mos na ngjan ndonjë e papritur! Një mikut im i humbi një valixhe me 100 napolona plaçka dhe s'iu duk më nishani! "Kështu tha plaku dhe dalngadalë u fut në veturë, duke mbështjellur *pardesunë* e tij të zezë dhe elegante. Zuri vend afër meje, futi mënjanë bastunin dorë-ergjëntë, u ugjet aty ndënë këmbë nja dy pakove të vogëla, hoqi nga koka *borsalinon*, fshiu pak ballin me një shami të mëndafshtë, dhe pastaj kthehet nga unë. "Edhe zotëria e jote për në Korçë? Udhë e gjatë dhe e rrezikshme. *Inshallah* arijmë mirë e shëndoshë! Se me këta shoferët e sotëm, Zot ruajna! S'dijnë ç'bëjnë, efendëm, rezikojnë jetën e tyre dhe atë tëudhëtarëve marëzisht! Ç'kuptim ka të nxituarit marrëzisht? Por ky shoferi i sotëm është i urtë dhe veç kësaj e kam porositur posaçërsiht që të mos nxitojë aspak".

Si mbaroi këto fjalë, filloi të më tregojë një sërë aksidentesh që ndodhin nga pakujdesia e shoferëve, nga mania e të nxituarit. Pastaj nxori kutin e ergjëntë, mori një cigare të hollë me ar, më ofroi dhe mua një dhe heshti.

Me plakun jesh parë dhe një herë tjetër në një kafe lluksoze të kryeqytetit. Ky është një nëpunës i lartë. Nuk është ministër dhe as që ka shumë qejf të bëhet. Ministria ka shumë *telashe* për të dhe nuk është një punë e sigurtë dhe e qëndruar... Sot shkëlqen dhe nesër bie simos më keq.

Por sidofoftë bashkudhëtari im i sotëm nuk i ka qejf majat e larta. Nga të 25 napolonat që merr regullisht dy tre ditë përpara se të mbarojë muaji, 10 napolona flori i vë mënjanë. Ka të lëshuara me *fais*, nja 800 të kuqe. Pas disa vjetësh bën hesap të dalë në pension me rrogë të plotë, mbasi i ka përgatitur të gjitha formalitetet simbas ligjës përkatëse. Një djalë e ka me bursë. Sa po t'i kthehet, do t'i gjejë me anë të miqve ndonjë punë në ministri, makar dhe me rrogë të vogël, vetëm të jetë në ministri, se pse dalë nga dalë, prapë dhe gjithnjë me

anë të miqve do të rritet dhe do të bëjë karierë. Me kohë do t'i gjejë dhe një nuse *terbielleshë*, që të ketë dhe pal mall.

Në këtë mënyrë po pregatit mëshehuras në trutë e tij planet e jetës shoku që kam sot në automobil.

***

Automobili po ikën ngadalë, ashtu sikundër e ka porositur plaku shoferin dhe mua, që zakonisht nuk më pëlqen ngadalësia, për çudi sot nuk më bën aspak nervoz. E shikoj plakun një copë herë poshtë e përpjetë, dhe kam përshtypjen e sigurtë dhe të plotë se pranë meje ndodhet tipi klasik i *mehmurit* të Perandorisë Turke. Për një çast nuk e urrej. Tek një njeri që ka jetuar 55 vjet, si kudo, ka diçka që e bën të interesantshëm. Sa për mundësinë e tij, justifikimin mundohem ta gjej te koha dhe në edukatën që ka marrë.

“Po Zotrote harron”, i thashë, që kohët kanë ndryshuar shumë... Jeta e sotme ka për princip dinamizmin, shpejtësinë dhe guximin. Nuk mund të vemi kundra rymës së shekullit në të cilën rrojmë. Kjo vihet re në çdo aktivitet të njeriut të sotëm, duke filluar që nga shoferi ose punëtori i thjeshtë dhe gjer te burri i shtetit ose te mendonjësi. Shqipëria nuk i përket më së shkuarës së errët. Na kemi vendosur të qytetërohemi dhe ta bëjmë Shqipërinë moderne. Në fund të fundit na të rijve na pëlqen të nxituarit. Kjo mpreh dhe zgjuan fuqitë tona shpirtërore.”

Plaku bën buzën në gas plot ironi, lëviz pak nga vendi dhe e shoh se po kërkon në trutë e tij një përgjigje të shkurtër për t'i dhënë fund një herë e mirë bisedës. Ky nuk më njeh mirë. Më di si gjaknxehtë, si revolucionar dhe si një që ka vendosur kot më kot të jetë kundra pleqve. E ndjej se nuk është i kënaqur prej shoqërisë sime. Hoqi cigaren nga cingarishtja e tij e qeribartë, e ujdisi në kutiçkën elegante dhe m'u kthye:

“Ju të rinjtë e sotëm pretendoni të dini shumë gjëra nga bota, jeta. Kjo është e keqja e djalërisë së sotme. Kërkon me dashje gjërat e rrezikshme; dehet me fjalët *modernizim* dhe *qytetërim* dhe kërkon që automobili të



... me 100 km në orë, që punët të bëhen për një herë që shqiptari të bëhet Evropian në një vit! Po këto gjëra as që janë bërë, as që do të bëhem ndonjëherë kështu. Punët e mira dhe të sigurta bëhen ngadalë dhe me kohë. E ç'dobi në do vemi dy sahat më vonë në Korçë? A po që të thyejmë zverkun në ndonjë hendek? Ju e merrni jetën si punën e lojës së futbollit!... E kini të nxehtë gjakun. Jeni të rij, kini hak. Po na pleqtë, që kemi jetuar dhe kemi parë shumë, dimë se ç'është e mirë dhe e keqe. E para gjë që u këshillojmë, është gjakftohtësia, durimi dhe ngadalësia. Modernizimin dhe qytetërimin do ta sjellë koha dhe jo të nxituarit e automobilit! Ju të rinjtë e Shqipërisë duhet të studioni librat dhe veprat e botës, por të mos deheni dhe të kujtoni se mund të zbatohen për një herësh dhe në Shqipëri. Shqipëria është shumë pas, e dimë dhe na, por vetëm me ngadalë dhe me kohë duke e organizuar dhe perfeksionuar administratën qeveritare, duke shtuar shkollat dhe duke bërë ligje që u përshtaten nevojave të vendit, do të mundë të përparojë Shqipëria dhe të bëhet moderne, ashtu sikundër e dëshironi ju. Besoni në fjalët tona, na kemi eksperiencë të gjatë nga jeta dhe dimë se si bëhen punët. Na pleqtë e bëmë Shqipërinë, na po e qeverisëm prej kaq vitesh dhe po punojmë dhe sot që t'jua lëmë juve të organizuar dhe të rregulluar. Ju do të zini vendet tona nesër dhe do të punoni mbi themelet e punës sonë. Por ju ini gjaknxehtë dhe rebeloheni e silleni keq kundra nesh që sakrifikuam kaq gjëra për këtë çikë Shqipëri. A nuk është turp për të rinjtë që t'i quajmë pleqtë “recka të vjetra dhe plot sëmundë”?

Fjalët e fundit i foli me inat dhe përnjëherësh heshti. Megjithëkëtë shihet qartë në fytyrën e tij ajo kënaqësia e veçantë që pushton njerëzit, kur fitojnë një çështje, ose kur shohën se arsyetimi i tyre është i saktë dhe i llogjikshëm. Asnjë gjysëm minute s'ka kaluar dhe ja se si rrëmben prapë fjalën:

“Pa më thua, kush e bëri Shqipërinë? A nuk qe plak Ismail Beu? A nuk qemë na dhe shokët tanë Shqiptarë të asaj kohe? A nuk janë dhe sot e gjithë ditën burrat e

vjetër në krye të zyrave të larta shoqërore? Ku janë këta djemtë e rij që do të na zëvendësojnë? Po r dhe sikur te ketë disa djem të kënduar, a ta merr mendja se ata mund të bëjnë ato punë dhe të mbajnë atë rregull që mbajme ne? A nuk e mban mënd në 1924, kur erdhën djemtë e Bashkimit në Tiranë? A mund të ketë *rezalet* më të madh se sjellja e tyre? A në atë mënyrë mbahet dhe rregullohet shteti? Ti je i arësyeshëm dhe ndonëse je kundra pleqve, të kam dashur gjithmonë, por mos u bën *haxhami* dhe ti. Duhet të jesh i bindur se, po të mos jemi na nëpunësit e vjetër, s'mbahet dot shteti më këmbë. Na po bëjmë te gjitha organizimet. Na i kemi bërë të gjitha ligjet dhe rregulloret. Unë nuk them se punët e Shqipërisë janë fare mirë sot, po them se më mirë nga kaq s'mund të venë. Pa shih sa përparime kemi bërë në 10 vjet? Pallate, rruga, shkolla, spitale, kazerma, a pak u duken juve? Po qetësia? Ah! Po jini të rij e nuk dini të çmoni mirë. Në rrofshim, mbas një 10 vjetësh, do të piqemi prapë bashkë dhe do të më japsh hakë mua...

★★★

Kështu foli i vjetëri. Më ra pak në sup duke qeshur dhe hodhi vështrimin jashtë dritores për të çlodhur mëndjen e tij. U bind se mbas gjithë atij arësyetimi biseda kish marrë fund dhe që unë s'mund të kesh më asnjë fjalë për të thënë.

Unë po mendoja sesa është e pamundur të merren vesh dy njerëz me mentalitete të kundërta. Më vinte inat, kur mendoja fjalët e tij "ne e bëmë Shqipërinë". Më vinte inat që dënonte si të pazonjë tërë djelmërinë, sepse një grusht kalamaj në 1924 u hoq nga hunda në vepra qesharake nga politikanët e kohës. Çuditesha më fjalët e tija "pa ne s'mbahet shteti, kurse unë jam i bindur se Shqipëria do të mund të jetojë dhe të përparojë kur të mos ketë kaq pleq në krye të punëve. Ndërsa unë isha i humbur në këto mejtime, plaku më kthehet prapë dhe duke qeshur më thotë:

"Ç'mendon z. Borealis, idealizimet tuaja nëpër gazeta janë sigurisht gjëra të bukura! Duhet t'i përhapni në brezin e ri që kështu ta duan Atdheun dhe shtetin. Po mbani vesh dhe ne pleqtë, që kemi parë qiellin më përpara. Me ngadalë, me urtësi dhe me durim do të përparojë dhe Shqipëria si gjithë bota".

Tashti nuk më durohet më. Fillova duke i thënë se ne nuk i urrejmë pleqtë, sepse janë të vjetër nga mosha. Ne urrejmë njerëzit e plakur nga shpirti dhe nuk është faji ynë, në qoftë se shumica e tyre gjëndet në mes të njerëzve të vjetër nga mosha. Në këtë mënyrë Ismail Beu dhe ata pakë shqiptarë të Rilindjes për ne janë simbole të madhërisë, të fuqisë dhe të guximit. I shpjegova me urtësi çështjen e kohës dhe pse duhet të nxitojmë. I solla shëmbull Turqinë e re, e cila, brënda 10 vjetëve ka bërë përparime të habitshme, vetëm sepse një grusht njerëz vendosnë të ecijnë 100 km në orë në udhën e qytetërimit dhe mbrapa qerres së tyre lidhne tërë popullin turk. I thashë se administrata e shtetit nuk konsiston në të shpërndarit e qarkoreve nga zyrat luksoze të administratorëve. Ligjët, edhe sikur të jenë me të vërtetë të mira, nuk mjaftojnë, ashtu siç nuk mjafton për arësimin bërja e disa godinave shkollore. Mbrapa këtyre gjërave duhen Njerëzit me vullnet, me kokë dhe me zemër. I provova se gjer sot, jo që nuk kemi rritur të tillë në Shqipëri, por jemi munduar t'i shtypëm edhe kur mbijnë vetiu. Më kot vete e tërë dialektika ime. Të gjitha ç'them unë janë prralla fantastike për plakun që kam pranë. Ky nuk është i pregatitur të arsyetojë me mua. Ky do të më bindë ose të më heshtë në çdo mënyrë. Po unë as hesht, as pushoj! Përkundrazi ngrë pak zërin dhe i flas më më siguri këtë herë, kur i vjetëri po më vëren me kujdes dhe me drojë:

Ju nuk e njihni popullin shqiptar dhe prandaj dhe as që mund ta dashuroni. Ju nuk i vini dhe s'mundeni t'i vini drejt për së drejti popullit tonë. Kini 30 vjet që shërbeni çdo mbretëri që na ka zaptuar dhe populli është i sigurtë se tërë halli juaj qëndron tek rroga dhe tek sympatia e të mëdhenjve. Gjithë arti juaj qëndron tek "*idare i masllahati*" dhe tek mbajtja e qetësisë. Tërë jetën e kini shkuar në këtë mënyrë. Ju nuk dini çdomethënë konstruksion lëndor dhe moral i një kombi. Ju nuk

mund të dini se ç'është shpirti i kohës së sotme dhe çdomethënë themelim i një shteti. Për ju populli nuk është tjetër veçse një turmë që duhet sunduar dhe mjelur. A nuk shihni se shqiptari sot e gjithë ditën, si në kohët e vjetra, nuk ndihet zot i vendit? Ai ka përshtypjen se sundohet, kurse duhej të qeverisej. Ka një ndryshim të madh midis këtyre dy fjalëve. Ju dini vetëm të parën, populli ynë i di të dyja. Shqipëria i duket një fjalë boshe që dëgjohet vetëm nëpër festat zhurmë mëdha. A nuk e shihni se katundari druet të vejë në komunë, sepse i ngatërrohet lëmshi nëpër burokracinë e zotërisë suaj dhe heq dreqin, sa të dalë prapë jashtë? A kësaj i thoni zotëria Juaj qeverisje dhe organizim? Në këtë mënyrë do të qytetërohet shqiptari dhe Shqipëria? Edhe sikur t'a pranojmë që kini bërë dhe ju ndonjë gjë për bërjen e Shqipërisë, a nuk është e vërtetë si dita e diellit se ju po prishni shqiptarët? Për këto shkaqe jemi dhe do te jemi kundra jush. Gjersa nuk do të bëjmë që shqiptari të ndihet zot i lirë në kët vënd, s'kemi bërë Shqipëri. Gjithë organizimi juaj shëmbëllen me atë rastin e tmerrshëm kur një grusht njerëz zaptojnë një popull dhe i rrinë në grykë. Shqiptari duhet ta dojë zyrtarin e tij dhe jo t'i ketë frikë. Ai duhet të ketë bindjen se qeveria ekziston prej tij, për hir të tij dhe për të mirën e tij. Ky është misioni historik i kësaj periode dhe i njerëzve të sotëm. Po këto gjëra nuk mund t'i realizoni ju. Djalëria, që ka zemër dhe energji, vetëm djalëria di gjuhën dhe ndjenjat e popullit tonë. Ajo është e zonja të jetojë dhe të vuaj me katundarin. Ajo, dhe jo ju, di çdo me thënë përkushtim për një dashuri, për një ideal. Ajo do të mundë të heqë në udhën e ndritshme të qytetërimit këtë popull të mjeruar. Dhe të betohem se populli e dashuron dhe e beson djalërinë, aq sa ju urren dhe ka frikë dhelpëritë tuaja.

Plaku qe tronditur pakëz nga energjia e fjalës sime.

...Zotnia jote e more pak me të nxehtë fjalën,... më thotë,... nuk bën kështu! Ne fjalosemi për të shkuarën, sepse këto punë nuk na përkasin, as janë në duar tona dhe as na pyet njeri se si do të venë e si do të rregullohen punët e shtetit dhe të Shqipërisë. Mbasandaj si nëpunës nuk mund të merrem me politikë.

Kur mbaroi këto fjalë, e urrejta pa masë. Tashti e besoj plotësisht se paskam pasur të bëj me kufomën e një shpirti të vdekur me kohë. Një njeri që s'ndihet pjesëtar i asaj gjëje që i themi *Atdhe* . Një njeri që, që në brendësirën e tij mbretëron një ftohtësi e hidhur dhe e tmerrshme. Më humbi tërë shija e bisedës dhe për t'i dhënë të goditurën e fundit i thom:

"Midis nesh s'mund të ketë asnjë marrëveshje; jemi dy elementë që ekskludojmë njëri-tjetrin. Ju vini nga lindja, ne nga perëdnimi. Ju jini një vaj i trubullt i kohëve, ne jemi ujët e freskët dhe të kristaltë të gurrave shqiptare. Për juve shteti është arka, për ne është një shpirt, një ideal. Për ju venë mbarë punët, kur mbahet rregulli dhe qetësia, kur mblidhen taksat dhe kur shtohet rroga; për ne do të venë punët mbarë kur të kemi zhvilluar dhe qytetëruar shqiptarin gjer në atë shkallë, sa të jetë i zoti populli ynë të përktheje në realitet tërë forcat e shpirtit të tij vigan...

... Neise, ju vazhdoni të mbani kolltukët që kini, vazhdoni të na mbyllni gojën dhe të na lidhni duart me mënyrat tuaja: me një mënyrë ose me një tjetër do t'u duhet të dilni më një anë dhe të bëheni seirxhinj. Zotrote do ta dish kuptimin e një fjale të vjetër: *Mane, thecel, phares...*

***

Hymë në Korçë, zbritmë nga vetura, njëri nga porta e djathtë e veturës, tjetri nga e mëngjëra. Që të dy dëgjojmë një zhurmë tronditëse dhe para nesh shohëm një turmë të madhe njerëzish që po duartrokit nxehtësisht. Populli i Korçës brohorit balionin paraushtarak që po marshon *krenarisht* duke kënduar himnin e ZOGUT.

Kurrë ndonjëherë tjetër s'më është dhënë një tungajtjeta e ftohët si kjo që më dha ky shoku i udhës. Kurrë ndonjëherë s'kam qënë më gëzuar të ndahem nga një shok si ky.

*Illyria, 1934.*



**ISMET TOTO**

**1908-1937**

**bota nuk është e atyre që ngrohen**
**bota është e atyre që digjen**